# I

Askush le të mos shpresojë se u takoj mburracakëve që bezdisin kur rrëfejnë për bukuritë e vendlindjes së tyre, nuk jam as nga ata që i madhërojnë ngjarjet dhe bëmat e bashkëvendësve të tyre, sa të bëhet se çdo gjë fillon e mbaron te djepi ku ata kanë bërë gjumë si foshnjë, se rrethi më i rëndësishëm hapësinor i kësaj bote përfshin vetëm rrugicat ku ata kanë lozur si fëmijë, ku ata janë rritur duke dënesur nga pikëllimi apo duke flatruar me krahët e lumturisë. Shpresoj të mos jem as nga ata që shtrojnë përpara jush pëlhurën e së kaluarës së vet, duke u orvatur ta shpallin atë si kohë, e cila doemos duhet mbajtur mend edhe nga të tjerët, pra të mos jem nga ata që kalendarin e vet duan ta vulosin në kujtesën mbarënjerëzore si ditënumërim me peshë të veçantë, që të bukurën në vetvete dhe rrethinën ku kanë jetuar duan ta ngrenë në rrafshin e pronës së të gjithë njerëzimit, sepse qëmoti e kam kuptuar se në këtë botë çdo gjë do të mbetej e bukur dhe mahnitëse, e freskët dhe e virgjër, sikur te njeriu të mos rritej ajo bimë e brendshme e shqetësimit, e pikëllimit, e dhembjes, e cila lëshon degët e veta dhe tërë atë hijeshi natyrore që na rrethon, tërë bukurinë që bartim në vetvete, e mbulon me pëlhurën e të shëmtuarës. Andaj edhe nuk e kam ndër mend të merrem me zbërthimin e ndjenjave që bartin në vetvete ata që u rritën dhe vdiqën

këtu, nuk bëj krahasim mes bukurive natyrore të vendlindjes sime me cepat e tjerë të këtij planeti, nuk vë përballë fshatarëve të mi banorët që kam parë dhe takuar nëpër vendbanimet e tjera, sepse e di se fshati ku kam lindur dhe jetoj, se ajo hapësirë ku vogëlsia njerëzore për çdo ditë përballet e ballafaqohet me pyjet e dendura dhe kodrat e larta, është po aq e veçantë sa edhe cilido person i kësaj bote, ku lindin e vdesin njerëzit, ku ëndërrimtarë e të pashpresë ecin nëpër jetë duke iu afruar cak të njëjtë. Qysh tani po ua them se vendlindjen time gjithnjë e kam përjetuar si një shëmti trishtuese, si një hapësirë ku të sotmen e ngulfat e kaluara, ndërsa të ardhmen e mbulon mjegulla e paqartësive. E di, ju tani do më pyesni se ku e shoh të shëmtuarën në ato male, në ato pllaja, në atë kodër ku janë muruar kullat qindravjeçare, e di se ju që tani doni ta dini se si është e mundur që njeriu të shpallë të shëmtuar ato shpatije ku jeton dhe pse nuk kërkon ndonjë vendbanim tjetër nëse nuk ndihet mirë aty ku e përkëdhelin agimet e ditëve të ardhshme. Kërkoj nga ju të mos nguteni me pyetjet, të ruani gjakftohtësinë, e, ndërkohë, unë do t'ju rrëfej për trishtimin, dhembjen dhe pikëllimin që me shekuj kanë pllakosur kullat e fshatit tim, e nga buron ajo shëmti acaruese, e cila nuk mund të shihet, por mund ta ndiesh njësoj si lëkurën e trupit. Pra, kur them se vendlindja ime bart një shëmti të frikshme, nuk e kam fjalën për natyrën që e rrethon, sepse ajo është aq e bukur dhe e veçantë sa edhe të gjitha hapësirat e tjera, por për mënyrën si atë e shijojnë, si atë e përjetojnë banorët e fshatit tim, të cilët janë shtatlartë, malësorë me fytyra të mprehta dhe, gjithashtu, nuk mund të shpallen të shëmtuar. Edhe kullat e radhitura në atë luginë, të vendosur mes dy kodrave, janë ndërtuar me shije të

veçantë, të gjitha kanë Odën e Burrave dhe atë të fëmijëve, janë të rrethuara me avlli dhe kopshte; nga çardakët e tyre mund të shohësh luginën ku bashkohen dy lumenjtë dhe ku shtrihet Shkupi, pyjet rreth fshatit janë të dendur me drunj, arat e pakta janë të punuara kujdesshëm, shprehin përkujdesjen e atyre që e dinë se toka edhe të ushqen edhe të ha. Vetëm kasollja e fallxhores së ndjerë, Fatkës, e cila ndodhet pranë rrugës në perëndim të fshatit, e që lidh xhaminë me Kroin e Sylbinecit, del jashtë simetrisë së lagjeve të fshatit, vetëm ajo dallon nga kullat e tjera të mirëmbajtura me kujdes, sepse ka vite që askush nuk ia çel derën dhe e ka mbuluar kullosa. Oborri i saj dikur ishte një lulishte e bukur, e cila u shkretua nga koha kur vdiq pronarja që kujdesej për atë kopsht ku të bëhej se çelnin lulet më të bukura të kësaj bote. Pasi përmenda lulet, shtoj edhe atë se magjistarja Fatkë, e para, solli në fshatin tonë farën e xhunxhulkave me nga një vijë të kuqërremtë në çdo petale, e cila shumë shpejt u bë lulja më e dashur për nuset e fshatit dhe vetëm atë e vinin në vesh në ditët festive, apo kur shkonin nëpër dasma. Por, tani nuk do të lejoj të më rrëmbejë përshkrimi i kësaj kasolleje, aq më pak dua këtë rrëfim ta filloj me vendbanimin tani më të shkretë të Fatkës, me atë shtëpi të mbuluar nga kullosa, e cila bart me vete një trishtim të heshtur e që i çon fshatarët të mos shkojnë te kroi nga kjo rrugë, por nga ajo anësorja, apo, kur e kanë të domosdoshme të kalojnë andej, e shpejtojnë hapin kur arrijnë pranë saj, thuajse duan sa më shpejt të largohen nga diçka ndjellakeqe që është strehuar në atë kasolle ku dikur jetonte Fatka. Andaj, pra, nëse nuk llogarisim kasollen e shkretë ku dikur kishte jetuar Fatka, çdo gjë në fshat dhe rreth tij është në një harmoni thuajse të përkryer.

Këtë harmoni nuk do ta shijoni vetëm nëse jeni nga ata me shqisa të mprehta, e që mund të ndiejnë dhembjen e padukshme që është shtresuar në shpirtin a banorëve të këtushëm, pikëllim që të bëhet se mbulon edhe kullat, se është shtrirë mbi to si çarçafë i endur me penjtë e një shqetësimi dhe trishtimi të brendshëm, i cili fshatarët i bën të ecin të kërrusur dhe herë-herë t'u fanitet se kroi në mes të fshatit nuk është vetëm vendtakim ku gratë ia përcjellin njëra-tjetrës atë që kanë dëgjuar për ngjarjet më të reja që kanë ndodhur në fshat, por edhe pushimore ku natën prehen xhindet, të cilat gjatë ditës flenë diku nëpër pyjet e dendura përreth, e, kur lëshohet terri, pahetueshëm shëtisin nëpër rrugët e fshatit edhe ngjiten nëpër tavanet e kullave nga i sodisin shtëpiarët e fjetur. Gjë të cilën e dëshmon e nesërmja kur dalin rrugës banorët e xhindosur, veçanërisht burrat, të cilët janë më të egër se kanë shpirtin dhe zemrën. Ndoshta nga thellësitë e plasaritjes që ndan ndjenjën, të cilën e ngjall pamja e tyre e jashtme – orvatjet të duken sa më mosbesues ndaj njëri-tjetrit – dhe sjellja e tyre që të ngjall bindjen se ata i përshkon një dashamirësi, ndaj të huajve të rrallë që vizitojnë fshatin, buron ai rrezatim që të çon që njerëzit e këtushëm t'i ndiesh si përbërje ndjesish të përziera, ndoshta ajo plasaritje ndarëse mes qëndrueshmërisë së kullave dhe burrërisë së heshtur të fshatarëve të këtushëm, është ajo humnera e pafundme nga përgjithmonë avullon shija e shëmtisë që ua përmenda më lart dhe e cila nuk më ka lejuar të shijoj bukuritë e atyre vargmaleve ku kam lindur, e ku pa dyshim se do të vdes me qetësinë e atij që ka kuptuar se natyra është djep ku rritet dhe varr ku kalbet njeriu, se natyra pa ndërprerë na zbërthen urtësinë se në këtë botë çdo gjë është sa e vërtetë, po aq edhe trill, se njeriu jetën mund ta jetojë ose

si ëndërrimtar i fshehtësisë që ofron ardhmëria, ose si rrëfimtar i dehur i së kaluarës. Cilido që të jem – ëndërrimtari i së ardhmes, apo i dehuri me pijen e së kaluarës – pa dyshim se do të mbetem gjurmuesi i kotësisë që të zbërthej nyjën që ndërlidh të qëndrueshmen që shprehin kullat në fshat dhe të paqëndrueshmen që rrezaton burrëria e këtushme, të cilën e karakterizon mosbesimi ndaj fryteve që do të lidhë në të ardhmen fara e mbjellë në të sotmen. Mbase fshatarët e këtushëm e dinin - por qëllimisht donin të linin përshtypjen e kundërt - se ishin bërë rob të vetëdijes se janë si ai që nuk di të kënaqet me atë që ka dhe aty ku është, si ai që nuk arrin të mbrojë të vetën dhe të nderojë të huajën, si ai që tek e vërteta nuk e di se ç'do të ketë dhe çka është duke kërkuar. Andaj, ata i stolis një modesti-mburrje e heshtur, një vetëbesim se mund të gjunjëzohen, por jo edhe të mos çohen sërish në këmbë që të vazhdojnë më tej mbijetesën, si ai që është lodhur duke ecur drejt majës, që herë pas here ulet të marrë frymë, por nuk heq dorë të shkojë më tutje, përderisa frymon dhe e sheh cakun që duhet arritur. Shumë banorë të këtushëm që do t'i shihni të qëndrojnë heshtur të mbështetur në muret e avllive të kullave, e që masin çdo hap dhe shikim tuajin, shpesh do t'ju ngjajnë si pritës që kanë dalë të shohin nga do të arrijë lajmësi që do t'u kumtojë urtësinë që ata mbase edhe e dinë, por kanë nevojë dikush t'ua mbështetë si të vërtetë të paluhatshme, pra që presin lajmëtarin që do t'u thotë: njeriu është dritare nga e cila shihet e tërë bota, e nderi burrëror është xhami i asaj dritareje, xham i cili nëse një herë thyhet, kurrë më nuk mund të zëvendësohet me tjetër. Kam dashur të hap sa më shumë nga ato dritare, kam parë edhe xhama të thyer në të, jo një herë kam matur

mirë e mirë ato rrudha në ballin e burrave të këtushëm, e që i ngjajnë rrjetës së bërë nga një jetë e mundimshme, por gjithmonë jam përballur me pamundësinë të zbërthej pse atë hapësirë përreth ata e shikojnë me pasigurinë e pronarit që nuk di si të mbrojë pronën e vet nga vjedhësit. Po ta shikosh vëmendshëm atë hapësirë që i takon fshatit tonë, do të vëresh se të gjitha vendbanimet malore përreth kanë më shumë troje se ne, se ato male, lëndina dhe ara të pakta që janë pronë e fshatarëve të mi, mund t'i shikosh vetëm me sy gjysmë të hapur, sepse nëse e lëshon shikimin të bredhë lirshëm nëpër horizont, do të shohësh se vendbanimet përreth kanë grabitur aq sa kanë mundur, e fshatarët e mi kanë marrë aq sa u është lejuar. E, për këtë, fajtor është një nga hoxhallarët e parë të fshatit, familja e të cilit kishte dhënë predikues të fesë islame deri në vitet kur këtë traditë e ndërpreu pasardhësi i tij i viteve gjashtëdhjetë, i cili theu qafën me familjen e vet në Turqi edhe atë për arsye që do t'ua them kur të vijë radha. Por, para se të vazhdoj rrëfimin tutje, ju lutem mos më pyetni se ç'lidhje ka patur hoxha i dikurshëm me ndarjen e këtyre maleve mes fshatrave të këtushëm, sepse me këtë do të dëshmoni se nuk e njihni drejtësinë e kohëve Osmane, kur ndarja e trojeve mes vendbanimeve malore myslimane është bërë sipas rregullit që kufijtë e hapësirës që i takojnë një fshati, të jenë deri aty ku është dëgjuar zëri i hoxhës kur ka thirrur ezan. Atë ditë kur të dërguarit e Sulltanit turk kishin bërë ndarjen e kodrinave të këtushme, hoxhës së atëhershëm të fshatit tonë i ishte ngjizur zëri, kështu që nuk ishte dëgjuar më larg se te Kroi i Halilit në lindje, te Guri i Shpuar në jug, te Thana e Dalipit në veri dhe te Kroi i Sylbinecit në perëndim. Jo se nuk kishte ndodhur që zëri i një myezini të dëgjohet deri atje ku është dëgjuar

edhe ai i fshatit fqinjë, jo se nuk kishte pasur grindje si shkak se zëri i ndonjë hoxhe ishte dëgjuar deri në afërsi të arave të fshatit më të afërm, por në raste të tilla ndarja ishte bërë sipas vullnetit të të dërguarve të sulltanit, të cilët kishin qenë të detyruar që tokën ta masnin me tërkuzë, hapësirat që do t'u takonin fshatrave t'i ndanin sipas vullnetit të tyre të lirë. Sa u përket sipërfaqeve tokësore, mes fshatrave ku nuk është dëgjuar zëri i myezinëve të vendbanimeve përreth, ato troje dikur u kanë mbetur bejlerëve të atëhershëm, e sot janë ose vakëfe, ose pronë e atyre që kanë arritur të gjejnë ndonjë tapi turke me të cilën kanë dëshmuar madje edhe trashëgimi të rrejshme. Por, që mos ta zgjas më tej me të drejtën Osmane, të cilën as vetë nuk e njoh sa duhet, shtoj se fshatit tonë i kishte takuar vetëm ajo gropë mes dy kodrinave, një grykë malore që i ngjan gojës së madhe të kalit, nofullat e të cilit përbëjnë përroin e thellë që derdhet në fushën pjellore atje poshtë, pranë lumit. Kur jam te ndarja e pronave, të mos harroj pa shtuar se fshatin tonë gjithmonë e ka ndjekur një fatkeqësi e ngjashme me atë kur hoxhës së dikurshëm, të cilit i ishte shterur zëri ditën kur përfaqësuesit e sulltanit kishin ardhur të vinin kufijtë mes fshatrave të këtushëm: edhe pas rënies së Perandorisë Osmane, fshatarëve tanë nuk u kishte takuar asnjë pronë e bejlerëve poshtë në fushë, por e tëra u ishte ndarë sllavëve dhe jevgjve që kishin shërbyer në sarajet e bejlerëve. Por, për këtë, nuk mund të fajësohet as hoxha i atëhershëm i fshatit, as kryeplaku, sepse kjo kishte ndodhur ose si shkak se turqit kurrë nuk u kishin besuar fshatarëve të mi që t'i punësonin si shërbëtorë në pronat e veta, ose duke dashur t'i ndëshkonin për zullumet e herëpashershme që u kishin bërë bejlerëve të këtushëm. Mbase kjo ka qenë diçka e

papritur për banorët e këtushëm, të cilët gjithmonë kishin jetuar me bindjen se Porta e Lartë i kishte në sy të mirë, se kishin bërë çmos për të ruajtur fenë dhe për të mbrojtur perandorinë, por, ja, doli se kaurët e këtushëm kishin më shumë fat dhe ishin më të besuarit e bejlerëve sesa myslimanët e devotshëm të këtyre maleve. Sido që të ketë qenë, cilatdo që të ishin arsyet që i çuan bejlerët turq në fushën poshtë kodrinës t'ua ndanin jomyslimanëve, mbetet e vërteta se fshatarët e kishin gëlltitur edhe këtë padrejtësi dhe këtë dëshpërim të hidhur të shkaktuar nga sjellja e papritur e tyre, mbase se i kishte mposhtur frika se kurrë nuk ishin nga ata që dinin të ngrenë zërin, të kundërshtonin veprimin e atyre që vendosnin si do të ndahej prona që kishin lënë pas vetes bejlerët e sulltanit. Por, jo, më kot thonë se e huaja kurrë nuk bëhet e jotja: në dekadat e fundme të shekullit të njëzetë, banorët e fshatit tonë, do t'i blejnë arat përreth dhe pronat e fshatit do të shtrihen deri poshtë, buzë lumit. Kështu që hapësira e sotme e fshatit nuk është ajo e dikurshmja që unë ju përshkrova, kufijtë e sotëm nuk janë ato të mëparshmit ku kanë ndodhur ngjarjet që janë pjesë e këtij rrëfimi, të vënë në bazë të dëgjueshmërisë së ezanit të hoxhës, të cilët janë harruar prej moti, sepse pronat e fshatit të sotëm shtrihen më tej e më larg, deri aty ku janë vënë kufijtë e rinj, të ngritur nga djersa e bashkëfshatarëve të mi, të cilët tokën e duan aq sa edhe bukën, që e dinë se dheu nuk të bën të pasur, por kurrë nuk të lë të uritur. Se sa e çmojnë banorët e këtushëm tokën ku mund të mbjellësh çkado qoftë që rritet dhe bulëzon, dëshmojnë edhe varrezat që nuk janë të vendosura në një vend, por nga të katër anët e fshatit, nëpër vendet përplot gurishte ku vetëm ata e dinë sa e vështirë është të hapësh varr për të ndjerin. Mbase

fshati im është ndër të rrallët ku nuk ka patur nevojë të vihen gurë mbi varret, sepse thuajse të gjithë të ndjerët prehen pranë ndonjë shkëmbi të vogël, pranë ndonjë guri ku kanë mundur të gërryejnë gropë për të vdekurit e tyre dhe të gdhendin të dhënat për të ndjerin. Vetëm varrezat e familjes së hoxhës, që u thashë më lart se në vitet gjashtëdhjetë të shekullit të njëzetë u shpërngul në Turqi, dhe ato të familjes së kryeplakut që i mbijetoi të gjithë sunduesve të kohës së pasluftës së Dytë Botërore, ndodhen në një lëndinë mbi fshat dhe vetëm ato varreza janë të shënuara me pllaka të përpunuara prej guri, me një çallmë të gdhendur në krye. Në fshatin tim, aty në hyrje të tij - nëse vini nga veriu, nga lugina - ndodhet një varr i vetmuar, i cili quhet varri i kufomës pa kokë. Sot, ai është i rrethuar me mur të lartë sa një trup njeriu me mesolartësi, por në vitin kur aty ishte varrosur i ndjeri, e kishin rrethuar vetëm me disa rende gurësh, aq sa bagëtia të mos kalonte e të shkelte dheun mbi të. Thonë se në vitin 1904, aty, është varrosur trupi i pakokë i një atdhetari dhe trimi nga Çamëria. Kufomën e tij e kishin sjellë në fshat disa barinj që asokohe e çonin bagëtinë të dimëronte deri në Edrenenë e largët. Gjatë kthimit për në shtëpi, ishin përballur me asqerët turq që bartnin me vete një kufomë të pakokë. Kufoma u kishte ngjarë si e njohur, u ishte bërë se ishte e trimit çamë që kishte luftuar edhe nëpër trojet e Maqedonisë së atëhershme dhe disa herë kishte bujtur në fshatin e tyre. U kishin ofruar asqerëve turq dyzet desh të majmë në këmbim për kufomën dhe ushtarët e Sulltanit përnjëherë kishin vendosur të çliroheshin nga barra e kufomës, të mos e çonin deri në Stamboll, por t'ua linin në dorë barinjve të fshatit tonë. Ata e kishin ngarkuar mbi gomarë dhe ishin ngutur që ta

sillnin në fshat para se trupi të fillonte të zhbëhej e të qelbej. Fat që kishte qenë një pranverë e ftohtë dhe fat që ky këmbim ishte bërë vetëm tri ditë larg fshatit, se me siguri barinjtë nuk do të arrinin që kufomën e të ndjerit ta binin deri në fshat. Por, pa u ndalur më tej në përshkrimin e thënieve se barinjtë kishin bërë gjumë jo të qetë gjatë rrugës së kthimit, se i kishte munduar edhe brenga se ç'do të thoshin fshatarët e tjerë kur të shihnin se kishin sjellë në fshat një kufomë të pashpirt, thuajse atyre u mungonin të vdekurit, se barinjtë i kishte brejtur brenga se mos kryeplaku nuk do ta arsyetonte veprimin e tyre, se do t'ua zinte për të madhe pse kishin dhënë aq desh për një të vrarë të panjohur, se do t'i pyeste ç'dreqin u hynte në udhë të brengoseshin për kaçakët që vriteshin nëpër malet e këtushme, pra pa u ndalur më tej në shpjegimin se askush në fshat nuk e kishte kundërshtuar veprimin e tyre, se edhe pleqtë e fshatit e kishin njohur kufomën që papritur u erdhi në fshat dhe i kishin përgëzuar për veprën që kishin bërë, shtoj vetëm atë se të ndjerin që kishin sjellë barinjtë, hoxha i fshatit e kishte bërë xhenaze si cilindo të vdekur tonë të fshatit. Banorët e këtushëm ishin të sigurt se i vrari ishte trimi që kishte ardhur shpeshherë në fshatin e tyre, se ai do të ishte një nga atdhetarët çamë që asokohe nuk lejonin t'u binin në dorë asqerëve turq as të vdekur, kështu që kur e kuptonin se nuk do të mund t'i shpëtonin dorës së tyre, nxirrnin nga qafa kryqin dhe urdhëronin shokët t'ua merrnin kokën e ndarë nga trupi, që të mos i njihte armiku se kush ishte i vrari dhe të talleshin me të. Kështu që bashkëluftëtarët ua varrosnin kokën në vendlindje, rëndom pranë ndonjë kishe, ndërsa trupin e tyre e merrnin ushtarët turq, e çonin në Stamboll ku merrnin

shpërblimin për kaçakun e vrarë, por pa mundur të dëshmonin se cili ishte. Andaj, ndodhte që turqit të mos e merrnin vesh kurrë se cilin kishin vrarë dhe u mbetej frika ndaj trimave, të cilët, ndoshta, qëmoti nuk ishin mes bashkëluftëtarëve të vet. Apo kishte ndodhur edhe e kundërta: të vrisnin ndonjë kalimtar të mjerë nëpër malet e këtushme, ndonjë të humbur që nuk njihte as perandori, as perandorë, t'ia prisnin kokën e t'ia hidhnin në ndonjë mezhde e trupin t'ia çonin në Stamboll ku merrnin shpërblimin e duhur nga sulltani. Kështu që, krahas Ali Pashë Tepelenës që ka kokën në Stamboll e trupin në Janinë, plot trima çamë kanë kokën e varrosur në trojet e veta dhe trupin diku në Anadolli. Një nga ata është edhe ky që prehet në varrin në hyrje të fshatit tonë, të cilin, çdo ditë të Bajramit, fshatarët e pastrojnë sikur të ishte tempulli i bujarisë së heshtur të tyre. Ata kanë respekt të veçantë ndaj këtij varri, ndoshta nga shkaku se ai u rikujton trimërinë e fjetur në vetvete që kurrë nuk arritën ta shprehnin lirshëm, përpos në vitet e vona pas zhbërjes së Jugosllavisë së Titos, kur këtu do të vijnë disa grekë, të cilët kërkonin të zhvarrosnin trupin e të ndjerit, por banorët e fshatit i detyruan të iknin si të pakokë ata kufomëvjedhës të çuditshëm. "Ne nuk ua dhamë çamëve, e do ua dhënkemi juve që doni të bëni histori të famshme me eshtrat e trimave tanë!" - u thanë të huajve, duke rikujtuar vitin 1948, kur disa çamë donin të vinin e t'i merrnin eshtrat e kufomës. Për dallim nga grindja e largët me çamët, të cilët pohonin se i varrosuri aty ishte njeri i tyre, pra për dallim nga çamët që donin të bashkonin trupin e trimit të tyre, a grindje të cilën e kujtojnë ende më të moshuarit e fshatit, ardhja e arkeologëve grekë që donin të zhvarrosnin kufomën, aq i kishte shqetësuar

fshatarët e mi, sa i kishte bërë që me net të tëra të bënin gjumë pranë varrit. Edhe kryeplaku vetë kishte bërë rojë, por aty kah mesnata atë e kishte mundur gjumi dhe ishte shtrirë pranë varrit. Në ëndërr, atij i kishte ardhur një kaçak i ri, i cili e kishte lutur që të mos lejonin këdo qoftë t'ia shqetësojë gjumin e përjetshëm. "Këtu prehem si në dheun tim." - i kishte thënë kryeplakut në ëndërr kaçaku me pushkë në dorë duke shtënë në ajër. Kryeplaku ishte zgjuar i trishtuar nga kjo e shtënë që kishte dëgjuar në ëndërr dhe kishte shikuar nga varri. Të nesërmen, ua kishte rrëfyer përmbajtjen e ëndrrës bashkëfshatarëve të vet, gjë që ata i kishte bërë edhe më të vendosur në mbrojtjen e varrit të kufomës pa kokë. Edhe nëse kishin ndonjë dyshim se cili ishte ai që kishin varrosur aty, tanimë për ta kjo nuk kishte rëndësi: mjaftonte bindja e tyre se aty është varrosur kujtimi për trimat çamë, të cilët më lehtë e kishin të vdisnin me bindjen se trupi do t'u prehej në dy varre, sesa asqerët turq të shihnin fytyrën e tyre të mbuluar me hijen e vdekjes. Kështu që edhe ky varr bën pjesë në trishtimin që nuk më lë të shijoj bukuritë e fshatit tim, të atij vendbanimi ku edhe dasmat fillojnë me vallen e Ibrahim Hoxhës, e që i çon fshatarët të qajnë, në vend që të gëzohen. E dini pse i trondit kjo valle e rëndë, të cilën mund ta luajnë vetëm burrat më të fortë, vetëm ata që mund të mbajnë trupin në majë të gishtërinjve të këmbës, që, kur dridhnin trupin, të bëhet se do të shpojnë tokën dhe do të fundosen në të, që, kur ngrenë kokën lart duke dredhur mindilin, të bëhet se fytyrën e vet e shohin në pasqyrën e qiellit, që, kur përkulen mbi tokë, ke përshtypjen se duan të varrosen të gjallë në dhe, që, kur bien në gjunjë pas dum-dumit të rëndë të daulles, të bëhet se dridhet toka dhe e tërë xhamia para së cilës rëndom

mblidhen mysafirët dhe dasmorët e tjerë? E dini pse fshatarët e mi qajnë kur shohin valltarët të ngrenë këmbët thuajse toka mbi të cilën vallëzojnë është e mbuluar me thera e ua shpon shputat, pse valltarët gjatë kërcimit shtiren kinse fshijnë djersët, e në të vërtetë mindilin e lagin me lotët që u derdhen rrëke? Sigurisht që s'keni nga ta dini se kjo valle shpreh peshën e një ngjarjeje që bën pjesë në kaptinën e dhembjes së fshatit tim: lidhet me vitet e Luftës së Dytë Ballkanike kur këtu kishin ardhur ushtarët e huaj, kishin mbledhur burrat e fshatit tek oborri i xhamisë dhe kishin kërkuar nga ata t'i prisnin shtatë rrapet që lartësoheshin tek oborri i faltores së fshatit. "Është e rëndë për ne të vëmë sëpatë mbi të gjitha kujtimet që na lidhin me të parët tanë, andaj kjo është njësoj si të kërkoni të vetëvritemi!" - u kishte thënë kryeplaku i atëhershëm, ushtarëve të huaj. "Kjo ngjan njësoj sikur të kërkoni që me duart tona të rrënojmë xhaminë!" - kishte shtuar hoxha i atëhershëm i fshatit. Sikur ta dinin se çka do të ndodhte, ata me siguri do ta rrudhnin gojën, e do të ishin më fjalëpakë. Pas këtyre fjalëve, ushtarët e huaj i kishin mbyllur në xhami kryeplakun dhe Ibrahim Hoxhën, gjyshin e hoxhës së pasluftës që më vonë u shpërngul në Turqi, dhe atë të kryeplakut që përballi kohët e socializmit. Pastaj e kishin detyruar daullexhiun e fshatit që edhe një herë t'i binte daulles për ata që nuk kishin dëgjuar dhe ende nuk kishin ardhur te xhamia. Të mbledhurit grumbull kishin heshtur, kishin pritur të shihnin se çka kishin ndër mend të bënin ushtarët që ishin rreshtuar para xhamisë. As krismat e pushkëve, as britmat e dhembshme të fshatarëve që përplaseshin mbi tokë, nuk kishin arritur të ngulfatnin piskamën e grave që kishin kuptuar se i pushkatonin burrat dhe djemtë e tyre. Kur

ishte qetësuar fshati dhe kur ushtarët kishin ikur kodrinës teposhtë, ishte hapur dera e xhamisë: nga andej kishin dal Ibrahim Hoxha dhe kryeplaku, të cilët mbase kishin shpëtuar falë harresës së ushtarëve të huaj, të cilët i kishte kapur gjaku dhe nuk u ishte kujtuar se i kishin mbyllur brenda në xhami. Hoxha dhe kryeplaku ishin hutuar duke vrapuar nga njëra kufomë te tjetra, me shpresë se do të gjenin ndonjë të gjallë, të cilit i nevojitej ndihmë. Vrapo andej, vrapo këndej dhe hoxha ishte përplasur mbi daullexhiun e fshatit. Kishte marrë daullen dhe kishte filluar t'i binte që ta dëgjonin ata që kishin mbetur gjallë. Dhe, duke i rënë daulles, ai kishte filluar të vallëzojë dhe të kërcejë mbi kufomat e përgjakura. Atij i ishte bashkëngjitur edhe kryeplaku. Pastaj kishin ardhur gratë, fëmijët dhe burrat e rrallë që kishin shpëtuar dhe, sa të trishtuar nga pamja që shihnin, po aq edhe të stepur nga vallja marramendëse e dy të parëve të fshatit, ata aq kishin vajtuar sa kukama e tyre ishte dëgjuar në të gjitha fshatrat përreth. Por, askush nga banorët e fshatrave fqinjë nuk u kishte ardhur t'u ndihmojë të varrosnin të vrarët. Dy valltarët, thuajse të çmendur nga pamja që i rrethonte, pas një kohe, ishin përplasur mbi tokë nga lodhja. Por vallja e tyre mbeti në kujtesën e fshatarëve si e vulosur me shpirtin e të vrarëve që kishin mbuluar oborrin e xhamisë, mbeti e pikturuar me zymtësinë e vdekjes dhe si e tillë ajo do të bëhet pjesë e të gjitha dasmave të mëvonshme të fshatit, do të mbetet fantazmë që vjen në fshat posa dëgjohet jehona e të rënave të daulles, fantazmë e dalë nga libri tragjik i të kaluarës së këtij fshati. Në vitin 1982 për këtë valle do të shkruajnë edhe gazetat e Beogradit, por tani do të anashkaloj arsyet dhe shkaqet që e çuan punën deri aty sa edhe ekspertët serb të merren

me porosinë e valles së Ibrahim Hoxhës. Tani do të vazhdoj duke u drejtuar juve një pyetje: vallë është e mundur të shkruaj për bukuritë e këtij fshati ku edhe dasmat fillojnë me valle të lindura nga gjakderdhjet njerëzore, është e mundur të mos fundosesh në thellësitë e dhembjes në një fshat si ky i imi, kur vallëzimi është i përcjellë me lotderdhje?! Çkado që të thoni, sido që të më përgjigjeni, nuk do të më çoni të ndërroj mendjen se fshati im është fole ku çelin zogjtë e dhembjes dhe të kotësisë se një ditë do të vijë koha e ëndërruar. Sepse, çdo e ardhme e deritanishme në këtë fshat, e cila, ndërkohë, është bërë e kaluar, ka ardhur e ka shkuar e mbështjellë me trishtim dhe pikëllim, njësoj si edhe dasmat e fshatit që i bën vajtuese vallja e Ibrahim Hoxhës, njësoj siç i bëjnë të trishtueshëm drunjtë e këtushëm ato gunga të çuditshme nëpër degët e tyre. Po, pra, nëpër pyjet përreth dhe nëpër kopshtet e fshatit rriten pemë me degë të çuditshme që rrallëkund i sheh në botë: degët e shumë pemëve të moçme kanë disa gunga të mëdha ku shihet qartë se dy degët e dikurshme të njoma dikush i ka lidhur me njëra-tjetrën, që, pastaj, duke dalë nga ajo nyje, përsëri të vazhdojnë të rriten të ndara. Mbase edhe ju pajtoheni se kjo nuk mund të jetë dukuri e natyrshme dhe me të drejtë pritni shpjegim se si është e mundur që degët e një druri të lidhen në nyje si litar i rëndomtë. Aq më shumë do të habiteni kur të them se gjitha ato nyje bartin emra njerëzish. E dini pse? Dikur moti, kur degët e atyre drunjve kanë qenë filiza të njomë, i ka lidhur në nyje dora e atyre që përkohësisht kanë braktisur fshatin. Në kthim, para se të shkonin në shtëpitë e veta që t'i gëzonin të afërmit me ardhjen e tyre, ata vizitonin pemën, degët e së cilës i kishin lidhur në nyje ditën kur kishin braktisur

fshatin, që të shihnin se vallë degët ishin zgjidhur apo ishin shtrënguar mes veti, kishin vazhduar të rriten më tej të shtrënguara në atë gungë të përbashkët me dy zemra të ndërthurura, apo rriteshin të ndara thuajse nuk i kishte prekur dora e askujt. Nëse ndonjëri nga ata do të gjente nyjën e zgjidhur, nëse do t'i shihte se degët kishin arritur të ndahen, ajo do të thoshte se gruaja nuk e kishte mbajtur besën, se ajo kishte bërë tradhti që nuk falej. Ato nyje të besnikërisë, edhe sot bartin emrat e lidhësve të tyre, për dallim nga degët që janë zgjidhur dhe nuk janë bërë gungë, që nuk kanë lënë gjurmë pas vetes sepse i ka mbuluar heshtja e fatkeqëve që kjo u ka ndodhur. Kështu që në fshatin tonë ka plot pemë që kanë degët e lidhura në nyje, që dëshmojnë besnikërinë bashkëshortore në fshatin tonë. Nuk ka dyshim se ata që kanë braktisur fshatin, të vetëdijshëm se në shtëpi kanë lënë grua, së cilës nuk mund t'i besohet, kanë pasur vetëm dy zgjidhje: ose të shtiren se kanë harruar të lidhin degët e dëshmisë së besnikërisë, ose këtë e kanë bërë thellë në pyjet përreth fshatit. Andaj edhe nëpër pyjet tona, do të gjeni plot drunj me nga dy degë tani më të trasha, që janë ngatërruar si të ishin litarë të lidhur. Për ato nyje që janë zgjidhur ende pa u kthyer ai që në këtë mënyrë ka deshtë të dëshmoj besnikërinë e gruas së vet, nuk dihet asgjë. Për ato dinë vetëm lidhësit e tyre, ata të cilët të tmerruar kanë parë si janë zgjidhur degët dhe kurrë nuk kanë dashur të zbulohet se janë tradhtuar. Është e pamundur të dihet fundi i të gjitha rasteve të tilla, nëse do të kenë ndodhur ndonjëherë. Dihet vetëm për atë që i kishte ndodhur Demës, nga i cili kishte marrë emrin edhe pema e moçme ku ai dikur, para se të nisej ushtar në Stamboll, kishte lidhur nyjën e besnikërisë me dy degët e thanës që rritej pranë rrugës. Kishte

zgjedhur këtë pemë, mbase i bindur se në kthim mburrshëm do të shihte si janë shtrënguar mes veti degët e saj, si janë bërë të pazgjidhshme, ashtu siç besonte se ishte e fortë besnikëria e gruas së tij. Pas tre vitesh ishte kthyer në shtëpi, por, para se të hapte portën e kullës, kishte parë se degët e lidhura dikur në nyje, dikush i kishte prerë me sëpatë. “Mos ka ndodhur diçka që nuk do të ma thuash?” – kishte pyetur gruan e vet qysh natën e parë pas kthimit. Ajo kishte heshtur. I ishte kujtuar dita kur kishte marrë sëpatën dhe kishte prerë degët e thanës pranë së cilës ishte ndalur burri i saj ditën që ishte larguar nga fshati. Këtë nuk e kishte bërë si shkak i ndonjë tradhtie, por e mllefosur se si mundej që burrit të saj të mos i mjaftonte fjala e besnikërisë që ajo ia kishte dhënë që ditën kur kishte ardhur në atë derë, si mundej ai të dyshonte se ajo mund të shkelte besën e dhënë se trupin e saj nuk do ta ledhatonte dorë tjetër e burrit edhe sikur ai të mos kthehej kurrë nga atje ku ishte nisur. Fshatarët e mi thonë se që atëherë burrat e këtushëm kishin hequr dorë nga kjo mënyrë e dëshmimit të besnikërisë së grave të vet, por, gjithashtu, ata rrëfejnë se Dema nuk u kishte besuar fjalëve të gruas së vet, se para të gjithëve kishte shpalosur se e mbante për tradhtare, kështu që nusja e tij e re, një ditë kishte braktisur shtëpinë. Pas disa ditëve e kishin gjetur të vdekur në mes të pyllit mbi fshat, por jo nga ndonjë lëndim i trupit, por nga helmi i mosbesimit. Dema nuk kishte dashur ta varrosnin te varret nga ana lindore e fshatit, në afërsi të vendit ku preheshin të gjithë familjarët e tij të ndjerë, por te varret nga ana perëndimore e fshatit. Varri i saj edhe sot e kësaj dite qëndron pak më anash tjerëve, pranë tij ndodhet një shkëmb ku vijnë e ulen bareshat e fshatit dhe thuajse aty e kanë më lehtë të

rikujtojnë barrën e rëndë që kanë bartur mbi shpinë gratë e këtushme, të cilat edhe sot jetën e kalojnë të ndrydhura nga mosbesimi i burrave ndaj tyre dhe besimi i tyre në vetvete. Pra, edhe sot e kësaj dite gratë e fshatit mbajnë të lidhur në nyje burrërinë e bashkëshortëve të vet dhe bujarinë që nuk mund t'ua shkelë askush. Ato ndihen si degë të lidhura në nyje, janë të forta si ato gungat që mund t'i shihni nëpër pemët e moçme rreth fshatit, ato gunga ku bashkohen dy degët e pemës, të cilat nga aty vazhdojnë të rriten të ndara, si dy trungje pesha e të cilëve bashkohet në një vend. Para se të kaloj më tej, shtoj se pranë varrit të gruas së Demës, ende rritet edhe molla e egër, se edhe sot e kësaj dite aty qëndron e pambuluar gropa që hapën disa të rinj të fshatit që gjurmonin thesarin e fshehur nga bejlerët turq në ikje. Dhe pasi përmenda trungjet e bimëve të këtushme, shtoj se edhe trungu i fiseve të fshatit tonë, gjithashtu, ka nga një gungë ku lidhet feja jonë e sotme me atë të të parëve tanë. Nga ajo nyje që e lidhën paraardhësit tanë zgjaten dy degët e sotme të fiseve që përjetë u ndanë në myslimanë dhe të krishterë, në ata që i besonin Kuranit famëlartë dhe ata që i mbetën besnik Biblës.

Mbase edhe ata që i mbetën besnikë kryqit, njësoj si edhe ne të tjerët që u besatuam se kurrë nuk do ta tradhtojmë fenë që në këto troje sollën me vete hoxhallarët e sulltanit, njësoj ruajmë në vetvete hamendjen se vallë të gjallët lënë diçka pas vetes përpos një varri, në të cilin, me kalimin e viteve, nuk mbetet asgjë nga trupi pos eshtrave të bërë si dru të tharë, se vallë mbetej ndonjë gjurmë mbi tokë që kujton të gjallët e dikurshëm që kanë shkelur mbi këto rrugë, e që tani janë bërë vetëm kujtim i largët i të gjallëve të sotëm? Vdes njeriu atë ditë kur ndahet nga kjo

botë, apo atë çast kur nuk ka më kush ta kujtojë, mund të jenë hamendur fshatarët e mi njësoj si unë tani kur betohem se nuk e di përgjigjen e këtyre pyetjeve, por lirisht mund të them se fshatarët e mi me asgjë nuk i frikohen vdekjes. Ata, edhe ashtu, të sotmen e ndiejnë si derë, pragu i së cilës kalohet me një hap të ngutshëm, aq sa është e largët lindja nga vdekja, aq sa është e gjatë ecja nëpër jetë. Andaj edhe nuk kam arritur kurrë të përshkruaj të sotmen e tyre, e cila është si një nyje e shtrënguar fort, të cilën po qe se ngulmon ta zgjidhësh, përnjëherë do të mbetet në duar skaji i tërkuzës që vjen nga e kaluara. Kur përmenda nyjën, shtoj se tani nuk e kam fjalën për ato që do t'i gjeni në degët e drunjve të moçëm, e që sot nuk mund t'i zgjidhë askush, përpos sëpata e mprehtë. Të ardhurit e huaj në fshatin tim do të shohin shumëçka që nuk është e pranishme në vendbanimet e tjera të këtyre trojeve, por kurrë nuk do të arrijnë të vërejnë nyjën e çuditshme që të gjallët e sotëm të fshatit kanë lidhur mes veti me të vdekurit. Kështu që njeriu ka përshtypjen se veprat e të gjallëve të këtushëm marrin trajtë dhe formë pasi pronari i tyre as mund të shtojë diçka, as të shpjegojë çkadoqoftë lidhur me bëmat e veta, të bëhet se fshatarët e këtushëm nuk dinë ç'të thonë për të gjallët, por kanë ç'të rrëfejnë për të vdekurit. As unë nuk ia arrij dot të dëgjoj qartë zërin e bashkëfshatarëve të mi, por gjithmonë, posa tentoj të merrem me të sotmen tonë, çdo gjë më lidhet në nyje me atë që ka ndodhur dikur. Kështu që e sotmja bëhet thuajse e pavlefshme, ndërsa e kaluara merr përmasat e përmbajtjes së vetme që vlen të rrëfehet. Andaj, nuk më mbetet asgjë tjetër, përpos të bëj atë që e bëjnë të gjithë bashkëfshatarët e mi: të rrëfej për bëmat që kanë ndodhur, t'ju shëtis nëpër kohët e kaluar, e jo nëpër lagjet e sotme

të fshatit. Kështu që s'keni pse të vazhdoni leximin tutje nëse nuk jeni të gatshëm të shihni një qëndismë ngjarjesh dhe bëmash, për të cilat nuk ka asnjë dokument të shkruar, përpos mbamendjes së fshatarëve të mi. Pra, nuk keni pse të harxhoni kohë e të merreni me këtë rrëfim timin nëse nuk keni prirje t'u besoni ndodhive, të cilat nuk mund të dëshmohen me asgjë konkrete, përpos me thënie "ky i tha atij, e ai u rrëfeu pasardhësve të vet". Këtë rrëfim vlen ta lexoni deri në fund vetëm nëse keni prirje të besoni se edhe trillet janë pjesë e jetës së njeriut, se edhe ndodhitë e pandodhura për të cilat flitet, janë pjesë e qëndismës së një jete njerëzore. Në mos më shumë, ato janë hartë e të menduarit të njerëzve dhe prirjeve të tyre. Kështu, ky rrëfim nuk është për ata që shtrojnë shumë pyetje, por për kureshtarët që dinë t'i heshtin trazirat në vetvete. Andaj, mos më pyetni nga i di disa gjëra, as pse kam heshtur disa ndodhi për të cilat hapur flitet edhe sot në fshatin tonë. Mos më pyetni edhe pse aq shpesh më ringjallet në kujtesë rrëfimi që kisha dëgjuar për atë ditë kur edhe sikur dielli të kishte lindur mbrapsht e të kishte dalë nga pasmalet, në perëndim të fshatit, prapë nuk do të bëhej ajo rrëmujë që ishte shkaktuar nga lajmi se ishte rrëzuar njëri nga shtatë rrapet qindravjeçarë që bënin hije në mes të oborrit të xhamisë. Edhe pikërisht ai në trungun e të cilit kishte një gropë ku lirshëm mund të hynte ndonjë fëmijë shtatvogël. Siç duket, e kishte mundur pesha e degëve të shumta që i bartte, sepse ato ditë nuk kishte pas ndonjë shtrëngatë apo erë të fortë, e cila do të mund ta kishte përplasur përtokë. Kishte qenë pranverë e hershme, posa kishin filluar shinajet e ngrohta dhe nuk kishte ndodhur asgjë që do të mund të dëmtonte pemët që rriteshin në pyjet rreth fshatit e nëpër arat e pakta që i

kishin hapur banorët në atë kodrinë ku ndodheshin kullat e tyre. Kishte qenë kohë kur posa kishin çelur qershitë, kur milingonat dhe hardhucat kishin filluar të dilnin nga strofullat e veta. “Dëgjuat, është rrëzuar rrapi me gropë!” - kishin filluar asaj dite të pëshpëritnin mes veti gratë e fshatit duke shikuar drejt xhamisë. Brenga e grave ishte e madhe, sepse ai lajm për to bartte edhe një shqetësim më të madh se te burrat: në ditët me shi, gropa e rrapit mbushej me ujë nga i cili pinin gratë që nuk mundeshin të mbeteshin shtatzënë, apo ato të moshuarat, të cilave u çrregullohej gjakderdhja mujore. Ato besonin dhe kishin dëshmi qindravjeçare se uji i fjetur në gropën e rrapit, ngjallte pjellshmërinë e grave dhe ua rregullonte pastrimin mujor kur u ndodhte ndonjë çrregullim i kalendarit të brendshëm që caktonte ditët e pastrimit të mitrës së tyre nga gjaku i tepërt. Nga ai lajm ishte tronditur i madh e i vogël, dhe të gjithë mbanin kokën të kthyer nga xhamia ku ishin mbledhur pleqtë e fshatit dhe silleshin rreth e rrotull degëve që ishin përplasur mbi tokë, duke e mbajtur pjesën e epërme të trungut si të ishte një plak i lodhur që kishte lëshuar kokën në sezhde sa të përfundonte namazin e fundit të jetës së vet. “Ia kanë ngrënë zemrën krimbat dhe milingonat. Edhe uji i shinajeve të kësaj pranvere ka ndikuar t’i kalbet brendia, e të mos mund të bartë degët e larta.” - kishte thënë hoxha i fshatit duke shtrënguar mes gishtërinjve pluhurin e marrë nga gropa e trungut të trashë të rrapit, që nga jashtë dukej i shëndoshë e brenda ishte kalbur, e kishin brejtur insektet, kishin bërë një zbrazëtirë të madhe, fundi i së cilës edhe nuk shihej qartë. Hoxha kishte kërkuar t’i sillnin një kandil që të ndriçonte brendinë e asaj zgavre, mbase duke dashur të shihte thellësinë e saj. Kur kishte lëshuar dorën brenda, kur drita

e zbehtë kishte ndriçuar fundin e gropës, ai përnjëherë kishte ngritur kokën dhe kishte shikuar pleqtë që e rrethonin. “Shoh diçka vezulluese. Nuk e di a janë sytë e ndonjë gjallese, apo diçka e ndritshme ku thyhen rrezet e kandilit!” Pleqtë që e shoqëronin dhe që kishin ardhur të shihnin pse kishte rënë rrapi, nuk dinin çka t’i thonin. “Mos e fut dorën brenda, se mund të jetë ndonjë gjarpër me flokë, të cilët jetojnë nëpër këso gropa të lagta. Apo mund edhe të të pikin thonjtë e gishtërinjve.” - i kishte thënë kryeplaku, i cili qëndronte më pranë hoxhës. “Këto drunj janë të vakëfit dhe në to nuk bëjnë strofulla krijesat që i ka mallkuar Zoti.” - ia kishte kthyer hoxha, i vendosur të fuste dorën edhe më thellë në gropë dhe të shihte ç’kishte në fundin e saj. Hoxha i kërrusur më në fund ishte drejtuar duke mbajtur në dorë një kamë me dorezë të kalbur prej druri. Kur iu afruan të tjerët që të shihnin se ç’ishte ajo që e la pa gojë, hoxha pastronte baltën nga hekuri dhe para syve të zgurdulluar të pleqve kishte filluar të shfaqej e të shpalosej kama e ndryshkur. Ata që shikonin kamën dhe shkronjat e palexueshme në të e dinin se nuk kishte mundësi të mësonin kush e kishte fshehur aty, por do t’u mjaftonte të dinin se prej kur kishte qëndruar në brendinë e rrapit, ku me ndryshkun e vet pa dyshim se kishte shpejtuar kalbjen e tij nga brenda. “Ka të shënuar në të ndonjë shenjë apo emër?” – e kishin pyetur fshatarët hoxhën, i cili mundohej të pastronte shkronjat që i kishte mbuluar ndryshku. “Nuk është prodhim i këtushëm, por i mjeshtërve të Prizrenit. Është ndrequr në vitin kur këtë qytet e pushtoi sulltan Mehmedi.” - u kishte shpjeguar hoxha pleqve të tjerë, më shumë i prirur nga dëshira të shuante kureshtjen e tyre, sesa i mbështetur në atë që edhe nuk mund të lexohej. Pastaj kishte kërkuar t’i sillnin

ndonjë lopatë të vogël nga ato për pastrimin e hirit të sobave, që të nxirrte nga gropa të gjithë baltën që ishte shtresuar në fundin e saj. Baltën, që ai e nxirrte jashtë, të tjerët e përzienin kujdesshëm, thuajse besonin se do të gjenin edhe diçka më të vlefshme se ajo kamë e ndryshkur që nuk mund t'i shërbente askujt. Pa vonuar shumë, ata kishin gjetur edhe një palë tespihe të kuqe prej qelibari, të cilat nuk i kishte dëmtuar lagështia. Pasi kryeplaku i kishte pastruar me pëllëmbën e dorës, ato kishin marrë shkëlqimin që kishin pasur atë ditë kur dikush i kishte futur aty, apo padashur i kishin rënë në atë gropë ku rrallëkush kishte guxuar të fuste dorën, sepse fshatarët nuk harronin rrëfimin për loparin e dikurshëm të fshatit që kishte shtirë dorën brenda që të gjurmonte mos gjente diçka të vlefshme, por të cilit menjëherë të nesërmen i kishin pikë thonjtë e gishtërinjve dhe përjetë kishte vuajtur nga gjakderdhja e majave të gishtërinjve. Ata, që tani lirshëm nxirrnin baltën nga thellësia e gropës së rrapit, mbetën të habitur kur gjetën edhe një unazë prej ari, me gurë të kaltër në mes, si dhe një zinxhir argjendi, në të cilën lëvarej një hajmali e mbështjellë me mbulesë prej lëkure, nga ato që bartnin në qafë pehlivanët e fshatit që të mos i merrnin mësysh sykëqinjtë dhe ziliqarët, e në të cilat rëndom ishte e shkruar përmbajtja e ajetit numër shtatë nga surja "al-Fatiha - Hyrje" e Kuranit, që thotë: "Në rrugën e atyre, të cilët i bekove, jo të atyre që kanë merituar hidhërimin, e as të atyre që kanë humbur." Pleqtë e fshatit kishin kërkuar edhe më tej duke shtrydhur baltën mes shuplakave dhe duke shpresuar se do të gjenin edhe diçka të çmueshme, por nuk kishin gjetur asgjë tjetër përpos disa skelete shpendësh dhe eshtra hardhucash që kishin ngordhur në atë baltë ngjitëse, të bërë nga pluhuri

i brendisë së rrapit dhe shinajet që derdheshin aty. Hoxha i fshatit ende shikonte kamën që mbante në dorë, por posa i kishte parë tespitë e kuqe në duart e kryeplakut, ishte afruar pranë tij dhe me zë lutës i tha: “Mund të jenë tespitë e ndonjë paraardhësi tim. Ti e di se den baba den jemi familje hoxhallarësh.” Ai donte që ato të mbeteshin pronë e xhamisë, të mos shkonin në duart e ndonjë fshatari që edhe do mund t’i humbiste, prandaj edhe i kishte propozuar kryeplakut që t’i linte te mihrabi i xhamisë. “Që sot e tutje, me ato do të falë çdo namaz të Bajramit.” - kishte shtuar hoxha duke zgjatur dorën drejt bashkëfshatarit të vet. “Do ma japësh kamën e ndryshkur që t’ia ndreq dorezën dhe ta rregulloj ashtu siç ka qenë?!” - e kishte pyetur kryeplaku i fshatit hoxhën. “Pse jo!” - ishte përgjigjur hoxha dhe ia kishte dhënë kamën e ndryshkur, e cila vështirë se mund të bëhej siç kishte qenë dikur. Unaza dhe hajmalia mbetën në xhepin e kapotës së tij dhe mbase ai do të shkonte në shtëpi i lumtur që namazin e Bajramit në të ardhmen do ta falte me ato tepsi të bukura ngjyrë gjaku, por para se të nisej rrugës teposhtë drejt mëhallës së vet, atij ia kishte prerë rrugën Fatka dhe i kishte thënë: “Ma kthe unazën që gjete te gropa e rrapit, sepse është e imja!” Mbase i habitur nga kërkesa e saj, hoxha as që kishte ngurruar e as kishte pyetur fallxhoren se pse nuk e kishte nxjerrë me kohë unazën e vet nga zgavra e rrapit. E kishte nxjerrë unazën nga xhepi dhe e kishte lëshuar mbi shuplakën e zgjatur të Fatkës. Pastaj të gjithë kishin vazhduar të sillen rreth e rrotull rrapeve, thuajse donin të bindeshin se edhe më tej do të qëndronin në këmbë dhe se nuk kanosej rreziku që nga pesha e degëve që lartësoheshin mbi oborrin e xhamisë, edhe ato të përplaseshin mbi tokë. Ndoshta, tek ata ishte ngjallur

dyshimi se dikush me qëllim i dëmtonte rrapet, se ndonjëri donte që pleqtë e fshatit të mos kishin ku të mblidheshin e të kuvendonin, të zhbënin atë kërthizë të fshatit në majë të sukës nga shiheshin të gjitha lagjet, si edhe rrugët që lëshoheshin kodrinës teposhtë për në qytet, apo ato që ngjiteshin kodrinës përpjetë e që na lidhnin me fshatrat matanë maleve. Ato rrape ishin të vjetër thuajse aq sa edhe vetë kullat, sa vetë fshati. Nën hijen e tyre ishin thënë shumë fjalë të rënda burrërore, aty kishin pleqëruar paraardhës, të cilët që moti ishin shndërruar në mbiemra dhe emërtim familjesh të mëdha, aty ishin prurë vendime që nuk kishin përcaktuar vetëm atë se nga do të kalonte ndonjë shteg për të cilin ishin grindur fshatarët, por i ishte dhënë drejtimi edhe vetë jetës së fshatarëve. Edhe sikur mos ishin ato shtatë rrape, ai vend do të mbetej i përmendur brez pas brezi, derisa të kishte edhe një banor të fshatit tonë që do të mund të rrëfente se dikur në lashtësi, nga ai vend ishin nisur pesë të parët e fshatit tonë drejt Stambollit. Udhëtimi i tyre i largët kishte pasur për qëllim t'i uronin Sulltan Muratit të tretë synetimin e trashëgimtarit të vetëm, Mehmedit. Në shenjë të kësaj kremteje të madhe, asokohe ishin bërë synet edhe dhjetë djelmosha të fshatit tonë, në mes të cilëve edhe Sulejmani, një nga të parët e kryeplakut, ai që tërë jetën e vet kishte ëndërruar të shkonte haxhi në Mekë, mirëpo kishte vdekur pa iu plotësuar kjo ëndërr e përjetshme. Përfaqësuesit e atëhershëm të fshatit kishin marrë me vete pesëmbëdhjetë desh, për çdo kullë të fshatit nga një, dhe ishin nisur udhës së largët pa e ditur saktë se nga cila anë e fshatit të tyre ndodhej Stambolli. Deshve ua kishin stolisur brirët me mollë të kuqe dhe leshrat me lloj-lloj ngjyrash, që çdokush ta shihte se bëhej fjalë për peshqesh,

e jo për kope të rëndomtë që kishin nxjerrë ta kullotnin. Jo se rrugës nuk u kishin dalë kaçak dhe vjedhës të ndryshëm, por posa kishin marrë vesh se bëhej fjalë për dhuratë që i çohej sulltanit, ata kishin varur bishtin nën shalë dhe i kishin lënë të shkonin drejt Stambollit. Shkijet e disa fshatrave rreth Selanikut, ua kishin ndërsyer qentë, por aty kishin ndërhyrë jeniçerët dhe kishin shpëtuar fshatarët tonë dhe deshtë e stolisur nga dhëmbët e mprehtë të qenve të acaruar. Por, për fat të keq, njëri nga përfaqësuesit tanë ishte sëmurë në hyrje të Edrenesë. Ishin angazhuar të gjithë mjekët dhe fallxhorët e atjeshëm që sa më shpejt ta shëronin e të vazhdonte rrugën me shokët e vet, por nuk ia kishin arritur. Kështu që shokët e tij kishin qenë të detyruar ta linin në një bujtinë sepse u kishin mbetur vetëm edhe shtatë ditë deri në fillim të kremtes së madhe në Stamboll. Bashkëfshatarin e tyre kishin dashur ta merrnin me vete në kthim, por kur pas dy muajsh ishin kthyer në bujtinën ku kishin lënë shokun e vet, kishin marrë lajmin e hidhur se ai kishte ndërruar jetë. Kishin vizituar varrin e tij që edhe sot e kësaj dite ndodhet në një fshat në hyrje të Edrenesë dhe ku fshatarët tanë shpesh shkojnë që të rikujtojnë një ngjarje të largët dhe një paraardhës të tyre nga familja e të cilit nuk ka mbetur njeri në fshat sepse stërnipi i tij i vetëm, Tefiku me familjen e vet u shpërngul në Turqi tre vite pas Luftës së Dytë Botërore, disa muaj pasi fshatin tonë e braktisi Naimi, mësuesi i parë i fshatit. Ai mori edhe vajzën e vet të pamartuar, Habinen e përlotur, e cila mbeti me sy të kthyer kah shkolla në fund të fshatit. Atyre që e përcollën u tha se braktiste fshatin që të shpëtonte pasardhësit e vet nga bastardimet që bënin komunistët, që të shpëtonte dinin e imanin e familjarëve të vet. Çkado që t'u kishte

ndodhur rrugës, ai me familjen e vet kishte arritur në Stamboll dhe menjëherë kishin kaluar me anije në ujdhesën Byjyk Ada, ku kishin blerë shtëpinë e një ermeni, i cili u kishte treguar se pak më tej ndodhej edhe shtëpia ku kishte jetuar Trocki, i ndjekur nga Stalini. Nga do ta dinte ermeni i gjorë se Tefiku vinte nga një fshat i largët, nga kishin ardhur dikur moti në Stamboll edhe të parët tanë që kishin dashur që sulltanit t'i uronin personalisht synetimin e djalit. Dhe kishin bërë çmos që t'i pranonte vetë Sulltani i madh, që atij personalisht t'ia jepnin deshtë e stolisur me lloj-lloj ngjyrash dhe me nga një mollë te brinjët, por pasi ishin bindur se ai ishte i zënë me pritjen dhe përcjelljen e përfaqësuesve të mbretërive nga e mbarë bota, kishin pranuar që deshtë t'ia dorëzonin mirimbashit të atij manifestimi. E ai, menjëherë i kishte pyetur se a do të donin të angazhoheshin si tullumbaxhi, dhe të fitonin ndonjë grosh pasi edhe ashtu mungonin njerëz për pastrimin e qytetit në të cilin ishin vërsulur mysafirë nga të gjitha anët e botës. Ata kishin pranuar. Kishin veshur pantallona shumëngjyrëshe prej lëkure, kishin marrë nga një gomar dhe zorrët nga lëkura e dhisë, dhe plot gjashtëdhjetë ditë kishin pastruar rrugët e Stambollit. Nuk ka dyshim se Sulltani kishte vdekur pa e marrë vesh se në kremten e tij kishin marrë pjesë edhe përfaqësues e fshatit tonë. Gjë që turqit ndoshta nuk e kanë shënuar në historinë e tyre, por ne e përcjellim brez pas brezi si ngjarje që dëshmonte prirjen tonë të nderojmë sunduesit dhe të mos lejojmë që ngjarjet historike të kalojnë pranë nesh si i huaji nëpër rrugët e fshatit tonë: me kokë të përkulur dhe pa guxuar t'ua ndërpres bisedën të parëve të fshatit të ulur nën hijen e rrapeve tek oborri i xhamisë. Kjo histori mbetet e gjallë në fshat jo vetëm si shkak se edhe sot në

hyrje të xhamisë qëndron pllaka e shkruar arabisht që kishin sjellë me vete ata që ia çuan dhuratën sulltanit, por edhe për arsye se që atëherë, fshati ynë kishte marrë një hov të paparë në zhvillimin e blegtorisë: pas këtij gjesti, barinjve të fshatit tonë u ishte lejuar t'i kullosnin kopetë e dhenve nga të donin nëpër Perandorinë Osmane. Kështu që barinjtë e atëhershëm të fshatit kishin filluar t'i çonin dhentë deri në fushat e Edrenesë, e askush s'mund t'u priste rrugën apo t'u kërkojë llogari. Kopetë e dhenve, qentë dhe kuajt e ngarkuar me rrangalle, i nisnin kodrinës teposhtë në vjeshtën e vonë, arrinin te vendtakimi i lumit Treska me Vardarin dhe prej aty ndiqnin rrjedhën e lumit deri në detin Egje. Atje kthenin në të majtë dhe, kur shihnin fshatin ku ishte varrosur bashkëfshatari i tyre, e dinin se janë në afërsi të Edrenesë dhe e kthenin kopenë mbrapsht që në pranverën e hershme të arrinin aty nga ishin nisur, në kodrinat mbi fshatin e tyre. Pra, niseshin në mbarim të vjeshtës, e ktheheshin në fshat posa çelnin qershitë. Qysh në ato kohë fshati ynë mbante kokën e kthyer nga pasmalet ku ndodhej Porta e Lartë dhe nuk ishte e rastit që pas përfundimit të Luftës së Dytë Botërore, kur komunistët thonin se do të ndalonin fenë dhe martesat sipas kanunit, ata do të niseshin edhe njëherë drejt Anadollit. Por jo si dikur, me kopetë e dhenve para vetes, por me bohçe të ngarkuara mbi shpinë dhe me anëtarët e familjes pas veti. Siç ju thashë më lart, njëri nga pesë të dërguarit e fshatit tonë që donin t'i uronin Sulltanit synetimin e djalit të vetëm, kishte qenë edhe një nga paragjyshërit e Tefikut, i atij që ditën kur u rrëzua rrapi me gropë, seç ndjeu një dhembje në kraharor. Thuajse diçka nga brenda iu nda nga brirët e kraharorit dhe i ra poshtë barkut. Duke ngulfatur në vetvete atë dhembje të

papritur që ia kaploi trupin, ai u nis drejt xhamisë ku ishin mbledhur të gjithë të parët e tjerë të fshatit. Kishte matur mirë e mirë rrapin e rrëzuar, por e kishte vërejtur se nuk ishte dora e njeriut ajo që kishte shkaktuar atë dëm. Pastaj i kishte matur me shikim edhe rrapet e tjerë që i kishte mbjellë një paraardhësi i largët i hoxhës së fshatit, i cili ishte i pari haxhi që kishte hapur rrugën nga fshati ynë deri në Mekë e Medinë. Edhe atë në vitin e largët kur Emirul-haxh, i emëruar nga sulltani, kishte qenë Jahja i famshëm. Ai, i njëjti Jahja, i cili, i përkrahur nga Saidini, hapur kishte kundërshtuar vendimin e sulltanit të atëhershëm që sherif i vendeve të shenjta të fesë myslimane të emërohet Muhisini. Haxhiu i atëhershëm nuk kishte sjellë nga Meka vetëm ujë të Zemzemit, por edhe bindjen e vet se fama e fesë islame nuk do të ishte kjo që është, pa shtatë shekujt pas Hixhretit. Ato shtatë shekuj, u kishte thënë ai fshatarëve që mezi e prisnin t'u rrëfente çka kishte parë në atë udhëtim të largët, ishin shtatë shtylla të muruara nga sunduesit më të merituar, pa veprat e të cilëve ndoshta feja myslimane nuk do të arrinte të rrezatonte deri këtu ku banonim ne, të bindurit se ishim me fat që të parët tanë kishin zgjedhur rrugën e vetme të vërtetë që të shpie drejt përqafimit të mëshirës së Zotit. I prirë nga kjo bindje, posa ishte kthyer në fshat, në oborrin e xhamisë së atëhershme të vogël ku shërbente, e cila më vonë shumë herë ishte rindërtuar dhe zgjeruar, ai kishte mbjellë këto shtatë rrape që u rritën dhe i zgjeruan degët mbi oborrin e xhamisë. Haxhiu i dikurshëm i kishte mbjellë në rreth, që të mos zinin shumë vend dhe që të thurnin një kurorë, thuajse e kishte ditur se degët e tyre një ditë do të gërshetoheshin si një mbulojë e natyrshme që do t'u bënte hije burrave të fshatit, se do të bëheshin

një fllad i përhershëm në ditët e nxehta të verës dhe kulm i gjelbëruar ku preheshin shpendët e lodhur. Me mbjelljen e tyre, ai kishte dashur të shënojë shtatë shekujt e lavdishëm të përhapjes së fesë islame nëpër botë. Njëri rrap duhej të shënonte jetën dhe veprën e Omer Ben Abdulasisit të famshëm të familjes Omajadi, i cili mbeti shenjë njohëse e shekullit të dytë pas hixhretit. Të tjerët duhet të rikujtojnë famën dhe veprën e pavdekshme të gjashtë sunduesve të tjerë, emblema e të cilëve ishte bërë shenjë e shekujve kur kishin vepruar e jetuar: Memunin e shekullit të tretë, i cili e donte shkencën, Ebedidullah Mehdiun që në shekullin e tretë themeloi kalifatin e Fatimidias në Afrikë, Kardibillahun, i cili, si sundues i fundit i familjes Abas, shënoi shekullin e pestë dhe Xhinkis – Hanin, i cili hyri në shekullin e gjashtë pas Hixhretit me shpatën e vet të mprehtë, së cilës askush nuk arriti t'i kundërvihej. Rrapi i shtatë në mes të oborrit të xhamisë, por pa e ditur ne të sotmit se sipas cilës radhë ishin mbjellë, duhet t'u rikujtojë fshatarëve tanë pavdekshmërinë e Osmanit, nipit të Sulejmanit, djalit të Ertugrutit, sunduesit, i cili furishëm hapi dyert e shekullit të shtatë pas Hixhretit dhe përpos luftëtarëve trima osmanlinj, atë shekull do e shënojnë edhe predikuesit e fesë myslimane, të cilët përhapën besimin e vet të lavdishëm deri aty ku shtrihej mëshira dhe vullneti i padishahut. Jo njëherë në të kaluarën dhe të sotmen kishte pasur tentime të nënçmohej domethënia e rrapeve të fshatit, siç do të ndodhë pas Luftës së Dytë Ballkanike, apo në vitet tetëdhjetë të shekullit të njëzetë, kur komunistët vendorë do të bindin fshatarët që t'i presin ato dru të kahmoçëm, dhe aty të mbjellin pisha në shenjë të kujtimit për vitet sa kishte jetuar kryetari i ndjerë i Jugosllavisë, Titoja, apo

duke dashur kështu të shlyenin nga fytyra e fshatit të gjitha bestytnitë dhe besimet e kota, por fshatarët nuk kishin lejuar që dikush të dëmtonte ato drunj që ishin bërë si shtatë fise bimore të fshatit. Kur komunistët kishin parë se nuk do të mund t'i bindnin fshatarët të prisnin rrapet dhe aty të mbillnin pishat e përmendura, ata i stolisën degët e drunjve me flamuj të kuq, të cilët të nesërmen i gjetën përplot glasa zogjsh dhe kështu ishin të detyruar t'i heqin nga aty. Për ato rrape fshatarët ishin kujdesur njësoj si edhe për të afërmit e vet, prandaj asaj dite pranverore aq dhembshëm e përjetuan rrëzimin e njërit nga shtatë rrapet, përplasjen përtokë të rrapit me gropë. Atë ditë ata nuk përballeshin vetëm me tmerrin se fshati kishte mbetur me një rrap më pak, por edhe me hutesën se cili nga të mëdhenjtë e shtatë shekujve të largët kishte mbetur pa përkujtimoren e vet. Prandaj të gjithë kishin kthyer shikimin kah hoxha i fshatit dhe prisnin që pasardhësi i largët i atij që kishte mbjellë rrapet, të tregonte si të vepronin më tej. "Mund të jetë thyer rrapi i sunduesit të lavdishëm të Bagdadit të dikurshëm, ai i Omarit, por kjo nuk ka rëndësi për ne." - tha hoxha. Jo se kishte ndonjë mbështetje dhe besonte se e dinte sipas cilës radhitje ishin mbjellë rrapet, por foli sa të shuante kureshtjen e bashkëfshatarëve që kishin zgurdulluar sytë drejt tij. As ai, as cilido tjetër, nuk e dinte cila ishte pema e parë e cila e fundit nga ato shtatë që mbyllnin atë rreth, sepse mbjellësi i tyre nuk kishte lënë ndonjë shenjë që të mbahej mend nga duhej nisur numërimi i tyre. Ndoshta prandaj pleqtë e fshatit ndienin një hutesë të pashpjegueshme dhe kishin frikë se mos vallë e tërë kjo do të ishte ndonjë shenjë e keqe, ndonjë paralajmërim kobzi, të cilin ata nuk mund ta shpjegonin. Shumë vite më vonë, në fillimshekullin e

njëzetenjë, kur Irakun do ta sulmojnë amerikanët me aleatët e vet dhe kur nuk do të ketë ditë të mos digjet ndonjë pjesë e Bagdadit, pleqtë e fshatit që kishin qenë fëmijë kur u përhap lajmi se ishte rrëzuar rrapi me gropë, do t'u besojnë fjalëve të thëna të hoxhës së dikurshëm se rrapi i rënë kishte qenë ai që shënonte lavdinë e Omarit. Hoxha nuk do të jetë më në fshat që të shohë në ekranet televizive raketat që bien mbi Bagdad, por shumëkush do të rikujtojë ditën kur ai mori tespihet e kuqe të gjetura në gropën e rrapit dhe do t'u thotë fshatarëve të mos e çojnë mendjen tek e keqja. "Drutë janë të tillë - rriten dhe thahen në heshtje. Edhe freskinë e puhizës, edhe vërsuljen e erërave të forta ato e rrëfejnë nëpërmjet heshtjes. Shkoni nëpër shtëpitë tuaja dhe mos e çoni mendjen tek e keqja, sepse ajo vjen edhe pa e ndjellë ne!" - u kishte thënë hoxha pleqve të shqetësuar, atë ditë kur i tërë fshati përjetonte hutesën e shkakut të rënies së rrapit me gropë. Sa i mundonte domethënia e rrëzimit të rrapit, po aq ata i brengoste se pse ishte rrëzuar rrapi ku mbështetej dhe shtrinte postoqinë e vet kryeplaku. Fshatarët as që kishin hallin se cili nga sunduesit e dikurshëm kishte mbetur pa përkujtimoren e vet, por i shqetësonte fytyra e vrenjtur e kryeplakut që e sharronte pjesën e sipërme të rrapit që ta ndajë nga trungu i mbetur mbi tokë, dhe e pastronte brendinë e gropës, e cila tani dukej si një gojë e hapur nga do të mund të depërtonin lirshëm pikat e shiut. "Edhe më tej do të ulem këtu, e do të mbështetem në pjesën e mbetur të trungut!" - u tha ai burrave që e shikonin disi me keqardhje. "Do më mbulojë hija e rrapeve të tjerë!" - shtoi ai, me siguri duke dashur të fshehë një shqetësim që e kishte kapluar. Pastaj u nisën nëpër kullat e veta ku i prisnin shtëpiarët e shqetësuar. Vetëm kryeplaku qëndroi

edhe disa çaste dhe maste me shikim të gjithë drunjtë që kishin bulëzuar dhe bëheshin gati të gjelbëronin. I afrohej herë njërit e herë tjetrit rrap, thuajse donte të zbulonte radhën sipas së cilës i kishte mbjellë haxhiu i dikurshëm. E mbjellësi i tyre ndoshta edhe nuk kishte qenë aq i pavëmendshëm sa të mos u tregonte pasardhëseve të vet radhitjen e tyre, por nga hallet dhe shtrëngatat e kohës, ngaqë aty ishin rritur dhe kishin vdekur shumë gjenerata që nuk kishin pasur hallin e pemëve që rriteshin e thaheshin, ishte harruar amaneti i mbjellësit. Pastaj kush ishte ai që do të mund të parashikonte se ndonjë prej drunjve një ditë do të përplasej mbi tokë dhe do të shkaktonte gjithë atë hutesë te pasardhësit e tyre. Thjesht, vitet që ndanin filizat e njoma që i kishte mbjellë haxhiu i parë i fshatit tonë, dhe trupat e lartë të mëvonshëm të rrapeve, kishin ndryshuar edhe domethënien e tyre fillestare: përderisa në vitet e para për to ishin kujdesur i madh e i vogël që të mos i dëmtonte ndonjë kafshë apo fëmijë i pakujdesshëm, pra përderisa në fillim kishin kuptimin e një porosie të shenjtë të ardhur nga Meka e largët, me kalimin e kohës, ato ishin shndërruar në drunj që bënin hije, në një vendtakim të përhershëm ku kryeplaku dhe burrat e tjerë të dalluar të fshatit shtronin postoqitë e veta dhe, duke dredhur cigaret, kuvendonin për hallet e banorëve dhe brengat që i sillte koha. Me kalimin e kohës, ishte zbehur edhe rrëfimi për haxhiun e dikurshëm që kishte pasuruar oborrin e xhamisë me ato shtatë rrape, me kohë ishin harruar edhe shpjegimet se cila ishte arsyeja që e kishte shtyrë të bënte atë veprim që mbase fshatarët nuk do ta rikujtonin sikur të mos ndodhte ajo befasi që njëri nga rrapet të përplasej mbi tokë thuajse e kishin lodhur pëshpëritjet e pleqve që kishte dëgjuar

gjatë shekujve. Gjatë viteve e shekujve, përderisa rrapet rriteshin dhe trasheshin, te fshatarët tretej frika se sëpata e ndonjë mëkatari të pakujdesshëm do të dëmtonte pemët, apo se ndonjë fëmijë lozonjar do të thyente degët që mbuluan pjesën e përparme të oborrit të xhamisë. Ata u rritën e u lartësuan aq sa edhe minarja e xhamisë, dhe hija e tyre shërbente herë si Odë Burrash ku merreshin vendime të rëndësishme për fshatin, e herë si mektebë ku fëmijët mësonin leximin e Kuranit. Aty mund t'i gjeje ulur hoxhën, kryeplakun si dhe burrat e tjerë, ata të cilët i veçonte burrëria, që rrënjët familjare ua siguronin flladin ku nuk kishte vend për të rinjtë. Të rinjtë mund të vinin vetëm kur lëshohej nata, pasi hoxha mbyllte xhaminë e burrat e tjerë ktheheshin nëpër kullat e veta, në orët kur hija e lisave e bënte terrin edhe më të errët, dhe ashtu të strukur në atë rreth të mbyllur nga trungjet e trashë të rrapeve, ata lirshëm mund të qanin hallet e veta. Fëmijët vinin aty edhe gjatë ditës, por vetëm nëse rrinin urtë, nëse nuk pengonin bisedën e burrave dhe nëse ua mbushnin shtambat me ujë të ftohtë dhe vraponin drejt shtëpive të tyre t'ua mbushnin kutitë me duhan. "Ata duhet të dëgjojnë bisedat tona, që tua përcjellin brezave pas nesh të gjitha shenjat e kohës sonë." - u kishte thënë njëherë kryeplaku bashkëbiseduesve të vet, duke kundërshtuar kështu ata që donin t'i dëbonin fëmijët e ulur pranë rrapeve. Ky vendim i kryeplakut mbeti i përhershëm. Ndoshta nga frika që të mos harrohej e kaluara, të mos ndodhte diçka e ngjashme si me rrapin që u rrëzua, për të cilin askush nuk dinte se cilin nga shtatë shekujt e së kaluarës ai shënonte, mbase edhe si shkak që të mos ndodhte ndërprerja e zinxhirit të rrëfyesve të zanafillës, siç kishte ndodhur me fjalët e harruara që dikur pa dyshim

i kishte thënë haxhiu që kishte dashur të shënonte shtatë shtyllat që sforcuan fenë me të cilën lindnim dhe vdisnim, të bindur se ishim në rrugën e drejtë që na çonte nga kjo botë në parajsën e asaj ku banonin të vdekurit tanë. "Le të dëgjojnë dhe le të mbajnë mend çdo gjë që nuk duhet harruar!" - kishin thënë edhe burrat e tjerë disa javë pas rënies së rrapit me gropë, mbase të prirur edhe nga dëshira që të mos harrohej dita kur kishte ndodhur që të zvogëlohej numri i pemëve qindravjeçare ku ata uleshin dhe rikujtonin jetën e vet dhe parashikonin ardhmërinë tonë.

Nga dita kur u rrëzua rrapi me gropë, edhe pse ishte në moshë të re dhe posa kishte mbushur katërdhjetepesë vite, kryeplaku disi rëndë ecte drejt xhamisë. Sa herë që i afrohej oborrit të saj, ndiente një plogështi, i rëndohej frymëmarrja, i dukej vetja thuajse përballej me diçka të dhembshme e që nuk mund ta shmangte. Jo se atë vend e kishte zgjedhur ai vetë, por e kishte trashëguar nga paraardhësit e tij, të cilët gjithmonë ishin ulur këmbëkryq pranë rrapit që rritej nga ana perëndimore e oborrit të xhamisë, ishin mbështetur në trungun ku nga dita në ditë zmadhohej gropa dhe ku venin gratë e fshatit ende pa lindur dielli dhe mbushnin govatat me ujin e fjetur në të. Pastaj pinin ilaçin që u ndihmonte të mbeteshin shtatzënë. Jo se kryeplaku dhe të tjerët nuk e kishin vërejtur se zgavra sa vinte e rritej, jo se nuk i shihnin milingonat që dilnin e hynin nga aty, apo shpendët që futeshin brenda që të ushqeheshin me krimba, por asnjëherë nuk u shkoi ndër mend të shihnin sa ishte dëmtuar brendia e drurit. Shkurt e shqip, askujt nuk i kishte shkuar mendja se rrapi mund të rrëzohej, se ajo gropë kishte depërtuar deri në zemrën e trungut të trashë, se një ditë do të ndodhte ajo që ndodhi

asaj pranvere: të përplasej në tokë thuajse - mos e bëftë Zoti - dikush ia kishte vënë sëpatën. "Pjesën e mbetur mbi tokë nuk do ta prekim. Rrënjët janë të padëmtuara dhe mund të mbijë ndonjë filiz i ri që do të zëvendësojë rrapin e vjetër!" - tha hoxha duke i shikuar fshatarët e shqetësuar. Pastaj i mblodhën degët e rrapit dhe i palosën pranë avllisë së xhamisë. As që i shkonte ndër mend ndonjërit t'i merrte ato dru të shenjtë për djegie. Shekuj me radhë nuk kishte guxuar t'i dëmtonte rrapet dora e njeriut, e lëre më dikush të mendonte se mund të përdoreshin për ngrohje. Ç'është e vërteta, dimri që moti kishte kaluar dhe rreth e përqark fshatit kishin çelur pemët e rralla. Edhe sikur të ishte ngricë apo acar, kurrkush, pra, nuk do të merrte guximin të ngrohej me drutë e rrapeve të vakëfit, mes drunjve që ishin bërë pjesë e xhamisë dhe nga lëkura e të cilëve gjatë shekujve ishin shëruar qindra foshnja nga kolli i zi apo zgjebja. "Degët dhe trungu i thyer le të mbeten aty pranë avllisë! Do të na duhet lëkura për të bërë ilaç kundër sëmundjeve të ndryshme!" - kishte shtuar kryeplaku duke palosur degët e rrapit pranë murit që ndante xhaminë nga rruga, duke shikuar nga kasollja e Fatkës ku ajo qëndronte e trishtuar. "Dhe mos e bëni këtë punë të madhe se është kohë lufte!" - kishte shtuar ai duke shikuar pleqtë e tjerë. Ai, si edhe gjithë të tjerët, nuk e dinte se ato ditë kishte marrë fund Lufta e Dytë Botërore dhe se ushtarët gjermanë po braktisnin Shkupin. Nga ajo kodrinë ata nuk mund të shihnin kolonat e ushtarëve gjermanë që vinin nga Greqia dhe nxitimthi tërhiqeshin drejt veriut. Njësoj siç nuk do t'i shohin as kolonat e mëvonshme të çamëve dhe të sllavëve të Maqedonisë së Egjeut, të cilët, të dëbuar nga ushtarët grekë, do të detyrohen t'i braktisin vatrat e tyre shekullore.

Pra, siç nuk do të shohin as kolonën e refugjatëve çamë në mes të cilëve do të jetë edhe një i ri, i cili do të bëhet mësuesi i parë në fshatin e tyre. Nga ta dinin ata të gjorët se kishte marrë fund lufta, kur gjatë katër viteve të shkuara as që kishin dalë tek oborri i xhamisë, as që ishte ulur njeri pranë rrapeve, e lëre më të çonin ndonjërin në qytet që të shihte se si qëndronin punët, se flamuri i cilës ushtrie valëvitej nëpër lagjet e qytetit, se sa ishin të sakta pohimet se myslimanët e qytetit thuajse ishin zhdukur dhe kishin braktisur shtëpitë e veta. "Erdhën vitet kur duhet të bëhemi të padukshëm si urithët që ndoshta i ke nën këmbë, por nuk i sheh!" - u kishte thënë kryeplaku bashkëfshatarëve të vet duke i këshilluar t'i largoheshin qytetit e të mos dilnin punë e pa punë në pyjet që rrethonin fshatin.

# II

Lajmi se hoxhës së fshatit kishte filluar t'i nxihej dora e majtë, ishte përhapur mes fshatarëve me të njëjtën shpejtësi si edhe gëzimi se Lufta e Dytë Botërore kishte marrë fund. Lajmi për fundin e luftës kishte arritur në fshat tri ditë pasi ishte rrëzuar rrapi me gropë tek oborri i xhamisë. Andaj as gëzimi për përfundimin e luftës kishte mbetur i palënduar, as shqetësimi për sëmundjen e papritur të hoxhës kishte pasur përmasat e trishtimit të ditës kur kishte rënë rrapi. Kështu që fshatarët i kishte kapluar një gëzim i përzier me shqetësimin se mos vallë hoxhës do t'i thahej dora, apo do t'i ndodhte ajo që i kishte ndodhur një loparit të fshatit në kohët e lashta, e t'i piknin thonjtë e gishtërinjve, gjë që do të pamundësonte të mbulonte veshët gjatë thirrjes së ezanit. Gruaja e tij ia kishte lyer dorën me tëlyen pa kripë dhe me lëng hithrash, por dhembja dhe e mpira e muskujve nuk i ishte larguar. Shenjat e para se diçka nuk ishte në rregull me dorën e tij, hoxha i kishte vërejtur ditën kur kurrqysh nuk kishte arritur të mbyllte derën e xhamisë. Dhe kur përnjëherë i ishte thyer çelësi i vjetër i derës dhe me orë të tëra ishte munduar ta nxirrte pjesën e mbetur të çelësit në bravë. Pasi nuk ia kishte dalë dot, kishte lidhur derën me një tel të hollë sa mos ta çelnin kafshët dhe ishte kthyer në shtëpi paksa i mërzitur. "Më bëj gati legenin me ujë të ngrohtë

sa të zbus këtë dorë që përnjëherë thuajse ma kapi ngërçi dhe më është mpirë!" - i kishte thënë gruas së vet, e cila as që kishte arritur t'ia lexojë shqetësimin në fytyrë. Pastaj kishte porositur të vinte fallxhorja Fatkë e t'ia lyente krahun me mjaltin e saj, por ajo kishte kundërshtuar duke thënë: "sëmundja e hoxhës nuk kishte të bëjë me magji, por me prishje të gjakut!" Dita-ditës, ishte rritur e ënjtura e damarëve të dorës dhe kishte filluar t'i nxihet lëkura e krahut deri te shpatulla. Por ai nuk ishte ankuar nga dhembjet që e brenin, jo që të mos i shqetësonte familjarët, por me shpresë se sëmundjet vijnë e shkojnë, se nuk ishte e hijshme t'i alarmonte njerëzit e shtëpisë për një të ënjtur të rastit që do të kalonte. Edhe hidhërimin ndaj Fatkës pse kishte kundërshtuar të vinte e t'i ndihmonte, e kishte heshtur. Por, kur filloi të ndiejë brerje të ashtit, kur kishte parë se damarët e krahut i ishin ënjtur aq sa thuajse do të pëlcisnin dhe do të villnin gjak, ai i kishte thënë gruas së vet të shkonte tek oborri i xhamisë dhe të merrte ndonjë copë lëkure nga shtatë rrapet, ta ziente atë mirë e mirë dhe me lëngun e errët t'i lyente dorën. As ai vetë nuk e dinte nga i shkoi ndër mend se lëngu nga lëkura e zier e rrapeve do t'i ndihmonte, por gruaja nuk kishte si mos t'ia plotësonte dëshirën. Edhe ajo ishte e shqetësuar nga e nxira që kishte kapluar dorën e burrit të saj, andaj ngutshëm vrapoi pas ilaçit të mundshëm. Jo vetëm ajo, por edhe fshatarët e tjerë ishin shqetësuar si shkak i hallit të hoxhës. Mbase ky shqetësim i çoi të harronin edhe lajmin e gjatëpritur se më nuk kishte rrezik t'u vinin në fshat ushtarët e huaj. Andaj edhe në vend që të interesoheshin se kush kishte fituar luftën dhe nën sundimin e cilit shtet do të ishin, merreshin me zbërthimin e shkakut pse ishte ënjtur dora e hoxhës.

Kështu që kishte dhe nga ata që thonin se damarët e dorës së majtë të tij ishin dëmtuar si shkak se plot katër vite, sa zgjati Lufta e Dytë Botërore, ai e kishte mbështetur kokën e vet të rëndë mbi atë dorë. Nga shtrëngimi i muskujve, i ishin ngushtuar damarët e dorës, shpjegonin fshatarët, thuajse e dinin të vërtetën se gjatë katër viteve që i kaluan të mbyllur nëpër kullat e veta, nuk kishte natë që hoxha të mos mendonte se si do të dilte para Zotit me gjithë ato mëkate që kishte, e mbi të gjitha si shkak se thuajse katër vite të plota nuk kishte thirrur ezanin nga minarja, por aty nga oborri i xhamisë. Ç'shpjegime do t'u jepte meleqeve kur ta pyesnin se pse kishte refuzuar të lante xhenazen e loparit të fshatit, të cilin e kishin vrarë ushtarët bullgarë duke ia shfytyruar tërë pamjen. "Nuk meriton çdo rezil i kësaj bote të quhet xhenaze e denjë që ka arsyetuar lindjen dhe ka merituar vdekjen!" - u kishte thënë fshatarëve që e bindnin të mos lejonte lopari të shkonte në atë botë me trup të baltosur dhe pa ia kënduar duanë e të vdekurve. "Nuk kam pse të brengosem për ata që nuk i frikësohen Zotit!" - ua kishte prerë shkurt e shqip atyre që mendonin se çdokush, pa marrë parasysh veprat që kishte bërë, meritonte t'i bëheshin nderet e kësaj bote dhe se atje, në perandorinë e melaqeve të Zotit, çdonjëri do të japë përgjigje për mëkatet e bëra në këtë botë. "Ai ka bërë mëkat që nuk i falet – katër vite me radhë nuk u ngjit në minare që nga andej të thërrasë ezanin dhe lejoi të mbulohet me dhè xhenazja e loparit pa ia hapur dyert e asaj bote me lutjet e Zotit! Që të shpëtojë trupin e vet, ai humbi shpirtin, andaj edhe tani ka filluar t'i prishet gjaku!" - u kishte thënë Fatka atyre që e bindnin të shkonte të ndihmonte hoxhën. E hoxha nuk ia falte loparit mëkatet që kishte bërë gjatë viteve të paraluftës e të cilat, sipas tij,

atë e bënin të pafe. Lopari ishte shoqëruar shumë me kaurët e fshatit fqinjë, madje thuhej se kishte filluar të këmbejë me ata edhe ushqim dhe pa droje të hajë mishin e derrit. Jo njëherë ai kishte lejuar që bagëtia e fshatit tonë të kulloste bashkë me kopenë e derrave të shkieve të atjeshëm, të cilët, posa hynë forcat bullgare, u kanosën se nuk do të lejonin kurrë në ato hapësira të dëgjohej zëri i myezinit. Cilado që të ishte arsyeja e nxirjes së dorës së majtë të hoxhës, fshatarët harruan hallin e rrapit të rrëzuar, harruan gëzimin e asaj pranvere kur erdhi lajmi i gjatëpritur se kishin marrë fund të gjitha luftërat dhe se mbi rruzullin tokësor ishte lëshuar paqja. Jo se kryeplakun nuk e kishte shqetësuar lajmi se dora e hoxhës ishte nxirë, por ditën kur u mor vesh për fundin e Luftës së Dytë Botërore, ai kishte dalë tek oborri i xhamisë ku i kishte thirrur edhe burrat e tjerë. Kështu kishte dashur të riniste kuvendimet si në vitet e qeta kur bisedonin të ulur këmbëkryq nën hijen e shtatë rrapeve. Ai nuk ishte më i moshuari, por këtë pozitë e kishte trashëguar nga i ati, i cili u vra në fillim të luftës, atë ditë kur kishte shkuar në fshatin e afërt që të pyeste se vallë do të vlejë edhe më tutje marrëveshja sipas së cilës gjatë trazirave luftarake do të heshteshin të gjitha hasmëritë dhe zënkat e kahmoçme. Por, në vend që të gëzoheshin pse ai donte t'i heshtte ngatërresat që çonin deri te vrasjet e ndërsjella, kaurët e atjeshëm tinëzarisht e kishin vrarë kur ai ishte futur në Pyllin e Vakëfit nga duhej të kthehej në fshat. Aq më shumë, në mënyrë që nuk mbahej mend në ato hapësira, ata kishin shfytyruar kufomën e të ndjerit. Që të dukej se vrasjen e tij e kishte bërë ndonjë i yni, e jo ata, pranë kufomës kishin lënë një plis të bardhë, që të mendonim se i kishte rënë vrasësit. Pranë të vrarit kishin lënë edhe

një palë tespihe që i mbanin haxhitë e fshatit tonë. Por, të vrarin ata e kishin lënë përmbys, nuk e kishin kthyer nga e mbara, ia kishin marrë pushkën, gjë që shpjegonte se vrasësi do të ishte ndonjë që nuk i takonte fisit tonë dhe nuk i njihte zakonet e asaj malësie. Një veprim të tillë kurrë nuk do ta bënte ndonjë vrasës yni, edhe pse për të vrarin nuk ka ndonjë domethënie nëse e lë përmbys, apo ia kthen fytyrën nga qielli ku i fluturon shpirti. Por, sido që të jetë, ndonjëherë edhe riti i vdekjes ka domethënie, posaçërisht tek ato të dhunshmet, sepse gjurmët e lëna te kufoma nuk flasin vetëm për fajin e viktimës, por mbi të gjitha për prirjet e vrasësit. Andaj edhe në fshatin tonë mbështetej besimi se edhe atëherë kur është fajtor viktima, e jo vrasësi, ky i dyti ka për detyrë të mbrojë nderin e kufomës, e cila kur mbetet pa shpirt duhet të ruajë gjitha trajtat e trupit njerëzor e nuk duhet zhbërë. Vrasësit e kryeplakut të mëparshëm kishin bërë të kundërtën, e kishin përdhunosur kufomën e pashpirt duke dëshmuar kështu se nuk u mjaftonte vetëm marrja e shpirtit, por edhe zhbërja e kufomës. Kjo ishte ajo që asokohe i mllefosi jashtë mase të gjithë fshatarët tonë, por si shkak i luftës, si dhe nga frika se kaurët e fshatit fqinjë - të përkrahur nga ushtarët bullgarë - do të bënin krime edhe më të mëdha, e heshtën vrasjen, por kurrë nuk e harruan. Kështu që fshati ynë kishte përfunduar Luftën e Dytë Botërore vetëm me dy viktima thuajse të rastësishme dhe me një hutesë të tejskajshme, e cila nuk buronte nga krismat që dëgjoheshin në largësi, por se burrat e fshatit nuk dilnin tek oborri i xhamisë si dikur që të pleqëronin hallet e veta dhe ato të përbashkëtat që kishte fshati. Gjatë atyre katër viteve sa kishte zgjatur Lufta e Dytë Botërore, fshatarët u strukën nëpër kullat e veta sepse edhe ashtu ishin heshtur

të gjitha zënkat mes fshatarëve dhe askush nuk ankohej te kryeplaku. Jo se kjo ishte hera e parë që ishin ngritur postoqitë nga oborri i xhamisë, ku uleshin pleqtë dhe burrat e parë të fshatit, të cilët aty harxhonin ditën duke rrëfyer për të bëmat e dikurshme të të parëve të tyre, jo se nuk kishte ndodhur edhe më parë, për një kohë të gjatë, ai vend të mbetej pa burrat, të cilëve u shërbenin fëmijët e fshatit, por kurrë nuk kishte ndodhur që katër vite me radhë ata të braktisnin vendin ku peshonin të kaluarën, ku zbërthenin të sotmen dhe ia merrnin masën të ardhmes, pra kurrë nuk kishte ndodhur të bëheshin të padukshëm për një kohë aq të gjatë. Edhe gjatë luftërave të mëparshme kishte ndodhur që oborri i xhamisë të mbetej pa tymin e cigareve dhe pa kollitjet e pleqve, por asnjëherë jo kaq gjatë. Kishte ndodhur, pra, edhe në kohën e osmanlinjve të kalonin jeniçerë dhe të parët e fshatit të mbylleshin nëpër kullat e veta duke iu shmangur sherrit, por kurrë nuk kishte ngjarë që kullosa nën hijen e rrapeve të rritej si në livadhet ku nuk guxonte ta shkelte këmba e njeriut, kurrë si gjatë Luftës së Dytë Botërore, fundin e së cilës e shënoi rënia e rrapit me gropë edhe dora e nxirë e hoxhës së fshatit. “Dhashtë Zoti e nuk i thahet krahu!” - kishin thënë burrat e ulur tek oborri i xhamisë, duke shikuar fytyrën e brengosur të kryeplakut. Ende pa zënë vendin e vet si duhet, nga larg kishin parë hoxhën që vinte drejt tyre. Ia kishin liruar vendin pranë rrapit më të trashë, atë nga ana lindore, ku sa mbahej mend, gjithmonë mbështetej hoxha i fshatit. Ishte ulur pranë tyre pa e ngritur kokën të shihte fytyrat e të tjerëve. Vërehej qartë se dorën e majtë e mbante disi çuditshëm, nuk e lëvizte aq lirshëm dhe thuajse mezi i numëronte tespitë e kuqe. “Si t’u bë dora?” - e kishin pyetur të pranishmit. “As më

mirë, as më keq!" - ishte përgjigjur dhe kishte shpalosur krahun e vet të majtë. Në të vërtetë, atij nuk i ishte nxirë, por i ishte skuqur lëkura e krahut. I ishte bërë si prapanica e ndezur e foshnjës nga shurra e fortë. Vetëm damarët i ishin ënjtur dhe ishin bërë më të dukshëm, thuajse gjaku i ishte trashur dhe ngjizur nga lodhja e qarkullimit shumëvjeçar nëpër deje. "Nuk më brengos aq e ënjtura e krahut sa zukama që ma vërshon veshin e majtë sa herë që bie në gjumë!" - u ishte ankuar hoxha, pa u treguar të tjerëve se një natë para se të rrëzohej rrapi me gropë, ai kishte dëgjuar një trokitje te porta e kullës së vet. Kur kishte dalë në çardak të kullës, kishte parë një të panjohur mbi kalë të bardhë. "Kush je?" - e kishte pyetur hoxha të panjohurin, duke mos guxuar të zbriste në oborr dhe të hapte portën. Pastaj kishin filluar të lehnin qentë dhe kalorësi ishte zhdukur kodrinës përpjetë. Do të jetë ndonjë ushtar që ka humbur rrugën, kishte menduar hoxha dhe ishte kthyer në shtrat. Kur kishte dalë të nesërmen që të thirrte ezanin e mëngjesit, përpara portës së vet kishte pa një tabut me kapak të hapur dhe në të qefinin e bardhë dhe një sapun. Hoxha e kishte kuptuar porosinë që ia kishte sjellë lajmësi i natës së mëparshme: dikush e kërcënonte me vdekje. Të ishte vallë ndonjë i afërm i loparit, kishte menduar ai në vete. Jo, lopari as që ishte nga fshati ynë, por kishte ardhur kush e di nga cili fshat dhe askush nuk e bëri të madhe as vdekjen e tij, as kundërshtimin e hoxhës që ta varroste me të gjitha adetet fetare. "Thonë se ka marrë fund lufta. Se është vendosur pushteti popullor." - kishte thënë kryeplaku me një zë dridhës që shprehte paqartësinë për atë që ndodhte përreth tyre, pa e ditur se vallë pushteti i ri do t'u sillte ndonjë të mirë, apo do ta pësonin si gjithmonë pasi përfundonin

luftërat. “Duhet të dërgojmë ndonjërin në qytet që të shohë se ç’të reja na presin.” - kishte propozuar hoxha. “Jo, s’kemi pse të ngutemi. Le të gjejmë njëherë paqen dhe lirinë në vetvete. Kështu do ta kemi më lehtë të bëhemi gati për të paguar tatimin e lirisë.” - u kishte thënë kryeplaku duke shikuar hoxhën, i cili thuajse fare nuk e ndiqte bisedën e të tjerëve. Ai shikonte trungun e mbetur të rrapit ku ishte mbështetur kryeplaku, i cili nuk ishte më i vjetër se të tjerët. Ai ishte moshatar me hoxhën dhe me të e lidhte një miqësi e ngushtë. Së bashku kishin bredhur nëpër ato shpate dhe ishin bërë gati të trashëgonin rolin që ua përcaktonte të qenurit njëri djalë i hoxhës e tjetri më i madhi bir i kryeplakut. Pra, të vetëdijshëm se një ditë do të ishin dy krerët më të çmuar të fshatit. Babai i hoxhës ishte ai që ia kishte pëshpëritur në vesh foshnjës së atëhershme, e kryeplakut të tanishëm, emrin duke pëshpëritur lutje që të kishte jetë të gjatë dhe kurrë të mos i shuhej shenja e burrërisë në ballë. “Le të bartë emrin e Sefos, emrin e paraardhësit tim që gaboi rrugën dhe bagëtinë e çoi në drejtim të gabuar, por arriti të mbrojë nderin dhe burrërinë e fisit tonë. Nuk dua që ai emër të harrohet!” - i kishte thënë hoxhës babai i kryeplakut të tanishëm, dhe të gjithë të ftuarve në Odën e Burrave u ishte kujtuar rrëfimi për një ngjarje të kahmoçme kur, si çdo vjeshtë, barinjtë e fshatit ishin nisur t’i dimëronin kopetë e dhenve në viset më të ngrohta. Pra, t’i nisnin udhës që kishin hapur paraardhësit e tyre. Të prirë nga Sefoja, nga djali i mesëm i kryeplakut të asokohshëm, barinjtë kishin zbritur kodrinës teposhtë. Ende pa iu afruar luginës, ishte lëshuar një mjegull e dendur nga e cila ata nuk kishin mundur të shihnin as njëri-tjetrin, e lëre më delet që ishin shpërndarë dhe blegërinin. Kishin ecur

nëpër atë mjegull me ditë të tëra duke kërkuar lumin, rrjedha e të cilit do t'i çonte drejt detit Egje, nga do të ndiqnin bregun e tij siç kishin bërë barinjtë e fshatit tonë qysh nga koha e Sulltan Muradit të tretë, kur u ishte dhënë leja të përdornin të gjitha kullosat e perandorisë, por më kot. Natën e tretë, kopenë ua kishte sulmuar një lukuni ujqsh dhe me orë të tëra ishin munduar të mblidhnin dhentë e trembura, kuajt e ngarkuar me rrangulla blegtorale e qentë që lehnin si të lafitur. Pesë ditë me radhë kishin bredhur nëpër mjegull dhe kur ajo ishte ngritur, para tyre ishte shfaqur një hapësirë, të cilën nuk e njihte as bariu, i cili disa herë me radhë kishte ndjekur rrugën deri në Edrene. "Kemi gabuar udhën! Kurrë më parë nuk kemi kaluar nëpër këto male dhe fushëgropa! Askund nuk e shoh malin Emine që shkijet e quajnë Ballkan, e ku ka derbentçi edhe nga anët tona!" - u kishte thënë ai shokëve të vet dhe kishte filluar zënka se ç'duhej bërë dhe në cilin drejtim të shkonin. Një i panjohur, të cilin e kishin pyetur se në ç'drejtim ndodhej deti, u kishte thënë se ishin në drejtim të mirë, me siguri duke menduar se ata kërkonin detin Adriatik, se ishin nisur për në Dubrovnik, që atje të shisnin dhentë e tyre. Pas shtatë ditëve ecje nëpër male të larta e lugina, ata kishin parë para vetes detin dhe sa nuk kishin fluturuar nga gëzimi. "Kësaj radhe rrugën na e tregoi vetë perëndia1" - u kishte thënë Sefoja shokëve të vet dhe ishin ulur mbi një kodër të pushonin duke shikuar brigjet e detit në largësi. Pastaj kishin vazhduar ndjekjen e kopesë buzë detit të kaltër, kishin ecur me ditë të tëra, kishin kaluar javë e muaj, por assesi të arrinin deri në Edrene, ku do të vizitonin varrin e bashkëfshatarit të tyre dhe do të dinin se ka kaluar gjysma e dimrit, se kishte ardhur koha të niseshin mbrapsht, të ktheheshin nga

kishin ardhur, që në pranverë të arrinin në fshat. Në vend që të arrinin aty ku fusha e detit ishte e paskajshme e vazhdonte tutje, ata erdhën pranë një qytetëze ku deti ngushtohej dhe shihej ashiqare se më tej fillonin alpet e larta për të cilat nuk u kishte rrëfyer asnjë nga barinjtë e mëparshëm që u kishte rënë të dimëronin bagëtinë e fshatit. “Mbase kemi gabuar rrugën!” - u kishte thënë Sefoja shokëve që u printe. Pastaj kishin ardhur disa ushtarë që u kishin thënë diçka në gjuhë të panjohur dhe pasi nuk kishin arritur të merreshin vesh, ishte caktuar një rojë që t’i ruante e të mos u lejonte të vazhdonin tutje. Barinjtë e fshatit tonë ishin munduar vendasve të atjeshëm t’u shpjegonin se kishin leje të përhershme nga Sulltani që të kullosnin bagëtinë nga të donin nëpër vendet e perandorisë, por të huajt vetëm ishin tallur dhe kishin filluar t’u merrnin ogiçët më të majmë. “Ku dreqin të ankohemi kur këtu nuk paska asnjë jeniçer turk?!” - kishte ofsharë Sefoja, duke u hamendur mos vallë Perandoria Osmane ishte shkatërruar dhe ata nuk e dinin këtë. Pas disa ditëve, aty pari kishte kaluar një plak, i cili posa kishte dëgjuar thirrjet e tyre, ishte ndalur, i kishte shikuar vëmendshëm dhe si i dehur nga një kënaqësi e papritur, kishte filluar t’i përqafojë barinjtë e fshatit tonë. “Nga jeni, si erdhët deri këtu?” - i kishte pyetur ai pastër shqip. Sefo dhe shokët e tij sa nuk kishin qarë nga gëzimi që më në fund dikush e kuptonte gjuhën e tyre. Ata i kishin shpjeguar të panjohurit se ishin nisur drejt detit Egje, se kishin marrë rrugën drejt Edrenesë, por përnjëherë kishin humbur në mes të një mjegulle dhe ja tani kishin arritur këtu, ku çdo gjë u dukej e huaj, ndodheshin në këtë vend ku askund nuk kishte ushtarë të sulltanit dhe banorët ruanin derra. I panjohuri u kishte thënë ta ndiqnin dhe u

kishte treguar se kishin arritur në Istri, ku përfundonte deti Adriatik dhe ku nuk sundonte sulltani turk. I kishte marrë me vete dhe i kishte çuar në fshatin e vet në afërsi të Zarës ku të gjithë banorët flisnin shqip. Pasi ishin çlodhur, barinjtë kishin vendosur të merrnin udhën e kthimit. "Unë nuk do të kthehem! Më vjen turp që kopenë e dhenve ta kthej në fshat të përgjysmuar. Jam nga familja që ka udhëhequr fshatin, që ka dhënë kryepleqtë me nam e nishan, andaj nuk kam fytyrë të kthehem e të jetoj me këtë turp, me njollën se nuk kam ditur të kujdesem për pasurinë e vetme të fshatarëve tanë!" - u kishte thënë Sefoja shokëve të vet. Ata kot e kishin bindur se një gjë e tillë mund t'i ndodhte çdokujt, se edhe komandantëve ushtarakë u kishte ndodhur të humbnin ushtarët, të gabonin rrugët, e të shkonin në gojë të armikut, se edhe vezirëve të sulltanit u kishte ndodhur të ktheheshin në Stamboll me ushtri të përgjysmuara, pa u lodhur fare për lotët e nënave, e jo më barinjve si ata që nuk dinin se ku fillonin e ku mbaronin kufijtë e perandorive. "Nga kjo e keqe ndoshta del një e mirë e papritur. Ja, zbuluat se paska edhe një det tjetër me vendkullosa të pasura, edhe një hapësirë ku, njësoj si ajo përreth Edrenesë, dimri është më i butë se ai në viset tuaja. Aq më shumë gjetët një vendbanim ku jetojmë ne që jemi të gjakut tuaj, e në të ardhmen mund t'u vijmë në ndihmë nëse u gjen ndonjë e keqe." - e kishin bindur edhe banorët e fshatit në afërsi të Zarës, duke shpalosur anët e mira të kësaj ngjarjeje, e cila do të ketë peshë të veçantë për të ardhmen e fshatit tonë, por ai kishte mbetur i paluhatshëm në vendimin e vet që të mos kthehej në vendlindje. Ku ta dish, ndoshta nuk kishte mundur të përballte as paramendimin t'i dilte përpara babait të vet që ishte kryeplak i fshatit, mbase nuk

ka mundur të parafytyrojë jetën e vet me një njollë të tillë, të cilën mbase as i madh, as i vogël nuk do të guxonte t'ia thoshte në fytyrë, por mjaftonte që ai gjithmonë do ta bartte në vetvete si plagë që qelbet dhe ndot tërë namin e familjes, e cila sa mbahej mend kishte dhënë burra që dinin si të mbronin edhe nderin e vet, edhe atë të fshatit. Pra, mbase atë e pengonte të kthehet bindja se fshehurazi të gjithë do të përflisnin paaftësitë e tij, të gjithë do t'i heshtnin të vërtetat që donin t'ia thoshin, të gjithë do ta mbanin si i biri i të parit të fshatit, i cili nuk kishte qenë i aftë të kthente të plotë në fshat bagëtinë që i ishte besuar. Thjesht, ai e dinte se nuk është e turpshme vetëm ajo që dinë dhe përflasin të tjerët, por edhe bëmat për të cilat askush nuk flet, por i pëshpërit vetëdija e atij që i kanë ndodhur. Më tej kësaj bindjeje të vet ai nuk mund të shkonte, jo vetëm për hir të vetvetes, por edhe se nuk kishte të drejtë të njolloste burrërinë e pasardhësve të vet. Kjo vetëdije atë nuk e lejonte të niset nga kishte ardhur, kjo bindje e tij ishte ngritur si mur, i cili më të lehtë ia bënte të jetonte në një hapësirë të panjohur si një i humbur, sesa ta tejkalonte atë mur e të jetonte si një burrë, të cilit nuk i shkëputej hija e turpi. "Në të ardhmen, nëse na mbyllen rrugët për në Edrene, do të mund t'i dimërojmë dhentë në këto hapësira që i ndan largësi thuajse e njëjtë sa ajo nga fshati ynë deri në viset turke!" - e ngushëllonin shokët e tij, por Sefoja për asnjë çast nuk u hamend. "Nuk bën mirë që nuk kthehesh! Edhe rrugët që i gabojmë çojnë diku dhe janë damarët e tokës, edhe ato kanë bekimin e Zotit!" - i kishin thënë barinjtë e tjerë të fshatit tonë para se të ndaheshin e të niseshin nga kishin ardhur. Barinjtë e atëhershëm ishin kthyer në fshat me kope të përgjysmuar të dhenve dhe pa kryebariun për të

cilin rrëfyen se nga turpi pse kishte gabuar rrugën për në Edrene, nuk kishte pranuar të kthehej në fshat. Prindërit e Sefos së atëhershëm kishin gëlltitur dhembjen për të birin që kishte vendosur të zgjidhte vetëzhdukjen e përhershme në vend të turpit të përjetshëm. Ata nuk kishin lëshuar lot e aq më pak ndonjë psherëtimë që do të shprehte dhembjen që ndrydhnin në vete. "Burrëria e këtyre maleve peshon shumë! Djali im i ka matur mirë shpatullat dhe ka zgjedhur peshën që mund ta bartë ndershëm mbi shpinë!" - kishte thënë kryeplaku i atëhershëm i fshatit dhe kishte urdhëruar që dëmi i fshatarëve tjerë të dëmshpërblehej nga kopeja e tij. Por, as gjithë dhentë e mbetura të familjes së kryeplakut nuk kishin dalë që të mbulonin humbjen e të tjerëve, humbjen e atyre që kishin kundërshtuar t'i merrnin delet e tij dhe qysh të njëjtën natë ia kishin kthyer në oborrin e kullës dhentë që ai ua kishte dhënë. Atë vit dhentë e fshatit kishin lindur qengja pikalosh, disi të deformuar. Thuajse të gjithë qengjat femra kishin nga katër cica, e qengjat meshkuj nga katër brinjë. Këtë dukuri të paparë deri atëherë e kishte shpjeguar edhe hoxha i atëhershëm i fshatit, duke thënë se kjo tregonte se ishte prishur gjaku i deleve të fshatit tonë, se kjo kishte ndodhur për shkak se disa muaj me radhë ato kishin kullotur nëpër vise ku toka kishte qenë e plehërosur me pleh derrash. Qengjat e atij viti i kishin therur ende pa u ndarë nga gjiri dhe i kishin groposur në fund të fshatit. Kështu kishin pamundësuar shumimin e këtij lloji të ri dhensh. Dhe me vite kishin pritur ndonjë lajm nga Sefoja që kishte mbetur diku larg nga nuk vinin lajmës si nga pjesët e tjera të hapësirës ku jetonin ata. Kryeplaku i atëhershëm kishte pyetur ardhacakët mos kishin takuar diku birin e tij, por me kalimin e kohës,

ishte bindur se Sefoja nuk do të kthehej kurrë më. Më në fund, ai e njihte gjakun burrëror të familjes së vet, ai e njihte kokëfortësinë e banorëve të atyre maleve, prandaj edhe e kishte të qartë se ishte e kotë që herë pas here shikonte drejt luginës nga shpresonte se një ditë do ta shihte të birin si ngjitet kodrinës përpjetë, si i afrohet kullës ku kishte lindur që me ardhjen e vet t'i gëzonte prindërit, të cilët sa mburreshin për burrërinë që kishte dëshmuar, po aq bartnin në vetvete peshën e mallit për ta parë dhe dëshirën të merrnin çfarëdo lajmi sa ta dinin se ai ishte gjallë e shëndosh. Shumë dekada më vonë, pasi ishin rritur dhe kishin vdekur shumë breza që rrëfenin për atë ngjarje të largët kur barinjtë tanë kishin gabuar rrugën dhe në vend që të shkonin drejt Edrenesë, ishin nisur në drejtim të kundërt, pra pasi kishin kaluar shekuj nga ajo ngjarje e largët dhe në fshatin tonë jetonte një Sefo tjetër që bartte emrin e paraardhësit të vet të largët, në ditët kur në Shkup hynë ushtarët bullgarë dhe gjermanë, me çka Lufta e Dytë Botërore u derdh edhe në këto hapësira ballkanike, në fshatin tonë do të vijë një oficer i ri me uniformë gjermane. Ardhja e ushtarakut të panjohur në fshat, i kishte çuar të gjithë të mbylleshin nëpër kullat e veta dhe të prisnin ku do të plaste sherri. Ai kishte shëtitur rrugëve të fshatit thuajse kërkonte diçka të humbur. Shikonte herë kullat, herë luginën ku shtrihej qyteti. Ndërkohë fshatin e kishte pllakosur heshtja dhe thuajse nuk ishte dëgjuar asgjë tjetër pos hapërimet e oficerit gjerman. E ai kishte hapëruar pranë kullave jo si një pushtues nga ata që shpesh në të kaluarën kishin ardhur të plaçkitnin fshatin, por si një i ndrojtur që sa nuk kërkonte ndjesë pse kishte ardhur i paftuar dhe ua kishte sjellë banorëve atë shqetësim. Ai thuajse ishte habitur pse ata i frikoheshin, pse ishin

mbyllur nëpër kullat e veta e nuk vërenin se i ardhuri nuk shkelte mbi atë baltë si dashakeqës, por si të ishte rritur edhe ai aty. Askush nuk doli ta përshëndeste, apo ta pyeste se çka kërkonte. Të gjithë dridheshin nga frika se ai do të bënte ndonjë të keqe, se do t'i plaçkiste dhe do t'i pushkatonte burrat e fshatit. Kryeplaku ishte ai që më në fund doli e hapi portën, qëndroi në rrugë duke u hamendur si të vepronte, e më pas u nis drejt të panjohurit, i cili herë pas here ndalej përpara portave të larta, shikonte kullat vëmendshëm, thuajse nuk dinte nga t'ia niste bastisjen e shtëpive. Kur pa kryeplakun, ai ngadalësoi hapin. Kryeplakut përnjëherë ia vërshoi veshët oshëtima e të rënave të daulleve. Ai dëgjonte qartë bam-bumin e valles së Ibrahim Hoxhës dhe lehtazi preku revolen që kishte në brez. Pastaj shikoi kujdesshëm oficerin e huaj dhe e priti t'i afrohet. Kryeplaku e dinte se bashkëfshatarët e ndjekin çdo lëvizje të tij, se sytë e zgurdulluar e shikonin nga pasxhami i dritareve, se sa më lehtë e kishin të gjithë të tjerët që tani ndoshta edhe bënin gati plaçkat që të iknin e t'i shpëtonin fëmijët. Ai e paramendonte edhe shqetësimin e gruas së vet, e cila, gjithashtu, e ndiqte në çdo hap të tij dhe e cila ende jetonte ankthin e vjehrrit të vrarë kohë më parë, e të cilit mbase ende nuk i ishte ftohur trupi në varr. "Mirë se keni ardhur!" - i tha oficerit, i bindur se ai nuk do ta kuptonte. Ushtaraku, që ishte mosha e tij, e shikoi, por jo armiqësisht. "Do doja të flas me ndonjë nga fisi i Gaçëve!" - iu drejtua oficeri me një shqipe të cunguar. Kur dëgjoi kërkesën e tij, kryeplaku dukshëm u hutua. Ai nuk priste që aq shpejt dikush të kishte lajmëruar ushtarët e huaj se cilat fise jetonin në fshat dhe se kulla e Gaçëve ishte ajo që njolloste apo mbronte nderin e fshatit. "Unë jam i atij fisi! Ejani në

kullën time!" - i tha kryeplaku oficerit. Dhe u nisën drejt kullës së tij. Hynë në Odën e Burrave. Banorët që jetonin më pranë kullës së kryeplakut, i panë gratë që çonin në odën e burrave tepsitë me pite dhe govatat me kosë dhe lusnin Zotin të zbutet zemra e oficerit të huaj dhe kështu të shpëtonin nga ndonjë e keqe. Kryeplaku sa nuk kishte shtangur kur oficeri gjerman i kishte thënë se ka ardhur t'i shihte shtatë rrapet që rriteshin tek oborri i xhamisë. "Dua ta shoh rrapin me gropë!" - kishte shtuar ai duke rritur kështu edhe më shumë hutesën e bashkëbiseduesit të vet. Kryeplaku as që kishte guxuar ta pyeste se kush i kishte treguar për rrapet, se nga i dinte ai ato gjëra për fshatin tonë. Nga ta dinte ai i gjori se para vetes kishte një të ri të gjakut të vet, se ai oficer ishte stërnipi i Sefos që dikur moti nuk ishte kthyer në fshat nga turpi pse kishte gabuar rrugën dhe në vend që kopenë me dhen ta çonte drejt Edrenesë, e kishte çuar në malet e Istrisë dhe të Dalmacisë, nga edhe nuk ishte kthyer kurrë më. Pas një kohe oficeri kishte braktisur shtëpinë e kryeplakut. Kur kishte dalë në çardak kishte hedhur sytë drejt rrugës që çonte kah Kroi i Sylbinecit. "Kur është ndërtuar ajo kasolle dhe kush kujdeset për atë lulishte aq të bukur?" - kishte pyetur oficeri kryeplakun duke shikuar drejt kopshtit të Fatkës, e cila, gjithashtu, kishte ndjekur me shikim çdo hap të oficerit gjerman. Dhe kishte qenë e bindur se atij do t'i binte në sy kasollja e saj e veçuar nga kullat e fshatit dhe do të vinte që t'i bënte ndonjë të keqe. "Aty jeton vetminë e vet fallxhorja Fatkë, një grua e vetëm, e cila më së miri sheh vetëm të kaluarën e vet të turbullt." - i shpjegoi kryeplaku, gjithashtu i frikuar se mos vallë ushtaraku do të shkonte te Fatka e pambrojtur nga askush. Por, pasi kishte dalë jashtë oborrit të kullës së kryeplakut,

oficeri ishte nisur drejt xhamisë. "Doni t'ju përcjell?" - e kishte pyetur kryeplaku. "Jo!" - ishte përgjigjur oficeri duke buzëqeshur. Dhe ishte nisur drejt rrapeve duke mos i treguar kushëririt të vet se paragjyshi i tij, Sefoja, disa vite kishte jetuar mes shqiptarëve të Zarës, se një ditë kishte vendosur që të shkonte më tej në veri dhe kështu kishte arritur në viset austriake ku ishte martuar me një vendase të atjeshme. Kështu, degët e fisit të kryeplakut ishin shpërndarë edhe në Perandorinë Austro-Hungareze, edhe atë fare pa e ditur askush nga fshati ynë se ne nuk kishim lidhje vetëm me Portën e Stambollit, por edhe me pallatin e Habzburgëve në Shenbrun. Jo se ai nuk kishte vuajtur për vendlindjen, jo se nuk u kishte rrëfyer nipërve të vet nga kishte ardhur dhe pse fliste atë gjermanishte me një theks të çuditshëm, por kurrë nuk kishte guxuar të kthehej aty ku kishte lënë familjarët e vet. Oficeri gjerman nuk ia rrëfeu këto kryeplakut, e as ia tregoi emrin e vet që ishte i njëjtë me të Sefos që e përcolli deri te porta dhe e ndiqte me shikim si ecën drejt xhamisë. Pastaj ishte lëshuar mbrëmja dhe askush nuk kishte guxuar të shkonte te xhamia e të shihte se çka bënte aty oficeri i huaj. Atë mbrëmje të gjithë kishin falë namazin e akshamit nëpër kullat e veta. Andaj edhe askush nuk kishte parë lotët e oficerit të ri, i cili ishte mbështetur pranë rrapit me gropë. Kishte përkëdhelur me dorë lëkurën e drurit, kishte shikuar gropën e mbushur me ujë nga shiu dhe kishte nxjerrë nga xhepi një palë tespihe të kuqe prej qelibari dhe i kishte lëshuar në thellësinë e asaj grope. Kështu kishte përmbushur amanetin e një paragjyshi të vet që ato tespihet që mbante në dorë deri në ditën e vdekjes dikush nga pasardhësit tij t'i kthente dhe t'i hidhte te gropa e rrapit në oborr të xhamisë. Që ato t'i varroste aty ku

kishte ëndërruar të qëndrojë ulur pronari i tyre. Oficeri gjerman aty kishte ndenjur ulur deri në orët e vona të natës. E kishte braktisur fshatin tonë duke i lënë pas vetes fytyrat e ngjitura të fshatarëve nëpër xhamet e dritareve. Banorët e fshatit kishin ndjekur hijen e oficerit që lëshohej kodrinës teposhtë, drejt qytetit. Hija dhe sjellja e tij e çuditshme përnjëherë ishte shndërruar në shenjë shpëtimtare dhe kishin bindjen se ai do t'i bënte më të lehta ditët e luftës. Dhe ashtu kishte ndodhur: fshatin tonë kurrë nuk e kishin sulmuar ushtarët gjermanë apo bullgarë, edhe pse oficeri thuajse kurrë më nuk kishte ardhur të vizitonte fshatin. Dhe fshatarët thuajse kishin harruar vizitën e tij dhe vetëm ditën kur u përhap lajmi se kishte marrë fund Lufta e Dytë Botërore, në fytyrën e kryeplakut vërehej një brengë. Thuajse përnjëherë iu kujtua oficeri gjerman dhe mendonte për të, donte të dinte se vallë kishte mbetur gjallë apo ishte vrarë në ndonjë betejë me partizanët. "Asnjëri le të mos e përmendë oficerin gjerman dhe ardhjen e tij në fshat! Mjafton të mos harrojmë të mirën që bëri, mjafton gjithmonë ta kujtojmë si shpëtimtar tonin!" - u kishte thënë kryeplaku bashkëbiseduesve të vet tek oborri i xhamisë ditën kur erdhi lajmi se kishte marrë fund Lufta e Dytë Botërore. Asaj mbrëmje kur nga fshati ishte larguar oficeri gjerman, Fatkën gjatë gjithë kohës nuk e kishte zënë gjumi. Aty kah mesnata, në çastet kur kishin filluar ta rëndojnë kapakët e syve nga pagjumësia, ajo kishte dëgjuar një dënesje foshnjeje. "Ç'është kjo dënesje, o Zot?!" - kishte belbëzuar e trishtuar. Kishte ndezur sërish kandilin dhe i ishte afruar dritares. Aty, në mes të lulishtes, kishte parë një djep në të cilën ishte shtrirë një foshnjë cullake. "Jo, kjo është gënjeshtër e xhindeve, apo fanitje që më vjen

nga tronditja që përjetova gjatë ditës!" - kishte menduar në vetvete fallxhorja dhe ngutazi kishte marrë të pijë lëng të përzier nga pështyma e dallëndysheve dhe vezët e breshkës, e që ishte kundër magjive të zeza. Por duhej të kalojë kohë derisa ai të derdhej nëpër dejet e saj dhe të qetësonte atë tendosje që e kishte kapluar. E, ndërkohë, ajo shihte foshnjën që qante, që zgjaste duart thuajse kërkonte gjinjtë e munguar të nënës që e kishte lindur. Pastaj një si mjegull e kaltër u lëshua mbi djepin në mes të lulishtes së Fatkës dhe pas ca çastesh kur doli hëna e plotë në qiell, në vendin ku më parë Fatka shihte djepin dhe foshnjën e përlotur, u duk një e ngritur e dheut nga ndonjë urith. Ajo doli të dëbonte nga kopshti i saj kafshën e nëndheshme që do të mund t'ia dëmtonte lulet që posa kishin filluar të bulëzonin. Rrafshoi dheun e ngritur si një të ënjtur të tokës dhe tërë natën ndenji ulur te pragu i derës nga frika se urithët do t'ia shkulnin lulet që i kishte bashkëbiseduese të vetme përderisa jetonte vetminë e vet. Edhe kryeplaku asaj nate nuk kishte vënë gjumë në sy. Disa herë me radhë kishte dalë te çardaku i kullës nga kishte soditur Fatkën e ulur te pragu i derës, duke mos e kuptuar se ç'dreqin nuk hynte brenda të flinte, por rrinte me kandilin në dorë thuajse priste t'i vinte dikush. Para se të gdhinte, ai u nis drejt kasolles së saj. "Ç'të mundon, pse nuk bie të flesh?" - e pyeti ai gruan kokulur, e cila lotonte. Pastaj e kapi për dore dhe të dy hynë brenda. Kryeplaku u kthye në kullën e vet para se të gdhinte.

# III

Sado që dua të eci më shpejt nëpër kohë që të arrij në vitet kur thuhej se socializmi kishte lulëzuar aq begatshëm sa edhe lulet në kopshtin përpara kasolles së Fatkës, imagjinatën time e mbulon terri i natës kur fshatarët ranë në gjumë me shpresë se rënia e rrapit ku shtronte postoqinë e vet kryeplaku, nuk ishte paralajmërim i ndonjë të keqeje që do të ndodhte në fshat, por rrëzim si i cilitdo druri tjetër që e kishin mundur brerjet e kohës dhe të milingonave, të cilin e kishin dëmtuar insektet që kishin gjetur ndonjë damar të butë nga hynin thellë e më thellë në brendinë e pemës. Mbase ata të rrallët, që ende nuk i ishin dorëzuar gjumit i kishin dëgjuar lehjen e qenve nga ana perëndimore e fshatit. Por ata nuk kishin mundur ta dinin se qentë i kishte shqetësuar dalja e Fatkës nga kasollja dhe se ajo ishte nisur drejt xhamisë. Askush nuk kishte dalë të shihte se çka ndodhte rrugëve të fshatit, askush nuk kishte parë fallxhoren Fatkë të ngarkuar me një bohçe, thuajse ishte nisur në rrugë të largët. Më në fund edhe lehja e qenve nuk kishte zgjatur shumë, sepse fallxhorja e njihte gjuhën e të gjitha kafshëve, dinte si t'i qetësojë e t'i bëjë qentë të urtë si të ishin qengja. Mjaftoi vetëm dy herë t'i shtrinte duart nga ato, të pëshpëriste disa lutje, dhe qentë e tërbuar të fusnin bishtin nën shalë e t'ia lironin udhën që ajo të shkonte më tej e papenguar nga kërcënimi

i dhëmballëve të tyre të jargosur. Fatka nuk kishte ndër mend atë nate as të braktiste fshatin, as ishte bërë gati për ndonjë udhëtim të fshehtë në drejtim të panjohur: ishte nisur drejt rrapeve tek oborri i xhamisë, ishte ulur në mes të hapësirës që e rrethonin drunjtë e lartë dhe kishte hapur aty bohçen e vet thuajse do të hante syfyr. Në bohçe nuk kishte as pite të ngrohta, as çkado qoftë tjetër për të ngrënë, por dhjetëra lëmshe me penj të leshtë shumëngjyrësh. Pastaj ajo kishte marrë lëmshet dhe kishte filluar t'i lidhë penjtë rreth rrapeve, duke shkuar nga njëri trung te tjetri dhe kështu kishte thurur një rrjetë të çuditshme shumëngjyrëshe që mbyllte atë hapësirë mes së cilës qëndronte fallxhorja. Aty ku ishte pjesa e mbetur e rrapit të rënë, rrjeta bëhej më e dendur, por e ulët, se trungu i mbetur nuk ishte më i lartë sesa lartësia e një fëmije që posa kishte filluar të ecte. Dhe aty ku penjtë përshkonin rrapin e rrëzuar, bëhej si një derë nga mund të dilje e të hyje mes asaj rrjete. Më në fund, ajo kishte mbetur në mes të asaj hapësire si e zënë nga rrjeta që kishte thurur. Jo se nuk mund të dilte nga aty e të kthehej nga kishte ardhur, jo se penjtë ishin aq të fortë sa ta mbanin të mbyllur mes asaj perdeje shumëngjyrëshe që e ndriçonin rrezet e hënës së plotë, por ishte e qartë se ajo nuk kishte përfunduar punën e vet. Pasi i ishin harxhuar penjtë, ajo ishte ulur pranë bohçes nga kishte nxjerrë një libër të vjetër, faqet e të cilit ishin të mbushura me një dorëshkrim të çuditshëm, ku, përpos shkronjave arabe me të cilat ishte shkruar teksti, kishte të vizatuara edhe figura të ndryshme, si gjarpërinj me nga dy koka, njerëz me fytyra kafshësh, apo thënë shkurt, në atë libër kishte fjali që ndoshta vetëm Fatka dinte t'i lexonte e t'i kuptonte dhe një varg vizatimesh të një bote shtazore dhe bimore që nuk e hasje

mbi tokë. Nga rrezet e hënës së plotë, qartë shiheshin vizatimet e trëndafilave të çelur që në mes kishin nga një ftua të verdhë, apo qershitë e kuqe, të cilat në vend të bishtit, me degën e pemës i lidhte një dorë fëmije. Duke u luhatur sa para mbrapa, duke i ledhatuar vizatimet në libër tre herë me radhë, duke puthur pastaj dorën e majtë me të cilën përkëdhelte fletët e librit, ajo kishte filluar të murmuriste fjalë të pakuptimta . Nuk ishte çuar nga ai vend deri në orët e lindjes së diellit dhe mbase do të qëndronte aty edhe më tej, sikur të mos vinin burrat që rregullisht falnin namazin e mëngjesit në xhami, e jo nëpër kullat e veta, siç bënin shumica e besimtarëve të fshatit. "Ç'bën këtu kjo çmenduurake?" - kishin pyetur njëri-tjetrin burrat që nga Fatka i ndante rrjeta e thurur nga penjtë e ngatërruar nga njëri në rrapin tjetër. Atëherë, ajo ishte çuar në këmbë, kishte marrë bohçen e vet dhe, kujdesshëm, duke mos këputur asnjë fije të penjve, kishte dalë nga aty ku e kishin gjetur burrat e fshatit. "Këto trungje i kam lagur edhe me ujë trëndafilash të egër. Që t'i dëbojë nga këtu gjitha xhindet. Penjtë nuk duhet t'i prekë njeri derisa ato të kalben e të asgjësohen vetvetiu!" - u kishte thënë ajo burrave të hutuar. "E si të hyjmë brenda?" - e kishin pyetur ata të habitur. "Ashtu siç dola unë, kujdesshëm, që të mos i këputni!" - u ishte përgjigjur duke u nisur drejt kasolles së vet. Hoxha nuk ishte aty që të jepte ndonjë shpjegim fetar, sepse siç u thashë edhe më parë, ai ato ditë vuante nga të ënjturat e krahut të majtë dhe dhembjet kishin nisur t'i depërtojnë deri në brendinë e eshtrave të dorës. "Do ta shihni se qysh kësaj vere rrapet do të gjelbërojnë më bujshëm! Ato tani janë të mbrojtur nga krimbat dhe milingonat, që në të vërtetë nuk janë asgjë tjetër përpos xhinde!" - kishte shtuar Fatka duke ua

kthyer shpinën burrave që e sodisnin çuditshëm. Nga ajo ditë, Fatka u bë edhe më e përfolur në fshat, si edhe më e besueshme për gratë që kishin halle me magji të ndryshme, apo dyshonin se fëmijët e tyre vuanin nga syri i keq. Nga ajo ditë u shtuan edhe thashethemet se çka ruante ajo në dhomat e kasolles së vet, pse askënd, përpos kryeplakut, nuk lejonte të hyjë brenda që të shihte se si jetonte ajo grua e vetmuar. Hallexhinjtë, që kishin nevojë për ilaçet, apo për parashikimet e saj, Fatka i priste te pragu i derës së kasolles së vet dhe aty ua parashikonte ardhmërinë apo u tregonte se cili xhind ishte futur në qenien e tyre dhe ua ngatërronte këtë botë me botën qiellore. Nga ajo ditë, pra, sekreti për jetën dhe bëmat e saj morën dhenë edhe jashtë fshatit tonë, dhe u shtua numri i atyre që thoshin se ajo kishte sjellë me vete edhe pasuri të madhe, se në kopshtin e dendur me lule fshihte shumë stoli të çmuara që i kishte sjellë nga Stambolli ku, sipas asaj që kishte rrëfyer vetë Fatka, kishte qenë e bija e fallxhores së preferuar të Portës së Lartë. Dhe këto thashetheme do të jetojnë në këto hapësira edhe shumë vite pas vdekjes së saj, dhe këto paqartësi lidhur me të kaluarën e Fatkës dhe mënyrën se si jetonte pas ardhjes në fshatin tonë, do t'i çojë gjurmuesit e thesareve të fshehur që të gërryenin një gropë të thellë në anën e lindjes së kasolles, e cila edhe sot është e pambuluar, por nuk duket nga kullosa që rritet aty dhe që ka mbështjellë me gjelbërimin e vet çdo pëllëmbë të kopshtit të dikurshëm ku Fatka mbillte lulet e veta, e, të cilat, kur frynte puhiza e lehtë e pranverës, shpërndanin erëmimin e vet të këndshëm deri te xhamia e fshatit dhe varri i gruas së Demës. Pa dyshim se pas vdekjes së Fatkës oborri i kasolles do të bëhej një vend përplot me gropa, sikur të mos

kanosej kryeplaku se do të paguanin me kokë ata që edhe më tej do të dëmtonin kasollen dhe kopshtin e saj, e kështu gjurmuesit e pasurive nëntokësore nuk guxuan më t'i afroheshin vendbanimit të dikurshëm të fallxhores. Se vallë ata që kishin gërryer atë gropë kishin gjetur diçka apo jo, mbeti e fshehtë njësoj si edhe e kaluara jetësore e fallxhores që ishte bërë banore e fshatit tonë në vitet e turbullta pas shpërbërjes së Perandorisë Osmane, kur u ishte vënë mbrapa haxhinjve të fshatit tonë, duke i lutur ta merrnin e ta shpëtonin nga zullumqarët e shumtë që mund ta sulmonin e t'i bënin ndonjë të keqe. Fatka kishte ardhur në fshatin tonë në vitet kur shumë nga ballkanasit nuk dinin vallë të qëndronin edhe më tej në Stamboll, apo të ktheheshin atje ku i kishin rrënjët e fisit të vet, në vitet kur shumë nga jeniçerët besnikë të sulltanëve turk, donin të zbulonin nga cilat vise kishin ardhur në Anadolli. Fatka jetoi dhe vdiq në fshatin tonë, duke sjellë hutesë gjatë ardhjes e duke lënë paqartësi pas vdekjes, ajo erdhi në fshat duke sjellë me vete sekretin e ndodhive që përshkonin botën nga vinte dhe shkoi duke lënë pas vetes kureshtjen e atyre që donin të dinin sa më shumë për të. Erdhi me disa bohçe në krahë, e shkoi e mbështjellë me qefinin e bardhë, duke mos lënë në kasolle as bohçet, e lëre më gjërat që kishte pasur në të. Ata që u ngutën të hynin brenda ditën kur u përhap lajmi se ajo kishte vdekur, ata më kureshtarët që u ngutën të shihnin ç'kishte në dhomat e fallxhores, përpos një duhme të neveritshme dhe një krevati të mbuluar me lule të thara, që mbase i shërbenin si dyshek i butë, nuk kishin gjetur asgjë tjetër që do t'ua shuante kureshtjen, që do të heshtnin paragjykimet se çka kishte sjellë me vete nga Stambolli i largët ku mbase kishte trashëguar dhurata të shumta që ia

kishin dhënë nënës së saj të famshmit e oborrit të sulltanit, e që kishin pasur nevojë për shërbimet e fallxhores. Gratë që mbushën dhomën e saj ditën kur u bë e ditur se fallxhorja kishte vdekur, nuk gjetën as librin e shkruar me dorë, për të cilin që moti flitej se bartte fshehtësitë e shpjegimeve të saj, e që e kishin parë burrat e fshatit atë mëngjes kur e kishin gjetur Fatkën të ulur mes rrjetës së penjve shumëngjyrësh të ngatërruar nga njëri rrap te tjetri. Kjo kishte shtuar bindjen e fshatarëve se gjithçka kishte pasur, ajo i kishte groposur diku pranë kasolles. Dhe kjo bindje e tyre mori udhën e doli jashtë rrugicave të fshatit, arriti deri në veshët e gjurmuesve të shumtë të thesareve nëntokësorë, gjë që i çoi të drejtoheshin kah fshati ynë, i çoi të vinin këtu fshehurazi, apo duke u shtirë se janë dashamirë të shëtitjeve malore, e të masnin kujdesshëm çdo cep të hapësirës rreth kasolles së Fatkës, duke dashur të caktonin vendet e mundshme ku ajo kishte groposur pasurinë e vet. Thashë, oborrin e saj e shpëtoi kërcënimi i kryeplakut, se përndryshe ai deri tani do të bëhej si arë e gërryer nga derrat e egër, apo e lëvruar nga urithët. Ai pengoi gërryerjen e mëtejme të oborrit, por jo edhe përfoljet se thesari i kërkuar ndodhej këtu apo aty. Kështu që disa thoshin se nëse kishte ndonjë thesar të fshehur në atë hapësirë, ai medoemos ishte groposur ose pranë trëndafilit shtatëpetalësh, që Fatka e përdorte për të bërë ilaçe kundër mësyshit, ose te pragu i derës ku qëndronte një gur i bardhë e i mermertë mbi të cilin vetë Fatka kishte gdhendur disa shenja të pazakonta në formë të bimëve që kishin rrënjët në trupin e kafshëve. Në fillim të viteve tetëdhjetë të shekullit të njëzetë, kur fshati dukshëm do të boshatiset, si shkak i atyre që shkuan në Turqi, po aq edhe se të rinjtë shkonin në kurbet, kryeplaku do të

shkonte të merrte atë pllakë të gurit, e do ta vendoste përpara portës së lartë të kullës së vet. Dhe me vite të tëra do ta përdorte si ulëse. Atë gur edhe tani mund ta shihni posa të kaloni përpara kullës së kryeplakut, ndodhet nga ana e djathtë e portës, nga shihet xhamia, kasollja e Fatkës dhe shumë kulla të mbetura pa banorë e që rrëfejnë për fshatin e dikurshëm që përballi furitë e kohës, por që u gjunjëzua gjatë viteve të socializmit mbase edhe se kryeplaku nuk arriti kurrë të barazojë kanunin e atyre maleve me ideologjinë e re. Ai gur në të vërtetë ka ende vizatimet e gdhendura nga dora e Fatkës, të cilët askush nuk mund t'i zbërthejë se ç'domethënie kanë e që mbeten si një porosi sekrete e gruas së ardhur nga Stambolli, si një porosi e vashës së dikurshme, të cilën në dalje të Edrenesë e kishin takuar hanxhinjtë e fshatit tonë që ktheheshin në këmbë nga Meka. Ajo asokohe i kishte pyetur pleqtë e panjohur se nga vijnë dhe kah janë duke shkuar. Pasi i kishin treguar se janë besimtarë të denjë që kishin shkelur tokën e shenjtë të Mekës e Medinës dhe se ktheheshin atje nga ishin nisur, ajo u kishte dëshiruar që Zoti t'ua miratonte haxhin, t'ua lehtësonte mëkatet që kishin bërë gjatë jetës dhe mbase kishte falënderuar perëndinë që ia kishte sjellë ata mbrojtës të sigurt që nuk do të guxonin të bënin mëkat e ta keqtrajtonin. Pa dyshim se kishte besuar se nuk ishin burra të pafytyrë e të pashpirt nga ata që asokohe bridhnin mal më mal, që fshiheshin rrugëve të qyteteve, se nuk ishin nga ata keqbërës që përdornin trazirat ballkanase kur as qeni nuk e dinte cilin ka pronar dhe shfrynin prirjet e tyre të mbrapshta. "E nga je ti dhe ku je nisur?" - e kishin pyetur hanxhinjtë e fshatit tonë. "Do të shkoj deri aty ku do të më prijë mëshira dhe mbrojtja e Zotit! Më ndjekin hallet që më çojnë të shkoj

diku ku nuk më njeh njeri!" - u kishte thënë ajo burrave të panjohur që ia masnin shtatin dhe hamendeshin se ç'hall do ta kishte shtyrë atë vashë aq të bukur dhe të re që të udhëtonte e vetme nëpër rrugët e botës. "Mbase jo rastësisht na u gërshetuan rrugët, ndoshta ju jeni ata që do të më çojnë në vendin ku do të gjej qetësinë e kërkuar dhe do të prehem larg syve që duan të më hanë kokën!" - u kishte thënë ajo. Nuk është e pamundur që hanxhinjtë të kenë dyshuar se mos vallë ishte ndonjë fantazmë me të cilën i sprovonte Zoti, apo ikte nga ata që i kishte marrë në qafë, e që asokohe i gjeje çdokund nëpër Perandorinë Osmane në shkatërrim, por sjellja dhe veshja e saj dëshmonin të kundërtën. "Kush janë ata që duan kokën tënde?" - e kishin pyetur pleqtë duke dashur të dinin se çka e mundonte vashën e vetme. "Mund të jetë edhe ndonjë e pafytyrë, e cila me bukurinë e vet ka joshur shumë burra, ka shkatërruar familje, e tani nuk di ku të fshihet nga hija e bëmave të veta!" - kishte pëshpëritur një nga hanxhinjtë, por të tjerët nuk ishin ngutur të sjellin vlerësime të shpejta pa dëgjuar rrëfimin e saj. "Trishtimet e kësaj bote kanë burim smirëkeqësinë njerëzore si dhe zilinë e të paaftëve!" - kishte thënë ajo duke i lënë të nënkuptonin se aftësitë e kishin dëmtuar e jo bukuria dhe veset e gruas së shthurur. "Jam e bija e fallxhores së dikurshme më të çmuar në oborrin e Top Kapisë, jetoja me shërbëtorët më të besuar të Sulltanit! Por më morën më qafë ata që i trishtonte saktësia e falleve të nënës sime dhe që lejuan të shpartallohej saraji mbretëror!" - u kishte rrëfyer ajo pleqve që e dëgjonin gojëhapur. Pasi kishin kuvenduar mes veti, hanxhinjtë nuk kishin gjetur arsye të mos i lejonin të vazhdonte udhën më tej me ta. "Kjo mund të jetë edhe sprovë e Zotit, dëshirë e të

madhërishmit që të vërtetojë pastërtinë e shpirtrave tanë, të matë mirësinë tonë nëpërmjet asaj sa jemi të gatshëm të ndihmojmë një vashë të pambrojtur!" - kishin menduar ata në vetvete dhe kishin vendosur të mos e lëshonin këtë mundësi për të bërë një të mirë që do të mund t'ua hapte derën e xhehnetit. Aq më shumë i kishte mahnitur sjellja e saj e qetë, mençuria, ndrojtja dhe bukuria e rrallë. "Kurrë nuk do t'ua harrojë këtë të mirë! Ditë e natë do të lus Zotin t'ju bekojë juve dhe familjarët tuaj!" - u kishte thënë pleqve të fshatit tonë. I kishte matur burrat e fshatit tonë me shikimin e gruas që di të vlerësojë cilët ishin ata që u dorëzohej, dhe kishte ardhur në përfundim se ata asnjëherë nuk do të flijonin haxhillëkun dhe të keqpërdornin një vajzë të pambrojtur. Dhe kështu fallxhorja Fatkë kishte ardhur në fshatin tonë së bashku me haxhilerët e fundit që kishin shkuar në Mekë së bashku me ata të Stambollit. Kështu, pra, ishte bërë banore e fshatit tonë qysh në vitin 1917. Dhe çdo gjë që më vonë do të flitet për të, qëndron në mes të së vërtetës dhe gënjeshtrës, në mes të besueshmes dhe të pabesueshmes, në mes të asaj që mund të dëshmohej me bëma të dukshme dhe pjellës së imagjinatës. Por, tani, unë bëj çmos që t'i largoj nga mendja rrëfime e panumërta që edhe sot e kësaj dite mund të dëgjohen në fshatin tonë dhe besoj se nuk e keni rëndë të paramendoni habinë e fshatarëve të mi kur kishin parë një vashë shtatëmbëdhjetëvjeçare të panjohur në mesin e pleqve që ktheheshin nga haxhillëku, se lehtë mund të parafytyroni befasinë e banorëve të mbledhur tek oborri i xhamisë ku ishte ulur vasha me bohçet e veta pranë këmbëve. "Cila është kjo, ç'kërkon ajo me ju?!" - kishin pyetur shtëpiarët që kishin dalë në fund të fshatit t'i gëzoheshin ardhjes së haxhinjve

shëndosh e mirë. “Është një e mjerë që na u lidh pas si qenush i pashtëpi!” - kishin shpjeguar ata dhe nuk kishin gënjyer. Sepse Fatushja kishte lidhur fatin me ta qysh në dalje të Edrenesë, ku u ishin kryqëzuar rrugët. Gjatë rrugëtimit të gjatë nga Edreneja deri në fshat, ajo shumë pak u kishte treguar për veten. Kishte ecur pas tyre në heshtje, por e sigurt se u ishte shmangur rreziqeve që ta sulmonin bandat e kaçakëve, të cilët me muaj jetonin të ndarë nga shtrati i ngrohtë bashkëshortor, e mezi prisnin t’u binte në duar ndonjë grua e pambrojtur. Kur kishte mbërritur në fshat, kur ishte bindur se aty ishte e sigurt dhe e mbrojtur, i kishte treguar kryeplakut të atëhershëm, babait të kryeplakut të Pasluftës së Dytë Botërore, se ishte një nga shumica e atyre që kishin mbetur në rrugë pas zhbërjes së oborrit të Sulltanit, se vetëm ikja nga atje do t’ia shpëtonte kokën. Kryeplakut i kishte besuar rrëfimit të saj se pozita në Stamboll ishte keqësuar ditën kur nëna e saj ishte ulur para xhamisë së Sulltan Ahmetit dhe publikisht kishte shpjeguar domethënien e numrave të vitit të ardhshëm 1918. “Nëna ime ishte shpjeguesja më e mirë e numrave dhe lexuesja më e shkathët e shenjave në trupin e njeriut dhe e dukurive në natyrë!” - i kishte thënë kryeplakut vajza e panjohur. Dhe pastaj u kishte rrëfyer fshatarëve se si nëna e saj, e rrethuar nga burrat që kishin ardhur të falnin namazin e drekës te xhamia e famshme e Sulltan Ahmetit, kishte thënë se dy njëshat në numrin e vitit të ardhshëm, paralajmëronin ardhjen e një dymbëdhjetëmuajshi përplot me ngjarje që nuk do të përsëriteshin kurrë më, se ato dy numra paralajmëronin fillimin e dyfishtë të rrjedhave që përgjithmonë botën do ta ndanin në dy pjesë të largëta mes veti, se njëshi në numrin e vitit 1918 simbolizonte pandashmërinë e Zotit,

i cili është një dhe i vetëm, që është lindjevdekje e çdo gjëje në këtë botë, u kishte thënë se ky numër jo rastësisht shkruhet me shkronjën "elif", me shkronjën e parë të alfabetit persian. Dëgjuesit kishin filluar të acaroheshin nga parashikimet e saj ogurzeza dhe të murmurisnin të pakënaqur, por nëna e Fatkës nuk kishte pasur mundësi të tradhtonte atë që paralajmëronin numrat, andaj kishte shtuar se nëntëshja e rrethuar me dy njësha në numrin e këtij viti, simbolizonte rrathët e harxhuara të perandorisë, zbritjen e Portës së Lartë nëntë shkallë teposhtë drejt fundit të saj dhe se tetëshja simbolizonte baraspeshën e tokës dhe qiellit me yjet e tjerë në hapësirë, shënonte krahët e vizatuar në kubenë e xhamisë së Kordobës, që tregojnë ndarjen simetrike të kësaj bote, se tetëshja në numrin e vitit që do të vinte, e thellonte paralajmërimin e një ndasie të qartë mbi këtë botë në mes atyre që e dinë domethënien e petaleve të trëndafilave dhe ata të tjerët që këto petale i mbajnë si erëmim i ngjizur nga gjaku i shenjtë. Shtatëshja në numrin e vitit që jemi tani, kishte shtuar ajo, është ai më domethënësi që shpjegon se ndodhemi në paradhomën e fundit të një kulle të lartë, e cila ngadalë po rrënohet e mund të gjithëve të na zërë nën rrënojat e veta. "Ky numër, i ngjan trëndafilit me shtatë petale, simbolizon ditët sa iu deshën Zotit të krijonte këtë botë, shtatëshja është përmbledhës i botës njerëzore dhe asaj engjëllore, ky numër, gjithashtu, shënon edhe mbylljen e një harku dhe mund të ketë domethënien e rrethit të mbyllur të Perandorisë sonë të lavdishme, qëndron në fund të numrit të vitit si kaptina e mbyllur e librit të shenjtë të Zotit." - u kishte thënë nëna e Fatkës atyre që e dëgjonin gojëhapur dhe thuajse kishin harruar se ishin nisur drejt xhamisë të falnin namazin e drekës e jo të dëgjonin

parashikimet e një fallxhoreje nga të shumtat që asokohe bridhnin të papuna nëpër rrugët e Stambollit. Besimtarët që e dëgjonin nuk kishin mundur t'u besojnë veshëve të vet e lëre më të guxonin të besonin vërtetësinë e thënieve të fallxhores, andaj i ishin vërsulur ta dëbonin nga aty. Nëna e Fatkës e kishte hetuar tërbimin e tyre dhe me vrap ishte kthyer tek Ura e Gallatës ku e priste e bija. "Ik nga këtu se vijnë kohë kur e vërteta do të shkruhet me gjakun e të pambrojturve!" - i kishte thënë së bijës. Dhe ishin ndarë nënë e bijë duke u nisur njëra në drejtim të Konjës, e Fatka drejt Edrenesë. Fatka kishte grumbulluar plaçkat më të nevojshme dhe, duke u fshehur nëpër sokakët e ngushtë të Stambollit, ishte nisur në drejtim të Edrenesë ku e dinte se kalonin karvanët e tregtarëve që shkonin drejt detit Adriatik. Kështu kishte arritur aty ku ishte takuar me hanxhinjtë e fshatit tonë e të cilët pastaj e sollën në këto hapësira ku ajo pruri farat e luleve të rralla që asokohe rriteshin vetëm në kopshtet e sarajeve të sulltanit. Përpos farave të luleve, ajo, në fshat solli edhe farën e mbrapshtë të shumë bëmave që askush nuk u dha shpjegim, e të cilave jam duke u ikur si i paafti ndaj perdes pas së cilës supozon se ka të fshehta që nuk do të mund t'i përballojë. Se sa ishte i vërtetë pohimi i saj se kishte qenë e bija e fallxhores më të famshme të Portës së Lartë, askush nuk kishte mundur ta dëshmojë, por se me të vërtetë kishte trashëguar dhuntitë e së ëmës dhe dinte të parashikojë ngjarjet që do të ndodhnin, u dëshmua një vit para se të vdiste, apo, më saktë të them, një natë para se të ndodhte tërmeti i Shkupit. Atë nate, atë nuk e kishte zënë gjumi, por tërë natën kishte qëndruar e ulur te pragu i derës së kasolles. Fshatarët që dilnin në çardak e shkonin të bënin shurrën, e kishin parë qiririn e ndezur pranë

këmbëve të saj dhe hijen e gruas që shtrihej mbi kopshtin me lule. Aty kah mesnata, ajo kishte ngritur zërin aq sa e kishin dëgjuar të gjithë ata që në ato çaste e shikonin nga çardaku i kullave. “Ç’dreqin ka ajo e mallkuar që nuk bën gjumë, thuajse Zoti nuk e ka dhënë ditën për të lexuar librin famëlartë?!” - kishin thënë gratë e fshatit duke ndezur llambat e vajgurit. “Oh, çfarë resh të zeza të përziera me pluhur, oh, sa rrënoja ka mbi këtë tokë! Ky është vit i farës së keqe, që e mbjellin tre numrat e tij që janë të pjesëtueshëm me treshin!” - kishte klithur ajo para se të kthehej në kasollen e vet ku tërë natën kishte palosur teshat thuajse bëhej gati të largohej nga aty. Dhe që të nesërmen në mëngjes, luginën poshtë fshatit e kishin mbuluara re të zeza pluhuri: tërmeti i fortë i verës së vitit 1963, kishte rrafshuar me tokë shumë nga ndërtesat e Shkupit, e ndër të tjerat edhe gjysmën e stacionit hekurudhor dhe Shtëpinë e Oficerëve që ishte ndërtuar mbi themelet e xhamisë së dikurshme më të bukur në Ballkan – Burmali Xhamisë. Nga ai mëngjes u shtua fama e Fatkës, njësoj si edhe sekreti se pse më kurrë ajo nuk braktisi kasollen e vet dhe nuk dilte si dikur të shkojë shtëpi në shtëpi, ku e thirrnin gratë që t’u hiqte fall. Atë mëngjes të gjithë pritnin ta shihnin, por ajo nuk doli në kopsht që t’i ujiste lulet. Mbase atij mëngjesi ato ishin penduar pse disa herë me radhë kishin kërkuar nga burrat e vet ta dëbonin edhe atë vetëm pse u kishin besuar fjalëve se disa të rinj shpesh e vizitonin natën duke u arsyetuar se u ishte lidhur burrëria në nyje dhe se ajo kishte një lëng, të cilin po qe se e pije tri ditë me radhë, të ringjalleshin të gjithë damarët e heshtur të trupit. Edhe burrat që dikur ia kishin muruar kasollen, të urdhëruar nga kryeplaku i atëhershëm, i bekonin haxhilerët që e kishin sjellë Fatkën

në fshat. Por, për fat të keq, një vit pas tërmetit të përmendur, ajo vdiq e vetme në dhomën e saj. Disa ditë para se ta gjenin të vdekur në dhomën e vet, ajo kishte thirrur kryeplakun të zënë me përgatitjet për dasmën e djalit të tij më të vogël dhe i kishte thënë se ëndrrat që shihte disa net me radhë e trishtonin. “Net me radhë shoh në ëndërr se si urithët gërryejnë kopshtin tim dhe ua kthejnë mbrapsht rrënjët luleve të mia! Shoh se si më shkretohet kopshti dhe zgjohem e larë me djersë nga frika!” - i kishte thënë ajo kryeplakut. Dhe të dy kishin qarë. As të nesërmen, as edhe disa ditë me radhë ajo nuk kishte dalë nga kasollja e vet. Edhe lulet në kopshtin e saj kishin filluar të vyshken. Ajo nuk ishte dukur as ditën kur ishin dëgjuar daullet që shënonin fillimin e dasmës që bënte kryeplaku për djalin tij të tretë. Kjo e kishte shtyrë kryeplakun më në fund të çonte disa fëmijë të shihnin çka ndodhte me të, pse nuk ishte nisur drejt kullës së tij që të merrte pjesë në dasmë. Britmat e tyre paralajmëruan se Fatka nuk ishte më e gjallë. Mbase kishte vdekur shumë ditë më parë, gjë që e dëshmonte pluhuri, i cili mbulonte çarçafin me të cilën ishte mbuluar dhe fytyrën e saj, por trupi ngjante si të ishte e gjallë. Ajo qëndronte shtrirë në shtrat e veshur me këmishë të bardhë dhe me shami të lidhur në kokë. Dhomën e Fatkës e mbushën edhe gra të cilat nuk kishin ardhur aty nga halli i vdekjes së saj, por nga kureshtja të shihnin se çka kishte aty. Shikonin tinëz majtas e djathtas, por më kot: dy dhomat e vogla ishin të zbrazura. Përpos disa penjve shumëngjyrësh të lidhur për trarët e plafonit, nuk kishte asgjë tjetër që do të shtonte kureshtjen e tyre. Dhe kështu me vdekjen e saj kishte marrë fund një pjesë e së kaluarës së fshatit tonë. Por me këtë nuk kishin marrë fund edhe bëmat që ndërlidheshin

me Fatkën. Sepse aty ku merrnin fund tronditjet e papritura dhe ndizej drita e largët e shpresës se do të fillonte një jetë e qetë, aty ku zhdukeshin gjurmët e një të kaluare përplot paqartësi e trishtim dhe shihej hija e largët e rehatisë së gjatëpritur, aty, pra, ku fshatarët e mi shihnin fundin e një kohe që donin ta linin pas vetes dhe sa më shpejt ta harronin, lidhej nyja e rrjedhës së ngjarjeve të ngatërruara e të papritura, të cilat të çonin të dyshosh në atë që kishte ndodhur, e të mos i besosh ardhmërisë. Jo se fshatarët e mi nuk e ndienin se e kaluara e tyre me shumëçka merrte trajtën e barrës së rëndë lodhëse që ua kapiste shpirtin dhe ua plagoste të sotmen, jo se ata nuk e vërenin se e shkuara e tyre shpeshherë shtrihej si hije e zgjatur mbi të sotmen dhe ua mbulonte horizontin e largët të ardhmërisë, por ata i kishte lodhur ngjashmëria e jetës së tyre me përpjetëzat e kodrinave mbi fshat, i kishte molisur ngjitja me bagëtinë deri në majat e vargmaleve nga mund të shihje larg e më larg, thuajse vetëm sa ta kuptoje se edhe jeta është një rrugëtim, një ngjitje e lodhshme drejt majave të saj nga mund të sodisësh të vërtetën e heshtur e të largët se çdo gjë është e lidhur në nyje, se e dukshmja dhe e imagjinuara qëndrojnë njëra pranë tjetrës si toka dhe qielli. Ata e ndienin se e sotmja e tyre i ngjante lëmshit të koklavitur që nuk arrinin ta zgjidhnin dot, andaj edhe shpeshherë u bëhej thuajse jetonin pa të – pa të tashmen.

E ata, fshatarët e këtushëm jetonin në një pritje të përhershme. Në pritje ishin edhe pas përfundimit të Luftës së Dytë Botërore, në vitet që nuk sollën me vete rehatinë e ëndërruar, por përkundrazi, e bënë rrethin jetësor edhe më të ngushtë, kështu që edhe bagëtinë ata nuk do të mundnin ta kullosnin lirshëm ngado që u shihte

syri, në njëfarë mënyre bota e tyre u ngushtua edhe më shumë, përnjëherë ndiheshin thuajse hapësira që i takonte fshatit të tyre ishte aq e ngushtë, sa nuk mjaftonte të pushonin rehatshëm në të as gjithë gomarët e fshatit. Dhe për këtë nuk fajësonin vetëm hoxhën nga kohët e lashta, të cilit i ishte ngjizur zëri gjatë ndarjes së pronave mes fshatrave të këtushëm, dhe ezani i tij nuk ishte dëgjuar më larg se te kroi i Halilit në lindje dhe ai i Sylbinecit në perëndim të fshatit. Për këtë ata u hidhëroheshin paraardhësve të tyre, që kishin zgjedhur për banim atë shpat mes kodrinave që i ngjante nofullës së hapur të kalit të uritur që hante ardhmërinë e tyre. Pra, u hidhëroheshin edhe të parëve të vet që nuk kishin ditur të shfrytëzonin as kohët e sulltanëve, as ato kur turqit ishin tërhequr nga këtu dhe thuajse të gjitha pasuritë e patundura ua kishin lënë kolonizatorëve serb, mallkonin, pra, paraardhësit e vet që ishin kënaqur vetëm me atë që askush të mos ua prekë shtatë rrapet tek oborri i xhamisë dhe mos ua zhvendosë njeri varrezat e të ndjerëve. Kështu që për mëhallët e fshatit dhe për kullat në to mbetej e njëjta hapësirë, thuajse ajo e kohëve kur këtu kishin lëshuar rrënjët familjare banorët e parë të fshatit. Shkurt, edhe vitet e pasluftës ishin një nyje ku lidheshin ngjarjet nga e kaluara që kishin përcaktuar fatin e fshatit tim, me ato ndodhi që, ndërkohë, do të vinin nga nuk e priste njeriu dhe pa i nxitur askush në fshat. Andaj, menjëherë ua them se nuk ishin arkeologët grekë të parët që deshën të zhvarrosnin kufomën pa kokë, e të cilët kalimthi i përmenda në pjesën e mëparshme të këtij rrëfimi, kur edhe ju thashë se ata erdhën në fshat në fillim të viteve nëntëdhjetë të shekullit të njëzetë, duke qenë të sigurt se lehtë do t'i bindin fshatarët e mi t'u lejonin të zhvarrosnin

eshtrat e kufomës pa kokë, e t'i merrnin me vete. Ata as që e kishin pritur se do t'u ndodhte e kundërta, se kërkesa e tyre do t'i trondiste fshatarët, do t'i ngrinte në këmbë fëmijët dhe të rriturit, që të gjithë njëzëri të viheshin në mbrojtje të varrit të kufomës pa kokë. "Ne nuk ua dhamë eshtrat atyre që mbase kishin të drejtë t'i marrin, e lëre më juve që mendoni se çdo trim dhe i mençur nga këto hapësira, ka gjakun tuaj!" - u kishin thënë fshatarët e mi të pezmatuar, grekëve që kishin marrë leje nga pushtetarët të bënin gjurmime nëpër malet tona. Pra, ardhja e arkeologëve grekë, banorëve të këtushëm ua rikujtoi vitin e tretë pas përfundimit të Luftës së Dytë Botërore, kur kishin telashe lidhur me varrin e kufomës pa kokë dhe kur u zhvillua një grindje disamujore mes banorëve të këtushëm dhe disa çamëve. Pra, në fillim të vitit 1948, për këtë varr u interesuan edhe disa çamë të dëbuar nga greku, me banim të përkohshëm në Elbasan, të cilët kur kishin braktisur vendlindjen, kishin marrë me vete kafkën e trimit të vet që e kishin varrosur te kisha e fshatit të tyre ende gjatë kohës së turkut. Banorët e fshatit tim i pezmatoi keq kërkesa e papritur e çamëve të panjohur, dhe askush nuk e kishte të qartë se nga e kishin marrë vesh se në fshatin tonë prehej një kufomë pa kokë, të cilën qysh në kohën e turkut e kishin sjellë barinjtë e fshatit që ktheheshin me bagëtinë nga viset e largëta të Perandorisë Osmane. Ata njëkohësisht ndiheshin edhe të ofenduar pse çamët nuk kishin ardhur të bisedonin me pleqtë e fshatit siç u kishte hije burrave, po u përcillnin porosi nëpërmjet ndërmjetësuesve të padukshëm. Banorët e fshatit tonë mendonin se çamët qëllimisht e kishin bërë këtë punë aq të madhe, sa ta merrnin vesh edhe banorët tjerë të këtyre hapësirave, se kështu kishin dashur të na

nxirrnin përpara gjyqit burrëror si vjedhës kufomash, se ishim nga ata që stoliseshim me trima të huaj duke mos pasur me çka të mbrojmë nderin tonë, pra fshatarët tonë mendonin se çamët kishin pasur për qëllim të na shpallnin qyqar, të cilët, duke mos pasur asnjë kaçak të vetin gjatë sundimit turk, donin të stoliseshin me trimërinë e huaj. Prandaj edhe ndiheshin keq kur dëgjonin për këtë varr të flisnin banorët e fshatrave përreth, andaj edhe as që u shkonte ndër mend t'u lëshonin pe çamëve të panjohur. Ndryshe do të ishte puna sikur çamët të kishin ardhur këtu, të uleshin këmbëkryq nën hijen e shtatë rrapeve dhe, qetazi, duke dredhur cigare, të kërkonin atë që mendonin se u takonte. Nga edhe do ta kuptonin se fshatarët e mi as ardhacakun e panjohur e lënë në rrugë pa i ofruar konakë e sofër, as të ndjerin e huaj e lënë të kalbet mbi tokë, të pavarrosur dhe pa ia kënduar tallkënin. Pra, ndryshe do të silleshin fshatarët e mi sikur t'u jepej rasti të dëshmonin se për të ndjerin e varrosur aty i ishin lutur Zotit si për një të afërm të tyre, se varrin e tij gjithmonë e nderonin si edhe varret e më të dashurve të tyre, andaj edhe ishin të bindur se të ndaheshin nga një i vdekur që e kishin bërë pjesë të familjes së të vdekurve të vet, ishte njësoj sikur të ndaheshe nga një i gjallë i gjakut tënd. Dhe u kishin çuar fjalë çamëve të mos shpresonin fare se do t'ua jepnin eshtrat e kufomës që prehej aty, se me kafkën që e shëtisnin me vete, mund të bënin ç'të donin, se varrin këtu në fshat do të mund ta hapnin vetëm atëherë kur nuk do të mbetej asnjë burrë i gjallë i këtushëm. Pastaj edhe nuk ishte edhe gjithaq e lehtë të merrje eshtrat e një të vdekuri, e t'i kaloje matanë kufirit, në kohën kur posa kishte përfunduar lufta dhe kishte plot varre ku treteshin trupat e ushtarëve të panjohur. Në kohën kur jo vetëm që shumë të gjallë

bridhnin nëpër botë duke mos ditur si të ktheheshin në vatrat e veta, por edhe të vdekurve që preheshin në vende nuk kishte kush t'ua shënojë varrin, e lëre më t'ua rrethojë me gurë siç kishin bërë fshatarët e mi me varrin e kufomës pa kokë. "Ata duhet të merren me hallin e vet, duhet të shohin se çka do të ndodhë me vatrat e tyre të braktisura që i mbetën në dorë grekut, e jo me të vdekurit që prehen të qetë! Ata duhet të hallandisen pse kanë lënë pas vetes varret e të parëve të tyre, të cilat që të nesërmen greku mund t'i bëjë ara, e jo të lodhen me të ndjerët që kanë nga dy varre! Nuk duhet të sillen thuajse trimat e tyre të vdekur, e të varrosur nëpër malet e Maqedonisë, u dhimbsen më shumë se pronat dhe kullat që ua shkatërroi greku!" - i thoshin njëri-tjetrit fshatarët e pezmatuar nga ajo kërkesë e papritur dhe e pakuptimtë e çamëve. "Mosni ashtu, jemi të një gjaku! Ata nuk duan t'ju lëndojnë, por mundohen t'i mbledhin kufomat e trimave të tyre! Duan të shpëtojnë diçka nga e kaluara e vet, tani kur nuk e dinë se si do të mbijetojnë derisa të pastrohen paqartësitë e pasluftës, kur nuk shohin rrugën që do t'i çojë drejt së ardhmes!" - i qetësonte mësuesi i fshatit, i cili edhe ua përcillte porositë e ardhura nga larg. Ai u shpjegonte se kohët e pasluftës janë të ngjashme me ato pas vërshimeve të mëdha, se vitet e pasluftës i mbulon lymi i paqartësive dhe korja e tharë e plagëve të freskëta. "Andaj, - u thoshte ai, - mos ua shtoni dhembjen tani kur ata kërkojnë ndonjë ngushëllim nga e kaluara, kur kanë mbetur pa të sotmen dhe duan të mbajnë me diçka të lidhura mes veti rrënjët, trungun dhe degët e shpërndara nëpër shumë anë të Ballkanit!" "E ku do e rivarrosin ata trimin e vet, kur edhe ata vetë nuk kanë vatër e shtëpi, kur kanë lënë pas vetes varret e të parëve të tyre dhe vatrat familjare? Mos vallë

do t'ia ruajnë eshtrat në thes, njësoj si edhe kafkën e tij që e shëtisin me vete?" - pyesnin fshatarët e mi. Askush nuk e dinte kush ishte ai që i sillte në fshat porositë e çamëve, cili ishte ai që i lëshonte ato të rrokulliseshin nëpër sokakët e fshatit si dhe kush ishte lajmësi që thëniet e fshatarëve të këtushëm ngutazi i merrte me vete dhe ua çonte çamëve në Elbasan. Thjesht, dita-ditës shtoheshin kërcënimet që vinin nga matanë kufirit, e të cilat arrinin në rrugët e fshatit posa lindte mëngjesi, kështu që banorët e këtushëm shpejt e merrnin vesh se çka u kishin porositur çamët e bindur se në atë varr prehej ndonjë trim i tyre. Jo se banorët e këtushëm nuk pyesnin njëri-tjetrin se kush ishte ai që bartte fjalët e ardhura nga larg, se cili ishte ai që tregonte se ç'qëndrim kishin fshatarët tanë lidhur me këtë kërkesë të papritur dhe çmendurake të çamëve, por nuk u gjet njeri që do të pranonte se qëndronte mes kësaj ngjarjeje. Pastaj ato nuk ishin kohë si të sotmet kur çdo shtëpi ka telefon dhe kur thuajse edhe fëmijët mbajnë nëpër xhepa telefon dore me të cilët, në mos më shumë, mund t'i çojnë porosi cilitdo njeriu mbi këtë rruzull tokësor; ato ishin vite kur fjala udhëtonte ndryshe, kur ajo bënte rrugë nga një treg te tjetri, nga një grup jevgjish te tjetri që vazhdonte rrugëtimin më tej dhe në fshatin tjetër rrëfenin atë që kishin dëgjuar në vendbanimin e mëparshëm, kështu që ishte e habitshme se si çamët e atjeshëm brenda pak ditësh i kthenin përgjigje qëndrimit të fshatarëve të mi. Vetëm mësuesi i fshatit kishte guxim të ndërhynte mes dy taborëve që nuk njiheshin mes veti dhe u shpjegonte fshatarëve se çamët ishin të një gjaku me ta, se ata nuk kërkonin asgjë më shumë përpos të vërtetonin se vallë kufoma ishte e atij që mendonin ata, apo e ndonjë tjetri, se koka që kishin varrosur pranë kishës së fshatit të tyre

që e kishin braktisur të dëbuar nga ushtarët grekë, i përgjigjej eshtrave në varrin ku ishte tretur trupi i fatkeqit, i trimit që nuk kishte dashur që armiqtë t'ia shihnin as fytyrën, e lëre më t'u binte në duar i gjallë. "Ata nuk kërkojnë diçka që do të përbuzte bujarinë dhe burrërinë tuaj! Duan të vinë në fshatin tuaj e të hapnin varrin, të krahasojnë eshtrat që prehen aty me kafkën që e kanë marrë me vete kur kanë braktisur fshatin e vet, e jo se nuk u besojnë se ju dini të kujdeseni për trimin e panjohur!" - u kishte thënë mësuesi që t'i qetësonte, por kush ishte ai që mund të ulte gjakun e nxehtë të fshatarëve të mi që ndiheshin të ofenduar nga një kërkesë e tillë e bashkëkombësve të tyre të panjohur. Mbase ata mendonin se ky ishte çasti i duhur kur duhej të dëshmonin se dinë të mbrojnë të kaluarën e vet, se nuk janë të sakta thëniet e banorëve të fshatrave përreth se fshatarët e mi, në të vërtetë, këtë rast e përdornin vetëm sa të mbronin burrërinë e tyre të paqenë. "Nuk ditën të mbrojnë vetveten as sa ishte turku, as tani kur erdhi komunisti!" - thoshin banorët e tjerë të këtyre anëve, gjë që jashtë mase i ofendonte fshatarët e mi, kështu që ata i keqësuan marrëdhëniet me gjithë vendbanimet përreth dhe nga ai vit ata as jepnin, as merrni vasha nga fshatrat e atyre maleve. I mbyllën të gjitha rrugët për krushqi të ardhme, u mbyllën në vetvete si ata që ndihen të rrezikuar nga një e keqe e padukshme, por që e ndienin se u kishte ardhur në fshat, dhe prandaj duhej të mbyllen të gjitha shtigjet që do t'i mundësonte të keqes së padukshme të bridhte nëpër fshat thuajse aty kishte dhënë shpirt burrëria. Tërbimi i tyre arriti kulmin kur u erdhi lajmi se çamët ishin të gatshëm të paguanin, apo edhe të ndihmonin zgjerimin e xhamisë së fshatit, nëse do ua jepnin eshtrat e

kufomës. “Mos ia shëmtoni trimit tonë varrin me ato gurë me çallmë në krye, sepse atij i mungon kryqi mbi varr, e jo gurët e fesë suaj!” - kishin porositur çamët dukshëm të mllefosur nga kokëfortësia e fshatarëve të mi. “Le ta ruajnë pasurinë për rindërtimin e kishës së tyre, të cilën e shpëtuan nga turqit, por ua mori greku dhe le të mos lodhen për mirëmbajtjen e xhamisë sonë. Le të shënojnë me çka të duan varret e të vdekurve të tyre, por le të mos përzihen se ç’gurë vëmë ne mbi varrezat e të ndjerëve tanë!” - ishin përgjigjur fshatarët e mi, duke u bërë edhe më të vendosur se asgjë nuk mund t’i çonte të bënin atë që nuk u kishte ndodhur kurrë më parë: dy herë të gërryenin varrin e dikujt. “Mos bëjmë ndonjë mëkat me të vdekurin, ndoshta me sjelljen tonë pamundësojmë që shpirti i tij të prehet i qetë në atë botë?” - i kishte thënë kryeplaku hoxhës, por ky i dyti e kishte bindur se qetësia e shpirtrave të vdekur nuk varet nga dheu që i mbulon, por nga veprat që kanë lënë pas vetes. “Zoti nuk ka nevojë për trupin e njeriut, por për bëmat e tij në këtë botë!” - kishte shtuar hoxha. “E çka nëse nuk është i fesë sonë?” - e kishte pyetur kryeplaku. “Nëse kur ia kanë kënduar tallkenin ai ka hjek ish’hadet, nëse shpirti i të ndjerit i është bindur besimit të atyre që i kanë kënduar lutje që ta mëshirojë Zoti, atëherë ka mundëur të fitojë din e iman, ka shlyer nga vetvetja religjionin e kungimit pas lindjes dhe ka hyrë në botën e atjeshme me pastërtinë e fesë sonë, që e ka pranuar gjatë varrimit! Më në fund, asgjë nuk na ndalon ne t’i përmbushim të gjitha kërkesat që i takojnë një të vdekuri të krishterë, por vetëm pasi të dëshmojmë se vallë është falur në xhami apo është lutur në kishë!” - kishte shpjeguar hoxha, por këssaj radhe duke dyshuar edhe vetë se vallë ky shpjegim i tij përputhej me normat e fesë

që predikonte. Mbase këtë thënie e mbështeste mbi një krahasim që vlente për martesën e burrave myslimanë me ndonjë të krishterë, me jetën martesore të një myslimani me një të fesë së krishterë, i cili kishte për obligim të respektonte fenë e gruas së vet nëse ajo nuk donte të pranojë edhe famën e Kuranit të ndritshëm. Kështu që, mendonte në vetvete hoxha, nëse burri i martuar me një grua të krishterë ka për obligim të respektojë fenë e saj, e bile edhe të ndajë një dhomë të kullës ku ajo e papenguar do të kryejë ritet e veta fetare, atëherë pse një i vdekur i fesë tjetër, e i varrosur në fshatin tonë me hoxhë e xhematë, të mos llogaritej si një i pafe, të cilin vdekja e kishte kurorëzuar me të vdekurit e fshatit tonë. “Duhet ta matni punën mirë dhe shtruar. Çamët nuk e harrojnë lehtë as të mirën, as të keqen! Ata ju janë mirënjohës për kujdesin që keni treguar ndaj kaçakut të tyre të plagosur që ka dhënë shpirt pa iu dorëzuar armikut, por nuk do të heqin dorë lehtë nga eshtrat e tij!” - i kishte këshilluar mësuesi i fshatit. “Ata le të bëjnë atë që dinë e munden, e ne do t’ju përgjigjemi ashtu siç dimë e mundemi! Nëse ia dolëm ta sillnim kufomën e të ndjerit këtu në një kohë kur një veprim i tillë mund të na prishte punë me sulltanin e Stambollit, do t’ia dalim t’i mbrojmë edhe ato një grusht eshtrash të përziera me dhè tani kur i mbijetuam shtrëngatat e tmerrshme nga e kaluara!” - ishin përgjigjur burrat e fshatit tonë. Pastaj fshatarët kishin dyshuar se mësuesi mund të ishte ai që i kishte lajmëruar çamët e vet për varrin e kufomës pa kokë. Edhe ai vetë ishte një çam që kishte ardhur në fshat posa kishte përfunduar lufta, në kohën kur greku i dëbonte nga trojet e veta çamët dhe sllavo-maqedonasit e Egjeut. Dhe nuk e shtjelluan punën më tej, mjaftoi dyshimi i tyre dhe sjellja

e çuditshme e mësuesit që ata të bindeshin se ai kishte keqpërdorur mikpritjen e tyre, se ua kishte shtuar telashet duke i futur në grindje me bashkëvendësit e tij. “Mos bëjmë mëkat, mos i hipim mbi qafë një të pafajshmi! Është mëkat ta dëbojmë tani kur pret të dëgjojë se ku i ka të afërmit e vet, kur qysh në rini ka mbetur fillikat vetëm!” - kishte thënë kryeplaku kur kishin ardhur tek ai burrat e fshatit që kërkonin nga ai ta dëbonte mësuesin nga fshati. “Sjellja e tij e çuditshme si dhe animi nga çamët, shpjegon çdo gjë!” - kishin thënë njëzëri burrat e tjerë. Dhe kryeplakut nuk i kishte mbetur udhë tjetër përpos t’i çonte fjalë mësuesit që një ditë e më parë ta braktiste fshatin. Mësuesi kishte kërkuar sqarim pse donin ta ndanin nga nxënësit, të cilët i donte si fëmijët e dikurshëm të fshatit të tij që kishte braktisur, por fshatarët i thanë hapur se nuk donin tani të harxhonin kohë duke u grindur edhe me të. Erdhën edhe përfaqësuesit e pushtetit që të shihnin pse donin ta dëbonin mësuesin e tyre, ata biseduan me hoxhën e kryeplakun, por që të dy kishin dhënë përgjigjen e njëjtë se, nëse nuk donte t’i ndodhte ndonjë e keqe, mësuesi duhej sa më shpejt të braktiste fshatin. Çami i ri përnjëherë ishte mbyllur në dhomën e vet pranë shkollës dhe me ditë të tëra nuk kishte dalë rrugëve të fshatit, e as te hija e rrapeve tek oborri i xhamisë. Një natë pranverore me hënë të plotë në qiell, drejt shkollës ishte nisur një hije. “E di se nuk ke asnjë mëkat, por nuk di si të të mbroj, sepse kur këta tërbohen, bëhen shumë të rrezikshëm, u ngjajnë atyre që gjithë trimërinë e ngulfatur ndaj të huajve e zbrazin mbi ata të gjakut të vet!” - i kishte thënë kryeplaku mësuesit të mërzitur. “Nuk doja t’ju sillja asgjë të keqe! Dëshiroja që ardhmërinë tuaj ta përqafoj si timen, doja që bashkë të mësojmë se kur të shpon disfata apo

thera, nuk duhet të lëvizësh, se u thyhet maja e të mbetet përjetë në mish, e pastaj ecën nëpër trup dhe nga një plagë e vogël sa një pikë gjaku, rritet e bëhet helm i shpirtit!" - kishte belbëzuar mësuesi. "Të këtillë bëhemi kur përballemi me të vërtetat që na shkaktojnë dhembje, siç është ajo që na rikujton se sa nuk kemi ditur t'i mbrojmë të gjallët, e që pastaj na çon të bëjmë çmos që askush të mos na i shqetësojë të vdekurit tanë!" - i kishte shpjeguar kryeplaku. Në dalje nga dhoma për t'u kthyer në shtëpi, kryeplaku kishte parë një femër të mbuluar me çarçaf se si i afrohej shkollës. Ai u ndal të shihte se ku shkonte ajo vashë në këto orë të vona të natës, cila ishte ajo që kishte dalë nga shtëpia e vet natën, gjë që ishte sa e pamundur aq edhe tronditëse për të, dhe pa se ajo e hapi derën që pak më parë ai e kishte mbyllur. Ajo ishte Habineja, vajza e Tefikut që ua përmenda më parë, nëse ndërkohë nuk e keni harruar. "Mos ma bëj këtë, mos shko tani kur fshati më duket më i bukur me ty!" - e luste ajo mësuesin duke e puthur dhe ledhatuar. "Habine, nuk iki nga fshati nga ndonjë frikë, por nga trishtimi se ty mund të ta nxij jetën! E di se kurrë nuk do të mund të bëhesh e imja! Nuk do të mund t'i përballoj vuajtjet e tua!" - i pëshpëriste Naimi. Pastaj u shtang kur pa Habinen të zhvishej ngadalë thuajse ishte nuse që bëhej gati për natën e parë të bashkëshortësisë. "Merri të gjitha që kam në trup dhe shpirt, e pastaj shko! Le të të përcjell në jetë çdo gjë imja! Kudo që të shkosh ta ndiesh se shpirtin tim ta kam dhënë ta kesh shtrojë të butë, trupin tim kudo ta ndiesh si çarçaf që të mbulon, e mallin që për jetë do të më djegë për ty ta kesh nënkresë të butë që ta qetëson gjumin!" - i tha ajo duke u kredhur në gjoksin e tij. "Mos, do të marrësh veten në qafë!" - e luste Naimi duke mos mundur t'i

kundërvihet gjakut që i gufonte në trup. "Ç'vlerë ka qenia jonë nëse nuk ia dhurojmë të tërën atij që na mundëson të ndiejmë bërthamën e vetvetes! Pa ty do të mbetem si bimë e tharë!" - i thoshte ajo duke u ngulfatur nga puthjet e tij. Ajo që ka ndodhur tutje, as më takon, as që dua t'ua rrëfej deri në imtësi. Jo se më vjen turp, jo se nuk është përfolur kjo ngjarje në fshat, apo pse ndihem keq se një vashë e jona i jepej një të huaji, por pse epshet nuk mund të përshkruhen, pse ato janë të verbra dhe prandaj Zoti na ka dhënë sytë dhe frenin e vetëdijes që të kujdesemi e të mos lejojmë t'u dorëzohemi atyre e të bëjmë mëkate. Dhe se dashuria mes dy vetëve nuk përshkruhet me fjalë, por me alfabetin e ndjesive, i cili ka germa të ndryshme nga këto që përdori unë tani, është aq i begatë sa edhe numri i të dashuruarve në këtë botë. Ajo që ndodhi më tej, nuk është e rëndë ta paramendoni. Naimi braktisi fshatin tonë dy net pas atij takimi të fshehtë me Habinen. "Mirë ka bërë që ka thyer qafën këtej para se t'ia thyej unë!" - kishte thënë Tefiku kur kishte dëgjuar se një buzëmbrëmje, thuajse ishte vjedhës i plaçkave të veta, mësuesi i fshatit kishte ngarkuar rrangullat e pakta shtëpiake mbi një gomar dhe ishte nisur kodrinës teposhtë. Askush nuk e përcolli, e as i dëshiroi rrugë të mbarë. Vetëm Habineja ishte ajo që nga çardaku i kullës ndiqte me shikim hijen e Naimit, i cili kokulur ecte pas gomarit të ngarkuar. Rrugëtimi i tij i mëtutjeshëm mbeti i paditur edhe për mua edhe për fshatarët e mi, të cilët as që u interesuan se ku e theu qafën i riu që u thoshte se një shtëpi pa libra, është si dhomë pa dritare. Për ata mjaftonte që kishin hequr qafe një njeri që mund t'u sillte telashe edhe më të mëdha, të cilit nuk mund t'i besohej më, që mund të hapte dyert e fshatit për çamët që donin të

zhvarrosnin kufomën pa kokë. Naimi i dëbuar, do ta vizitonte fshatin tonë disa dekada më vonë, në vitin kur edhe fshati ynë mbante zi për vdekjen e Titos, por si ardhacak nga Amerika, ku ishte shpërngulur dhe ishte takuar me disa vendas të vet. Dhe njësoj si dikur kur ishte i ri, ai do të shkojë tek oborri i xhamisë, do të ulet nën hijen e rrapeve dhe do të këndojë këngën për Kapedan Nidhin, vargjet që i dinte thuajse çdo fëmijë i fshatit tonë, e që prindërit e tyre i kishin mësuar dikur nga mësuesi i parë i fshatit: "Në kroj të Balashit dy martina ranë/ dy martina ranë, dy trima u vranë/ Si doli një plakë/ se çe u tha një fjalë:/ Kthehu, o Llambrino/ kthehu, more djalë/ Nuk ktheem plakë/ të na pjekën të gjallë/ të turpërojmë fshanë!" Por kot që lakonte zërin si dikur, kot që kthente kokën kah kulla e dikurshme e Tefikut, të cilën pas shkuarjes së tij në Turqi e bleu kryeplaku: askund nuk do t'i shihte sytë e Habinesë. Mbase edhe do të pyeste ndonjërin se ku ishte martuar ajo, por nuk kishte nevojë, sepse në çastet kur posa e shtrëngoi një pikëllim, atij iu afrua kryeplaku dhe qetas i pëshpëriti në vesh: "Familja e Tefikut është shpërngulur në Stamboll! Ajo atje e jeton mallin për ty!" Në ato çaste drejt tyre afrohej një mesoburrë rreth të tridhjetave. Kryeplaku dhe mësuesi i dikurshëm i fshatit shikuan të riun që u afrohej. "Nëse Habineja ka lindur djalë, ai tani duhet të ketë moshën e djaloshit që vjen drejt nesh!" - tha Naimi me një zë vajtues. Kryeplaku nuk shtoi gjë. Thuajse diçka e ngulfaste, nuk i lejonte të shprehte mendimet që iu vërsulën në imagjinatë. Pastaj ai edhe nuk e shihte të udhës ngutazi t'i rrëfente se ai djalë ishte një bonjak që ishte rritur në kullën e tij, e për të cilën ngjarje do t'ju rrëfej kur t'i vijë radha. Naimit disi çuditshëm iu drodh dora kur atë ia shtrëngoi i

porsaardhuri. Lotët e tij shkëlqyen si margaritarë nga rrezet e diellit që depërtonin nëpër degët e rrapeve. Pastaj e rrethuan edhe fshatarët e tjerë dhe ai nuk kishte mundësi të pyeste çkado qoftë tjetër për fatin e vashëz me të cilën disa muaj bashkë kishin ëndërruar për botën që fshihej pas maleve, për folenë e paarritshme të lumturisë së tyre. Fshatarët e njohën se kush ishte ai që këndonte atë këngë, ata ende kujtonin zërin e mësuesit të tyre të parë, zërin kumbues, i cili me titërrimën e vet, ua shtonte dhembjen këngëve për heronjtë çamë dhe arvanitas. Atë e njohën nxënësit e tij të dikurshëm që tani ishin bërë burra. Burrat e ulur rreth tij i kërkuan falje për ndodhinë e largët, i ofruan sofër e vatan, por ai nuk pranoi të rrinte më gjatë. Vizitoi varrin pa kufomë, u përkul pranë tij dhe ledhatoi me dorë kullosën që kishte mbirë mbi të. Ai nuk e dinte sa kishte dënesur Habineja pas largimit të tij, ai asgjë nuk dinte as për netët pa gjumë të Habinesë kur ajo ledhatonte barkun që kishte filluar t'i rritej, asgjë ai nuk dinte edhe për arsyet pse Tefiku aq ngutshëm vendosi të braktiste fshatin, se ai nuk kishte hallin si të shpëtonte dinin e imanin e trashëguar nga paraardhësit e vet, po si të mbulonte turpin që e bija e tij kishte mbetur shtatzënë ende e pamartuar. Mbase Naimi kurrë nuk do ta merrte vesh se një vit pasi ai vizitoi fshatin, në pranverën e vitit 1981, pra pasi kishin kaluar disa dekada nga kërkesa e çamëve për t'i marrë eshtrat e të ndjerit, dikush e kishte hapur varrin e kufomës pa kokë, se një mëngjes të freskët pranveror fshatarët kishin qëndruar si të shtangur pranë varrit kur kishin parë se dheu mbi të ishte i freskët, thuajse posa kishte marrë fund varrimi i të ndjerit. Fshatarët kishin dyshuar se gjurmuesit e thesareve të fshehur kishin ardhur vjedhurazi dhe se ata kishin gërryer varrin duke shpresuar

se aty do të gjenin ndonjë pasuri, por i habiste një kurorë me lule që qëndronte mbi varr, si dhe gjurmët e atyre që kishin ecur andej, nga të cilat qartë shihej se ishin kujdesur të mos shkelnin mbi varr dhe të mos e dëmtonin murin që rrethonte atë. Banorët e fshatit i kishte trembur ajo pamje, ishin betuar se do t'i gjenin vjedhësit e eshtrave të të ndjerit sikur ata të fshiheshin edhe në skaj të botës, por paraprakisht kishin vendosur të hapnin varrin e të shihnin se çka kishte ndodhur. Dhe sa nuk ishin shtangur nga habia kur kishin parë se lëre që eshtrat ishin të paprekura, por dikush aty kishte sjellë edhe kafkën e të ndjerit. Pranë kafkës qëndronte një zinxhir në të cilin lëvarej një kryq prej sermi, i stolisur me gurë të kuq e të zinj. Pleqtë e fshatit shikuan njëri-tjetrin, por nuk dinin të jepnin shpjegim se çka kishte ndodhur. "Le të mbetet shenja e besimit të tij nën dhè, ndërsa mbi tokë gurët e besimit tonë!" - u tha kryeplaku atyre që pyesnin se ç'duhej bërë me kryqin që të panjohurit kishin vënë pranë eshtrave të të ndjerit. "Le të prehet shpirti i tij në shtratin e dybesimit, le të ketë shtrojë fenë e trashëguar në lindje e mbulesë atë që e përcolli në atë botë!" - kishte shtuar kryeplaku mbase vetëm sa t'i qetësojë fshatarët që nuk kishin gjithaq hallin e fesë së të ndjerit, sa atë se kush ishin njerëzit që fshehurazi kishin hapur varrin dhe aty kishin sjellë kafkën që mungonte. Mbase ata kurrë nuk do të dinin se çka kishte ndodhur, pra mbase edhe unë tani s'do të kisha nevojë të merrem me shpjegime plotësuese lidhur me varrin e kufomës pa kokë, sikur të mos arrinte një letër ku një i panjohur u shkruante se çamët e dikurshëm ishin ata që kishin sjellë kafkën e të ndjerit nga Çamëria, se një grup i tyre kishte ardhur fshehurazi në fshat, kishin hapur varrin dhe aty kishin varrosur kafkën që u mungonte

eshtrave të trupit. "Tani e keni të tërin. Më mirë le të prehet aty, se në vendlindjen e boshatisur ku nuk ka kush t'ia ruajë varrin dhe eshtrat!" - shkruante i panjohuri duke i falënderuar fshatarët e mi që ishin treguar largpamës dhe kishin ditur si të mbronin nderin e trimit të tyre. Fshatarëve të mi u erdhi keq pse ata të mjerë dekada me radhë nuk kishin arritur të ktheheshin në vatrat e veta shekullore dhe madje ndiheshin edhe krenarë që nuk kishin lëshuar pe në vitet e pasluftës kur çamët kërkonin ta rivarrosnin të ndjerin. Atë vit, fshatarët ngritën murin rreth varrit dhe aty mbollën një trëndafil të kuq, i cili tani e ka mbuluar tërë hapësirën mbi varr.

Grindja mes fshatarëve tanë dhe çamëve që kishin braktisur fshatin e vet dhe ishin shpërngulur në Elbasan, do të kishte vazhduar edhe më tej sikur të mos mbyllej kufiri jugosllavo-shqiptar. Pra, mosmarrëveshjet lidhur me këtë varr morën fund me ngritjen e murit ndërshtetëror, i cili ishte aq i lartë dhe i patejkalueshëm, sa as shpendët që fluturonin mbi qiellin socialist jugosllav nuk mund të kalonin në pjesën e qiellit të shqiponjave staliniste shqiptare, e lëre më çamët e atjeshëm të kalonin kufirin e të realizonin kanosjet e tyre. Pa dyshim se kjo grindje do të merrte edhe përmasa tragjike, se do të mbetej e shënuar në histori si një nga shumë mosmarrëveshjet e pakuptimta ndërshqiptare, sikur lumi i rrjedhave globale të mos ishte aq i rrëpishëm sa të ngulfaste valët e përroskave vendore që derdheshin në shtratin e tij. Andaj pra, nuk u realizua kanosja shqetësuese për fshatarët e ardhur nga çamët, se do të kalonin kufirin, do të vinin në fshatin tonë dhe me armë në dorë do të zhvarrosnin eshtrat e trimit, për të cilat ishin të bindur se i takonin një kaçaku të tyre që kishte luftuar kundër asqerëve turq. Gjë

që në njëfarë mënyre i kishte çuar banorët e këtushëm të përkrahnin ndarjen e Titos nga Stalini, të përfitonin nga kjo situatë e re e krijuar në bllokun e vendeve socialiste dhe të mbijetonin edhe më tej sipas parimit se çdo e keqe sjell një të mirë, duke mos parë kështu se të mirat e ardhura nga e keqja vetëm e shtojnë keqbërjen ndaj vetvetes, se mjediset ku të mirat i sjell e keqja, janë ara ku venitet shpirti njerëzor, ku rritet bima e mosndjeshmërisë ndaj fatit vetjak. Ndërkohë, nga varri i kufomës pa kokë u tërhoqën rojat e natës që atë e mbronin nga ardhacakët që do të mund nga aty t'i zhvarrosnin eshtrat e të ndjerit. Siç ju thashë më lart, në fillim të viteve tetëdhjetë të shekullit të njëzetë, murin rreth varrit fshatarët e sforcuan dhe e ngritën për disa pëllëmbë më lart, kështu që ai sot i ngjan një fortese mbrojtëse, mes së cilës ndodhet varri të cilit nuk ia ndërruan emrin edhe pasi të ndjerit ia kthyen kafkën që i mungonte. Njëkohësisht, u bënë të ditur banorëve të fshatrave përreth se nuk do t'u lejonin atë varr ta shndërronin në tempull të shenjtë ku do të kërkonin derman për sëmundjet dhe hallet e të dëshpëruarve nga kjo jetë. Dhe jo vetëm çamët, por edhe komunistët e posaardhur në pushtet pas Luftës së Dytë Botërore u interesuan për varrin e kufomës pa kokë. Asokohe, ata e vizituan fshatin tonë dhe e pyetën kryeplakun pse e kishin rrethuar me mur atë varr në hyrje të fshatit, edhe pse muri i atëhershëm as që shihej nga larg si ai i sotmi që u murua shumë më vonë. Ai u kishte shpjeguar se rrethoja ishte ngritur që ta mbronte varrin nga bagëtia, e jo të lartësonte meritat e të varrosurin, të cilin ata edhe nuk e dinin se cili ishte. "E pse këtë nuk e bëni edhe me varret e tjera?" - e kishin pyetur ata, duke dyshuar se kryeplaku nuk u tregonte të vërtetën. "I

varrosuri këtu është i huaj, nuk ka as familje, as të afërm të kujdesen për varrin e tij. Andaj edhe varri i tij në njëfarë mënyre dëshmon kujdesin tonë ndaj gjithë të ndjerëve." - u tha kryeplaku dhe tërë këtë mosmarrëveshje e mbuloi heshtja, njësoj si edhe murin rreth varrit, i cili është shumështresor: poshtë ka gurët e muruar qysh në vitin e varrimit, e në rendet e larta janë ato të viteve kur fshatarët mbollën një trëndafil mbi të. Këtë mur rreth varrit fshatarët e mirëmbajnë më kujdesshëm se ato të kullave të veta, e ripërtërijnë thuajse çdo vit, ia lajnë gurët sa herë që vjen dita e Bajramit, e kur ata rikujtojnë të vdekurit e vet, mes të cilëve me asgjë nuk e veçojnë të ndjerin e panjohur që prehet në atë varr. Grindjen e pasluftës, mes të parëve të fshatit tonë dhe çamëve që kanoseshin se nëse duhej edhe me dhunë do t'i merrnin eshtrat e të ndjerit, e mbuloi edhe një dukuri e padëgjuar më parë, e që së pari herë u vërejt në pranverën e vitit 1949: dhentë e fshatit thuajse nuk kishte nevojë t'i qethte njeri, sepse ende pa ardhur vera mbeteshin pa lesh mbi shpinë. U mbajtën shumë mbledhje partiake në të cilat temë shqyrtimi ishte rënia e panatyrshme e leshit të dhenve, erdhën në fshat edhe disa veterinerë rusë, që duhej të jepnin shpjegim se mos vallë dhentë i kishte kapur ndonjë sëmundje e lëkurës, por askush nuk arriti të jepte ndonjë sqarim të pranueshëm për grumbulluesit shtetërorë që kujdeseshin të mbushnin hambarin socialist me të gjitha prodhimet që i duheshin shtetit popullor. Edhe për shumicën e burrave të fshatit ishte e çuditshme kjo dukuri. Pastaj ata filluan të tallen dhe thoshin se kjo ishte diçka e paparë dhe e pamundur të ndodhte në një fshat ku asnjë banor nuk ishte kokëtullac e ku të gjitha sëmundjet e lëkurës shëroheshin lehtë me lëngun e bërë nga lëkura e zier e

rrapeve që rriteshin tek oborri i xhamisë. Jo se ata nuk i lyen dhentë e cullakosura mbi shpinë me këtë lëng, jo se nuk shikuan kujdesshëm mos u ishte skuqur lëkura, por nuk vërejtën asgjë që do t'i çonte të mendonin se bëhej fjalë për ndonjë sëmundje që nuk e njihnin. Kështu që disa vite me radhë fshati ynë mbeti i veçuar si ndër të rrallët që nuk mbushte planin e paraparë vjeçar në grumbullimin e leshit, gjë që jashtë mase i kishte shqetësuar parashikuesit e ardhmërisë socialiste. Në një mbledhje të tyre, këtë dukuri të shëmtuar komunistët e kishin vlerësuar si nënkëmbëz që i vihej shtetit të ri, edhe pse kryeplaku u kishte thënë se ata nuk merreshin me punë të tilla, se gjithmonë kishin respektuar pushtues e pushtetarë, se nuk ishin nga ata që donin të pengonin zhvillimin e sistemit socialist. "Atëherë na thoni çka është duke ndodhur? Mos vallë dhentë e hanë leshin e njëra-tjetrës? Askund nëpër mezhde nuk kemi gjetur as një shtëllungë leshi, që të thuash se nuk bëhet fjalë për veprim të qëllimtë, por se leshi u nduket gjatë kullotës!" - kishin thënë të dërguarit e pushtetit popullor. "Ne një ditë do ta zbulojmë të vërtetën dhe do ta pësoni të gjithë nëse del në sipërfaqe ndonjë dredhi juaja!" - ishin kanosur ata kur kishin parë se kjo dukuri vazhdoi edhe viteve të mëvonshme. "Ka ndodhur edhe në kohën e turkut që dhentë t'i kapë zgjebja, e t'u bjerë leshi, por kurrë në këto përmasa!" - kishin pranuar barinjtë e fshatit, edhe vetë të habitur nga kjo dukuri e papritur. Fshatarët u bindën të blinin lesh te barinjtë e fshatrave fqinjë, vetëm që të shlyenin nga vetvetja dyshimin e pushtetarëve se pengonin zhvillimin e shtetit popullor, dhe mbase këtë edhe do ta bënin sikur një ditë të mos vinin policët, të cilët bastisën të gjitha kullat e fshatit. Askush nuk e dinte se çka

kërkonin, pastaj disa menduan se lypnin armët e fshehura pas luftës, por së shpejti u dëshmua se nuk ia kishin qëlluar: policët u ngjitën nëpër tavane, gjurmuan ahuret e kullave, ndriçuan puset e paktë të fshatit të shihnin mos vallë aty fshatarët kishin fshehur atë që kërkonin, por kot, nuk gjetën gjë. Pastaj i lanë kullat dhe dolën kodrinave mbi fshat. I kthyen mbrapsht edhe pllakat e gurit, gërryen dheun aty ku dyshonin se mund të kishte ndonjë gropë të nëndheshme, por e tëra u shkoi kot. Kur fshatarët besuan se bastisja kishte marrë fund, në fshat erdhën edhe disa njësite ushtarake. Ushtarët e pajisur me lopata dhe kazma, u nisën drejt shpellës mbi fshat dhe atje gjetën dhjetëra thasë të mbushur me lesh dhensh. Banorët e fshatit kurrë nuk e morën vesh se cili ishte ai që kishte treguar se gratë e fshatit ishin ato që i linin delet pa leshra, se ato të gjorat kishin gjetur mënyrë si ta mbanin leshin për vete, se ua nduknin para se të vinte koha e qethjes dhe kështu kishin me çka të bënin gati pajën e nusërisë së vajzave të tyre dhe me çka t'u thurnin çorape fëmijëve të vet. Leshin e ndukur ato e fshihnin te shpella dhe tani të gjithëve iu rikujtua se shpesh gratë e fshatit endeshin poshtë e lart drejt kodrinës, duke fshehur diçka nën përparëset e tyre. Ato të ngratat nuk u kishin treguar as burrave të tyre se çka kishin bërë që të mbijetonin dhe që të kishin sadopak lesh që t'u thurnin fanella dhe çorape. Kur burrat i pyesnin se ku e gjenin leshin që e tirrnin, ato u thoshin se u kishte mbetur që nga vitet e paraluftës. Edhe pasi pushtetarët vunë në dukje se do të merrnin masa se nuk përmbushej grumbullimi i paraparë i sasisë së leshit, gratë e fshatit nuk u tronditën, por vazhduan me të tyren. Lajmi, se gratë e fshatit tonë kishin vjedhur leshin e dhenve duke ua ndukur me duart e veta nga trupi,

mori dhenë. Për këtë vjedhje të padëgjuar, shkruan edhe gazetat partiake që dilnin në Shkup, e të cilat kurrë nuk i lexonin fshatarët e mi. Por, në vend që lajmi të ndikonte në të mirën e kooperativave bujqësore, e t'i trembte banorët e kësaj ane, ai arriti qëllimin e kundërt: kjo dukuri mori përmasa edhe më të mëdha, dhe nëpër kodrinat e këtushme kullosnin dhen, të cilat vende-vende nuk kishin lesh, ngjanin si t'i kishte ndukur ndonjë ujk që nuk kishte arritur t'i rrëzojë për toke e t'ua pijë gjakun. Leshin e ndukur nga dhentë, gratë e këtyre maleve e fshihnin nëpër pyjet e afërta, i groposnin thasët e mbushur me lesh nëpër gropa pranë ndonjë lisi të lartë dhe, që t'i gjenin më lehtë, vendet ku kishin fshehur leshin, i mbulonin me pllaka guri në të cilat gërvishtnin ndonjë shenjë që të dëshmonin se të kujt ishin thasët, nëse do të ndodhte ndonjë mosmarrëveshje me ndonjë bashkëfshatar që të huajën e shpallte si të vetën pa pasur frikë nga Zoti. Jo rrallë u kishte ndodhur grave të gjora të harronin vendin ku kishin fshehur leshin, apo gropat ku kishin lënë thasët t'i gjenin të zbrazëta, pasi dikush paraprakisht ua kishte vjedhur atë që ato arrinin t'ia vidhnin shtetit. Se shumë thasë me lesh kishin mbetur përgjithmonë nën tokë, dëshmon edhe e sotmja: shumë gjurmuesve të sotëm, të cilët sorollaten këndej pari duke ndjekur shenjat e hartave të vjetra, e që kërkojnë vendet ku ushtritë e ndryshme gjatë tërheqjes së ngutshme kishin fshehur qypet me lira, në vend të arit, gjejnë thasë të mbushur me lesh të ngrënë nga minjtë që aty kishin bërë strofullat e veta. Mbase kjo dukuri i çoi pushtetarët të hiqnin dorë nga grumbullimi i dhunshëm i prodhimeve bujqësore dhe të pezullonin kolektivizimin e mëtejshëm të pronave të fshatarëve. Kur erdhi lajmi se fshati ynë ishte liruar nga dhënia e leshit dhe bulmetit,

gratë e fshatit ishin mbledhur te kroi dhe lirshëm kishin larë leshin e mbledhur me vite. Nga ai vit dhenve nuk u mungonte asnjë qime mbi shpinë dhe qethja e tyre ishte ditë feste si gjithmonë në të kaluarën. "Unë nuk mundem më të jem edhe kryeplak edhe përfaqësuesi juaj!." - u kishte thënë kryeplaku i fshatit komisarëve partiakë atë ditë kur ata kishin ardhur ta lajmëronin se nuk duhej vazhduar më tej me kolektivizimin e dhunshëm të fshatarëve. "Pse, ç'të pengon? Mos të vjen ndonjë kanosje nga bashkëfshatarët e tu?" - e kishin pyetur ata, kur kryeplaku u kishte thënë se ndihej i paaftë të ishte edhe përfaqësues i pushtetit . "Jo!" - ishte përgjigjur ai. "Kanuni i këtyre maleve dhe ideologjia juaj nuk mund të mishërohen e të shkojnë bashkë. Andaj, unë do të mbroj Kanunin, e ju bëni ç'të doni me ideologjinë tuaj!" Përfaqësuesit e shtetit nuk arritën të bindnin kryeplakun të mbetej bashkëpunëtor i tyre. Të njëjtën ditë ata shkuan te hoxha i fshatit dhe më vonë ishin zhdukur nga fshati. Nga ajo ditë hoxha kishte filluar t'u thoshte fshatarëve se feja e tyre ishte në rrezik, dhe u rikujtonte kohët kur i mbronte Perandoria Osmane. "Turku nuk do t'ju lejojë këtyre të pafeve të shkelin mbi besimin tonë, prandaj ka hapur dyert për të gjithë ata që duan të shpëtojnë besimin e vet!" - i njoftonte ai fshatarët. "Po si të shkojmë atje kur nuk dimë as gjuhë, as traditë të tyre?" - e pyesnin fshatarët e brengosur. Por, ai vazhdonte me të veten, mbase edhe duke ua shtuar të këqijat që bënin komunistët. Kështu që, sipas tij, komunistët ishin të pamoralshëm, donin t'i shlyenin të gjitha vlerat më të larta të myslimanëve, martoheshin edhe me vasha të çnderuara, ishin të prirur të putheshin në buzë, se bile përkrahnin edhe dashurinë mes të njëjtës gjini. Mbase sa i përket amoralitetit ai kishte

deri diku të drejtë, por e tepronte kur thoshte se të kuqët i dallonte homoseksualizmi: sikur pohimi i tij të ishte i vërtetë, do të dilte se edhe grekët e vjetër, se edhe disa nga bejlerët osmanë dhe një pjesë e madhe e popullatës së perëndimit të sotëm, ishin komunistë të përbetuar. Me siguri ai ishte i verbuar nga e keqja, të cilën e nuhaste nga larg, apo nga diçka tjetër dhe ngjarjeve të asokohshme u jepte shpjegim më të kapshëm dhe më trishtues për fshatarët, ua zbërthente ashtu që çdo gjë të merrte përmasat e të frikshmes, e që do t'i çonte banorët e këtushëm të ndihen se u është kanosur ajo që e kishin mbrojtur me shekuj: nderi dhe morali familjar. Kështu që shpjegimet e tij për rreziqet që u kanoseshin banorëve të këtushëm dhanë fryt më të ngutshëm se ai i ideologjisë që pohonte se do të ndërtojë shoqëri të punëtorëve të barabartë. Dhe së shpejti Tefiku grumbulloi plaçkat, ia shiti kullën kryeplakut dhe u nis për në Turqi. Kryeplaku e luste t'ia tregonte hapur arsyet pse përnjëherë fshati i dukej i ngushtë dhe i papërshtatshëm për të jetuar, por Tefiku e kishte vendosur që sa më shpejt të nisej drejt Edrenesë, të vizitonte atje varrin e paraardhësit të tij që prehej në një fshat në hyrje të këtij qyteti, e pastaj të vazhdonte drejt Stambollit ku mbase do të gjente vend të përshtatshëm që t'i lëshojë rrënjët e familjes së vet. Kryeplaku e përcolli deri në fund të fshatit, njësoj si edhe shumë nga bashkëfshatarët e tjerë që më vonë do t'i braktisin kullat e veta, dhe, kur përqafoi Tefikun, nuk duroi pa i thënë: "Ndoshta me këtë do të arrish të mbulosh nderin, por do të humbësh vetveten dhe familjen, kështu që nderi yt i mbrojtur nuk do të ketë asnjë vlerë!" Tefiku nuk iu përgjigj, por qëndroi i shtangur pranë tij. Pastaj që të dy shikuan Habinen e bukur, e cila e përlotur shikonte

drejt shkollës në fund të fshatit. I pari i fshatit tonë mbase e ndjeu se shkuarja e familjes së Tefikut në Turqi atij do t'ia vështirësonte të qenurit kryeplak i fshatit. Pas shpërnguljes së Tefikut në Turqi, Sefoja ishte edhe më i bindur se kishte vepruar mirë që kishte hequr dorë të jetë edhe kryeplak edhe përfaqësues i pushtetit edhe pse përnjëherë i ishte ngjallur dyshimi se do të mund të mbetej faqebardhë e të shpëtonte fshatin nga boshatisja. Këtë brengë të tij do ta dëshmojnë ngjarjet e mëvonshme kur filluan shpesh ta thërrisnin në Komitetin e Qarkut ku në fillim e pyetën për shkaqet pse Tefiku u shpërngul e shkoi në Turqi. Ai e hetonte se ata nuk kishin hallin e pakësimit të banorëve të fshatit, se i mundonte diçka tjetër, por me këto pyetje vetëm donin t'i mbulonin gjurmën e kureshtjes së vërtetë të tyre, se kështu donin ta largonin kryeplakun nga pyetjet e tyre të vërteta, të cilat së shpejti do t'ia shtronin. Dhe nuk vonoi shumë kur do ta pyesin për atë që i mundonte, duke dashur të dinë se cili kishte qenë oficeri gjerman që kishte vizituar fshatin posa kishte filluar Lufta e Dytë Botërore. E kishin pyetur, pra, për oficerin gjerman, të cilin shpresoj se e kujtoni nga pjesa e parë e këtij rrëfimi, kur ju tregova se kishte ardhur papritur në fshat posa në Shkup ishin vendosur komandat e ushtrisë gjermane dhe bullgare. "Ç'të tha kur erdhi në shtëpinë tënde?" - e kishin pyetur inspektorët e sigurimit shtetëror. "Asgjë të veçantë, përpos që më premtoi se do të kujdesej që fshatin tonë të mos e sulmonin forcat bullgare apo ato gjermane. Se do të bënte çmos që të mos binte asnjë predhë në trojet e fshatit tonë!" Mbrojtësit e sigurisë së shtetit donin të dinin se pse ua kishte premtuar këtë një oficer gjerman. "Të kujtohet emri i tij?" - e kishin pyetur kryeplakun. "As guxova ta pyes dhe as që ma

tregoi!" - kishte thënë kryeplaku duke mos e kuptuar se pse interesoheshin për këtë ngjarje të largët. Në të vërtetë, ai asgjë nuk fshehte nga ata që e pyesnin, përpos asaj se edhe ai vetë ishte habitur kur oficeri gjerman e kishte pyetur se a rriten ende shtatë rrapet në mes të oborrit të xhamisë, dhe kur i kishte thënë se do të shkonte të shihte xhaminë dhe rrapin me gropë. Vetëm këtë kryeplaku e kishte fshehur nga inspektorët që e merrnin në pyetje edhe atë jo se mendonte që fsheh nga ata ndonjë sekret të rëndësishëm, por duke e ndier se me këtë do t'i nxiste t'ia shtronin pyetjet që ai ia kishte shtruar vetes asaj ditë kur te kulla e tij kishte ardhur oficeri gjerman. Pra, do t'ia shtronin pyetjet që e mundonin kryeplakun atë ditë kur oficeri ngjitej drejt xhamisë: nga e dinte ai se në oborrin e xhamisë rriteshin shtatë rrape, aq më shumë kush i kishte treguar atij për rrapin me gropë?! Përgjigjen e këtyre pyetjeve ai do ta merrte nga fundi i viteve gjashtëdhjetë të shekullit të njëzetë, pasi presidenti amerikan Xhon Kenedi kishte vizituar pjesën e Berlinit të mbetur nën kontrollin e aleatëve perëndimorë, e kur banorëve të mbledhur që ta përshëndesnin do t'u thotë: "Unë jam berlinas!". Pra, cili ishte oficeri gjerman që gjatë luftës vizitoi fshatin tonë, kryeplaku do ta kuptojë në vitet kur mbase edhe kishte harruar këtë ngjarje të largët, kur merrej me atë se si t'i bindte fshatarët të mos e braktisnin vendlindjen e të shkonin në Turqi, pra kur atij i arriti një letër me pulla dhe vulë të postës së Gjermanisë Perëndimore. Mezi gjeti përkthyes që t'ia lexojë letrën e shkruar në gjuhën gjermane, të cilën ia çonte oficeri i dikurshëm që kishte vizituar fshatin. Përpos letrës ku i tregonte se ishte i gjakut të njëjtë me familjen e tij, se ishte pasardhës i Sefos së dikurshëm që kishte gabuar rrugën dhe bagëtinë e fshatit

në vend ta shpiente drejt Edrenesë e kishte çuar në Dalmaci, se edhe ai vetë mbante emrin e stërgjyshit të vet, pra së bashku me letrën ku rrëfente se kishte përjetuar luftën dhe ruante kujtimet për rrënjët e paraardhësit të vet, ai kishte dërguar edhe një fotografi ku shiheshin familjarët e tij. Kryeplakut, i cili, gjithashtu, trashëgonte emrin e Sefos për të cilin rrëfente letërshkruesi, i lotuan sytë përderisa ia përkthenin rreshtat që ia kishte shkruar kushëriri i tij. “Pse nuk ma tha këtë kur erdhi në fshat, pse nuk më gëzoi dhe nuk ma tregoi të vërtetën se cila ishte arsyeja që e çonte të mbronte fshatin tonë, nga dinte për shtatë rrapet dhe rrapin me gropë?!” - belbëzonte ai duke palosur letrën ku një i afërm i tij rrëfente se sa çuditshëm ishte degëzuar familja e tyre. Disa muaj pasi mori këtë letër, ai do ta përcillte djalin e vet më të madh për në Gjermani. “Dua të takohesh me të afërmit tanë atje dhe t’u tregosh se fshati që ai mbrojti gjatë luftës nga predhat, tani po na përgjysmohet, po e gëlltit liria, se shumica e banorëve të këtushëm ia kanë mësyrë Anadollisë që të shpëtojnë fenë dhe vetveten. Dhe pyeti mos vallë do të munden të na ndihmojnë që të mbijetojmë tani kur edhe bagëtinë nuk kemi ku ta kullosim?” - e kishte porositur të birin kur e kishte përcjellë te stacioni hekurudhor, i cili asokohe për çdo ditë ishte i mbushur përplot me kolonat e shqiptarëve që braktisnin vendlindjen. Jo rastësisht ai porositi të birin të përmendte edhe hallin e kullotës së bagëtisë, sepse ato vite kishte filluar pyllëzimi i djerrinave ku fshatarët kullosnin bagëtinë e tyre. Vullnetarët e rinj gërryenin gropa për pishat, të cilat nuk do të rriteshin kurrë, sepse që të ruanin kodrinat e mbuluara me barë, fshatarët u hidhnin pishave te rrënjët vaj të përzier me sheqer, kështu që ato thaheshin

ende pa arritur rrënjët e tyre të thithnin lagështinë e kodrave tona. Kjo betejë e ashpër mes mbjellësve të pishave dhe tharësve të tyre, do të vazhdojë me vite, dhe fundi i saj do të shënojë fshatin e mbetur pa bagëti dhe kodrinat e këtushme të mbuluara me pisha të thara. Djali i kryeplakut ishte kthyer në fshat disa muaj më vonë. Atë ditë kur babain e tij e kishin thirrur në Komitetin Qendror që t'i tregojnë se nëse para disa vitesh kishin toleruar vjedhjen e leshit të dhenve, nëse nuk e kishin bërë të madhe punën e murit rreth varrit të kufomës pa kokë, nuk do të lejonin edhe më tej banorët të rrezikonin projektet e madhërishme të pushtetit popullor. "Ose do të na tregoni pse thahen pishat që atje i mbjellim, ose të gjithë do të paguani dëmin që bëhet!" - i kishin thënë pushtetarët kryeplakut, i cili kur u kthye asaj dite në shtëpi mori lajmin e gëzueshëm se ishte kthyer i biri. Dhe i kishte sjellë lajmin e dhembshëm se kushëriri i tyre i largët nuk ishte më gjallë, se oficeri i dikurshëm kishte ndërruar jetë, por kishte lënë pas vetes djalin dhe vajzën, të cilëve ua kishte përcjellë rrëfimin për stërgjyshin e tyre që kishte bredhur nëpër Austri dhe Gjermani dhe ishte martuar me një bionde të bukur gjermane. "Më thanë se cilido i fshatit tonë mund të shkojë e të punojë atje, se ata do të kujdesen për t'u gjetur punë dhe vendbanim!" - i rrëfente i biri kryeplakut të përlotur. Nga ai vit u hap edhe një rrugë për fshatarët tanë, dhe të rinjtë e fshatit ngutshëm nisën të shkonin në punë të përkohshme në Gjermani. Pra, banorët e fshatit tim filluan të degdisen në dy drejtime të kundërta: në ata që kërkonin shpëtim të përjetshëm në Turqi dhe të rinjtë që donin të siguronin mbijetesën e familjeve të veta në Gjermani. Ata që shpërnguleshin në Turqi i përcillte hoxha i fshatit, e të rinjve që niseshin në

perëndim, rrugë të mbarë u dëshironte kryeplaku. Në ato vite vendosi të shpërngulej në Turqi më në fund edhe hoxha i fshatit, i cili me shkuarjen e vet thuajse edhe e mbylli këtë rrugë të shpërnguljes që kishte përgjysmuar fshatin. Kot fshatarët e bindnin të mos e bënte një gjë të tillë, të mos e linte fshatin pa hoxhë, por ai nuk lëshoi pe. "Lëreni le të thyejë qafën, le të shkojë ku të dojë!" - kishte thënë kryeplaku duke kafshuar buzët nga një pezmatim i papërmbajtshëm kur fshatarët kishin kërkuar nga ai të ndërhynte dhe ta pengonte shpërnguljen e hoxhës. Mbase askush nuk e dinte se një natë, kur kishte kaluar pranë xhamisë, kryeplaku kishte dëgjuar disa zëra që e kishin nxitur të ndalonte hapin, e të dëgjonte kush ishin ata që bisedonin pranë xhamisë në kohë kur kishte kaluar namazi i iqindisë. "Për çdo familje do të marrësh nga një lirë turke!" - thoshte një zë burri. "Çka nëse merret vesh?" - përgjigjej tjetri, zërin e të cilit kryeplaku e njohu dhe e dinte se ishte i hoxha i fshatit ai që bisedonte me të panjohurin. "Ti nuk bën asgjë të keqe, përpos që ua mundëson të mbrojnë fenë, të shkojnë atje ku do të mund të mbeten myslimanë të denjë!" - kishte shtuar i panjohuri që bisedonte me hoxhën e fshatit në ato orë të vona. Kryeplaku nuk kishte arritur të kuptojë për çka bëhej fjalë dhe pse i panjohuri i ofronte hoxhës së fshatit nga një lirë turke për çdo familje që do të braktiste fshatin e do të shpërngulej në Turqi. Por së shpejti ai vërejti se hoxha u ikte takimeve me të, se në vend të derësit të dikurshëm, ai gjithnjë e më shpesh fliste për nevojën që fshatarët të mbronin fenë, ua rikujtonte atyre kohët e dikurshme kur kishin kullotur dhentë deri në Edrene, vitet kur banorët e këtushëm shkonin në Stamboll të merrnin pjesë në manifestimet që shënonin synetimin e fëmijëve të

sulltanëve. Pra, ai më nuk merrej me zbërthimin e ajeteve kuranore, por udhëzonte fshatarët të kthenin kokën andej nga lind dielli dhe nga u kishte ardhur feja, së cilës duhej t'i mbeteshin besnikë e të mos lejonin atë t'ua përdhunonin komunistët e pafytyrë. Kështu që shumë shpejt fshatarët u nisën rrugës nga dikur barinjtë e fshatit tonë i çonin dhentë në kullotën dimërore: u nisën drejt Turqisë. Ndoshta hoxha i fshatit nuk e kishte ndër mend që edhe ai me familjen e vet të shpërngulej nga fshati e të kërkonte rehati në xhamitë e mëdha të Stambollit, sikur një mbrëmje të mos i shkonte për vizitë kryeplaku. Ata dy moti nuk kishin biseduar si më parë, ishte tretur mes tyre ajo afërsia e dikurshme e bisedave nën hijen e rrapeve, prandaj edhe hoxha ishte habitur kur kishte parë kryeplakun të trokiste në portën e lartë të kullës së tij. Ka shumë shpjegime dhe thashetheme se çka i kishte thënë kryeplaku hoxhës asaj mbrëmjeje, nga ato se i ishte kanosur se do t'u tregonte fshatarëve për bashkëpunimin e tij me pushtetarët, e deri tek ato se ia kishte vënë revolen në ballë e i kishte thënë: "O urith i keq, do të lëpish trutë e tu nëse edhe më tej merresh me shitjen e njerëzve tanë!" Çkado që të kenë biseduar, sido që të ketë vepruar kryeplaku, mbetet e vërteta se nga e nesërmja pas asaj vizite, hoxha më nuk doli te xhamia. Dikush tha se atij prapë i ishte ënjtur dora e majtë, se për dallim nga viti i pasluftës kur shpejt i shëroi të ënjturat e damarëve të krahut, tani i ishte ënjtur edhe pjesa e majtë e kraharorit. Ata që donin ta vizitonin hoxhën e sëmurë, e gjenin të mbyllur portën e kullës së tij, apo edhe kur ndodhte që gruaja e tij ta hapte, ata shihnin lotët e saj dhe dëgjonin lutjet të mos e shqetësonin burrin e saj, u thoshte se i shoqi e kishte porositur të mos lejonte të hynte njeri në

dhomën ku ai dergjej i sëmurë. "Është duke u marrë me zbërthimin e disa Hadhiseve të rëndësishëm, ka vendosur ta këndojë Kuranin famëlartë tridhjetë e tre herë pa ndërprerë për shëndetin e vet dhe mbarësinë e fshatit!" - u thoshte ajo fshatarëve që donin ta vizitonin hoxhën që ishte mbyllur në shtëpi. "Mbase kështu do t'i shpërlajë mëkatet e veta dhe ato të fshatarëve të tjerë!" - i kishin thënë kryeplakut ata që kishin shkuar ta pyesnin atë se mos vallë ai dinte diçka më shumë se çka ndodhte me hoxhën e tyre. "Nuk janë ajetet e Kuranit si uji i përroskës që shpërlan çdo pëlhurë të pistë! Ajetet e tij mësojnë si ta çmojmë njeriun, si të sillemi në këtë botë, e cila është vetëm një sprovë që do të na mundësojë të përcaktojmë vendin tonë në botën tjetër!" - u ishte përgjigjur kryeplaku me pezmatim atyre që ishin brengosur për fatin e hoxhës. Edhe familjarët e hoxhës i rralluan daljet rrugëve të fshatit. Fshatarët nisi t'i falë haxhiu më i vjetër dhe kryeplaku çoi fjalë në fshatrat përreth se fshati kishte nevojë për hoxhë. "Si u bë puna që duke pasur hoxhën tonë gjallë të kërkojmë të huaj?" - e kishin pyetur fshatarët e shqetësuar. "Ma lini këtë punë mua! Nuk do t'ju lë pa njeri, të cilit do duhet t'i lidheni gjatë faljes së namazit!" - i kishte qetësuar ai. Pastaj u përhap lajmi nëpër fshat se hoxha e shiste kullën e vet dhe se ngutshëm bëhej gati të shpërngulej në Turqi. "Do t'ia blej unë!" - kishte thënë kryeplaku. Një muaj para ramazanit, ai bëri gati plaçkat e shtëpisë dhe u nis drejt stacionit hekurudhor të Shkupit ku prisnin trenat që banorët e këtushëm i çonin në Turqi. Një ditë para nisjes ai e kishte ushqyer lopën mirë me shalqinj. Kishte vendosur edhe atë ta merrte me vete dhe atyre që i kishin thënë se kishte lopë edhe atje ku ishte nisur, u ishte përgjigjur se racën e saj donte ta përhapte

edhe në Turqi. Por, nga shalqinjtë e shumtë që kishte ngrënë, apo nga diçka tjetër, gjatë natës lopës i ishte fryrë barku sa nuk i pëlciste dhe ajo kishte këputur kapistrën, kishte thyer derën e ahurit dhe kishte ikur maleve të fshatit. “Ma gjeni lopën, pa të nuk nisem në Turqi!” - kishte bërtitur të nesërmen hoxha. Ata që kishin dalë ta kërkonin lopën e tij, së shpejti e kishin lajmëruar se gjurmët e saj humbeshin afër Kroit të Halilit. Mbase dikush e kishte gjetur dhe e kishte marrë me vete, gjë që ndodhte shpesh në këto male kur kafsha e dikujt i bënte dëme në arë. “Me siguri së shpejti dikush edhe mund ta kthejë, apo të lajmërojë se ku kishte ngordhur!” - e qetësonin hoxhën fqinjët e tij, por ai dridhej si i kapur nga ethet duke mbajtur të palëvizur dorën e majtë. Ai do të priste edhe disa ditë që ta gjente lopën, por afrohej ora kur duhej të nisej treni për në Turqi. Askush nuk e kishte braktisur fshatin më trishtueshëm se ai. Sa nuk e zvarrisnin pas vetes familjarët që u nisën kodrinës teposhtë drejt Shkupit. Kurrkush nuk e kuptonte nga gjithë ato lot, pse koka i mbeti kthyer kah malet që rrethonin fshatin. Mbase shpresonte se në çastin e fundit do të vinte ndonjëri që do t’ia sillte lopën e humbur. Askush deri atëherë nuk kishte shprehur gjithë atë dhembje për një kafshë në çastet kur ndahej nga trojet e të parëve të vet. Këtë nuk do të arrinte ta kuptonte njeri gjatë kohë pas shpërnguljes së hoxhës dhe pa dyshim se as unë nuk do ta ndieja të nevojshme ta përfshij këtë ngjarje në këtë rrëfim, sikur për lopën e hoxhës të mos vazhdonte të flitej edhe disa vite pas shpërnguljes së familjes së tij në Turqi. Çdo gjë u qartësua atë natë kur astronautët amerikanë zbritën në hënë dhe kur disa të rinj të fshatit kishin dalë te Kroi i Halilit, që nga suka atje, të shikonin se çka do të ndodhte

me hënën kur mbi të do të zbriste dhe do të ecte astronauti amerikan, Nil Armstrong, i cili i tha fjalët e famshme “se hapi i tij mbi hënë ishte i vogël për njeriun, por i madh për njerëzimin”. Duke qëndruar pranë kroit, duke u zgjatur në maja të gishtërinjve të këmbës që sa më mirë të shihnin hënën, njëri prej tyre ishte rrokullisur mezhdës teposhtë dhe kishte rënë në mes të therrave të shpeshta të përroit. Kur iu ishin afruar shokët e tij që ta ndihmonin e ta nxirrnin nga aty ku kishte rënë, kishin vërejtur skeletin e një lope si dhe diçka që shkëlqente nga rrezet e hënës së plotë, aty pranë brinjëve të saj. Ata u shtangën kur aty panë një grumbull lirash prej ari. I ndanë mes veti, por kot që u betuan se nuk do t’i tregonin askujt për pasurinë e gjetur. Askush nuk e di se cili nga ata i pari shpalosi sekretin se pranë një skeleti të një lope të ngordhur kishin gjetur lira, por ky lajm shpejt mori dhenë dhe për këtë dëgjuan edhe gjurmuesit e huaj të thesareve të fshehur. Kështu që kodrinat rreth fshatit tonë gdhiheshin me gropa të gërryera, andej shëtisnin të panjohur që masnin çdo gur ku sipas tyre mund të ishte fshehur ndonjë thesar i kahmoçëm. Nëpër kodrat rreth fshatit filluan të shëtisnin edhe arkeologë të huaj, flitej se u ishte shtuar vlera hartave të vjetra në të cilat saktësisht ishin shënuar vendet ku kishin groposur thesarin e plaçkitur bejlerët turq, apo intendentët e ushtrive të huaja që kishin luftuar këndej, e të cilët nuk kishin pasur kohë të merrnin me vete pasurinë duke ikur nga ndjekësit që u vinin pas. Lajmi se të rinjtë e fshatit tonë kishin gjetur disa grushte lira prej ari te mezhda pranë Kroit të Halilit, do të arrijë deri në Kadiqojë të Stambollit, ku kishte blerë shtëpi dhe jetonte hoxha i dikurshëm i fshatit tonë. Dhe nga andej ai do të çojë fjalë se kurrë nuk do t’ua bënte hallall atyre që kishin marrë

lirat e tij dhe vetë do të zbulojë sekretin se para se të nisej për në Turqi, të gjitha lirat e veta i kishte futur nëpër shalqinjtë që ia kishte dhënë t'i hajë lopa, se kjo i ishte dukur mundësia më e sigurt ta kalojë atë thesar nëpër kufijtë shtetërorë, t'i shpëtojë lirat nga doganierët jugosllavë e grekë, të cilët asokohe u pasuruan duke marrë shumëçka të vlefshme nga ajo që kishin me vete ata që shpërnguleshin në Turqi. "Nëse është ashtu, atëherë lirat do t'ia dorëzojmë kryeplakut!" - kishin thënë gjetësit e ndershëm të tyre. "Me këtë ar do të zgjerojmë xhaminë dhe do të ngremë minaren e saj edhe më lart, që edhe ata poshtë në luginë të mund të shohin tempullin e fesë sonë!" - u kishte thënë kryeplaku të rinjve të fshatit kur ata i sollën dhe i dhanë pesëdhjetë e dy lirat turke prej ari, të cilat pastaj Sefoja ua shiti bashkëfshatarëve të interesuar. Edhe sot ato lira i bartin në qafë nuset e fshatit dhe kanë vlerë të madhe, jo vetëm pse të shumtat janë nga koha e sulltanëve turq, pra nuk janë nga këto të rejat që prodhohen kudo në shumicë, por pse të gjitha kanë të shënuar nga një numër, të cilin mbase ua kishte vënë hoxha që më lehtë t'i numëronte gjatë netëve kur kontrollonte pasurinë e vet. Thashë se kjo gjetje i nxiti gjurmuesit e thesareve të fshehur të vinin shpesh në kodrinat rreth fshatit tonë. Gjatë viteve shtatëdhjetë të shekullit të njëzetë, gjurmimin e nisën edhe një grup i të rinjve nga fshati ynë. I kishte nxitur një shok i tyre, i cili gjatë vizitës së të afërmve të vet në Stamboll, kishte takuar një plak, i cili kur kishte dëgjuar nga vinte, i kishte treguar një hartë të vjetër ku qartë shihej varri i gruas së Demës, si dhe shkëmbi afër tij, i cili ishte shënuar në hartë me një shenjë në formë të gjysmëhënës. "E dinë ku ndodhet ky varr?" - e kishte pyetur plaku i panjohur të riun nga fshati

ynë. “Po!” - ishte përgjigjur ai. Pastaj plaku e kishte pyetur se a ishte ende aty një mollë e egër, e cila rritej tri hapa në të djathtë të shkëmbit pranë varrit. “Po, edhe unë në fëmijëri kam shijuar nga ajo mollët e tharta që të freskojnë si asgjë tjetër!” - ishte përgjigjur bashkëfshatari ynë. Pastaj plaku i kishte thënë se nga ana e lindjes, menjëherë pranë rrënjëve të mollës së egër, babai i tij kishte groposur një palë duqi me lira. “Ai ka qenë intendent i ushtarëve të Emin Begut, të cilët ngutazi duhej të braktisnin Shkupin të ndjekur nga kaçakët shqiptarë! Dhe tek ai vend, kaçakët ia kishin vrarë mushkën e ngarkuar me plaçkat që ai kishte marrë me vete!” - i kishte rrëfyer turku i panjohur. Sipas rrëfimit të tij, intendenti i dikurshëm kishte provuar të merrte me vete thesarin, por nuk kishte arritur ta bartte më larg se te molla pranë varrit të gruas së Demës. Kishte vendosur ta groposte aty pranë mollës së egër, me shpresë se një ditë, kur të largoheshin mjegullat e Luftërave Ballkanike, ai do të mund të kthehej dhe të merrte pasurinë e madhe. I riu nga fshati ynë ia kishte paguar hartën, i kishte premtuar se në rast se do të gjente thesarin, gjysmat do t’ia jepte trashëgimtarit të panjohur dhe e kishte ndërprerë qëndrimin në Stamboll që sa më shpejt të kthehej në fshat që të pasurohet. Sekretin ua kishte treguar shokëve të vet, me të cilët menjëherë kishin filluar të gërryenin aty ku i kishte thënë turku i panjohur. Jo se fshatarët e tjerë nuk i habiti ky vullnet i papritur i një grupi të rinjsh të fshatit që t’i rregullojnë varret, por pastaj vunë re se ata nuk rregullonin vendet ku preheshin të ndjerët: të rinjtë thuajse e nxorën nga vendi mollën e egër pranë varrit të gruas së Demës. Mbase ata do ta rrafshonin tërë hapësirën aty pranë sikur mos reagonin gratë e fshatit, të cilat kur panë se ata do të lëviznin edhe shkëmbin pranë

varrit, reaguan ashpër dhe kërkuan nga kryeplaku t'i ndalonte të gërryenin më tej ata të rinj të papunë. Gjurmuesit e duqeve me ar më në fund hoqën dorë nga gërryerja e mëtejshme dhe të vetmen gjë që gjetën ishin disa eshtra të ndonjë kafshe të ngordhur, që mund të ishin të mushkës që kishte përmendur plaku i Stambollit. Ata gjetën edhe një kobure të ndryshkur, por as ajo nuk arriti t'ua shlyente dyshimin se ndoshta duhej të gërryenin edhe më thellë, se shumëçka dëshmonte se aty kishte ndodhur diçka. Në të njëjtin vend, në fillim të dekadës së tetëdhjetë të shekullit të njëzetë, aty do të vijnë të gërryejnë edhe disa gjurmues të huaj, por për fat nuk do të mbeten të pavërejtur nga fshatarët që asokohe rrinin ditë e natë te shkolla e fshatit ku mbanin kujdestari duke pritur se çka do të ndodhte me kryetarin e sëmurë të Jugosllavisë që lëngonte nga gangrena e këmbës në spitalin e Lubjanës. Dhe do t'i dëbojnë nga fshati duke u thënë se duhej t'u vinte turp që në ato kohë të rënda për shtetin socialist, atyre u kishte shkuar ndër mend të mendonin për pasuritë e nëndheshme. "Ne kemi hallin e këmbës së sëmurë të kryetarit, e ju ëndërroni të bëheni të pasur!" - u kishin thënë fshatarët e mllefosur nga ai gjest i egër i gjurmuesve të huaj. Se fshatarët e mi e kishin marrë seriozisht gangrenën e këmbës së Titos, dëshmojnë edhe ndodhitë e vitit 1980, kur sërish u dëgjua për leshin e dhenve të fshatit tonë. Fshatarët e mi çuan dy thasë me lesh të zi në Komitetin Qendror të Lidhjes Komuniste në Shkup duke shpresuar se leshi i palarë do të shëronte këmbën e kryetarit të sëmurë. Tani të shtoj vetëm edhe atë lidhur me këtë ngjarje, se një plake të fshatit i ishte kujtuar se leshin e zi të palarë, dikur kur ishte ende gjallë, Fatka e kishte përdorur për të shëruar të shtypurat e trupit dhe

damarët e zënë nga nuk mund të rridhte lirshëm gjaku. Ajo u kishte thënë burrave të fshatit se mjaftonte që kryetari i sëmurë tri javë me radhë ta mbante këmbën në leshin e palarë të dhenve tona të zeza, që ta shpëtonte këmbën nga thika e kirurgëve dhe pa pengesa edhe më tej të udhëhiqte shtetin. Dhe, në prill të vitit 1980, ato ditë kur Stafeta e Rinisë socialiste kalonte nëpër Shkup, fshatarët e mi ngarkuan mbi një gomar dy thasë me lesh të palarë të zi dhe u nisën drejt Komitetit Qendror të Lidhjes Komuniste në Shkup. Komunistët e Shkupit ishin habitur nga ai gjest i papritur i fshatarëve të mi, ishin këshilluar edhe me kolegët e tyre në Beograd dhe më në fund kishin vendosur që leshin ta ndalnin aty, e më tej të prisnin udhëzime nga eprorët e tyre. Por një gazetë beogradase, ndërkohë, kishte botuar një reportazh për brengën e fshatarëve tanë dhe për propozimin e tyre se leshi i palarë i dhenve do të shpëtonte Titon nga vuajtjet e mëtejshme. Askush nuk e di se ku kishte përfunduar leshi i zi, që fshatarët e mi ua dorëzuan kryesuesve të partisë në Shkup. Por, mbetet e vërteta se Titos ia prenë këmbën dhe një muaj më pas vdiq. Ai u varros solemnisht, dhe nga gjithë ajo periudhë e lulëzimit socialist, në fshatin tonë nuk mbeti asgjë që do të ndryshonte pamjen e natyrës, përpos pishave në hyrje të fshatit, të cilat shënojnë vitet sa kishte jetuar kryekomunisti i Jugosllavisë. Pasi i përmenda pishat që edhe sot rriten qindra metra në të majtë të varrit të kufomës pa kokë, të përmend se mbjelljen e tyre e shoqëroi një mosmarrëveshje që mund të përfundonte tragjikisht për fshatin tonë. Bëhet fjalë për kërkesën e partiakëve të Shkupit që pishat të mbilleshin ose tek oborri i shkollës, ose te lëndina pranë xhamisë. “Jo, ato nuk do t’i mbjellim as pranë shkollës, as pranë

xhamisë, po diku jashtë fshatit!" - kishte thënë kryeplaku pa shpjeguar pse kundërshtonte kërkesën e pushtetarëve, të cilët nuk ia varën shumë pohimit të tij se e kaluara e fshatit nuk duhej të ngatërrohej me të sotmen socialiste. Kështu që inspektorët e arsimit kishin urdhëruar mësuesin e fshatit të organizonte me nxënësit e vet mbjelljen e pishave në oborr të shkollës. Por, qysh të nesërmen pas mbjelljes së tyre, dikush i kishte shkulur ato dhe i kishte hedhur pranë mezhdës. Ky akt armiqësor, së tepërmi i kishte irrituar pushtetarët. Me javë të tëra ata gjurmonin se kush mund të ishte keqbërësi që me këtë vepër hapur tregonte armiqësi ndaj pushtetit, por më kot morën në pyetje thuajse të gjithë fshatarët që dinin të flisnin e t'i dëgjonin pyetjet. Ata veçanërisht u interesuan për plakën e dikurshme, e cila kishte propozuar që këmbën e Titos ta mjekonin me lesh të palarë të dhenve tona. Me çka përnjëherë gazetat e këtushme e rihapën punën e dy thasëve me lesh dhe nxitën dyshimet se ndoshta fshatarët kështu kishin dashur të bënin atentat mbi Titon, se leshin mbase e kishin lyer me helm të panjohur. Thonë se asokohe kishte filluar t'i kërkonin dy thasët e dikurshëm me lesh nëpër bodrumet e ndërtesës së Komitetit Qendror të Lidhjes Komuniste të Maqedonisë, por nuk i kishin gjetur askund. Që të mos bëhet puna më e madhe dhe duke e hetuar rrezikun që i kanosej fshatit, kryeplaku kishte mbledhur pishat e shkulura dhe i ndihmuar nga të rinjtë e fshatit, ato i kishte mbjellë aty ku ndodhen edhe sot. Tani ato janë rritur, disa nga ato janë tharë dhe në ditët e ngrohta verore aty bëjnë pushimin e drekës kopetë e dhenve të fshatit. Që të mos keni përshtypjen e gabuar se për fshatin tonë gazetat kanë shkruar vetëm si shkak i leshit të dhenve të këtushme, ju them se për ne do të

shkruanin edhe gazetat e vitit 1985, kur në Beograd u mbajt festivali i valltarëve të rinj jugosllavë. Në këtë manifestim tradicional, së pari herë morën pjesë edhe valltarët e fshatit tonë. Por, ata u kthyen nga andej kokulur. Shkakun ua kam paralajmëruar edhe më parë: aty ishin prezantuar me vallen e Ibrahim Hoxhës, e cila jurisë në fillim i ishte bërë e dyshimtë për arsye të emrit. Mbase kjo i kishte shtyrë që nga qarqet e këtushme vendore të kërkonin shpjegim nga një emër i tillë religjioz i kësaj valleje, pse nxënësit e fshatit tonë nuk kishin marrë pjesë me ndonjë valle të stilizuar që shprehte lumturinë e tyre, por ishin përfaqësuar me një valle që ishte e rëndë për moshën e tyre, dhe, kur kishin marrë vesh për çka bëhej fjalë, me vëmendje të veçantë kishin ndjekur lëvizjet e valltarëve të vegjël që i kishte ushtruar mësuesi i fshatit. Posa kishte mbaruar prova gjenerale, organizatorët e festivalit kishin thirrur mësuesin dhe e kishin pyetur pse valltarët i mbajnë krahët hapur si të ishin shpendë në fluturim, pse kur binin në gjunjë i binin tokës me grusht. “Mos vallë me këtë doni të përcillni ndonjë porosi të fshehtë?” - e kishin pyetur ata mësuesin e habitur të fshatit tonë. Kot që ai kishte shpjeguar se ajo valle rrëfente për peshën e rëndë nga një e kaluar e fshatit tonë, më kot mësuesi i gjorë i kishte lutur organizatorët të mos i hiqnin nga programi valltarët e vegjël, por nuk kishte bërë punë, sepse gazetat e Beogradit qysh të nesërmen kishin gdhirë me artikuj ku flitej se të rinjtë e fshatit tonë kishin bërë një provokim të rëndë kundër bashkim-vëllazërimit të popujve dhe popullsive të Jugosllavisë, se kishin ardhur në këtë festival me një valle që lartësonte të kaluarën e zbehte shkëlqimin e socializmit. Fëmijët tanë u kthyen nga Beogradi aq të dëshpëruar sa me ditë të tëra nuk erdhën në

vete. Në hyrje të fshatit i priti kryeplaku. I ledhatoi si të ishin të gjithë fëmijët e tij, dhe, me një ngërç në fytyrë, u tha: “Kryesorja është se ju e doni këtë valle, se atë nuk duhet ta harroni sepse të gjitha dasmat tona fillojnë me këtë vallëzim të dhembjes sonë!” Por, nga ai vit në dasmat e fshatit nuk vallëzohej më vallja e Ibrahim Hoxhës, sepse ajo ishte e ndaluar nga pushtetarët. Kështu që nga fundi i viteve tetëdhjetë ajo valle u zëvendësua me një më gazmore, e zhveshur nga elementet e kërcimit të vrullshëm. Kur të gjithë menduan se atë valle fshatarët e kishin harruar, ajo sërish u rikthye në dasmat tona: në fillim të viteve nëntëdhjetë, një ditë Bajrami, djali më i madh i kryeplakut, i cili kishte trashëguar udhëheqjen e fshatit nga i ati, doli në krye të valles, shtrëngoi fort sherveten në kokë, i thirri t’i bashkëngjiteshin më të moshuarit e fshatit dhe u tha zurnexhinjve të luanin vallen e Ibrahim Hoxhës. Vallëzoi ashtu siç kishte vallëzuar babai i tij kur kishte martuar djalin e vet të tretë dhe qëkur kjo valle filloi të vallëzohet në dy mënyra: të rinjtë e vallëzonin vrullshëm, ndërsa të moshuarit duke zhdërvjellë trupin. Të gjitha gratë e fshatit dolën në çardak që të shihnin valltarët që vrullshëm binin me gjunjë mbi dhè, të shihnin kryeplakun, i cili kryelart dhe me shikim të drejtuar nga qielli i hapte krahët te lëndina përpara xhamisë. “Thuajse do të fluturojë, të bëhet se tronditet toka kur bie në gjunjë mbi tokë!” - pëshpëritnin fshatarët që ndiqnin vallen. Edhe sot e kësaj dite, njësoj si edhe në vitet para se atë ta ndalonin pushtetarët, me këtë valle nisin dasmat në fshat dhe nëse u rastis të merrni pjesë në ndonjë martesë të këtushme, do të keni mundësi të shihni se kjo valle bart në vete të gjitha lëvizjet që shpirtin e trupin e njeriut e bëjnë një, të gjitha shtrëngimet e muskujve të kapura në kthetrat e një pikëllimi të pashpresë.

# IV

E di se u bëhet se jam ngatërruar në kohë dhe ngjarje dhe mundohem të ç'thur atë lëmsh të koklavitur duke u rikthyer në ndodhitë që një herë i kam përmendur. E di edhe atë se pjesa e rrëfimit që pason mund t'ju duket e tepërt, mund t'ju duken të parëndësishme ngjarjet që do t'i përshkruaj më tej, apo ndoshta edhe nuk do ta keni lehtë që ato t'i ndërlidhni me rrjedhën e derikëtushme të ndodhive që i shpalosa, por e kam të pamundur të shpëtoj nga valët rrëmbyese të imagjinatës, të cilat tani sërish ma sjellin në kujtesë Fatkën. Andaj nuk mund të shkoj më tej pa shtuar edhe disa të dhëna për të, pa të cilat kam bindjen se ajo do të mbetet si mendim i pathënë deri në fund, si siluetë që e shihni diku larg pas perdes së mjegullës së paqartësive, por nuk mund ta përcaktoni se kush mund të jetë. Atyre që lexojnë ngutshëm, që s'duan të humbin kohë me përshkrime që qëndrojnë anëve të shtratit kryesor të ngjarjeve, mund t'u them që tani të shkojnë tutje, të mos humbin kohë duke lexuar këtë pjesë të rrëfimit, sepse edhe pa të do t'u mjaftojë zhurma e paqartësive që derdhet në detin e të pathënave që kanë të bëjnë me banorët e këtyre hapësirave. Pra, atyre mund t'u them shkurt e shqip atë që një herë e kam thënë: Fatka nuk kishte ndonjë rol vendimtar për ndodhitë në fshat, thuajse me asgjë të peshueshme ajo nuk e shënoi kohën e

vet, shumica bile e heshtin çdo gjë që ndërlidhet me të, shtiren se nuk mbajnë mend asgjë nga ndodhitë që atë e bëjnë të mos harrohet kurrë. Prandaj, ngado që të vështrosh e të matësh kohët që u shtresuan në këto kodrina, Fatka nuk të del përpara rrëfimit të ta zërë udhën me diçka që medoemos duhet ta shënosh, me diçka që nuk të lë të shkosh më tej. Arsyet pse nuk mundem të vazhdoj tutje, pa u ndalur edhe një herë në përshkrimin e ndodhive që kanë të bëjnë me Fatkën, qëndrojnë aty se, në krahasim me tjerët që munden dhe mbase kanë arsye ta heshtin, unë nuk e kam të lehtë t'i shpëtoj hijes së saj, nuk mund ta pengoj ardhjen e saj në kujtesën time, ku futet si gurgullimë e një përroske të vogël, e cila në shtratin e madh të jetës së fshatit derdhet pahetueshëm, përroskë, të cilën me asgjë nuk e ndien shtrati ku derdhen ngjarjet vendimtare për fshatarët, por e cila lag brigjet e jetës së kryeplakut. Ajo vjen në këtë rrëfim si hije anësore, si ajo e vargmaleve rreth fshatit që lëshohej mbi kullat në orët e mbrëmjes, i mbulonte ato si perde e tejdukshme, e cila sado që nuk ndryshonte thuajse me asgjë pamjen që të rrethon, sado që askujt nuk ia pengonte rrugën nga është nisur, çdonjëri e ndiente të lëvarur diku në ajër si bezdi e jetës së lodhshme. Ajo, pra, bën pjesë në ndodhitë e dikurshme si hije anësore, mbetet gjithmonë diku jashtë ngjarjes, njësoj si edhe kasollja e saj në skaj të fshatit, të cilën e sheh edhe kur nuk e ke mendjen tek ajo, e cila as e plotëson, as e bën jo të plotë tërësinë e fshatit, por nuk ke si mos ta vëresh, si mos ta shohësh sepse i ngjan një vendtakimi ku ndeshet bota e jashtme me atë të brendshmen e këtij vendbanimi. Sa herë që ta kap shikimi atë kasolle, të bëhet se ajo është mbamendje e heshtur e asaj hapësire, se ngërthen në vetvete kujtesën për të gjitha

lëvizjet që kanë ndodhur brenda në fshat dhe rrugëve anësore që atë vendbanim e ndërlidhin me botën përreth, se oborri i saj tani i mbuluar me kullosë, fsheh një porosi të pazbërthyer, se mbulon librin e shkruar me një gjuhë të vdekur, të cilën nuk e kupton askush, se është kronikë e saktë që shpjegon më shumë për ata që jetonin pranë njëri-tjetrit nëpër sokakët e fshatit, sesa për banoren që jetoi e vdiq aty e vetme, më shumë shpjegon për ata të cilët e heshtin të kaluarën kur ajo jetonte, sesa për Fatkën, e cila sa ishte gjallë, nga aty derdhte mbi fshat rrezet e shikimit të vet, me çka në atë hapësirë thuajse e vuloste përgjithmonë të kaluarën e vet të sjellë nga larg, si dhe jetën që e kaloi në atë mjedis ku erdhi si vajzë e re, e pritur nga britmat e fëmijëve dhe hutesa e të rriturve, e ku vdiq si plakë e vetmuar që e çuan në varr dhjetëra burra të fshatit dhe atë ditë kur kryeplaku martonte djalin e tij më të vogël. Por, edhe si e tillë, e heshtur, e tërhequr në botën e vet të thurur me mëndafshin e fshehtësive, dukej se nuk kishte nevojë për dëshmitarë dhe bashkëbisedues, për askënd të cilit do t'i rrëfehej, apo do t'ia shpaloste të kaluarën e vet. Mbase i pëlqente të jetojë e veçuar nga të gjithë dhe e lënë e qetë që t'i lëpijë plagët e jetës. Por, sa më e heshtur bëhej Fatka, aq më të zëshëm bëheshin rrëfimet për të shkuarën e saj në Stamboll dhe për jetën që bënte në fshat. Dhe nga këto dy lloj rrëfimesh - ato për të kaluarën e saj, dhe të dytët për bëmat në fshat - endej pëlhura e sekretit për të, rritej lëmshi i paqartësive për fatin e asaj gruaje, e cila edhe në moshën e e pjekurisë së vet i bartte në fytyrë të gjitha tiparet e një bukurosheje të dikurshme. Nën rrudhat e palosura në fytyrën e saj bënte gjumë buzagazi i dikurshëm i tretur vajzëror, në thinjat e flokëve të gjata deri në bel ishin strukur

ledhatimet e largëta, nën shikimin e syve të kaltër si qielli pranveror, bënin pushim valët e furishme të jetës. E tërë ajo që ka të bëjë me të, vjen në këtë rrëfim padukshëm dhe pahetueshëm, njësoj siç erdhi në fshatin tonë Fatka, e paftuar nga askush, e ku deri në vdekjen e saj asnjëri nuk arriti të përcaktojë se vallë kishin bërë mirë, apo kishin gabuar haxhilerët që e sollën në fshat, se vallë me atë vepër të tyre ata kishin hapur rrugën drejt parajsës, apo kishin shënuar edhe një mëkat më shumë në fletoren e bëmave të veta, e me të cilën do të përballeshin në atë botë. Por bëma e tyre është në duart e Zotit e rrjedha e mëtejshme e këtij rrëfimi në duart e mia. Mbase ata deri tani kanë dhënë llogari përpara të madhërishmit nga gjykimi i të cilit nuk kemi si të shpëtojmë, pa dyshim se ata deri më sot kanë marrë shpërblimin e merituar për bamirësinë e bërë. Apo ndoshta edhe dënimin nëse ishin të vërteta thëniet se rrugës nga Edreneja deri te fshati ynë, shumë net i kishin kaluar pa gjumë duke shikuar vashën e përgjumur si belbëzonte diçka në vetvete. Sido që të kenë kaluar hanxhinjtë në atë botë, në fshat mbetën pohimet se ata i kishin lagur brekët gjatë natës duke ëndërruar se kishin pranë atë bukuroshe, e cila u ishte dorëzuar duke besuar se sado që t'i digjte zjarri epshor i burrave në perëndim të jetës, do të arrinin atë ta shuanin me vetëdijen se tani ishin haxhilerë, se çdo veprim të tyre tani Zoti e maste me peshore më të rreptë, e jo me atë që maste veprimet e një të riu, që ende nuk kishte arritur baraspeshën mes shqisave dhe mendjes. Disa ditë me radhë ata kishin pasur në dorë fatin e saj dhe askush përpos tyre dhe Fatkës nuk e dinë se çka u kishte ndodhur gjatë udhëtimit të largët drejt fshatit edhe pse herë pas here përhapeshin fjalë nëpër fshat se ky, apo ai nga haxhilerët,

kishte dashur të bëjë gjumë sa më afër saj. Për disa ditë ata patën në duar fatin e fallxhores që e prunë në fshat, e në duart e mia mbetet vetëm vazhdimi i rrëfimit, mbetet mundësia të nënvizoj, apo të heshtë gjërat që kam dëgjuar për Fatkën, të fsheh apo të pranoj hapur bindjen time se Fatka, edhe e tillë, do të jetojë në kujtesën e njerëzve të këtushëm më gjatë sesa kasollja e saj. E, ndërkohë, si gjithë të tjerët, edhe unë, kurrë nuk do ta kuptoj pse një nga haxhitë që e sollën atë në fshat, në ditën e vdekjes së tij kishte lutur të madh e të vogël ta bindin Fatkën të vinte dhe t'ia bënte hallall gjërat që kishin ndodhur gjatë udhëtimit. Por Fatka nuk kishte pranuar të përballet me të sëmurin në prag të vdekjes dhe kishte thënë: "Zoti nuk i fal mëkatet që i kemi bërë ndaj njerëzve të pambrojtur!" Duke mos ditur ç'të bëjë, haxhiu, që shihte hijen e vdekjes, kishte thirrur hoxhën dhe me zë të ulët, që të mos e dëgjonin tjerët, e kishte pyetur për diçka. "Të puthësh një të re është njësoj si t'i marrësh erë një luleje!" - i ishte përgjigjur hoxha. Pastaj haxhiu kishte vdekur me shikimin të drejtuar kah dritarja nga shihej kopshti plot lule para kasolles së Fatkës, e nga vinte era dehëse e tyre. Kishte vdekur duke pritur të vinte ajo dhe t'i falte mbase ndonjë mëkat të rëndë që atij ia bënte të trishtë shkuarjen përpara Zotit. Asokohe, shumë nga fshatarët ia kishin zënë për të madhe Fatkës pse nuk ia kishte lehtësuar vdekjen plakut të mjerë, por kush do e mbante mend këtë ndodhi të parëndësishme përballë tjerave që ma shtojnë bindjen se ajo do të jetojë në mbamendjen e banorëve të këtushëm sa të ketë gjallë edhe një fshatar të vetëm me origjinë nga këto male. Nuk e mbështes këtë bindje timen në shkathtësinë e saj si fallxhore, apo në numrin e madh të fëmijëve që kishte shëruar, e që tani janë të rritur, këtë

besim timin nuk ma sforcon as e vërteta se thuajse nuk kishte grua në fshat, e cila në mos më shumë, njëherë të vetmen, kishte shkuar të hidhte fall te Fatka, por kjo bindje imja se ajo kishte siguruar pavdekshmërinë në rrëfimet gojore të fshatarëve ka mbështetje në trazimin, apo edhe në qetësimin e shtratit jetësor të fshatit, e që sa ishte gjallë ajo arrinte ta shkaktojë duke mbetur si hije e padukshme, si ajo e vargmaleve që shtrihej mbi fshat, e që as kërcënonte ndokënd, as ndryshonte relievin përreth, por bëhej pjesë e pashmangshme e hapësirës. Ajo bëhej pjesë e jetës së fshatarëve pa u hetuar nga të tjerët veprimi i saj, madje edhe duke mbetur e mbështjellë në paqartësinë e bëmave të veta. Kështu kishte ndodhur edhe ato vite kur grumbulluesit shtetërorë të bulmetit kishin vërejtur se dhentë e fshatit mbeteshin pa lesh mbi shpinë disa javë para se të arrijë koha e qethjes. Asokohe ajo u kishte thënë fshatarëve që t'u jepnin dhenve të lëpinin kripë të lagur me lëng të kuq trëndafilash të egër, duke menduar se ato i kishte kapur zgjebja e deveve të shkretëtirës, një sëmundje ngjitëse e lëkurës, të cilën ajo e njihte qysh nga vitet kur jetonte me të ëmën në Stamboll, që nga kohët kur e ëma ia zbulonte fshehtësitë e magjive të zeza, duke lexuar para saj ardhmërinë njerëzore nga vendndodhja e yjeve, apo duke ndjekur vëmendshëm fluturimin e shpendëve, e kur kjo sëmundje shpesh përhapej nëpër malet e Anadollisë dhe u sillte halle barinjve të atjeshëm, të cilët kishte vite kur as që arrinin ta qethnin bagëtinë, por dilnin nëpër zabele dhe mblidhnin leshin që u binte dhenve nga trupi. Lëre që ky ilaç i saj asokohe nuk ndihmoi që dhenve të mos u pikte leshi, por ndodhi diçka e papritur që edhe më shumë i shqetësoi fshatarët: dhentë filluan të lëshonin qumësht të kuqërremtë nga i cili edhe

djathi e gjiza dilnin si të përgjakur. Mbase fshatarët e tërbuar edhe do t'i bënin ndonjë të keqe Fatkës, të bindur se ajo ua kishte shtuar fatkeqësinë, sikur asaj të mos i dilte në mbrojtje kryeplaku, i cili u tha se fallxhorja kishte bërë atë që dinte dhe mundej, se qumështi nuk kishte humbur shijen e mëparshme, por përkundrazi, tani i vinte një erë e këndshme si të ishte i përzier me lëng trëndafilash të egër. Mbase ilaçi i saj kësaj radhe kishte dështuar, por kurrsesi nuk mund të mohohet parashikimi i saj i saktë i shpallur para se të përfundojë viti i mëparshëm kur asokohe i kishte thënë kryeplakut se në vitin e ardhshëm 1948 do të ndodhte diçka e papritur dhe tronditëse për të gjithë që jetonin në shtratin e sigurt të socializmit jugosllav. Në fundvitin 1947 ajo me ditë të tëra kishte qëndruar e ulur mbi borë para kasolles së vet. Dhe fare nuk u kishte kushtuar rëndësi të rinjve që rrinin aty pranë dhe e shikonin si kishte mbuluar fytyrën me një shami të zezë me dy vrima nga ndiqte fluturimin e shpendëve lart në qiell. Dhe një ditë ajo kishte parë se qiellin mbi fshat e kishin mbuluar skifterët dhe shqiponjat, gjë që nuk ishte parë ndonjëherë që ato të fluturonin bashkë. Me orë të tëra ishin vërtitur rrotull lart mbi xhaminë dhe në vend që të vazhdonin drejt shkrepave në majë të kodrave, ato ishin kapur për kthetrash me njëra-tjetrën dhe kishin filluar të rrotulloheshin në ajër si të ishin dy anë të një mjeti rrotullues që i afrohej tokës. Duke u rrotulluar, ato ishin përplasur te kodrina mbi fshat. Kur kishte parë këtë vallë vetëvrasëse, sa mahnitëse po aq edhe trishtuese të shpendëve, Fatka kishte zbuluar fytyrën dhe nga sytë kishin filluar t'i derdheshin lot të kuqërremtë si të përzier me gjak. Cilat do të kenë qenë arsyet që e kishin çuar kryeplakun asaj dite të nisej drejt kasolles së saj, do të

mbeten përgjithmonë të paqarta. Tani nuk do të merrem me paragjykimet që kishin trilluar fshatarët, por me të vërtetën se atë ditë ai e kishte kaluar së bashku me Fatkën, e cila kishte fshirë lotët e kuqërremtë me një shami të bardhë, të cilën e kishte ruajtur në sëndukun e vet prej druri të arrës ku me xhelozi i mbante mbyllur gjërat e pakta të vlefshme që kishte. “Do të përjetojmë ditë të vështira, vitin e ardhshëm do të na mbulojë zija dhe trishtimi!” - i kishte thënë ajo kryeplakut, por mbetet e paqartë se çfarë kishin biseduar më tej dhe cila do të ketë qenë arsyeja që i kishte çuar tërë ditën të mos e braktisnin kasollen. Aty nga mbrëmja, kryeplaku i kishte thirrur përfaqësuesit e fiseve të fshatit dhe ua kishte bërë të dikur paralajmërimin e fallxhores. “Nuk i duhet besuar asaj shtrige! Mund edhe kësaj radhe të na gjejë e njëjta si me ilaçin kundër rënies së leshit të dhenve!” - kishin thënë disa nga ata, por shikimi i prerë dhe kërcënues i kryeplakut i kishte çuar të ulnin kokën e të mos e vazhdonin më tej. Jo një herë kryeplaku e kishte mbrojtur fallxhoren, jo një herë ai e kishte shpëtuar atë nga fshatarët e tërbuar, jo një herë atij i ishte dashur t’i bindë bashkëfshatarët e vet ta linin të qetë atë grua të pambrojtur e të huaj që jetonte në fshatin e tyre, por kurrë si atëherë nuk e kishte shprehur aq hapur se ajo ishte nën mbrojtjen e tij. Të nxitur nga gratë e veta që i ngallmonin e u thoshin se Fatka ishte një shtrigë e rrezikshme që u shtinte gjellëve që gatuante lloj-lloj erëzash, vetëm që të përhapej sa më larg nëpër fshat shija e tyre e lezetshme, burrat e fshatit tërboheshin dhe shkonin te kryeplaku të kërkonin që ai ta dëbonte sa më larg kullave të tyre. Në hall të madh kishte qenë Fatka edhe gjatë viteve të luftës, sepse shtëpia e saj e veçuar nga kullat tjera të fshatit, lehtë u binte në sy të gjithë

ardhacakëve. Vetëm ajo e njihte frikën që kishte përjetuar ditën kur pa oficerin gjerman të ngjitej kodrinës përpjetë, drejt fshatit, i cili, për fat, thuajse nuk e vërejti kasollen e saj dhe shkoi te kulla e kryeplakut. E ndiqte ushtarakun e panjohur duke u dridhur përderisa shkonte drejt oborrit të xhamisë dhe ishte e bindur se ai do të vërejë kopshtin e saj, do të joshet nga lulishtja e bukur e do të vinte të shihte kush do të ishte ia kopshtar aq i kujdesshëm që edhe gjatë kohëve të turbullta nuk hiqte dorë nga erëmimi i këndshëm i luleve. Por ju tanimë e dini se kjo nuk kishte ndodhur, se ushtaraku s'kishte folur me njeri tjetër përpos me kryeplakun, se fare nuk ishte interesuar për jetën e fshatarëve, e lëre më të lodhej me kopshtet në oborret e kullave. Katër vite sa zgjati lufta, Fatka i kishte kaluar në frikë si edhe gjithë të tjerët. Mbase pak edhe më e trishtuar se banorët e tjerë, sepse kasollja e saj veçohej nga kullat e fshatit, lehtë vërehej nga lugina ku kishin vendosur kampet e veta ushtarët e huaj. Gjatë viteve të luftës, ajo nuk la anash lulishten e vet, gjithashtu vazhdoi të kujdeset për të sëmurët dhe hallexhinjtë e fshatit. Ato katër vite kur thuajse të gjithë rrinin mbyllur nëpër kullat e veta, krahas trishtimit që ndiente, ajo shpeshherë dilte dhe pastronte xhaminë e fshatit. Dhe jo vetëm aq, por asokohe ajo nisi të ndërtonte një hamamxhik të vogël në një nga dhomat e veta. Vendin ku do të lahej dhe ku do të pastronte trupin e kishte shtruar me pllaka të ndritshme guri, e kishte muruar një të ngritur dy pëllëmbë mbi dyshemenë, ashtu që nën to të kishte vend për prushin dhe zjarrin që do të ngrohte gurët e ftohtë. Gjatë luftës, asaj i ishte ngjallur dëshira të avullonte trupin si dikur në hamamet e Stambollit, dhe me duart e veta kishte muruar vendin ku do të prehej e ledhatuar nga avulli i dalë nga gurët e nxehtë.

"Ne kemi hallin si të shpëtojmë kokën, e ajo mendon se si t'i zbutë muskujt e trupit!" - kishin thënë fshatarët kur kishin dëgjuar se pse i bartte ato pllaka gurësh në kohë kur ata mbanin sytë drejt luginës nga frika se mund të vinin ushtarët e huaj e t'ua digjnin vatrat familjare. Dhe kishin kërkuar nga kryeplaku të bënte çmos që ajo e shthurur të hiqte dorë nga salltanetet për të cilat nuk ishte koha e duhur. Kryeplaku kishte shkuar ta vizitojë, dhe me të vërtetë, aty në një qoshe të dhomës, kishte parë pllakat e murosura mbi dysheme ku mbase ajo shtrihej dhe qetësonte muskujt dhe shpirtin e tendosur. "Do ta provosh se si lëshohen muskujt e tkurrur kur i ledhaton avulli erëmirë?" - i kishte thënë ajo atij. Në fillim ai kishte refuzuar, por pastaj ishte zhveshur dhe ishte shtrirë mbi gurët e ngrohtë, të cilat Fatka i lagte me ujë të përzier me lëngje lulesh, nga ngrihej avulli, i cili ia zbuste atij lëkurën. Pastaj ia kishte fërkuar trupin me petale trëndafilash, ia kishte fshirë djersët me polen dhe ai kishte ndier se si i kalonte nëpër deje një furi e freskët. Nuk dihet se vallë fshatarët ishin acaruar kur pas disa orëve kishin parë kryeplakun të dilte i qetë nga kasollja e saj, por dihet se gjatë orëve të vonshme të netëve të ardhshme, dikush shpeshherë hidhte gurë mbi pullazin e kasolles së saj. Kështu që kryeplaku kishte qenë i detyruar që disa net t'i kalonte te kasollja e saj. Të gjithëve atyre që mendonin se do të arrinin ta dëbonin nga fshati atë grua, ua bëri me dije se ajo ishte nën mbrojtjen e tij. Qëndrimi i këtillë i kryeplakut i bëri fshatarët të mbyllnin gojën e të mos merreshin më me Fatkën, e cila posa çohej nga gjumi lidhte shaminë në kokë, dilte në oborr, këpuste një xhunxhule të porsaçelur nga ato me një vijë të kuqërremte në petalet, dhe e vinte në vesh si të ishte nuse e re. Farën

e këtyre luleve, si edhe shumë të tjerave që lulëzonin në kopshtin e saj, e kishte sjellë nga lulishtet e sarajeve të Top Kapisë së Stambollit. Paqartësitë e pasluftës ishin ato që asokohe mbuluan përfoljet se një mbrëmje të vonë, disa ditë para se të rrëzohej rrapi me gropë, te kasollja e Fatkës kishte shkuar gruaja e kryeplakut. Dhe se me orë të tëra diçka kishin biseduar mes veti. Disa thoshin se fallxhorja kishte qarë me kokë të lëshuar në prehrin e gruas së kryeplakut dhe se i kishte dhuruar asaj një qafore me gurë të çmuar, por këto pohime mbeten të pathëna deri në fund, u bënë pjesë e sekreteve që mund t'i dëshmojnë vetëm dy gratë për të cilat bëhet fjalë. Pastaj ndodhi edhe rënia e rrapit te xhamia dhe kështu kjo histori u ngulfat nga brenga se mos vallë dikush tinëz i dëmtonte drunjtë që bënin hije tek oborri i xhamisë. Sido që të jetë, pa marrë parasysh ç'mendim keni për të nga kjo që deri tani ju rrëfeva, mbetet e vërteta se fshatarët më me ëndje flasin për Fatkën si për një grua që begatoi kopshtet e fshatit me lule, të cilat kurrë më parë nuk kishin lulëzuar në këto male, sesa për një fallxhore, e cila erdhi në fshat si sekret i largët, e shkoi në varr si kujtim, i cili i ngjan urës që lidh dy brigje të largëta - atë të jetës së saj në Stamboll dhe viteve që kishte jetuar në fshatin tonë. Farat e luleve që ajo i solli nga Stambolli, u treguan të përshtatshme edhe për këto kodrina dhe aq u shumuan sa edhe sot e kësaj dite i gjeni në të gjitha kopshtet përpara kullave të fshatit. Disa nga ato lule, si për shembull xhunxhulkat me vijë të kuqe në petale, bartin emrin e Fatkës. Shumëçka që ajo la pas vetes, përfshirë këtu edhe disa rregulla dhe shprehi që deri atëherë nuk njiheshin te ne, ende gjallërojnë. Në fshat ajo solli edhe çajin turk që zihet në dy çajnikë: një të madh ku vlon uji i pastër dhe tjetri mbi të, ku përvëlohet

çaji i zi si qymyr. Në ndonjë nga dhomat për fjetje nëpër kullat e reja që janë ndërtuar pas Luftës së Dytë Botërore, do të gjeni hamamxhik, poshtë të muruar me gurë ku shtëpiarët shtrihen dhe avullojnë trupin e lodhur nga punët e rënda bujqësore. Por, megjithatë, ajo nuk kujtohet në këto anë vetëm si grua që solli farat e luleve të panjohura më parë, as si përuruese e pirjes së çajit të rëndë oriental. Ajo nuk bën pjesë vetëm në rrëfimet ku përshkruhet hamamxhiku i saj me avull, që në fillim i kishte habitur të gjithë, por mbahet mend edhe si prodhuese e veçantë e mjaltit. Fatka kishte ruajtur edhe bletë, por jo nëpër kosha, as në sëndukët që më vonë i bënin zdrukthëtarët e socializmit. E paparë deri atëherë kishte qenë mënyra se si ajo i ruante bletët dhe si e mblidhte mjaltin. Qysh vitin e parë kur kishte ardhur në fshat, ajo i kishte lutur fshatarët që thernin kurbane apo kafshë të tjera për mish, t'ia jepnin plëndësat të papastruar. Pastaj atyre ajo ua nxirrte bajgat nga brenda duke mos i dëmtuar fare, i thante shtatë net me radhë nën rrezet e hënës së plotë, me siguri që të mos tkurreshin e të mos qelbeshin. Pasi i lyente disa ditë me radhë me vaj lulesh, i shtronte mbi pullazin e kasolles që t'i piqte dielli i butë pranveror. Kështu që ato mbeteshin elastikë e të patkurrur thuajse posa ishin nxjerrë nga barku i kafshës. Më në fund, plëndësat ajo i lyente nga jashtë me baltë të përzier me kashtë, pa dyshim që të mos depërtonte drita brenda në to dhe t'i mbronte bletët nga rrezet e diellit. Ato meshin me nga një zgavër poshtë të hapur e lart të lidhur me pe i varte rreth e rrotull strehës së kasolles dhe i shërbenin si vend ku ruante zgjojet e bletëve. Kur vinte koha e nxjerrjes së mjaltit, ajo thyente ngadalë koren e trashë dhe nga brenda nxirrte dollakët e verdhë si ari. Kjo ishte një mënyrë e paparë e ruajtjes së

bletëve dhe aq më shumë e padëgjuar nga të gjithë bletarët që i kam pyetur më vonë. Shumë nga ata që merren me bletari, më kanë thënë se është e pamundur që bletët të jetonin në një vend të tillë, se është e pabesueshme që ato të mblidhnin mjaltë në ato meshin, por nuk arrinin të kundërshtonin atë që kisha parë me sytë e mi, atë që kisha shijuar qysh si fëmijë. Më përballnin me mijëra arsye pse bletët nuk do të kishin mundur të jetonin, e lëre më të mblidhnin mjaltë në një vend të tillë si ai i Fatkës, por aty ishin edhe fshatarët e tjerë që kishin shijuar mjaltin e saj dhe ai u kishte ndihmuar të shëroheshin nga sëmundje të ndryshme. Ata thoshin se bleta futet nëpër zgavrat e trungjeve të gështenjave dhe pemëve të tjera, por ajo mizë assesi s'duronte dot papastërti, nuk bënte vendbanim në çkado qoftë të mishtë. Sikur të ishte kështu, bletët do të bënin fole edhe nëpër kufomat e kafshëve të ngordhura në pyll, nga të cilat ushqehen grerëzat që nuk prodhojnë mjaltë, por helm, të cilin jo se nuk e kanë edhe bletët, por helmi i tyre e shëron njeriun njësoj si mjalti. Shumë të rinj të asaj kohe shkonin pranë kasolles së Fatkës posa vinte pranvera dhe aty sodisnin si ajo i varte ato plëndësa të fryrë si daulle rreth e rrotull strehës së shtëpisë. Tani ju do të thoni atë që ma kanë thënë të gjithë bletarët: se kjo mizë është shumë e pastër, se nuk jeton aty ku nuk mund të mbyllë folenë e vet hermetikisht nga të gjitha anët, se vendbanimin e vet bleta do ta ketë të përhershëm, pra ju do të thoni të gjitha ato që i njeh mjeshtëria e ruajtjes së bletëve, por nuk do të mund asgjë të vini në dyshim kur të them se Fatka i mblidhte bletët krejt ndryshe dhe duke përdorur një mjeshtëri që askush nga bletarët nuk e njihte. Posa i varte dhjetëra meshinët në strehën e shtëpisë, ajo ulej në mes të kopshtit ku kishin çelur lulet e saj dhe

lëshonte një si fishkëllim të lehtë mes buzëve. Nga ai zë i qetë e përkëdhelës, fillonin të mblidheshin bletët kah ishin e kah s'ishin. Hynin brenda atyre lëkurave dhe aty vazhdonin të bënin zgjojet e tyre. Ja, kaq duhej të bëjë Fatka që të grumbullojë aq bletë sa kishte nevojë dhe aq sa mjaftonte për t'u mbushur ato meshin lëkure ku bletët do të bënin mjaltin. Fatka thoshte se bletët e saj dallonin nga të tjerat jo vetëm nga mënyra e të jetuarit. Sipas fallxhores, bletët e saj nuk e mblidhnin mjaltin duke lëpirë lëngjet e petaleve të luleve, por duke thithur erën e luleve, të mbetur në pikat e kristalta të vesës së hershme të mëngjesit. Apo, thoshte ajo, bletët e mia thithin nga lulja kujtimin e shikimit të dikurshëm të ndonjë vajze të bukur, i cili, sipas saj, lë gjurmë të padukshme mbi petalet e lules. Fatka ishte e bindur se mjalti i saj ishte i barabartë për nga forca shëruese sa edhe nektari me të cilin ushqehen melaqet e Zotit, se është hija e mjaltit që e hanë banorët e parajsës së asaj bote. "Mjalti i bletëve të mia bëhet nga era e mbetur e lules në pikën e vesës, nga kujtimi i petaleve të luleve për shikimin e vashës së bukur që ka shikuar atë lule!" - u shpjegonte ajo atyre që vinin të shihnin kur e nxirrte mjaltin. Jo se mjaltin e saj e dallonte diçka e dukshme nga cilido mjaltë tjetër, jo se ajo e ruante atë më ndryshe seç e ruajnë bletarët e tjerë, jo se ata që e kishin provuar kishin ndier ndonjë shije të veçantë, por askush nuk ia kishte dalë të ruante bletë ashtu si Fatka. Të gjithë që kishin varur plëndësa rreth shtëpive, ishin detyruar t'i hedhin ende pa kaluar disa ditë, sepse nuk mund t'i mbronin nga krimbat dhe prishja. Mjalti i saj mund të mos ishte kujtesa e lules për shikimin e vashës, por ai mbeti kujtesa e fshatarëve për fallxhoren dhe bindjen e saj se në cilindo pikë të mjaltit mund të dallonte

shqetësimin e syve që kishin parë bukurinë e lules nga e cila bletët kishin mbledhur nektar. “Lulja vyshket, harron çka ka qenë, shlyen kujtesën për shikimet që i ka mahnitur bukuria e saj, por mbetet mjalti ai që ruan kujtimin për shikimin e syve lozonjarë të gocave të fshatit!” - shpjegonte Fatka duke mbushur me mjaltë dhjetëra govatat e vogla prej allçie. Thashë, aty kah vjeshta, në ditët kur bletët ndërprisnin punën e tyre, ajo thyente koren e tharë të baltës, e cila, ndërkohë, thuajse ishte bërë një me lëkurën e plëndësave. Por edhe ky ishte një ritual i veçantë që i çonte fshatarët të dalin nëpër çardak e të shohin se çka ndodhte te kasollja e Fatkës. E atje përsëritej rituali vjeçar i mbledhjes së mjaltit, e që fillonte posa dilte hëna e plotë e natës së premtes së parë të vjeshtës. Atë natë, Fatka i radhiste zgjojet e bletëve mbi pullazin e shtëpisë, dhe sipas ndonjë urdhri që vetëm ajo dinte ta shqiptonte, bletët braktisnin foletë e veta, mbulonin kulmin e shtëpisë si një mjegull lëvizëse, dhe thuajse prisnin që Fatka të mblidhte tërë mjaltin, që pastaj të zhdukeshin fluturimthi drejt pyllit mbi fshat. Mbase atje dimëronin në ndonjë zgavër të ndonjë peme dhe në pranverën e ardhshme me padurim prisnin të dëgjonin fishkëllimën e lehtë të Fatkës, që të ktheheshin në plëndësat e saj të lyer me baltë, por mbetej e vërteta se kurrë nuk kishte ndodhur që Fatka të mbetej pa bletë, apo të mos mbushte enët prej allçie me mjaltë. Lajmi se mjalti i Fatkës ishte i veçantë, se shëronte nga shumë sëmundje, mori dhenë. Ajo nuk nxirrte asnjë përfitim dhe mbase vetë as që e provonte, por ua ndante hallexhinjve aq sa mendonte se ishte e mjaftueshme që të shëroheshin. Atyre që kishin marrë agrak te pragu i derës, ua lyente barkun me mjaltë, e nuk u jepte ta provonin ëmbëlsinë e tij. Ndërsa të rinjve që ishin bërë rob të ndonjë

dashurie sekrete, u jepte tri ditë me radhë nga një lugë me mjaltë. Mund ta paramendoni habinë e grave që shkuan te kasollja kur dëgjuan se Fatka kishte vdekur, e ku nuk gjetën asnjë lugë mjalti e as çfarëdo thesari tjetër. Mbase shpresa se përpos pasurive të mëdha të sjella nga Stambolli, aty do të gjenin të fshehur edhe mjaltin e mbledhur gjatë viteve të fundit, i kishte çuar shumë nga gratë e fshatit, kokështruar të vraponin drejt kasolles së saj kur dëgjuan se e kishin gjetur brenda të vdekur. E më parë asnjëra nga ato nuk kishte pyetur pse ditë me radhë nuk dilte në oborr që t'i ujiste lulet. Gratë kishin matur kujdesshëm me shikim çdo pëllëmbë të dyshemesë së dhomave, si dhe të kopshtit përplot me lule, por askund nuk kishin parë ndonjë gjurmë që do të tregonte se ku ndodhej vendi i fshehur ku ajo kishte groposur sekretet e veta. Thëniet e grave se nuk kishin parë asgjë të dyshimtë as në dhomat, as në kopshtin e Fatkës, nuk i pengoi gjurmuesve të mëvonshëm të thesareve të fshehur, që të vinin natën e të vështronin kujdesshëm se ku mund të ndodhej vendi sekret e që mund t'i bënte pronarë të stolive prej ari dhe të govatave të mbushura me mjaltë. Kryeplaku ishte i vetmi që herë pas here shkonte te lulishtja e fallxhores disa ditë me radhë pas varrimit të saj, thuajse sa t'u tregonte të gjithëve se ajo kasolle nuk kishte mbetur pa pronar. Ndërkohë, ai e shpalli vendimin se pas vdekjes së Fatkës, kasollja e saj do të ishte bujtinë për të huajt që i zinte nata në fshatin tonë, se për të do të kujdeseshin familjarët e tij dhe se do të mbahej si pronë e përbashkët e fshatit. “Këtu në të ardhmen do t'i bëjmë edhe dasmat, e jo si dikur përpara xhamisë!” - u kishte thënë ai fshatarëve dhe nga ai vit kasollja e Fatkës u bë bujtinë për ardhacakët e largët që aty i zinte nata dhe

vend ku dasmori i priste miqtë që i vinin në gëzimin martesor familjar. Kështu që dasma e djalit më të vogël të kryeplakut ishte e fundit që u bë te lëndina para xhamisë së fshatit.

Siç e përmenda disa herë më parë, kasollja dhe kopshti i Fatkës mbeti pa kopshtaren e vet një vit pas tërmetit të Shkupit. E përmenda, gjithashtu, edhe atë, se pas vdekjes së fallxhores, kryeplaku shpesh shkonte te kasollja e mbetur shkretë, ulej mbi gurin e bardhë të mermertë përpara hyrjes dhe shikonte lulishten thuajse donte të bindej se kërcënimi i tij i kishte larguar nga aty të gjithë ata që donin të pasuroheshin me thesarin e atyre, të cilët përpos trupin e vet, tokës ia kishin dhuruar edhe pasurinë që kishin lënë pas vetes. Fshatarët e shihnin kur shkonte te kasollja, dhe jo se nuk ringjallnin ndonjë kujtim nga kohët kur Fatka ishte ende e gjallë, kur flitej se kryeplaku ia kishte ndaluar asaj të shëtiste e vetme rrugëve të fshatit, kur kishte filluar ndaj saj të sillej si ta kishte ndonjë të afërmen e vet. Të gjithë e dinin se sa acarohej kur dëgjonte se dikush e kishte bezdisur gruan e pambrojtur, andaj edhe në vitet e pasluftës ishin rralluar ata që kishin shqetësuar fallxhoren. Edhe sot ka të atillë që thonë se ditën kur ishte përhapur lajmi për vdekjen e magjistares, kryeplaku edhe pse ishte në vlugun e dasmës për djalin e vet më të vogël, i ishte vardisur gruas së vet që të pajtohej me të, e Fatkën ta varrosnin te varret e tyre familjare. E egërsuar nga propozimi i tij, ajo i kishte thënë: “Nëse lejova të ma nxijë jetën në këtë botë, nuk dua ta kem pranë edhe në botën tjetër. Ndodh dhe e varros aty ku prehen të vdekurit e fisit tonë, ta dish se unë do t’ua lë djemve me gojë që të më varrosnin në fshatin e lindjes”. Nuk kishte qenë kjo grindja e tyre e parë, e që ndërlidhej me Fatkën. Zënkat

kishin krisur edhe shumë herë më parë, si edhe në vitin kur hoxha i fshatit kishte vendosur të shpërngulej në Turqi. Një natë e shoqja e kishte pritur kryeplakun e mërrolur. "Pse e detyron hoxhën të braktisë fshatin? Çfarë, të ka zënë udhën ai i gjori që na prin nëpër udhën e Zotit? Apo kështu kërkon t'ia lash borxhin asaj shtrigës së ardhur nga Stambolli, e cila kurrë nuk e duronte hoxhën?" Kryeplaku nuk kishte pritur nga e shoqja aq hapur të vihej në mbrojtje të hoxhës, e as aq sheshazi të shprehte dyshimin e saj se ai kishte ndonjë arsye pse aq kujdesej për fallxhoren, por e kishte pasur të qartë se miza i kishte rënë në lugë, dhe ai duhej ta nxirrte nga aty që të mos pisllavej e tërë gjella e jetës së tyre bashkëshortore. E kishte shikuar gruan e vet, të cilën tmerrësisht e donte, dhe duke e ditur se nuk guxonte ta shtonte bisedën, ia kishte prerë shkurt: "Në këtë kullë kurrë nuk është përfillur krokama e pulës, por çdo gjë është barazuar sipas këngës së gjelit! Andaj mbylle gojën dhe mos u merr me punë që nuk të takojnë!" Ishte e qartë se kryeplaku fshehte nga e shoqja atë që e dinin gjithë fshatarët, ai e dinte se gruaja e tij qëmoti kishte dëgjuar të pëshpëritej mes fshatarëve se hoxha dhe kryeplaku kishin ndërprerë që moti komunikimin për shkak të Fatkës, por askush nuk guxonte këtë ta thotë hapur. Mbase gruaja e tij kurrë nuk kishte dëgjuar se Fatka një mbrëmje kishte ardhur fshehurazi te kulla e kryeplakut. Kishte hyrë brenda si ndonjë vjedhëse e trembur se mos e shihte njeri dhe kishte dalë prej andej pas disa çasteve. Pjesa e rrëfimit për këtë vizitë të vetme që Fatka ia kishte bërë kullës së kryeplakut, do të arrijë në fshat nga Stambolli, pasi fallxhorja kishte vdekur dhe pasi atje u shpërngul hoxha. Mbase vetë hoxha ishte ai që i kishte treguar për këtë ngjarje ndonjë udhëtari që vinte

në këto anë, pa dyshim se ai do ta kishte rrokullisur këndej rrëfimin për këtë ndodhi, edhe atë vetëm sa ta njolloste kryeplakun, sepse përpos atij, Fatkës dhe kryeplakut, askush nuk e dinte se çka kishte ndodhur tek ajo kasolle disa vite para se familja e hoxhës të shpërngulej në Stamboll. Hoxha ka mundur që ngjarjes së përmendur t'i ketë shtuar edhe gjëra që kurrë nuk do t'i shkonin për shtat kryeplakut tonë, apo mund t'i ketë heshtur ato pjesë ku shpaloseshin gjëra që mundeshin atë vetë ta tregonin si të dyshimtë. Si për shembull atë se Fatka jo vetëm që shpeshherë ia kishte ngjeshur kryeplakut trupin, se jo vetëm që ai ishte i vetmi që shtrihej në hamamxhikun e vogël të saj dhe i jepte mjaltë sa të donte, por shpeshherë ajo ia lyente tërë trupin me polen lulesh, nga pastaj e lëpinte si ujkonjë e uritur për mish të freskët, duke dashur kështu ta çlironte nga magjitë që ia bënin gratë e fshatit vetëm sa atij t'ia plogështonin burrërinë apo t'ia topisnin fjalën e mprehtë si shpata. Cilatdo që të kenë qenë qëllimet e këtyre thashethemeve të ardhura nga larg, mbetet e vërteta se asgjë nuk arriti të vinte nën hije burrërinë dhe nderin e kryeplakut. Njësoj siç nuk arriti askush t'i kundërvihet fjalës së tij. Por që të mos zgjatem më tej me ngjarje, të cilat ndoshta më së miri do të ishte mos i përmendja fare, të vazhdoj aty ku e lashë: Fatka kishte shkuar një mbrëmje fshehurazi te kulla e kryeplakut dhe ai sa nuk ishte shtangur kur e kishte parë atë të hynte në oborr. "Të kam thënë të mos vish kurrë këtu!" - i kishte thënë ai duke e shtyrë kah dalja që të mos e shihnin shtëpiarët e tij. "Kam një hall që nuk duron të shtyrë!" - i kishte thënë ajo dhe i kishte pëshpëritur diçka në vesh. Ajo i ishte ankuar se net me radhë i vinte në kasolle hoxha dhe se kërkonte prej saj t'ia lyente me mjaltë krahun e

majtë të ënjtur. “I them se mjalti im nuk i shëron varrët e trupit, por vetëm ato të shpirtit, por ai ngul këmbë t’ia lyej krahun dhe thotë se do t’i ngrejë fshatarët kundër meje nëse e kundërshtoj! Pastaj më shikon me një shikim dyshues, m’i ngul sytë si i urituri pranë sofrës së shtruar dhe kam frikë se mund të më bëjë ndonjë hajmali e t’ia shoh sherrin!” - ishte ankuar ajo te kryeplaku. “Tani ik se e kryej unë këtë punë!” - e kishte shtyrë kryeplaku rrugës drejt kasolles duke u kthyer në kullë. Ai nuk i kishte treguar Fatkës se kishte vite me radhë që hoxha kërkonte ta dëbonin atë nga fshati, duke e arsyetuar kërkesën e vet me thënien se fallet dhe ilaçet që ajo bënte, ishin punë xhindesh, se libri i shenjtë i ndalonte muxhizet e njerëzve të mbrapshtë. “E mjalti i saj?” - e kishte pyetur kryeplaku hoxhën që kishte kërkuar ose ta dëbonte Fatkën nga aty, ose t’i urdhëronte fshatarët të mos shkonin të kërkonin çfardo qoftë ndihme nga fallxhorja. “Pastaj ndikon keq te të rinjtë. Ditë e natë i mban grumbull pranë kasolles së vet, i lë pa punë e pa gjumë duke u rrëfyer për haremet e sulltanit dhe qindra dhomat e oborrit të Top Kapisë!” - kishte shtuar ai edhe shumë arsye të tjera të ngjashme me këto, por nuk kishte arritur t’ia mbushte mendjen kryeplakut. Asokohe, kryeplaku nuk kishte ndërmarrë asgjë që të çonte në vend kërkesën e pakuptimtë të hoxhës, i cili, edhe pasi u shpërngul në Turqi, mori me vete urrejtjen e papërmbajtur ndaj fallxhores. Pra, edhe pasi u shpërngul në Stamboll, ai herë pas here çonte fjalë se kishte gjetur libra të vjetra të shkruara nga oborrtarët e Sulltanit ku thuhej se Fatka kishte bërë mbrapshtësira nga më të poshtrat në sarajet e Top Kapisë dhe prandaj e kishin dëbuar nga atje. Se nëna e saj, as që kishte qenë kryefallxhorja e oborrit të sulltanit, se intrigat e Fatkës

para kohe e kishin çuar në varr të ëmën e saj, sepse ende pa mbushur të pesëmbëdhjetat kishte filluar të shkojë në shtretërit e këshilltarëve të sulltanit, duke shpresuar se ashtu hapte shtegun drejt dhomave të haremit, se kështu do të vinte dita kur do t'i binte në sy sulltanit dhe ai do të dëshironte ta ketë në shtrat. Ai kishte bërë çmos të dëshmonte se nëna e Fatkës kurrë nuk kishte qenë ndonjë fallxhore dhe parashikuese e shkathtë e së ardhmes, por një shërbëtore e thjeshtë, me një vajzë të shthurur pranë vetes, e që kishte vënë në lojë bukurinë e vet, të cilën qysh në moshë të njomë e kishte marrë në shtrat një nga shërbëtorët e sarajit të sulltanit. "Asaj duhet t'ia nxirrni eshtrat nga varri dhe t'ia hidhni në lumë, sepse edhe e vdekur ajo ndjell mallkim!" - kishte çuar fjalë hoxha pas disa haxhilerëve. Por askush nuk u besonte rrëfimeve që vinin nga Stambolli për Fatkën, fshatarët ishin lodhur duke u marrë me të vdekurit. Të gjallët e këtushëm më shumë donin të dinin se çka kishte ndodhur pas asaj mbrëmjeje kur Fatka papritur kishte ardhur te kulla e kryeplakut dhe i ishte ankuar se ishte në hall nga sjellja e panatyrshme e hoxhës. "Shko tani, se e rregulloj unë këtë punë!" - i kishte thënë kryeplaku duke e shtyrë drejt kasolles. Dhe asaj nate, pasi kishte parë hoxhën të hynte te kasollja e fallxhores, ai kishte zbritur nga çardaku dhe ishte nisur drejt shtëpisë së Fatkës. I ishte afruar derës së shtëpisë duke ecur kujdesshëm, ishte mbështetur pranë dritares nga kishte parë Fatkën se si ia lëmonte krahun e ënjtur hoxhës të shtrirë në shtrat. Nga përkëdheljet e saj, hoxhës i skuqeshin faqet dhe përnjëherë kishte kërkuar që ajo t'ia ndrydhte edhe muskujt e tjerë të trupit. "Jo, këtë kurrë nuk do ta bëj!" - i kishte thënë Fatka e trishtuar nga kërkesa e papritur e hoxhës. Atëherë, pa trokitur fare

në derë, kishte hyrë brenda kryeplaku. Hoxha ishte shtangur. “Çohu qen!” - kishte bërtitur kryeplaku. Hoxha kishte dalë nga kasollja me bishtin nën shalë dhe që atë natë ai kishte sjellë vendimin të braktiste fshatin. Edhe pas shkuarjes së tij të pas disa viteve në Turqi, fshatarët mbetën të ndarë në dy taborë: ata që thoshin se kryeplaku ishte hidhëruar sepse kishte bezdisur Fatkën dhe të tjerët që pohonin se hoxha kishte bërë mëkat më të madh se ai me fallxhoren dhe andaj nuk kishte lënë vend të jetonte në mesin e tyre. E vërteta, si gjithmonë, mbeti e mbuluar me heshtjen e atyre që e dinin. Njësoj siç mbeti e pazbuluar edhe e vërteta pse pas shpërnguljes së hoxhës, u ndal lumi i atyre që braktisnin fshatin e shkonin në Anadolli. Në vend të rrugës së largët drejt Stambollit, u hap një tjetër, jo gjithaq e largët dhe zhdukëse, por që më në fund fshatin e la me shumë kulla nga të cilat nuk tymonin oxhaqet: të atyre që shkuan në kurbet ku fitonin paratë e lagura me lot dhe të paguara me përmallimin për vendlindjen. Shkuarja e të rinjve në kurbet mori hov të paparë në fillim të viteve shtatëdhjetë të shekullit të njëzetë, në vitet kur udhëheqësit socialistë filluan pyllëzimin e kodrave të këtushme dhe përpos që e ngushtuan hapësirën për njerëzit, e morën edhe atë që ua takonte bagëtive. Kot që kryeplaku i kishte bindur pushtetarët të mos i pyllëzonin kullosat, kot që u kishte thënë se me këtë do të shkatërronin fshatin, por ata vazhduan të mbillnin pishat, të cilat kurrë nuk do të rriteshin. Një vit pas vdekjes së Fatkës, u sëmur keq edhe gruaja e kryeplakut, të cilën nga nuk e çuan ta shëronin, çfarë barnash nuk i dhanë të pijë, por asgjë nuk e ndihmoi. Jo se kishte ndonjë dhembje trupore, jo se diçka ia brente brendinë e trupit, por thjesht, posa thirrte ezani i drekës,

atë e kaplonte një marramendje që e çonte të sillet rreth e rrotull nëpër oborrin e kullës, si të mos ishte e vetëdijshme se ku ndodhej dhe thoshte se e ngulfaste era e rëndë e mjaltit. Shtëpiarët vraponin pas saj që ta qetësonin, por ajo vazhdonte me të vetën. Më vonë, kur njerëzit e shtëpisë thuajse ishin pajtuar me fatin se do të çonin jetë me një grua që nuk i dihej kur do të humbte vetëdijen, ajo filloi të dilte edhe rrugëve të fshatit. "Mos i lini këto shkaba të fluturojnë mbi kullat tona!" - u thoshte ajo kalimtarëve, të cilët u mësuan me britmat e saj dhe as që ia varnin veshin. Shpesh shkonte edhe te kasollja e shkretë e Fatkës. Ulej te pragu i derës dhe shikonte kopshtin e shkretë që e mbulonte kullosa. E kishin parë të shkonte edhe te varri i fallxhores së dikurshme dhe thoshin se atje ajo belbëzonte diçka në vetvete thuajse i drejtohej së vdekurës. Disa vite më vonë, kur shumë nga kullat e fshatit u bënë kujtim i largët i atyre që braktisën vatrat familjare, ajo i kishte thirrur tre djemtë e vet dhe u kishte thënë se donte t'i ndërtonin nja dy dhoma aty te lëndina përpara xhamisë së fshatit. "Pse, moj nënë? Ç'po ndodh kështu me ty?" - e kishin pyetur djemtë e shqetësuar nga kërkesa e saj, duke shpresuar se kjo do të ishte vetëm një dalldisje e pavetëdijshme që do t'i kalojë. Por ishin gënjyer: gruaja e kryeplakut disa ditë me radhë kishte dalë te vendi ku dikur bëheshin dasmat e fshatit dhe kishte kundërshtuar të kthehej në shtëpi. Kështu që, në fillim të dekadës së shtatë të shekullit të njëzetë, më në fund djemtë e saj morën lopatat e kazmat dhe filluan të gërryenin themelet e një shtëpie të vogël ku do të jetonte nëna e tyre. Nga ajo shtëpi tani ka mbetur vetëm një grumbull gurësh dhe një trëndafil i kuq që lulëzon çdo pranverë. Sepse gruaja e kryeplakut vdiq dy vite pasi nga kjo botë u nda i shoqi i

saj. E tani kur përmenda kërkesën e gruas së kryeplakut që të ndahej nga familjarët e tjerë dhe të jetonte e vetmuar në një shtëpi të vogël pranë xhamisë, të vazhdojë tutje me përshkrimin e sjelljeve të saj të çuditshme që e mërzisnin shumë burrin e saj, por nuk kishte rrugë tjetër përpos t'u lëshoj pe djemve të vet, të cilët kishin vendosur t'ia plotësonin dëshirën nënës së tyre dhe t'ia ndërtonin atë shtëpi mbi të cilën, aty nga orët e mesditës, shtrihej hija e shtatë rrapeve. "Dua të jem sa më pranë shtatë rrapeve dhe të kujdesem për ta!" - u kishte thënë ajo djemve të vet, të cilët ngutazi muronin dy dhomat për nënën e tyre. Mbase fshatarët edhe do të talleshin me këtë kërkesë të gruas së kryeplakut, sikur mos kishin frikë nga i shoqi, i cili ato ditë kishte ecur i heshtur rrugëve të fshatit dhe thuajse donte të zbërthejë ç'domethënie kishte kjo kërkesë e gruas së tij. Heshtja e tij zgjati shumë, njësoj si ajo e vitit 1948 kur Titoja i tha "jo" Stalinit, kur kryekomunisti jugosllav u nda nga të gjithë të tjerët dhe iu kundërvu Kominternës, pra heshtje e ngjashme me atë të vitit kur kryeplaku i tha "po" Fatkës kur ajo kërkoi nga ai që më shpesh ta vizitonte sepse vetëm ashtu do ta linin të qetë fshatarët e tjerë që i afroheshin natën kasolles së saj dhe hidhnin gurë në xhamin e dritares ku ajo flinte. Atë vit ajo i kishte thënë kryeplakut se shpesh rreth kasolles së saj qarkullonin edhe disa të panjohur. Gjë që e dëshmuan edhe dy të ardhurit nga Shkupi, e që kërkonin dikush t'u ndihmonte ta kalonin kufirin e Shqipërisë, e të shkonin atje ku ende komunistët i përkuleshin Stalinit të famshëm. Kryeplaku kishte kërkuar që ata të strehoheshin te kasollja e Fatkës, e ai, ndërkohë, kishte kërkuar njerëz të besueshëm në Dibër, të cilët do të ndihmonin këta që nuk i bindeshin qëndrimit antistalinian

të Titos të shkonin në parajsën socialiste të Enverit. Dhe në kohën kur një dibran i famshëm kaloi kufirin me bagëti e gjitha plaçkat shtëpiare që kishte, edhe këta dy të panjohurit që fshiheshin te kasollja e Faktës, do të niseshin drejt Dibrës, do ta kalonin kufirin shëndosh e mirë, për çka iu falënderuan kryeplakut me një letër nga e cila nuk mund të vlerësoje se vallë ishin të lumtur që ndodheshin mes vëllezërve ideologjikë, apo i trishtonte diçka që i bënte të mallkojnë ditën kur kishin vendosur të arratiseshin. Pas largimit të tyre, Fatka me muaj të tërë nuk kishte dalë nga dhoma e saj. Vetëm kryeplaku kishte shkuar ta vizitonte dhe qysh atëherë ishte përhapur fjala se ajo dergjej e sëmurë. Asokohe, kryeplaku i kishte urdhëruar disa vajza të fshatit të kujdeseshin për lulishten e saj, por duke ua bërë të ditur se nuk guxonin të mërzisnin fallxhoren e të hynin në dhomën ku ajo dergjej. Jo se ato nuk kishin shikuar nga dritarja, jo se nuk i kishte munduar kureshtja që të shihnin se çka në të vërtetë ndodhte me fallxhoren dhe pse ajo nuk dilte jashtë që vetë të kujdesej për lulet si më parë, por Fatka me kohë kishte mbuluar xhamat e dritareve me perde të errët. Kishte fshatarë që thoshin se asokohe ajo ishte marrë me magji të zeza, se një sasi të mjaltit e kishte përzier me pluhur të bërë nga pezhishka e marimagës, por këtë askush nuk mund ta dëshmonte. Kur disa muaj më vonë ajo më në fund filloi të dilte në kopshtin e saj, të gjithë e panë se nuk i kishte ndodhur asnjë e keqe përpos që dukej më e verdhë në fytyrë. Disa ditë pasi Fatka kishte filluar të kujdeset për kopshtin e vet si më parë, kryeplaku ishte nisur me të shoqen drejt kroit të Sylbinecit. Posa ishin larguar disa qindra metra më larg vendbanimit të saj, kishin dëgjuar një të qarë foshnjeje. Ishin ndalur të dy të shtangur, dhe

aty, pranë një kaçube kishin gjetur një fëmijë të porsalindur, të mbështjellë me pelena të mëndafshta dhe me një rruazë të kaltër në qafë. “I kujt do të jetë ky fëmijë?” - kishte pyetur gruaja të shoqin. Për dallim nga habia e të shoqes, kryeplaku ishte përkulur i qetë, kishte marrë në duar foshnjën dhe ia kishte dhënë së shoqes. “Sigurisht është bonjak i braktisur nga ndonjë vajzë e fshatrave përreth. E ka lënë ndonjë mjerane që ka dashur të shpëtojë nga pjella e padëshiruar dhe nga turpi i botës.” - i kishte thënë ai së shoqes duke shikuar drejt dritares së kasolles së Fatkës nga e shikonin dy sytë e kaltër e të përlotur të fallxhores. “Nuk mund të bëjmë këtë mëkat e ta lëmë të vdesë në rrugë!” - i kishte thënë gruaja të shoqit. “Edhe ashtu kam në gji djalin tonë më të vogël dhe nuk do të më kushtojë gjë të kujdesem edhe për këtë fëmijë të mjerë!” Kryeplaku kishte ledhatuar me shikim gruan e vet shpirtbardhë dhe i kishte thënë: “Ndoshta ky fëmijë do të na hapë derën e parajsës”. Dhe ishin kthyer në shtëpi duke harruar se ishin nisur te Kroi i Sylbinecit, ku papritur kishin vendosur të shkonin sepse kryeplaku kishte thënë se ndiente nevojë të shuante etjen me ujin e tij të ftohtë. Kështu, pra, kishte ardhur në këtë fshat edhe një banor me rrënjë të panjohura, kështu ishte bërë pjesëtar i familjes së kryeplakut edhe një fëmijë që do të rritej si të ishte i fisit të kryeplakut. Pasi e kishin sjellë në kullën e tyre, i tërë fshati kishte dëgjuar për ndodhinë e paparë dhe të padëgjuar që kishte ndodhur ndonjëherë në fshatin e tyre.

Shpresoj se do të më besoni kur them se gruan e kryeplakut ky bonjak e ndiente si nënë të veten deri në vitet kur filluan ta thërrisnin “djali i rrugës”, deri në moshën kur e kuptoi se gruaja e kryeplakut nuk ishte ajo që e kishte lindur, por nëna e tij e qumështit. Sado që

çuditërisht u ngjante nga pak djemve të kryeplakut, ata kurrë nuk e ndienin si vëlla të tyre. U rritën pranë një sofre, me vite loznin bashkë në oborrin e kullës, por ata kurrë nuk treguan ndaj tij afërsinë që ndienin ndaj njëri-tjetrit. Vetëm kryeplaku ishte ai që nuk e ndante nga djemtë e tij. Bile shpesh ulej në çardakun e kullës dhe duke i shikuar se si loznin, shikimi i tij përballej me atë të jetimit. Në ato çaste, bonjaku bëhej edhe më i ndrojtur, kujdesej që të mos lëndonte ndonjërin nga djemtë e tij, kishte frikë se cilado sjellje e tij e pakujdesshme do ta çonte kryeplakun ta largonte nga ajo vatër ku kishte gjetur shpëtim, por posa kryeplaku vërente këtë përmbajtje të tij, sytë ia mbulonte një lagështi, i ngjanin një syprine ku thyheshin ndjesi të çuditshme. Sa herë që ai vërente se djemtë e tij ishin të pakujdesshëm ndaj bonjakut, lëshonte një psherëtimë dhe u thoshte atyre: "Është mëkat ashtu të silleni me një jetim!" Sa më shumë rritej, aq më shumë ai vihej në mbrojtje të jetimit. Mbase kjo e çonte gruan dhe djemtë e tij të bëheshin më të largët me të. Kështu që në moshën katërmbëdhjetëvjeçare ai urdhëroi që bonjaku të banonte te dhoma mbi portën e lartë hyrëse të kullës, e cila shërbente si bujtinë për ardhacakët e panjohur në fshat. Pra, e caktoi të ishte shërbyes në atë odë ku vinin burra e panjohur, me çka i bëri të mundur të jetë gjithmonë pranë tij. Në vitet e fëmijërisë, kryeplaku shpeshherë e merrte bonjakun për dore dhe shkonim bashkë te kasollja e Fatkës. Fallxhorja tregonte një dashuri të çuditshme ndaj fëmijës, por ai kishte dëgjuar aq gjëra të liga për të, sa në takimet e para kishte frikë t'i afrohej e lëre të kënaqej nga përqafimet dhe puthjet e saj. Gjithmonë i jepte mjaltë dhe shpesh shikonte shuplakën e tij nga lexonte ardhmërinë e djaloshit dhe i thoshte

kryeplakut: “Do të jetojë gjatë, por do të ketë një jetë të degëzuar si lumë, i cili gjithmonë derdhet nga shtrati i vet!” Kryeplaku e shikonte vogëlushin i buzëqeshur dhe ia ledhatonte flokët njësoj siç bënte me djemtë e vet te kulla, ku posa kthehej, nuk tregonte ndaj tij atë afërsi që shpaloste te kasollja e Fatkës ku gërshetohej një dashuri e papërmbajtur e tyre ndaj fëmijës. Më vonë, te fëmija bonjak filloi të zhdukej frika e dikurshme. Ai shkonte shpesh te kasollja e saj si i ndjellë nga një ëmbëlsi dehëse e ngjashme me atë të mjaltit që i bëhej se tani fallxhorja e ruante vetëm për të. Ditën kur u përhap lajmi se ajo kishte vdekur edhe bonjaku ishte i zënë me dasmën e djalit më të vogël të kryeplakut që bëhej dhëndër në moshën gjashtëmbëdhjetëvjeçare, ende i paburrëruar sa duhet, por gjithsesi i gatshëm të posedonte trupin e nuses që do t’ia binin në shtëpi. Por ai nuk e dinte pse, posa dëgjoi se Fatka kishte vdekur, vrapoi drejt kasolles së saj si i tërhequr nga një forcë e padukshme. Kur hyri në dhomën ku ajo qëndronte e shtrirë, ndjeu një dëshirë të papërmbajtur t’i afrohej e t’ia përkëdhelte faqet që fare nuk kishin marrë nurin e gruas së pashpirt, por dukeshin si të një njeriu që është në gjumë. Iu dhimbs shumë fallxhorja, sepse kishte diçka që e bënte ta ndiente të afërt atë grua. Mund të ishte edhe fati i tyre i ngjashëm: atë dhe Faktën nuk i lidhte me atë fshat varri i asnjë paraardhësi të tyre, në ato hapësira ata të dy ishin si farë e hedhur mbi fshat nga dora e fatit. Tani kur ajo kishte vdekur, atij i bëhej se kishte humbur një njeri që më mirë se cilido tjetër mund të ndiente atë zbrazëtirë në qenien e tij, e cila shpesh e çonte të ndahej nga të rinjtë e tjerë të fshatit e të ulej nën hijen e shtatë rrapeve para xhamisë, të përkëdhelte lëkurën e tyre e të pyeste veten se vallë ai do të ishte pjellë e padëshiruar e

ndonjë vajze të mjerë nga fshati ynë apo i ndonjë vendbanimi të afërt. Vallë ajo vashë e mbërthyer nga dhembja që do të ndahej nga foshnja e vet dhe nga frika se nuk kishte ku të shkonte me atë fëmijë që përjetë do ta shënonte me njollën e turpit, kishte shpresuar se Fatka ishte ajo që do të mund të rriste një fëmijë të huaj duke mos pasur të vetin. Ku ta dish, ndoshta te kaçuba ku e gjetën kryeplaku dhe gruaja e tij, kishte mbetur ndonjë gjurmë e asaj dite të largët kur fati i tij u lidh në nyje me atë të familjes së kryeplakut. Jo një herë ai kishte shkuar tek ai vend, jo një herë kishte drejtuar shikimin drejt asaj kaçube, e cila sot është bërë pjesë e një zabeli të shpeshtë, por nyja e fatit të tij mbetet e padukshme. Aty tani rritet edhe një thanë, të cilën bonjaku e mbolli disa vite pasi gruaja e kryeplakut i tregoi se ai nuk ishte djali i tyre, se nuk ishte ajo nëna e tij e gjakut.

# V

Sikur të ishte fëmijë i ditëve të sotme, bonjaku për të cilën jam duke u rrëfyer, me siguri do të rritej në ndonjë jetimore. Por po qe se njeriu fillon me hamendje: po të kishte qenë kështu apo ashtu, do të arrij deri aty sa të pyes veten si do të ishte po të kishte qenë ndonjë njeri tjetër, do të ngjitet deri në kulmin e pakënaqësive me çdo gjë në vetvete dhe me të gjitha që e rrethojnë. Nga pyetjet se cilët ishin prindërit e tij, ai u lodh qysh në fëmijëri kur ulej përpara portës së lartë dhe sodiste kalimtarët. Mbase kërkonte ndonjë ngjashmëri të mundshme me ata që bridhnin rrugëve të fshatit, andaj edhe shpaloste tiparet e tyre, mënyrën e ecjes, por jo, gjithnjë e më shumë bindej se nuk kishte fshatar, të cilit i ngjante. Ngjashmërinë e tij me kryeplakun ia përshkruante dëshirës së vet, imagjinatës gënjeshtare, që e shtynte të besojë në gjëra të kota që ta ketë më lehtë të përballë jetën e një fëmije që rritej duke heshtur pyetjet e panumërta që e çonin të dyshojë në çdo grua që ia hidhte sytë e të thotë në vetvete: kjo mund të jetë nëna ime! E dyshimi është krimb, i cili palodhshëm e bren njeriun duke lënë pas vetes pluhurin e dyshimeve. E dyshimet e tij kishin arritur kulmin ato ditë kur nanuçeja, siç e thirrte ai gruan e kryeplakut, bisedonte me nusen e djalit të madh të saj dhe kur ndër të tjerat i tha: “Shiko kujdesshëm dhe më thuaj, a nuk të ngjan se

ka tiparet e mësuesit të parë të fshatit, a nuk të bëhet se ka sytë e Habines?” Ai që duhej shikuar kujdesshëm ishte bonjaku që rritej në shtëpinë e tyre, por fëmija i gjorë as që kishte dëgjuar përgjigjen e nuses së saj. Nëse përgjigjja nuk arriti deri te veshët e tij, jehona e kësaj pyetjeje vazhdoi të jetojë në të deri në vitet kur u bë burrë, deri në ditët kur e kuptoi se ajo pyetje shprehte vetëm dëshirën e madhe të gruas së kryeplakut që të çlirohej nga një dyshim i madh në vetvete. E lodhur nga hamendësitë e shumta që ishin përhapur nëpër fshat, ajo kishte filluar t’u besonte thashethemeve që pëshpëriteshin mes fshatarëve se Habineja ishte ajo që pas lindjes së fëmijës së vet që kishte ngjizur me mësuesin e parë të fshatit, Naimin, e kishte sjellë foshnjën tinëz në fshat dhe e kishte lënë në afërsi të kasolles së Fatkës, që të rritej në atë fshat ku edhe ishte ngjizur si fryt i një dashurie tanimë të harruar. Kot që disa thoshin se Habineja kishte pranë vetes djalin e vet: gruaja e kryeplakut vdiq me dyshimin se mbase këto lajme ishin të rrejshme, se fëmija që ajo rriste ishte i biri i Habines. Ajo kishte arsyet e veta t’i besonte një ngushëllimi të tillë, e bonjaku gjeti arsye të bollshme që të shlyejë nga kujtesa pyetjen e saj të dikurshme, të jetojë me bindjen se asaj të gjorës i duhej një shpresë sado e vogël që të shpëtojë nga hamendjesitë e tjera që iu rritën e iu bënë shokë të përjetshëm qysh nga dita kur ende ishte gjallë Fatka, e kur jetimin e kapi një dhembje e papërballshme e këmbës së djathtë dhe kur nga dhembjet dhe lëngimet e përjetshme e shpëtuan ilaçet e fallxhores. Por para se të vendosnin ta mjekonin me barnat e Fatkës, nanuçeja kurrsesi nuk kishte pranuar ta jepte në duart e fallxhores. Kot që kryeplaku e kishte lutur ta thirrnin Fatkën që ta shihte vogëlushin, kot që ai për herë të parë

në jetë i ishte përgjëruar dhe bile i ishte kanosur se po të ndodhte të vdiste fëmija, ai kurrë nuk do t'ia bënte hallall pse nuk kishte lejuar që fallxhorja të provonte ta shëronte me ilaçet e veta. Nanuçeja kishte ngulur këmbë se nuk do t'ia jepte në duar djalin që kishte rritur në gjirin e saj një gruaje që ajo e mbante për të dyshimtë. Andaj kishte kërkuar nga i shoqi të thërriste Shehun e Shkupit, që ai vetë të vinte e të tregonte se ç'ishte ajo dhembje që e mundonte fëmijën. Kryeplaku nuk kishte pasur si mos t'ia plotësonte atë kërkesë dhe para se të shkonte në qytet që të sillte Shehun, për të cilin thoshin se shëronte çdo sëmundje për të cilën nuk gjenin ilaç mjekët, ishte kthyer te kasollja e Fatkës. Si çdo herë më parë, shkuarjen e tij atje e kishte parë vetëm e shoqja. E kur kishte ardhur Shehu, posa kishte parë këmbën e fëmijës, ishte zbehur në fytyrë. "Ky është fëmijë i prindërve të moshuar, i ngjizur në mitrën e gruas, së cilës sa nuk i janë tharë vezoret dhe andaj shumë ngadalë i mbushen eshtrat me palcë!" - u kishte thënë ai kryeplakut dhe të shoqes që e shikonin të brengosur fëmijën e sëmurë. "Më thoni, a është lindur i bërë synet qysh në barkun e nënës?!" - kishte pyetur ai, e nanuçeja ishte shtangur nga e dinte këtë të vërtetë Shehu. Po, bonjaku kurrë nuk u bë synet, sepse atë pjesë që duhet prerë, nuk e kishte pasur qysh nga dita e lindjes. Kur kryeplaku dhe e shoqja i kishin pohuar se ishte e vërtetë që kishte lindur i bërë synet, ai u kishte thënë ta çonin te teqeja e Shkupit dhe ta linin të flinte tërë pasditën e të premtes mes varreve të shehlerëve të ndjerë. Por as varret e shenjta të baballarëve bektashinj, as hajmalitë e Shehut që e kishte vizituar, nuk kishin ndihmuar të pranin dhembjet e këmbës. Kështu që kryeplaku kishte vendosur të bënte atë që me ditë e luste Fatka: t'ia mbështillnin

këmbën e sëmurë me jaki të bërë nga përzierja e mjaltit të fallxhores, leshit të zi dhe vezëve nga pulat e zeza. Ky ishte ilaçi që kishte ndihmuar fëmijën e atëhershëm të shërohej e të mos çalonte.

Ai fëmijë kishte ardhur në jetë në muajin maj të vitit 1949. Ditën e saktë të lindjes së tij e dinë vetëm gruaja që ia mundësoi të shihte dritën e kësaj bote, e cila ndoshta edhe para se ta lindte kishte qenë e bindur se nuk do të mund ta mbajë foshnjën pranë vetes dhe se nuk do të mundet ta mëkojë me qumështin e ngrohtë të gjinjve të saj. Andaj foshnja e braktisur dikur, e që sot jeton ende në fshatin tonë i vetëm si burrë i moshuar e i pamartuar, ndoshta ende lodhet nga paragjykimet se cila do të ketë qenë arsyeja që kishte mbipeshuar dashurinë e nënës së tij ndaj fëmijës, e që e kishte çuar të ndahej nga pjella e vet. Nuk është e pamundur që edhe sot e kësaj dite ai të gjejë me mijëra shkaqe që do të kenë mundur ta shtyjnë nënën e tij të besojë se më lehtë do të mund ta përballte plagën e shkaktuar nga dhembja për fëmijën e braktisur, sesa njollën e turpit në ballë, por për këtë nuk e kam ndër mend të jap më shumë shpjegime, sepse e tëra kjo mund t'u ngjallë mbresën se dua të nxis te ju ndjenjën e keqardhjes ndaj këtij fëmije, apo se dua t'ju çoj të ndieni dhimbsuri ndaj gruas së panjohur, e cila ndoshta edhe e meriton që njeriu t'i përkulet e t'i thotë: "Mos vuaj, sepse të gjithë ne jemi rojtarë të dhembjes e vaji ynë është ninullë që vë në gjumë pikëllimin", por assesi nuk meriton ta quash nënë me dashuri të papërmbajtur amënore, sepse e vërteta është se këtë dashuri ia kishte mposhtur turpi se kishte ngjizur pjellën e vet jashtë shtratit bashkëshortor. Andaj, jam i sigurt se edhe ajo grua e panjohur, njësoj si shumë njerëz në këtë botë, shpeshherë dhembjen e kishte

vënë në gjumë duke lotuar, se kudo që të ndodhej, kudo që të kishte shkuar pas asaj dite kur e kishte lënë foshnjën te kaçuba qindra hapa larg kasolles së Fatkës, një pjesë e saj gjithmonë kishte mbetur aty ku rritej ai fëmijë. Pa dyshim se bindja që pjellën e saj duhej ta rriste ndonjë familje e huaj, e kishte shtyrë t'ia linte foshnjës në trup një shenjë, e cila rritej dhe zgjerohej si çdo gjë tjetër në trupin e djaloshit gjatë viteve të jetës së tij. Bëhej fjalë për një tatuazh të çuditshëm në shpatullën e tij të djathtë në formë të kurorës, në krye të së cilës qëndronte një gjethe si ajo e xhunxhulkave, e në mes të kësaj gjetheje kishte një shenjë, të cilën kur e shikoje në pasqyrë merrte formën e qartë të shkronjës "F" të alfabetit arab, të shkruar mbrapsht, me një kaligrafi të bukur dhe mbase të vënë ashtu që të mund ta lexonte vetëm pronari i saj. Kjo shenjë, që me siguri i ishte vënë në ditët e para të lindjes atij djaloshi, ishte i vetmi kujtim nga nëna e tij dhe andaj donte të besonte se ajo, e askush tjetër, kishte vizatuar atë kurorë të dhembjes së vet. Andaj shpesh e ledhatonte shpatullën e djathtë ku ishte vizatuar ajo diademë, me orë të tëra qëndronte përpara pasqyrës dhe nuk kishte lejuar aty ta puthte asnjë nga mikeshat e tij të mëvonshme, të cilat jo se nuk e kishin pyetur se cili është ai kujtim i paharrueshëm që kishte dashur ta shënonte përjetësisht në lëkurën e tij, apo cila do të ishte ajo vashë emrin e së cilës ai e bartte të shënuar në shpirt njësoj si edhe në shpatullën e djathtë. Se këtë shenjë e kishte që nga ditët e lindjes, e dinin vetëm familjarët e kryeplakut. Kryeplaku ishte i vetmi që në vitet e fëmijërisë së tij të hershme ia shpaloste shpatullën e djathtë dhe lehtazi ia ledhatonte atë kurorë të shënuar në lëkurë me gjilpërë të nxehtë. Ledhatimet e tij ai i ndiente këndshëm dhe askush tjetër

nuk ia kishte prekur atë vend. Aty ai ruante kujtimin e netëve të fëmijërisë kur parafytyronte duart e molisura të lehonës që e kishte lindur, e që kujdesshëm ia kishte vizatuar atë shenjë, mbase nga dëshira që kur të rritej të kishte me çka të dëshmonte se ishte pjellë e saj. Pa dyshim se pasi kishte vizatuar atë kurorë, e kishte pasur më lehtë ta mbështillte foshnjën e saj mirë e mirë, e ta linte pranë një kaçubeje qindra metra larg kasolles së Fatkës, ku edhe e kishin gjetur kryeplaku dhe gruaja e tij, asaj dite kur kryeplaku papritur kishte thënë se e ka kapur një etje e çuditshme për ujin e Kroit të Sylbinecit dhe kishte urdhëruar të shoqen t'i merrte shtambat e të nisej me të. Pa dashur të merrem me paragjykime se cilat kanë qenë arsyet që e kanë çuar gruan e panjohur të braktiste fëmijën e vet, mjafton kjo që ju thashë deri tani për këtë banor të fshatit tonë, sa të keni parafytyrim më të saktë se pse edhe sot e kësaj dite do të gjeni fshatarë që thonë se, po aq sa arrinte të mbrojë nderin e vet kryeplaku i fshatit tonë ia dilte t'i shlyejë edhe hamendësitë që mund t'i hutonin fshatarët. Se ai flijonte qetësinë e vet vetëm që të mbronte rehatinë e fshatit, kështu që mori të rriste një bonjak duke mos e ndarë atë nga fëmijët e vet, e bile duke u përballur me rrezikun e trillimeve që shkonin aq larg dhe pohonin se ai djalë ishte pjellë e tij që e kishte lindur fallxhorja. Dua, pra, të kuptoni se ardhja e këtij banori të papritur në familjen e kryeplakut, asokohe nuk kishte shkaktuar shumë zhurmë në fshat, siç do të ndodhte në rrethana më të qeta, sepse ai kishte qenë viti i turbullirave të mëdha botërore kur Stalini kishte vendosur të bënte riradhitjen e shteteve të atëhershme socialiste. Kështu që edhe kryeplaku nuk kishte pasur kohë që kureshtarëve t'u jepte shumë sqarime se ç'do të ndodhte më tej me foshnjën që

ai dhe e shoqja e kishin gjetur në rrugë, sepse kishte hallin si ishin gjetur dy të arratisurit nga Shkupi, të cilëve ai u ndihmoi të kalonin kufirin e të strehoheshin në mëmë Shqipërinë, e cila ishte betuar se asnjëherë nuk do të tradhtonte ideologjinë e Stalinit të madh. Mbase i zënë në kthetrat e kthesave të papritura ideologjike, kryeplaku nuk u kishte kushtuar shumë rëndësi as ankesave të gruas së vet se e kishte rëndë të ushqente dhe të ruante dy foshnjë. “Me djalin tonë do të rritësh një trashëgimtar më shumë të gjakut familjar, e me këtë foshnjë të braktisur do të hapësh dyert e parajsës!” - i kishte thënë kryeplaku duke ia bërë me dije se nuk e kishte ndër mend të kërkonte ndonjë zgjidhje tjetër, apo t’ia jepte foshnjën ndonjë familjeje që donte të birësonte fëmijë të huaj vetëm që të mos u mbetej kulla pa trashëgimtarë. Vitin kur kishte lindur fëmija i birësuar nga familja e kryeplakut, Fatka e kishte paralajmëruar, njësoj si të mëparshmin, si vit të farës së mbrapshtë. Pa dyshim ia kishte qëlluar, sepse fara e këtyre viteve do të mbijë edhe në dekadat e mëvonshme të socializmit jugosllav, njësoj si kullosa e egër nëpër kopshtet e fshatit. Sa i përkiste bonjakut, ato vite ai i kujtonte si kohë që mbanin në vete erën e lezetshme të qumështit të gruas së kryeplakut, të cilën për shumë kohë mendonte se ishte nëna e tij e ligjshme. Kuptohet, era e qumështit të saj nuk mbetej e shënuar vetëm në mbamendjen e tij, por edhe në poret e lëkurës dhe andaj edhe sot ai pohon se atë erëmim e ndien si të dalë nga thelbi i qenies së tij. Me siguri nga frika se te fëmija i birësuar një ditë do të mund të ngjallej pretendimi të bëhej pjesë e gjakut të familjes ku ajo ishte e shtylla e vatrës së asaj kulle, vetë gruaja e kryeplakut ishte ajo që i tregoi se nuk ishte nëna që e kishte lindur, por vetëm e kishte rritur

e mëkuar, apo se atë e kishte vetëm nënë të qumështit, e jo edhe të gjakut. Në moshën e tij katërmbëdhjetëvjeçare, ajo e kishte përballur me një të vërtetë, e cila mbase do të ndikojë që gjithmonë të mbetej ky i ndrojturi që është sot, ky që jeton pa të kaluarën e vet duke u ndier njësoj i zbrazët si bashkëfshatarët e tjerë që lënë përshtypje se u mungon e sotmja. Pra, ky që gjithmonë është përballur me të vërtetën se të jetosh pa të kaluar është njësoj si të harxhosh jetën pa pasur ku të mbështetësh të sotmen dhe pa pasur arë ku do të mbjellësh farën nga e cila do të japë fryte në të ardhmen. Apo edhe duke matur se cila do të ishte jetë më e lehtë: ajo që ka degë, por nuk i dihen ku i ka rrënjët, apo ajo që ka trungun e fortë, por degët i ka të shpërndara çdokund nëpër botë, siç ndodhi me bashkëfshatarët e shumtë të vendbanimit ku ai fëmijë rritej si i ardhur nga askund. Sido që të jetë, ai vazhdoi të jetojë te familja e kryeplakut edhe pas asaj dite të qetë kur gruaja që ishte kujdesur dhe e kishte rritur, e përlotur, i tha: "Loçka e nanuçes, ti burrërohesh dhe duhet t'i dish disa të vërteta!" Nanuçeja, filloi nga larg, nga pasëkodrat, siç thonë fshatarët e mi, e që ngadalë ta afronte te rruga pranë kasolles së fallxhores, ku ajo dhe i shoqi e kishin gjetur një ditë maji. Kur ia tha të vërtetën, ai nuk mund t'i përmbante lotët. Qau edhe ajo, duke u përbetuar se me asgjë dhe asnjëherë nuk e kishte ndarë nga tre djemtë e saj, se prej moti kishte harruar se ai nuk ishte fëmija i saj, se të gjithë edhe ashtu e mbanin si djalë të kryeplakut, se edhe martesën e tij do ta përjetonte si dhëndërimin e tre djemve të saj. Vogëlushi nuk e dinte se ç'ndiente ajo ndaj tij, por asaj dite diçka përgjithmonë e ndau nga ajo kullë ku ishte rritur dhe kurrë më nuk arriti të ribashkonte vetveten me atë vatër familjare. E atë mbrëmje në kullë u

dëgjuan britmat e kryeplakut, i cili u acarua si rrallëherë më parë posa mori vesh shkakun pse vogëlushi i kishte sytë e ënjtur. Kur e shoqja i tregoi se më nuk kishte mundur të bartë në vetvete atë sekret dhe i kishte treguar fëmijës se ata të dy nuk ishin prindërit e tij, kryeplaku kishte ndier një shtrëngim në kraharor. Pasi kishte vuajtur dhembjen e së vërtetës se ishte një bonjak, pasi kishin kaluan disa javë, që mjaftonin të mbulonin me pluhurin e harresës fëmijërore dhembjen se nuk ishte fëmijë i familjes ku rritej, kryeplaku e zuri për dore dhe u nisën drejt kasolles së Fatkës. Ajo u doli përpara e buzëqeshur si gjithmonë kur i shihte të shkonin ta vizitonin. Për sa ata të dy diçka bisedonin, vogëlushi vërejti sytë e përlotur të Fatkës. Mbase kishte dëgjuar diçka të dhembshme nga kryeplaku, apo qante se në moshën kur bonjaku kishte mbushur katërmbëdhjetë vjet, fshatin e vërshuan urithë që lëvronin nëntokën duke i nxjerrë mbi sipërfaqe bimët e porsambjellura nëpër ara e kopshte. As magjitë dhe lëngjet helmuese të Fatkës nuk ndihmuan që ato kafshë nëntokësore të braktisnin dheun e butë nëpër kopshtet dhe arat e fshatit tonë. Ai ishte viti i parë kur edhe lulishtja pranë kasolles së Fatkës nuk ishte ajo e dikurshmja, e mbuluar me laramanin e luleve të bukura, por vende-vende kishte të ngritura të dheut ku lulet e mbjella qëndronin të venitura dhe të kthyera përmbys nga urithët që kërkonin rrënjë të freskëta nëpër zgavrat e nëndheshme. Fatka kishte shpërndarë nëpër kopsht qeska pëlhure të mbushura me hi dhe lëkura hardhucash, por kjo nuk kishte ndihmuar që t'i shpëtonte lulet nga urithët. Numri i madh i urithëve kishte zgjuar instinktin e gjuetarit te shqiponjat, të cilat posa gdhinte mëngjesi fluturonin mbi fshatin tonë si të ardhura nga të gjitha shkrepat e

maleve përreth. Fëmijët e fshatit ndiqnin fluturimin e tyre duke pritur se ku do të lëshoheshin teposhtë, e me çka e dinin vendin se ku ndonjë urith i pakujdesshëm kishte nxjerrë kokën mbi sipërfaqen e tokës duke dashur të çlodhte sytë nga ajo errësirë nëntokësore. Kënaqeshin kur shihnin shqiponjat në fluturim duke bartur në kthetrat e veta urithët që cicëronin si zogj dhe përpëliteshin të trembur nga lartësitë ku i çonin shpendët grabitqarë. Ndodhte që ndonjë urith edhe t'u shpëtojë kthetrave të mprehta të shqiponjave të shkathëta, e të përplaset mbi tokë, por shpejt ndonjë nga shpendët e tjerë vërsulej mbi të dhe e bënte aheng të vetin. "Ky sulm i urithëve nuk do të jetë shenjë e mirë, sepse mund të kenë ndonjë sëmundje nga e cila do të mund të pësojnë shqiponjat që na shpëtojnë nga këta brejtës kokëfortë!" - i tha Fatka kryeplakut në të dalë nga oborri i saj. "Gjithmonë kjo tokë ka pasur urithët e vet që atë e gërryejnë ku duhet e ku nuk duhet dhe shqiponjat që janë ushqyer me to!" - i ishte përgjigjur kryeplaku duke shikuar drejt qiellit ku fluturonin shpendët si kurrë më parë. "Mos lejo të ketë fatin e bonjakut! Mos lejo të rritet me zbrazëtirën e njeriut pa të kaluar!" - e kishte lutur Fatka kryeplakun, duke shikuar fëmijën, të cilin ai e përkëdhelte. Pastaj, me lot në sy, Fatka i dha fëmijës disa lugë mjaltë, i cili mbase ende i qarkullon nëpër deje burrit të sotëm që herë pas here del rrugëve të fshatit, e shëtit thuajse është duke kërkuar vetveten. Asaj dite kryeplaku disi çuditshëm ia shtrëngonte dorën vogëlushit që ecte pranë tij. "I shikon ato rrape te xhamia? Një ditë edhe ti do të ulesh aty dhe do t'u rrëfesh të rinjve të këtij fshati për vitin kur arat dhe kopshtet tona i lëvronin urithët!" - i tha, mbase duke dashur t'i kumtonte se nuk duhej të ndihej si i ardhur nga askund, se njësoj si rrapet,

edhe ai kishte rrënjë dhe trung të fortë, se nuk ishte si farë që këtu e ka sjellë era nga askund. Asokohe, fshatarët ecnin rrugëve dhe shkonin nëpër arat e veta me lopata dhe kazma në dorë. Qëndronin të gatshëm që posa të vërenin se diku niste ngritja e tokës të godisnin urithët e të mos u lejonin të vazhdonin të çrrënjosshin bimët që kishin mbjellë. Nga kufomat e urithëve të ngordhur filloi t'i vijë era e qelbur thuajse tërë fshatit. E një ditë u dëgjua se ato kishin filluar të gërryenin edhe oborrin e xhamisë, gjë që i shqetësoi të gjithë banorët. Në të vërtetë atje nuk kishte asnjë të ngritur të dheut, por dikush kishte thënë se duke ecur nëpër oborrin përpara faltores, kishte ndier dridhje të lehta nën shputat e veta. I ishte bërë se këto kafshë të bezdisshme mundoheshin të përballin koren e fortë të tokës nga kishin shkelur shekuj me radhë besimtarët e këtushëm. Frika se urithët do të mund të dëmtonin edhe oborrin e xhamisë i çoi fshatarët të dilnin e të bënin rojë. Por së shpejti u vërejt se urithët nuk lëvronin tokën si më parë, edhe shqiponjat që fluturonin mbi hapësirën e fshatit u rralluan. Banorët e këtushëm as nuk e dinin se prapë kishin ndihmuar magjitë e Fatkës: ajo kishte marrë lesh të zi të palarë dhensh dhe e kishte zier me orë të tëra para se të thirrte namazi i xhumasë. Pastaj ujit që i vinte era bajgash, i kishte shtuar disa govata me mjaltë dhe lëng manash të zi. Kishte dalë me një kovë në dorë dhe çdokund rreth e rrotull fshatit kishte stërpikur tokën me atë lëng për të cilin ajo mendonte se do t'i shpëtojë arat e fshatit nga urithët. Leshi i zi ishte si ai që disa vite më vonë fshatarët do ta dërgojnë në komitetin e qytetit, i qethur nga delja e zezë që posa ka mbushur vitin e parë dhe e ngjizur nga dashi dhe delja gjithashtu leshzezë. E këto dhen dalloheshin lehtë nga të tjerat: çiftëzimi i dy

ngjyrave të zeza e bënte qengjin të kishte lesh të ndritshëm, të vezullueshëm dhe vende-vende me nga ndonjë tufë qimesh të bardha. Këtë lesh fshatarët nuk e përdornin për çorape e as për të mbushur nënkresat, sepse besonin se sillte fatkeqësi të dyfishtë. Kjo e dhënë u shërbeu komunistëve të qytetit që kah fundi i dekadës së tetëdhjetë të shekullit të njëzetë të ringjallnin ngjarjen e vitit 1980 kur fshatarët çuan dy thasë me lesh të palarë e të zi në Komitetin Qendror, duke shpresuar se ai do të ndihmonte kryetarin e sëmurë e do të shmangej prerja e këmbës së tij. Por tani, pasi kishin kaluar shtatë vite nga vdekja e Titos, komunistët e Maqedonisë thuajse përnjëherë e kishin kuptuar qëllimin e dikurshëm armiqësor të fshatarëve të mi dhe publikuan nëpër gazetat e Shkupit dyshimin se banorët e fshatit tim nuk kishin dashur të ndihmonin shërimin e Titos, por të kundërtën. Dhe u mbajtën asokohe shumë mbledhje te shkolla e fshatit ku fshatarët sqaronin se është e vërtetë se ky lesh ndjell fatkeqësi, por vetëm nëse nga ai thur veshmbathje, vetëm nëse bart në trup ndonjë fanellë apo çorape të bërë nga ai, se sa i përket përdorimit të tij derisa është i palarë, nëse mbështjell trupin me të përderisa ende bart erën e deles nga e cila është qethur, ai i shëron të gjitha lëngatat e trupit dhe është ilaçi më i mirë që kishte shpikur njeriu. Jo se aktivistët partiakë u bindën nga këto shpjegime të fshatarëve, por ata e kuptuan se ishin vonuar për ta sqaruar këtë punë; Fatka dhe kryeplaku, të vetmit që mund të jepnin ndonjë shpjegim plotësues, nuk ishin në mesin e të gjallëve, andaj edhe e mbyllën këtë punë me vendimin që fshatarët të mos ruanin më dhen të zeza e t'i prishin avllitë rreth kullave të tyre. Revoltën nga ai vendim i çuditshëm i Komitetit Qendror Komunist fshatarët e mi

e shprehën ashtu që filluan t'i thellojnë themelet e avllive rreth kullave, gjë që u tregua shumë e dobishme sepse tani urithët nuk mund të hynin nëpër kopshtet e tyre, por mbeteshin rrugëve ku nuk e kishin lehtë të hapnin korridore nëntokësore. Ata nuk hoqën dorë edhe nga dhentë e zeza: që të mos zhdukej ky lloj dhensh, ata ruajtën dhjetëra të tilla të fshehura te shpella mbi fshat. Por, këto të gjorat, duke mos parë dritë me sy, pas dy-tre vitesh verbëroheshin, gjë që fshatarët i çoi të hiqnin dorë dhe të mos i mundonin kafshët që nuk kishin pse t'i paguanin me vuajtje marrëzitë njerëzore. Sido që të jetë, edhe sot e kësaj dite fshatarët e mi ruajnë nga ndonjë thes me lesh të zi, të qethur në vitin e parë të deles që ishte ngjizur nga dashi leshzi dhe gjithashtu delja leshzezë. Dëshmitë shëruese dhe forcën e çuditshme të këtij leshi mund ta mbështeste edhe bonjaku që rritej te kulla e kryeplakut: në moshën e hershme fëmijërore, disa muaj me radhë ai kishte ulurirë nga dhembja e këmbës së djathtë. Ofkëllimat dhe dënesjet e tij për çdo ditë i dëgjonte dhe Fatka, e cila ato ditë dilte që herët në mëngjes në oborr, dhe jo vetëm që të kujdesej për kopshtin e saj, por që të shihte se vallë e kishin liruar dhembjet apo ende ishte i ngërthyer nga sëmundja që me muaj nuk i hiqej fëmijës. Më në fund, kur kishte parë se nuk i ndihmoi as mjalti i saj, as Shehu i Shkupit, i kishte thënë kryeplakut t'ia vinin këmbën në jaki të bërë me vezë pulash të zeza dhe lesh të zi të palarë dhensh. Një muaj të tërë fëmija mbeti shtrirë në shtrat, por për fat jakia ia largoi dhembjen si me dorë. Sido që të jetë, ai vazhdoi të rritej së bashku me djemtë e kryeplakut, të cilët i kishte ushqyer i njëjti qumësht. Edhe fshatarët e tjerë atë nuk e ndanin nga djemtë e të parit të fshatit. Kështu ishte deri në ditën kur vdiq kryeplaku. Më

vonë çdo gjë mori kah tjetër, por në këtë rrëfim timin fare nuk dua të ndërhyj në ngjarjet e ndodhura në vitet pas vdekjes së kryeplakut. Ngjarjet që ju përshkruaj janë të shtratit jetësor që nuk tejkalon fillimin e fundin e dekadës së tetëdhjetë të shekullit të njëzetë, vitet kur bonjaku i dikurshëm kishte vendosur të mos martohej dhe përgjithmonë t'i përkushtohej vetmisë, e cila e mbështjell me heshtjen e vet njeriun njësoj si edhe kullat e boshatisura të atyre që u shpërngulën në Turqi, apo shkuan në kurbet, vetmi që është e njëjtë me heshtjen që sot është shtresuar mbi kasollen e Fatkës, oborri i të cilës është mbuluar me kullosë që ngadalë ngjitet edhe nëpër muret e vendstrehimit të dikurshëm të fallxhores. Pra, në këtë rrëfim nuk do të bëjë pjesë heshtja e rrugëve të fshatit i viteve nëntëdhjetë të shekullit të njëzetë, ku aty më nuk loznin fëmijë, por hapëronin pleqtë të ngarkuar nga pesha e kujtimeve të largëta. E që shkonin deri te kroi ku më nuk kishte kush të mirëmbajë as vijën nga uji vazhdonte rrjedhën teposhtë drejt arave në fund të fshatit, ku ishin zhvendosur pllakat e gurit mbi të cilat dikur vashat e fshatit i radhisnin shtambat: aty ishte bërë një gropë si pushimore ku uji prehej para se të vazhdonte rrugën tutje. Këtë gropë të mbushur me ujë pranë kroit, në vitet nëntëdhjetë filloi ta mbulojë myshku dhe kullosa. U mbush përplot me zvarranikë, filloi t'i ngjajë një kënete të vogël, i ngjante një syri të madh që ka derdhur shumë lot. A duhej të ishte syprinë e pastër si dikur, t'i ngjante syrit nëpërmjet të cilit të vdekurit shikojnë qiellin. Apo të mbetej ajo pasqyra e dikurshme ku bagëtia e fshatit shuante etjen duke parë njëkohësisht edhe një pjesë të kaltërsisë së qiellit, duhej të ishte ai vend ku dikur, netëve me hënë të plotë, vinte Fatka dhe i lante sytë duke marrë

ujë nga vendi ku pasqyrohej hëna. Me po atë ujë i mbushte shtambat dhe e stërpikte oborrin përpara kasolles ku jetoi e vetme. Shpresoj të mos jem bërë i mërzitshëm duke theksuar vazhdimisht vetminë e Fatkës, dhe më lejoni të them se shpeshherë ndihem si ai që jeton vazhdimësinë e jetës së saj vetmitare, gjithmonë më shtyn diçka që më rikthen kujtimet për kasollen e Fatkës. E kujtimet janë si bimë shumëstinore, të cilave edhe kur u thahen degët u mbeten të gjalla rrënjët dhe mundësojnë degëzimin e tyre të përhershëm. Shpeshherë, kujtimet të mundësojnë të mos shohësh atë që ndodh, të mos ndiesh atë që të mundon, por të rijetosh të kaluarën. Ato janë edhe barrë që të moshuarin e çojnë të eci kujdesshëm. Të tillë më bëjnë edhe kujtimet që jam duke i shpalosur tani. Mbase ato i kanë ndihmuar edhe Fatkës që të përballë jetën në atë fshat ku jetonte mes urrejtjes të atyre që nuk e donin dhe kujdesit të veçantë të kryeplakut, të cilin përpos burrërisë e dallonte një ndjeshmëri ndaj të pambrojturve. Ajo vdiq në kasollen e vet pa pasur kujt t'i rrëfejë për ndjenjën që e kishte munduar disa ditë para se të fillonte dasma për djalin më të vogël të kryeplakut, për atë se disa javë para se të dëgjohej bubullima e daulleve, kishte nisur t'i merrej fryma, se net me radhë kishte ëndërruar ngjarje nga e kaluara, shihte në ëndërr oborrtarët e sulltanit që donin ta dhunonin dhe ta hidhnin në det që të mos kishte kush të tregonte për bëmën e tyre çmendurake, se pastaj e kishin lodhur në ëndërr edhe urithët që gërryenin kopshtin e saj përplot lule. Pastaj i kishte ardhur në ëndërr edhe e ëma, i ishte afruar e përgjakur dhe i kishte pëshpëritur se ajo ishte ngjizur nga dashuria e saj me një nga vezirët e fundit të Perandorisë Osmane. "Sikur të kishe lindur djalë, do ta kishe më të lehtë!" - i kishte thënë

e ëma Fatkës në ëndërr disa ditë para se fallxhorja të vdiste. Ato ditë ajo ishte ndier e plogësht, e paaftë as t'i afrohej dritares dhe nga andej të shihte kopshtin e vet dhe kullën e kryeplakut ku kishin filluar përgatitjet për dasmën dhe nga çardaku i së cilës dëgjohej kënga e vashave të reja. Një javë para se të ushtonin daullet, Fatkës i ishte mjegulluar shikimi dhe nga ajo mjegull e tejdukshme i ishte afruar një burrë, i cili mbante për dore një vashë katërmbëdhjetëvjeçare në të cilën ajo shihte vetveten. Dhe e çonte drejt rrugicave të Kapalli Çarshisë, e futi në një bodrum të errët ku e zhveshi dhe vogëlushja ndjeu një dhembje marramendëse, e cila më vonë u bë fole ku çeli urrejtja e saj ndaj gjithë burrave të botës. Kjo urrejtje atë do ta çonte të vdiste si e helmuar, sikur të mos vinte në fshatin tonë ku s'kishte si mos i shërohej plaga e kahmoçme nga kujdesi i kryeplakut. Një natë para vdekjes, ajo ishte ndier e fortë si dikur dhe kishte hapur sëndukun ku i ruante ato pak gjëra të vlefshme që kishte sjellë nga Stambolli. Kishte filluar t'i palosë kujdesshëm veshmbathjet e veta, njësoj siç i kishte palosur edhe kujtimet që rrokulliseshin nëpër lumin e së kaluarës së saj. I kishte përkëdhelur me dashuri çarçafët e qëndisur me fije sermi, e me të cilët ëndërronte se një ditë do të mbulohej e do të ishin shtresë e shtratit të saj bashkëshortor. Përnjëherë i ishte kujtuar edhe unaza me gurin e çmuar të kaltër që ia kishte dhënë kryeplakut një natë të largët, gjatë viteve të luftës, kur i kishte thënë të mos shqetësohej nga asgjë, se derisa të ishte ai gjallë, nuk do të guxonte ta prekte njeri. Pastaj ajo kishte parë kryeplakun të shkonte drejt xhamisë, e kishte soditur si qëndron pranë rrapit me gropë dhe kishte vërejtur qartë se si ai lëshon diçka në zgavrën, e cila sa vinte e zgjerohej.

Mbase ajo qysh atëherë kishte dyshuar se kryeplaku aty kishte fshehur unazën që ajo ia kishte dhënë si kujtim të përjetshëm për shumëçka që i bashkonte, gjë që më në fund u vërtetua ditën kur ra rrapi me gropë dhe kur dëgjoi se në zgavrën e tij hoxha kishte gjetur një thikë, një unazë me gurë të kaltër në të, një palë tespihe të kuqe dhe një varëse prej lëkure, të cilën e bartnin pehlivanët e fshatit që mos i merrnin mësysh. Posa kishte dëgjuar se unazën e kishte marrë hoxha i fshatit, ajo ia kishte prerë rrugën dhe kishte kërkuar që t'ia kthejë. Natën e paravdekjes, ajo kishte dalë nga kasollja e vet e ngarkuar me mjaltin e mbetur gjatë viteve, dhe kishte trokitur te dritarja e dhomës ku flinte bonjaku. "Merre dhe ruaje për vete dhe nevojtarët e tjerë që i mundon helmi i kësaj jete!" - i tha duke mos i dhënë asnjë sqarim pse duhej ai të ruante dhjetëra govatat e vogla të mbushura me mjaltin që i kishte mbetur. Nga ajo natë atë nuk e pa njeri të dilte të ujiste lulet, e as të shëtiste nëpër kopsht siç bënte gjithmonë më parë. Dhe siç ju tregova edhe më parë, atë e gjetën të vdekur disa ditë pasi kishte dhënë shpirt. E di se jua kam thënë se vdekja e Fatkës u bë e ditur ditën kur filloi dasma për djalin më të vogël të kryeplakut, por e përsëris këtë që të shtoj edhe disa hollësi që më parë më dolën mendsh. Ku ta dish, ndoshta të gjitha këto përsëritje lidhur me të vdekurit e fshatit tim më vijnë nga shkaku se thëniet dhe bëmat e të vdekurve edhe pse janë të patjetërsueshme, marrin kuptim tjetër nga ai që kanë pasur në çastin e thënies dhe veprimit, apo përsëritjet lidhur me vdekjen e Fatkës mund të jenë fryt i të vërtetës se i vdekuri flet me ne nga ana tjetër e jetës ku frikohemi të shkojmë dhe, të ndodhur në bregun drejt të cilit ne të gjallët me frikë ngjitemi, ata na përcjellin të vetmen urtësi të mundshme:

frika ndaj vdekjes është e arsyeshme vetëm nëse ke ç'të presësh nga jeta. Kjo porosi më jehon në kujtesë sa herë që kujtoj ditën e vdekjes së Fatkës. Kryeplaku ishte ai që i pari kishte vërejtur se fallxhorja ditë me radhë nuk kishte dalë në oborr që t'i ujiste lulet. Kur kishte parë se ajo nuk kishte ardhur as në dasmë, kishte çuar disa fëmijë të shihnin se çka ndodhte me të. "Fatka ka vdekur!" - kishin jehuar britmat e atyre që kryeplaku i kishte porositur të shkonin te kasollja e t'ia rikujtonin se dasma kishte filluar dhe se duhej të ishte mes grave të tjera të fshatit që vallëzonin e këndonin te çardaku i kullës. Gratë që vrapuan drejt kasolles së saj, panë atë që jua përshkruajta më parë. Shihej qartë se ditë të tëra e ndjera kishte qëndruar e pashpirt në krevatin e saj, por trupi i dukej si i gjallë, si të mos e kishte ledhatuar dora e vdekjes. Kur u përhap lajmi se Fatka ishte ndarë nga kjo botë, kryeplaku kishte urdhëruar të prajnë daullet dhe kënga e grave, kishte thënë se për sa të lahet xhenazja dhe të bëhet varrimi nuk ishte e hijshme që fshatarët të dëfreheshin. Gruaja e tij kishte kundërshtuar ashpër duke thënë se nuk mund të ndaleshin as dasma e as vdekja, se jeta i ka gjithmonë dy rrugët e veta, njërën drejt vdekjes e tjetrën nëpër jetë, se ato dy rrugë mund të gërshetohen, por as ata që ecin udhës drejt varrezave, as të tjerët që shkojnë të marrin nusen, nuk mund të pengojnë njëri-tjetrin me kujën për të vdekurin, apo me këngën gazmore. Por ajo e dinte se as kuja, as gazmendi nuk mund t'i kundërviheshin vendimit të kryeplakut. Daullet dhe zurnet ishin heshtur dhe për çudi ishte dëgjuar vetëm kënga e gruas së kryeplakut, e cila thuajse në atë mënyrë shfrynte nga vetvetja një pikëllim disavjeçar që ia kishte shkaktuar shikimi i Fatkës i drejtuar kah kulla e tyre. Kur kishte dëgjuar gruan e vet

të këndonte, pasi kishte ndier një rrëqethje nga zëri i saj pikëllues, kryeplaku ishte nisur drejt kullës, ishte ngjitur në çardak ku e shoqja këndonte e vetme duke mos i bërë përshtypje gratë e tjera që e shikonin të hutuara dhe i ishte afruar të shoqes. Ishte ulur pranë saj dhe e kishte ledhatuar aq lehtë si kurrë më parë. "Të gjithë kemi nga një pikëllim në shpirt, të cilin nuk mund ta shprehë as kukama, as kënga jonë e dhembshme! Pikëllimi lundron nëpër lumin e lotëve, por derdhet në detin e dhembjes!" - i kishte thënë ai të shoqes, e cila ashtu e përlotur ishte çuar dhe ishte mbyllur në dhomën e saj bashkëshortore nga nuk kishte dalë derisa kishte marrë fund varrimi i fallxhores, kur edhe kishte vazhduar gazmendi sikur të mos kishte ndodhur gjë në fshat. Vetëm rrudhat e mbledhura në ballin e kryeplakut dhe sytë e tij si të përlotur nuk kishin ndryshuar derisa kishte hyrë në oborrin e kullës kali i stolisur me nusen në të dhe kur ai ishte dashur ta zbresë dhe t'i dëshirojë mirëseardhjen vashës që do të bëhej pjesë e familjes së tij. Duke zbritur nusen ai kishte parë të shoqen se si hiqte nga koka dhe shala e kalit xhunxhulkat që i kishin mbledhur te lulishtja e Fatkës dhe lulet, tanimë të vyshkura, i hidhte nëpër oborr ku i shkelnin gratë e pakujdesshme që rrethonin nusen. Atë e kaploi një inat i papërmbajtur nga ai veprim shumë domethënës i së shoqes, por nga turma që e rrethonte nuk kishte si t'i afrohej dhe ta qortojë njësoj si disa ditë para se të fillonte dasma për djalin e tij më të vogël. Shkaku i qortimit të tyre kishte qenë një kërkesë e papritur e kryeplakut. Ai ishte munduar ta bindë të shoqen ta lejonte të shkonte në Stamboll së bashku me Fatkën dhe nga andej ta sillnin fustanin e bardhë të nusërisë për nusen e djalit më të vogël të tyre. "Çka ka ajo me djalin tim që të kujdeset

gjithaq edhe për fustanet e së resë sime? Dhe ç'ke ti me të që të marrësh atë rrugë të largët thuajse nuk janë të bukur njësoj sa të Stambollit edhe fustanet e nusërisë të qepur e të qëndisur nga duart e shkathëta të vashave tona?" - kishte kundërshtuar gruaja e tij duke ia bërë me dije burrit të vet se kësaj radhe nuk do të lejonte që hija e Fatkës të futej në gëzimin e tyre familjar. Kryeplaku kishte dashur t'i shpjegojë se Fatka njihte mirë cilësinë e mëndafshit, se basmat e Persisë ishin nga më të bukurat dhe më të shtrenjtat, se ai donte që kësaj radhe nusja e djalit të tij të shkëlqente e mbuluar me rruaza vezulluese si dikur vashat që nusëronin në sarajet mbretërore të Stambollit, por kot: gruaja e tij i kishte thënë hapur se më së pari do të lejonte nusen t'ia mbulonin me qefin sesa me fustanin, të cilin do t'ia kishte zgjedhur Fatka. Pastaj kishin ndërhyrë edhe djemtë e kryeplakut, të cilët së pari herë kishin mbajtur anën e nënës së tyre duke kundërshtuar hapur dëshirën e babait që Fatka të përzihej në dasmë si të ishte pjesëtare e familjes së tyre. "Mos mendo se do të lejojmë që ajo të marrë pjesë në dasmë, se do të ulim kokë e lehtë do të pranojmë që ajo të bëhet mikeshë e kësaj shtëpie!" - i kishin thënë ata babait edhe pse e dinin se një kundërshtim të tillë ai nuk do të mund ta gëlltiste. "Sa të jem unë zot i kësaj kulle, këtu do të vijë çdo njeri, të cilit zëri im do t'i thotë - Bujrëm! Jo vetëm ju, por cilido qoftë në këtë fshat, nuk do të arrijë të kundërshtojë fjalën time përderisa jam ky që jam dhe mbroj atë që është muruar me shekuj!" - ua kishte prerë ai shkurt duke ua bërë me dije pasardhësve të vet se s'kishte ndër mend të lejonte dikush t'i kundërvihej vullnetit të tij. "Ajo do të vijë në dasmë si të gjitha gratë e tjera të fshatit! Në vdekje e në dasmë nuk bëhet zgjedhja e dasmorëve dhe atyre që marrin pjesë në

varrim!" - kishte shtuar duke e ditur se me këtë i acaronte marrëdhëniet me familjarët e vet, por me një ndjenjë në vetvete se këtë ia kishte borxh Fatkës, e cila sa herë e kishte lutur që edhe bonjakun që ruante ta martonte në të njëjtën ditë kur edhe djalin e vet më të vogël, por ai e kishte bindur se një veprim i tillë do t'i shkaktonte mosmarrëveshje me familjarët. "Të premtoj se edhe për të do të bëj dasmë, e cila do të mbahet mend në fshat!" - i kishte thënë ai Fatkës, jo që ta qetësojë apo t'i shmanget kërkesës së saj, por i bindur se atë do të bënte. Por tani të mos largohem nga dita kur djemtë e tij i kishin thënë se nuk donin ta shihnin Fatkën në dasmën që do të bënin dhe kur edhe bonjaku mbante anën e tyre, mbase shkaku i dhembjes që ndiente kur e shihte ngërçin në fytyrën e nanuçes sa herë që në atë shtëpi dikush përmendte emrin e fallxhores. E pikëlluar ishte ajo edhe asaj dite kur ishte qortuar me të shoqin, si shkak i kërkesës së tij të shkonte me Fatkën në Stamboll, njësoj si edhe atë mbrëmje kur kryeplaku kishte shkuar te kasollja e Fatkës nga nuk kishte dalë me orë të tëra edhe pse e dinte se gruaja e tij e shikonte nga çardaku i kullës përderisa ai ecte drejt kopshtit të fallxhores. "Nuk dua që për shkakun tim të prishësh qetësinë familjare. Aspak nuk prish punë nëse dasmën do ta ndjek nga kopshti i kasolles sime nga mund të merrni lule për t'i stolisur flamurët dhe kalin e nuses." - i kishte thënë ajo duke ia ndrydhur trupin. Ai kishte heshtur. E ajo nuk i kishte thënë gjë për molisjen që ndiente, e as për ëndrrat e trishtueshme që e mundonin natën. Dhe mbase Fatka kishte dhënë shpirt po atë natë, kështu që nuk erdhi puna deri aty sa të shihej se si do të vepronin djemtë e tij kur ajo të vinte në shtëpinë e tyre me tepsinë e bakllavasë në duar. Gratë që kishin qenë në dasmë kishin soditur

kujdesshëm sjelljen e gruas së kryeplakut, ishin munduar të shihnin ndonjë grimasë në fytyrën e saj kur u dëgjuan britmat se Fatka kishte vdekur, por në vend të kësaj ata u përballën me diçka të papritur: ajo u ul në çardak dhe filloi të këndojë e vetme edhe pse kryeplaku kishte urdhëruar të prante kënga dhe burrat që vallëzonin të ndërprisnin vallen. Por, para se gruaja e kryeplakut të mbyllej në dhomën e vet, ajo kishte urdhëruar disa gra të ngrohnin ujë dhe të bënin gati gjithçka duhet për të përgatitur xhenazen për varrim. Me duart e veta kishte nxjerrë nga arka qefinin që ruante për vete dhe ua kishte dhënë grave që do të lanin kufomën e së ndjerës. Atyre u kishte dhënë edhe një çarçaf të papërdorur që e kishte sjellë si pajë nusërie, e që me të ta mbulonin tabutin, si dhe një shami të kuqe me oja të zeza si flutura që sa nuk ishin ndarë nga cepat e shamisë e të flatronin drejt qiellit. "Le të marrë me vete pajën e vdekjes sime, mbulojani tabutin me këtë çarçaf dhe këtë shami që e kam qëndisur me dorën time, që të mos na mbulojë turpi e dikush të mendojë se nuk dimë si t'i përcjellim të vdekurit që na janë dorëzuar si dega pa trung e rrënjë, e të cilën e bart era ngado që të fryjë! E ndërkohë unë do të këndoj e vetme, sa të mos harrojnë njerëzit se sot përjetoj gëzimin e martesës së djalit tim!" - kishte thënë ajo, dhe siç u thashë më lart, së shpejti kishte ardhur kryeplaku dhe ishte ulur pranë saj duke ia përkëdhelur flokët si asnjëherë më parë dhe duke e bindur për një çast të ndërpriste ato këngë të dhembshme që këndonte. Më vonë fshatarët kishin nxjerrë nga kasollja tabutin e Fatkës. Duke ecur të heshtur drejt varrezave, ata kishin dëgjuar zërin e gruas së kryeplakut që nuk i ngjante as këngës, as kukamës, por ishte si një varg ofshamash të thella, të dala nga foleja e

shpirtit. Pastaj gruaja e kryeplakut ishte mbyllur në dhomën e fjetjes dhe nuk kishte dalë prej andej derisa sa nuk kishin vazhduar të ushtonin të rënat e daulleve e të jehonte zëri mallëngjyes i zurneve, që do të thoshte se dasma vazhdonte, se varrimi i Fatkës kishte marrë fund. Në mbrëmje, pasi kishin mbyllur dhëndrin në dhomën e vet, kur kishte hyrë në odën e fjetjes, kryeplaku e kishte gjetur gruan e vet duke qarë. Ishte ulur pranë saj dhe i kishte thënë: “Ti je mburoja e tërë burrërisë sime! Je foleja e qetësisë që më ndihmon të përballë valët e kësaj jete, ti ma mban gjallë bindjen se askush nuk mund të shkelë nderin e familjes sime!” Përderisa ai qetësonte gruan e vet me përkëdhelje të lehta, nga dhoma e dhëndrit ishte dëgjuar piskama e nuses. Kur hapën derën që të shihnin se çka kishte ndodhur, prindërit e dhëndrit mbetën si të shtangur te pragu i derës: djali i tyre qëndronte shtrirë mbi shtratin e stolisur dhe të shtruar me çarçafë të bardhë, i zverdhur në fytyrë si ftoi i vjeshtës. “Ç’pati, çka e gjeti? Mos e ka nga lodhja?” - kishte bërtitur kryeplaku. Pasi kishte ardhur në vete, dhëndri kishte kërkuar që të gjithë të dilnin nga dhoma, e ta linin vetëm me nusen. I kishte bindur se nuk e mundonte asgjë e veçantë, se papritur i ishte molisur trupi mbase nga lodhja disaditore kur, si gjithë të tjerët, edhe ai priste e përcillte mysafirët e shumtë. Në të vërtetë, ai as nuses së vet nuk i kishte treguar se posa ishte shtrirë në shtrat, i ishte bërë se nëpër dhomën e tyre shëtiste hija e Fatkës. Qartë e kishte vërejtur t’i afrohej krevatit të tij bashkëshortor fallxhorja, të cilën asaj dite e kishin varrosur. Fatka mbante në duar një tufë me lule dhe një govatë të mbushur me mjaltë. Në çastin kur ai kishte ndier molisje, një plogështi të çuditshme, ajo ishte zhdukur. Nusja e tij kishte bërtitur kur kishte parë

se burri i saj i ardhshëm i kishte rrotulluar sytë thuajse ishte duke dhënë shpirt. As ajo e as dhëndri nuk e dinin nga u gjet mbi krevatin e tyre ajo tufë me lule dhe një govatë e vogël me mjaltë. Kryeplaku dhe gruaja e tij, të trembur nga ajo ngjarje e papritur, nuk kishin fjetur tërë natën. Kishin dalë në çardak disa herë gjatë natës, kishin mbështetur kokën te dera e dhomës ku flinin të porsamartuarit, nga frika mos ndodhte ndonjë e keqe. Aty kah mesnata, në çastin kur kryeplaku kishte drejtuar shikimin drejt kasolles së Fatkës, kishte parë një hije që shëtiste nëpër kopsht me kandil në dorë. Pastaj hija ishte zhdukur dhe ishte parë vetëm flaka e kandilit të ndezur që lëvizte nëpër lulishten e fallxhores si të ishte i bartur nga një dorë e padukshme. Kryeplaku kishte veshur xhyben dhe ishte nisur drejt kasolles. Por atje nuk kishte parë njeri, as gjurmë që do të dëshmonin se dikush kishte ecur nëpër kopsht. Kishte parë qartë vetëm kandilin të shkonte lule më lule, por nuk shihej dora e atij që e mbante. "Fatkë, a je ti?" - kishte pyetur ai duke u dridhur nga një ndjenjë e çuditshme që nuk ishte frikë, por mbase dehje e shkaktuar nga një erëmim i këndshëm i luleve. Nuk kishte dëgjuar asnjë titërrim, përpos atë të fletëve të luleve që i përkëdhelte flladi i natës. Pastaj kandili kishte lëvizur drejt tij dhe dora e padukshme e kishte vënë atë pranë këmbëve të kryeplakut. Ai e kishte marrë me vete dhe ishte kthyer në shtëpi. Atë kandil e ruajti me vite të tëra në dhomën e vet të gjumit. Edhe sot e kësaj dite pasardhësit e tij e mbajnë në odën e burrave edhe pse fshatarët kishin kërkuar nga ata që kandilin ta çonin te xhamia apo te kasollja e Fatkës, që atje të mbetej si kujtim i netëve kur të vdekurit ishin rojtarë të fshatarëve të përgjumur. Edhe sot e kësaj dite banorët e fshatit rrëfejnë

për dasmën kur u martua djali më i vogël i kryeplakut, e cila dasmë nuk mbeti në kujtesën e fshatarëve as shkaku i vdekjes së Fatkës, as shkaku se ishte një nga më madhështoret që ishin bërë në ato hapësira, por ngaqë posa kishin marrë nusen, kryeplaku kishte luajtur vallen e Ibrahim Hoxhës. Meqenëse këmbët nuk ia mbanin trupin si dikur kur ishte i ri, atë e kishte luajtur duke ecur, duke u luhatur anash, duke ngritur duart lart nga qielli, gjë që i kishte mahnitur të gjithë dasmorët dhe që atëherë kjo valle luhet në dy mënyra: ashtu siç ishte luajtur vite me radhë dhe ashtu siç e vallëzoi kryeplaku atë ditë kur mori nusen për djalin e vet të fundit.

Ajo dasmë do të mbahet mend edhe sepse për ditë me radhë pas vdekjes së magjistares askush nuk mund t'i afrohej kasolles së saj, sepse të tërën e mbuluan bletët e egërsuara që i vërsuleshin çdo gjallese që lëvizte aty pranë. Ato kafshuan shumë qen dhe lopë të pakujdesshëm, disa nga të cilët edhe cofën. Se si do të bëhej halli me ato bletë askush nuk e dinte. Por së shpejti u zhdukën nga aty dhe mbase shkuan dhe u vendosën nëpër zgavrat e drunjve në thellësi të pyllit. Kryeplaku shkoi pas disa ditëve dhe zbrazi mjaltin që ishte mbledhur në zgjojet e meshintë që Fatka kishte varur rreth e rrotull strehës së kasolles së vet. Ai ishte mjalti i fundit i mbledhur në mënyrën e veçantë të saj. Nga ai vit më kurrë nuk u panë bletët të fluturonin mbi atë lulishte, e cila ngadalë u shkretua dhe iu dorëzua kullosës së egër. Ato pak bletë të kujdesshme që lëshoheshin mbi petalet e luleve të egra që rriteshin te kopshti i dikurshëm i Fatkës, mbeteshin të ngordhura ende pa shijuar mirë nektarin e tyre. Kështu që pas vdekjes së saj, oborri filloi t'i ngjajë varrit të bletëve, të cilat më vonë mbase e kuptuan se ato lule ishin helmuese dhe kurrë

më nuk kullosnin aty pari. Nga mjalti i bletëve të dikurshme të Fatkës do të ketë edhe disa vite pas vdekjes së saj, e që e ruante familja e kryeplakut. “Më është bërë helm kjo kullë si shkak i erës që përhapet nga ai mjaltë i mallkuar!” - filloi të ankohet gruaja e kryeplakut disa muaj pas vdekjes së Fatkës. Dhe së shpejti ajo filloi të vuajë nga një marramendje që e çonte të vërtitej nëpër oborr si e çmendur. Pastaj mori edhe rrugët e fshatit, derisa erdhi dita kur kërkoi nga djemtë e vet t’ia ndërtonin një shtëpi aty pranë xhamisë. I shqetësuar nga kjo sëmundje e saj, edhe bonjaku filloi të mos e dojë atë mjaltë për të cilin edhe sot fshatarët besojnë se ishte Zinxhiri i Artë, i cili ndërlidhte të vërtetën mbi të cilën qëndronte çdo gjë e gjallë në këtë botë dhe andrallat e kota të njerëzve. Që shpjegonte se nëse lulet ishin erëmim i ngjizur nga balta dhe rrezet e diellit, atëherë mjalti i bletëve të Fatkës ishte shkrirje e erës së luleve në vesën pranverore, se siç janë shqetësimet tona fëmijë të lindur nga bashkëshortësia mes frikës mos mbetemi pa njeriun pa të cilin do të humbte kuptimin jeta jonë dhe brengës se ai që ne duam një ditë do të shkelë mbi ndjesitë tona, ashtu edhe mjalti është bërthama e mbetur pas pastrimit të dritës së diellit dhe baltës, pastrim nga i cili mbetet shijimi i të vërtetës se drita dhe balta kurrë nuk zhbëhen, por vetëm ndryshojnë trajtën, rrotullohen në pafundësi duke u kthyer në atë që kanë qenë në zanafillën e vet, duke u bërë sërish dritë dhe baltë. Drita dhe mineralet e dheut nuk mund t’i bëjë pronë të vetën askush aq sa mjalti. Edhe pse bletët kanë mësuar mjeshtërinë ato t’i shndërrojnë në ngjizje më të përafërt me të vërtetën e tyre, as ato nuk kanë arritur të bëjnë ndarjen e dritës dhe materive të tokës nga të cilat është ngjizur lulja, në lëndën e parë të tyre - në rreze dhe

minerale tokësore, shpjegonte Fatka dikur duke mbajtur në duar govatat e mbushura me mjaltë. "Ç'vlerë do të kishte ndriçimi i diellit, ç'kuptim do të kishte përpunimi i dritës nga ana e bimëve në lule dhe fryte, kujt do t'i nevojitej shiu që lag tokën dhe balta që ushqen bimët, nëse nuk do të kishte kush të bënte distilimin e tyre, që do të sillte dëshminë se asgjë në këtë botë që ka trajtën e përhershme nuk mund të mos kthehet në atë që ka qenë në zanafillën e saj?" - thoshte dikur fallxhorja si e dehur nga një e vërtetë që e çonte të besojë se ai që shijonte mjaltin e saj, në të vërtetë mund të ndiente shijen e përafërt të dritës dhe tokës të bashkuar në një.

Tani ju me të drejtë jeni kureshtarë të dini se ç'bëri jetimi që rritej në kullën e kryeplakut me mjaltin që ia solli natën Fatka, ku përfunduan govatat me atë lëng vezullues që ia solli fallxhorja disa ditë para se të bëhej e ditur vdekja e saj. Që të mos hamendeni më tej, që të mos merreni me paragjykime, ja po jua them që tani edhe pse doja këtë të vërtetë t'jua kumtoja më vonë, atëherë kur do t'ju kumtoja se dëshira e tij që të mos martohej u bë plagë në shpirtin e kryeplakut. U thashë më lart se që nga dita që nanuçeja filloi të ankohet se era e atij mjalti atë e helmonte, edhe djaloshit të cilin ajo e rriti si të ishte pjellë e saj, filloi t'i bëhet se kullës së kryeplakut i vinte një erë që të dehte dhe të shkaktonte marramendje. Prandaj i mori govatat me mjaltë dhe u nis drejt varrit të Fatkës. I zbrazi ato mbi varrin ku prehej fallxhorja. Ditë me radhë varri i saj mbeti i mbuluar nga bletët, të cilat mbase i tërhiqte era e këndshme e mjaltit nga i cili ushqeheshin, e të cilat nuk lejonin që varrit t'i afrohen miza të tjera. Që atëherë mbi varrin e saj filluan të mbijnë disa lule të verdha, fletët e të cilave të ngjiteshin për duar

nëse doje t'i këputje. Ato lule edhe tani rriten dhe lulojnë mbi varret e fshatit. Nga to përhapet një erë e këndshme, e cila të kujton freskinë e agsholit pranveror, të shpërlarë nga vesa e mëngjesit të hershëm. Fshatarët besojnë se lëngu i kësaj luleje, e që ka shijen e përafërt me atë të mjaltit, të shëron nga ëndrrat e këqija dhe pagjumësia. Andaj, posa ato çelin, gratë e fshatit i mbledhin dhe i thajnë që t'i kenë në rast nevoje. Bile ka vite që ato lule mund t'i gjeni çdokund nëpër arat e këtyre anëve, si dhe në kopshtet përpara kullave të larta. Ato lule i kapi një sëmundje në vitin 1981, kur pushtetarët komunistë edhe një herë u munduan t'i bindnin fshatarët t'i sharronin rrapet e lartë para xhamisë dhe në vend të tyre të mbillnin aq pisha sa kishte jetuar Titoja, por ata kundërshtuan. Ky kundërshtim i tyre nuk kishte qenë i pari që i kishte çuar qeveritarët të dyshonin se fshatarët e këtushëm ia vinin nënkëmbëzën sistemit socialist. Në vitin 1968, në kohën kur në Tetovë kishin ndodhur demonstratat e shqiptarëve, e kur në fshat kishin ardhur policë dhe aktivistë partiakë që të sqaronin se cili do të kishte qenë ai që kishte vënë një përmendore të re mbi varrin e kufomës pa kokë, e ku ishin shkruar fjalët: "Edhe këtu është atdhe!" Së pari, policët vizituan kullën e kryeplakut ku e mbërthyen atë me pyetje nga më të pamundshmet. Madje edhe e kërcënuan se kishin informata se ai nuk ishte i larë sa u përket protestave të organizuara në Tetovë. "Nuk marr pjesë në dasma ku dasmorët kthehen pa nusen e hipur mbi kalë të bardhë!" - u kishte thënë kryeplaku, pa pasur mundësi të kundërshtojë kërkesën e tyre që nga varri i kufomës pa kokë të hiqej guri i ri dhe të kthehej ai i mëparshmi, që ishte i ngjashëm me gjithë gurët e tjerë të vënë te koka e të ndjerit. Atë gur të mermertë ku ishin shkruar fjalët që

ju thashë më lart, aktivistët partiakë e morën me vete në qytet dhe disa ditë me radhë shtypi i këtushëm botoi një fotografi në të cilën shihej ky obelisk i vogël me çka lexuesve u dëshmohej veprimtaria perfide e armiqve të socializmit. Asokohe, kryeplaku me ditë të tëra nuk doli të ulej nën hijen e rrapeve. Mbeti i mbyllur në dhomën e vet ku herë pas here hynin vetëm anëtarët e familjes.

# VI

Tani kërkoj ndjesë, por do të kthehem në vitin kur vdiq Stalini. Ende pa ardhur lajmi për vdekjen e tij, Fatka kishte bërë zbërthimin e domethënies së numrave të këtij viti, kishte bërë mbledhjen dhe zbritjen e tyre që të arrinte deri te thelbi, deri te një numër, që do të shpjegonte tërësinë e atij dymbëdhjetëmujori. Pastaj ditë me radhë kishte qëndruar te kopshti i saj me fytyrë të mbuluar me një shami të zezë me dy vrima, nga kishte ndjekur qiellin dhe fluturimin e shpendëve mbi fshat. Dhe shumë shpejt kishte ardhur në përfundim se nëntëshja, sa ishte numri përfundimtar i mbledhur nga ato që shënonin vitin 1953, kishte domethënie të dyfishtë, se ishte vit që duhej jetuar me kujdes të veçantë, ashtu siç kalohet ura luhatëse që lidh dy brigjet mes të cilëve vazhdonte rrjedhën e vet shekulli i paparashikueshëm i njëzetë. Sipas domethënies së parë, ai vit duhej të ishte fluturimi i posafilluar i engjëjve nëpër gjysmëngjitjen e dytë qindravjeçare drejt qiellit të nëntë pas të cilit nuk ka asgjë, ku humb kuptim koha dhe hapësira, ai vit sipas Fatkës, do të ishte nyje ku lidheshin ndodhitë e paqarta që kishin ndodhur me paparashikueshmërinë e të ardhmes. Ajo kishte thënë asokohe se shpendët kurrë nuk kishin flatruar me këmbët e lëshuara teposhtë si të qëndronin në këmbë mbi ajër dhe kurrë nuk kishin bërë glasa të thara, të cilat binin

mbi pullazet e kullave si guraleca të vegjël. Nëse urithi është shëtitës i labirintit nëntokësor, nëse ai njeh fshehtësitë e nëntokës dhe mban lidhjen mes të vdekurve e të gjallëve, shpendët në fluturim janë dëgjuesit e bisedës së engjëjve, janë lajmëtarë të asaj që na vjen nga qielli, janë edhe ndërmjetësues mes tokës e qiellit. Ky fluturim i tyre i çuditshëm me këmbë të lëshuara teposhtë, e jo të bashkuara me bishtin, i kishte shpjeguar ajo kryeplakut, ka vetëm një domethënie: dëgjojnë ndonjë bisedë tronditëse mes engjëjve. Andaj, kishte vazhduar ajo, edhe nëntëshja që bën shumën e numrave të këtij viti, nuk simbolizon vetëm numrin e zgavrave sa ka trupi i njeriut, por mund të jetë ajo shkalla e fundit e zbritjes së fshatit drejt asgjësimit të vet. Sipas zbërthimit të dytë, të cilin Fatka nuk e mbante gjithaq të rëndësishëm, ky vit në të cilin të gjithë numrat ishin tek, mund të kishte edhe domethënien e çiftëzimit të tij të lehtë me shumë të këqija. "Nga katër numrat e këtij viti, pesa është i vetmi shpresëdhënës! Pesa është numër nyje, ndërlidhës i dy gjysmave të nëntë numrave të tjerë, është si kurorë, shënon pesë cepat që përbën trupi i njeriut me krahë dhe këmbë të hapura, është përcaktues i pesë namazeve!" - i kishte rrëfyer ajo asokohe kryeplakut të brengosur, thuajse kishte dashur që sadopak t'ia kthente besimin, të mos i humbiste ai të gjitha shpresat, të shpresonte se edhe nga ky vit mund të priteshin gjëra të mira. Pesë janë shqisat tona, e kishte ngushëlluar ajo atë, duke shtuar se ato shqisa do të ishin shkatërrimtare për ne pa dizgjinët e vetëdijes, se dita e pestë e javës ishte më e shenjta, se pesë ishin çelësat sekretë për ta zbërthyer drejt librin e shenjtë - Kuranin, aq sa janë edhe gishtat e njeriut që shërbejnë për të luftuar djallin duke ia zgjatur ato drejt nga sytë e tij.

"Të lutem, Fatkë, më thuaj, a është ky vit i përshtatshëm që t'ia pres bishtin djalit?" - e kishte pyetur ai papritur bashkëbiseduesen. Atëherë ajo ishte ndalur, kishte mbuluar sërish fytyrën me shami të zezë dhe gjatë kohës kishte ndjekur kujdesshëm edhe një herë fluturimin e shpendëve. I kishin rënë në sy dy shqiponja të vetmuara që ato çaste flatronin në pjesën veriore të qiellit dhe rrotulloheshin lart mbi kodrinat. "Shqiponja në flatrim, e me kokë të kthyer nga dielli, simbolizon babain e brengosur për fëmijën e vet, e nëse fluturon e kthyer në të majtë, si këto dy shqiponja që sillen mbi ne, kjo do të thotë se janë duke dëgjuar parashikimet e këqija për ndodhitë me të cilat do të përballemi ne që jetojmë mbi tokë!" - i kishte thënë ajo kryeplakut duke shtuar: "Prija djalit bishtin e flokut, por me dorë të majtë, e jo me të djathtën, që të mundet të shikojë diellin si shqiponjat, pa iu mjegulluar shikimi!" Parashikimi i saj i parë për mbrapshtinë e këtij viti ishte realizuar shumë shpejt: pas vdekjes së udhëheqësit rus, në fshat kishin ardhur aktivistët partiakë të qytetit dhe kishin shpallur vendimin që kishte marrë Komiteti Qendror, që burrat e fshatit tonë të hiqnin dorë nga ajo veshje e pahijshme me brekë të bardha dhe fustanellë. Burrat kishin shikuar njëri-tjetrin, pastaj kishin matur veshjen e tyre prej pëlhure që i bënte të ndiheshin shumë të lirë gjatë ditëve të nxehta të verës, duke mos kuptuar se kujt kishte mundur t'i pengonte pse visheshin ashtu si donin dhe siç ndiheshin më mirë. "Edhe ato brezat tuaj nuk shkojnë në shoqërinë socialiste. Duket thuajse belin e shtrëngoni me prapambetjen tuaj, thuajse jeni të shtrënguar nga rrathët e së kaluarës, e cila nuk u lejon as të frymoni lirshëm." - u thanë aktivistët e partisë së punëtorëve. "Ato pantallona si tuajat do të na

shtrëngojnë! Ne jemi mësuar që çdo pjesë e trupit tonë të lëvaret lirshëm!" - kishte filluar të arsyetohej kryeplaku në emër të të gjithë burrave të fshatit, por kjo edhe më shumë i kishte acaruar të ardhurit nga qyteti, që u kishin dhënë një afat tremujor që të gjithë të kishin kohë të ndërronin veshmbathjet e dikurshme dhe të vishnin tesha që do t'u kishin hije për kohën në të cilën jetonin. Fshatarët nuk kishin si t'i kundërviheshin këtij urdhri të qeveritarëve edhe pse nuk e kishin të lehtë të hiqnin dorë nga veshmbathja që kishin veshur që nga fëmijëria dhe që kishin trashëguar nga të parët. Pasojat nga ky ndryshim në veshjen e tyre u panë disa muaj pasi që të gjithë qepën, apo blenë, pantallona dhe pallto nga stofi i lirë: atyre filloi t'u skuqej lëkura mes këmbëve dhe filluan të ecnin këmbëhapur. Pastaj gratë kishin filluar të ankoheshin se burrat e tyre nuk ishin më ata gjaknxehtit e mëparshëm, të cilët u vërsuleshin dhe i shtrëngonin fuqishëm pranë vetes posa binin në shtrat, por disi u bënë më të përmbajtur, u duhej kohë që të kthenin vrullin burrëror. Edhe sot e kësaj dite ka pleq në fshat që besojnë se ky insistim i atëhershëm i qeveritarëve që verës të mos visheshin me brekë të bardha dhe fustanellë, kishte për qëllim të dobësonte burrërinë e tyre. Se thjesht, që atëherë ata kurrë më nuk arritën të ndienin lirshëm çdo pjesë të trupit të tyre. Por, sido që të ishte, ata shpejt ishin mësuar të përballnin veshmbathjet me të cilat në fillim u dukej vetvetja qesharake, si të shtrënguar në jaki. Posa harruan tirqit e dimrit dhe fustanellën e verës, posa u ndanë nga veshmbathjet e dikurshme, duke i palosur ato nëpër arkat e drunjta, pushtetarët i kishin çuar fjalë kryeplakut të ishte më i kujdesshëm, t'i hapte sytë, sepse të tronditur nga vdekja e ideologut të tyre, stalinistët, sërish kishin filluar

të veprojnë. Ata e paralajmëronin kryeplakun të mos i ndodhte si shumë herë më parë, e të mos vërente me kohë ata që donin t'i përdorin kohërat e turbullta për të ngadalësuar ecjen e vrullshme të shoqërisë së re socialiste. Kjo kërkesë e pushtetarëve i kishte çuar fshatarët të bëheshin edhe më të ndrojtur nga sa ishin kur dëgjuan për parashikimet e Fatkës se ai vit duhej jetuar kujdesshëm, se fara e tij e keqe do të mbinte edhe në dekadat e mëvonshme. Kishte edhe të atillë që mendonin se lajmi pikëllues i ardhur nga Moska detyrimisht do të ndikonte edhe në rrjedhën e ngjarjeve të këtushme, se të këqijat do të ndodhnin jo pse ashtu kishte parashikuar Fatka, por sepse atë vit ishte shtuar numri i qengjave të zinj, se dhentë kishin lindur vetëm femra, se kanosej rreziku që kopetë t'u mbeteshin pa desh, e kopeja pa ogiç e humb forcën. Fshatarët i shqetësonte edhe lajmi se shteti do t'i zhdukte dhitë, ato kafshë që mbronin barinjtë nga rrufeja, sepse sipas besimit të fshatarëve të mi, ato ishin të vetmet që e njihnin gjuhën e bubullimës dhe dinin të lexonin shenjat e vetëtimës, kështu që me kohë u largoheshin vendeve ku godiste rrufeja. Thënë shkurt, fshatarët atë vit e kishin jetuar të fundosur në baltën e frikës, në lloçin ngjitës të pritjes të ndodhte ndonjë e keqe si dhe në mykun e pasigurisë. Thënë edhe më drejt, ata as që e dinin ç'merita kishte Stalini në ngjarjet e përbotshme, aq më pak bënin dallime ideologjike mes sunduesve të tanishëm me ato të mëparshmit, banorët e fshatit tim as atëherë, as kurdoqoftë më vonë nuk arritën ta kuptonin pse pamundësia t'i kundërvihesh atij që të sundon, emërohej ndryshe, herë quhej sundim i këtij apo atij, e herë liri e sjellë nga këto apo ato, kur në thelb asgjë nuk ndryshonte dhe dihej kush është bari e kush i ha qengjat. Këtë ata nuk e kishin kuptuar

as atë ditë kur u përhap lajmi nëpër fshat se uji i kroit në mes të fshatit përnjëherë ishte turbulluar. Kjo dukshëm i shqetësoi fshatarët, sepse nuk ishte gjithaq e lehtë që gratë të shkonin e të mbushnin ujë deri te Kroi i Halilit apo tek ai i Sylbinecit. Me siguri që kjo e shqetësoi edhe kryeplakun, të cilit përnjëherë thuajse iu nxi fytyra, iu zhduk ajo siguria aq e dukshme në vetvete. Ai, si edhe gjithë të tjerët, nuk mbante mend që ndonjëherë të ishte turbulluar uji i kroit, asnjërit nuk i kujtohej të kishte dëgjuar se kurdoqoftë fshatarët të kishin vënë në dyshim pastërtinë dhe pijshmërinë e ujit të kroit. Ata kishin dëgjuar për vite të thara kur ishte pakësuar uji, jo një herë kishin qenë të detyruar të gërryenin gypat e allçisë nga rridhte uji që t'i zëvendësonin ato që ishin thyer, nga të çarat e të cilëve uji rridhte anëve e jo drejt lugut të kroit. Ditën kur fshatarët ishin mbledhur pranë kroit dhe hamendeshin se ç'duhet bërë, nga kodrina teposhtë vinte Fatka. Të gjithë u habitën kur e panë, sepse ajo rrallë dilte nëpër ato kodrina. Posa u afrua pranë tyre, ajo qëndroi mbi gurin nga dilte lugu i kroit dhe u tha: "S'keni pse të brengoseni, sepse unë kam hedhur polen lulesh te burimi i kroit lart në kodrinë!" Fshatarët shikuan njëri-tjetrin me mosbesim. Atëherë vërejtën se turbullira e ujit ishte e çuditshme: shihej qartë se nuk ishte balta ajo që ia kishte ndryshuar ngjyrën atij, por diçka krejt tjetër, kishte marrë një ngjyrë të verdhë të ndritshme thuajse kishte shpërlarë gypa të lyer me mjaltë. "Poleni ndikon mirë në sforcimin e fshikëzës dhe kanalet e shurrës! Nuk e vëreni se sa ndryshime kanë pësuar burrat e fshatit nga kjo veshje e imponuar, se ecin rrugëve këmbëhapur dhe orë e çast e bëjnë shurrën?" - u tha ajo fshatarëve të habitur. Pastaj iu afrua kroit dhe piu ujë, sa t'i bindë të tjerët se nuk është

as helmues, as i papastër. Fshatarët e shikonin sa të habitur, po aq edhe mosbesues ndaj asaj që ndodhte. Pastaj të gjithë ndien një lehtësi në vetvete, edhe pse i mundonte një pezëm ndaj Fatkës: kohëve të fundit ajo bënte gjëra pa i paralajmëruar ata. Dhe ndoshta nuk do të rrinin pa reaguar, në mos më shumë do ta qortonin e shanin fallxhoren, por aty ishte kryeplaku, i cili jo vetëm që nuk e qortoi, por iu afrua dhe para të gjithëve e falënderoi për kujdesin që tregonte që fshatarët të mos i lidhte ndonjë magji, apo thjesht që shëndeti i tyre të mos kërcënohej nga të papritura. "Puna e burrërisë është e ngjashme me të sëpatës: nëse nuk e mpreh, nëse lejon të ndryshket, ajo nuk pret gjë!" - tha Fatka para se të largohej nga aty. Pastaj u larguan edhe fshatarët e tjerë dhe së shpejti edhe uji u kthjellua. Ata që kishin pirë ujë të përzier me polen lulesh, ditë me radhë ndienin një djegie të lehtë kur bënin shurrën. Fatka i kishte qetësuar duke u thënë se dhembja që ndienin dëshmonte se kanalet u pastroheshin dhe u bëheshin më të ndjeshëm. Disa ditë pas këtyre ndodhive që u ndërlidhën me vdekjen e Stalinit, pasi kishte kaluar tronditja nga ai lajm i papritur që kishte ardhur nga Moska, dhe pasi uji i kroit ishte pastruar dhe kishte filluar të rrjedhë i kthjellët si gjithmonë më parë, kryeplaku e mori për dore jetimin që rritej në kullën e tij dhe e çoi te shtatë rrapet. Atje ishin ulur pleqtë e tjerë të fshatit si dhe tre djemtë e kryeplakut. Ai e mori vogëlushin katërvjeçar në prehër, nxori nga xhepi gërshërët e mprehta dhe me dorën e majtë, ashtu siç i kishte thënë Fatka, ia preu bishtin e flokëve që i rritej nga dita e lindjes, e i zgjatej thuajse deri te beli. Askush nuk e dinte pse kryeplaku nuk lejoi gjatë viteve të mëparshme që t'ia prisnin atë bisht, të cilin me aq dëshirë ia ledhatonte kur e merrte në prehër. Pasi ia

preu flokët e gjata e të verdha si fije prej mëndafshi të praruar, ai i lidhi në një mindil dhe i futi në xhep. “Nuk dua ta ndani nga djemtë e mi, mos e mbani për të huaj, por të fisit dhe gjakut tonë! Është trashëgimtari im, njësoj sa edhe tre djemtë e mi, përpos se këtij kurrë nuk do t’i takojë nderi që ka fisi ynë – të bëhet i pari i fshatit!” - u tha të pranishmëve, të cilët ia përkëdhelnin fëmijës flokët e mbetura. Edhe djemtë e kryeplakut e shikonin gëzueshëm, sepse tani ishte zhdukur edhe e vetmja gjë që i dallonte nga njëri-tjetri: bishti me flokët e lindjes. Si dhe ishte ngritur muri që sadopak të birësuarin e veçonte nga ata dhe e vendoste një shkallë më poshtë në trungun e familjes së kryeplakut. Natën pas prerjes së bishtit, vogëlushi kishte fjetur shumë keq: ishte zgjuar në mes të natës duke bërtitur se muret e dhomës rrotulloheshin rreth tij, se e tërë kulla luhatet dhe sa nuk ishte rrëzuar. Posa i kishte mbyllur sytë, kishte ndier një luhatje të lehtë të çdo gjëje rreth vetes. Kryeplaku dhe nanuçeja ngutazi kishin hyrë në dhomë posa kishin dëgjuan britmat e fëmijës së trembur. “E kanë marr mësysh!” - i tha e shoqja kryeplakut, i cili mbante në krahë fëmijën. Posa doli mëngjesi, kryeplaku e mori për dore dhe e çoi te Fatka. Edhe ajo u shqetësua nga çka i kishte ndodhur bonjakut dhe kur ia pa sytë e ënjtur nga pagjumësia, asaj ia përshkoi fytyrën një e zbehur e lehtë. E mori në prehër, ia leu ballin me mjaltë për të cilën i tha kryeplakut se as vetë nuk e kishte shijuar kurrë, sepse ishte aq i rrallë sa e ruante si ilaç për magji të rënda, se bletët e mblidhnin nga lule që rriteshin vetëm mbi varreza dhe aty ku shëtiste fryma e të vdekurve e bërë si puhizë e lehtë e pranverës. “Luani im, një ditë do ta kuptosh se kjo jetë është një hutesë e madhe, se atë e mbulojnë shumë qartësi me të cilat njerëzit nuk

duan të përballen!" - i pëshpëriste ajo fëmijës para se të largoheshim nga kasollja. Gjersa fëmija vraponte nëpër kopshtin përplot me lule, Fatka e kryeplaku bisedonin diçka mes veti. Fatka shikonte vogëlushin dhe i fshinte lotët që i rrokulliseshin nëpër faqe. Pastaj kryeplaku lehtazi ia ledhatoi asaj faqet e përlotura dhe u dëgjua vetëm një psherëtimë e lehtë e tij, si e dalë nga thellësia e shpirtit. Posa u kthyen në shtëpi, kryeplakut iu tret qetësia e mëparshme, iu nxi fytyra dhe u nisë drejt qytetit. Ata dy shkupjanët që ua përmenda më parë, e që para disa vitesh ikën në Shqipëri që t'i mbeteshin besnikë Stalinit, tani i kishin çuar fjalë kryeplakut dhe e lusnin t'u ndihmonte të ktheheshin sërish nga kishin shtegtuar. "U kalbëm nëpër burgjet e Enverit! Na ndihmo të shpëtojmë kokën! Këtu nuk është ajo Shqipëria që e mendonim ne! Këtu është një errësirë në të cilën të mashtruarit kanë filluar t'i besojnë vetëgënjimit se jetojnë në parajsë, duke mos e ditur se gënjeshtarë kanë nënë ëndrrat e kota dhe shpresat e humbura!" - lusnin ata shpëtimtarin e tyre që dikur u gjeti njerëz në Dibër që u ndihmuan të kalonin matanë kufirit. Kjo kërkesë e tyre e kishte ngushtuar keq kryeplakun, sepse ai ndihej nga pak fajtor që ua mundësoi nga burgu i këtushëm të shkonin në një burg të ri. Ai u kishte çuar fjalë dy stalinistëve të përbetuar të shkonin në Elbasan dhe të kërkonin ndihmë nga çamët që dikur ishin lavdëruar se do të përdornin edhe dhunë që të merrnin eshtrat e mbetur të kufomës pa kokë. Më tej askush nuk e di se si kishin vepruar dy shkupjanët që i kishin kaluar disa vite nëpër burgjet e Enverit, por disa muaj më vonë, në gazetën "Nova Makedonija" të Shkupit, u botua një lajm i shkurtër, i cili njoftonte se në kufirin shqiptaro-jugosllav ishin kapur dy shqiptarë, të cilët ishin dënuar

me nga dymbëdhjetë vite burg si shkak i veprimtarisë së tyre armiqësore. Ky lajm nuk do të vlente gjë për fshatarët e mi sikur të mos përmendej edhe emri i fshatit tonë dhe sikur të mos thuhej se qarqet armiqësore kishin shtrirë degët e veta kudo nëpër këto hapësira. Ky lajm ishte ai që shqetësoi kryeplakun. Atë e kishte mbërthyer frika se të burgosurit kishin përmendur emrin e tij, andaj edhe atë vit ai edhe gjumin e bënte me një sy çelë. Nga frika se mund t'i ndodhte diçka e papritur, ai kishte porositur djalin më të madh që nëse i ndodhte diçka, ai të merrte në duar fshatin e të kujdesej për familjen, duke ia theksuar që të mos e ndante nga vëllezërit e vet as bonjakun që rritej pranë tyre. Atë vit familja e kryeplakut ishte shtuar edhe me një anëtar të ri, me nusen e djalit të tij të dytë. Edhe kjo martesë e mërziste kryeplakun, sepse ai vërente qartë se nga dita në ditë, nusja venitej si të ishte lule e paujitur. Ai i ishte ankuar edhe Fatkës, e kishte pyetur atë se ç'duhej të bënte që t'ia qetësonte gjumin të resë. Magjistarja i kishte thënë se djalit të tij i ishte lidhur burrëria në nyje shkaku i veshmbathjes së re, se i mësuar qysh fëmijë të vishej me brekë të bardha e të gjera si pëlhura, tani përnjëherë i ishin çrregulluar kanalet e burrërisë, andaj duhet pritur të kalojë pak kohë që ai të arrijë të shërojë të skuqurit e lëkurës në meskëmbëshin që ia shtrëngonin pantallonat. Ndodhitë me shkupjanët e burgosur e kishin larguar nga mendimet për jetën bashkëshortore të djalit. Pa dyshim se frika mos vallë dy shkupjanët do të tregonin kush ishte ai që u kishte ndihmuar të kalonin kufirin, aq e kishte pushtuar sa ai edhe nuk vërejti një ndryshim të dukshëm që ndodhi në fshat aty nga fundi i vitit, kur Moska ende vuante humbjen e prijësit të madh dhe kur përnjëherë gratë e fshatit filluan

të visheshin si në ditë festive, e të shkonin te kroi më shpesh se kurdoherë më parë. Atje pëshpëritnin diçka mes veti, hangariseshin thuajse papritur u kishte ardhur ndonjë lajm gazmor e i gjatëpritur. "Ç'ndodh kështu me këto gratë tona?" - pyesnin burrat që qëndronin anëve të rrugës dhe shihnin se tërë granimi kishte pushtuar rrugët dhe endeshin me shtambat në duar thuajse nuk bënin gjë tjetër përpos që mbushnin ujë. Kjo rrëmujë e grave të fshatit zgjati ditë me radhë. Më gazmorja mes tyre ishte nusja e djalit të dytë të kryeplakut, së cilës përnjëherë iu kthye buzëqeshja dhe nuri i dikurshëm në fytyrë. Ishte e qartë: poleni, të cilin Fatka kishte hedhur te burimi i kroit kishte dhënë rezultatet e veta shëruese dhe burrat e fshatit nuk ndiheshin ngushtë në veshmbathjet e reja edhe pse në mbrëmje mezi prisnin të vishnin brekët e pëlhurës e të shtriheshin pranë grave të veta. Dhe posa ra bora e parë, në fshat erdhën dy policë dhe morën me vete kryeplakun. Gjatë rrugës deri në qytet, ai ishte bërë gati ç'të thoshte lidhur me atë se pse i kishte ndihmuar dy shkupjanët të kalonin kufirin. Pastaj ishte parapërgatitur edhe të kalonte disa vite burg. I vinte keq vetëm pse nuk e kishin lejuar të përshëndetej me të afërmit e vet, pse e kishin nxjerrë nga kulla ngutshëm, si të ishte një hajdut e jo prijësi i fshatit, thuajse kishin frikë mos u ikte nga ndonjë dalje e fshehtë e kullës. Në qytet atë e kishin përballur me dy bullgarë të ardhur nga Trijavna, të cilët e kishin kaluar ilegalisht kufirin shtetëror dhe kishin thënë se do të donin të jetonin në Maqedoni, pasi mendonin se socializmi i këtushëm ishte më i lehtë se ai që jetonin në shtetin nga kishin ikur. Ajo që i kishte habitur inspektorët policorë të Shkupit, kishte qenë kërkesa e dy ardhacakëve nga Bullgaria që nëse u lejohej qëndrimi në Maqedoni, të jetonin

përkohësisht në fshatin tonë, duke qenë të bindur se banorët do t'u afronin strehim derisa të gjenin ndonjë zgjidhje tjetër. "Ec e kapi fillin këtyre spiunëve të fëlliqur: janë bullgarë, a kërkojnë të strehohen në një vendbanim shqiptarësh? Kush do të mund ta paramendonte këtë bashkëpunim të çuditshëm kundërshtetëror?" - kishin pëshpëritur mes veti ata që kishin marrë në pyetje të dyshuar për veprimtari armiqësore me përmasa rajonale. Prandaj shpejt kishin çuar policët që ta sillnin aty kryeplakun, e të qartësohej se cila do të ishte kjo lidhje e fshatit tonë me dy të ardhurit nga Bullgaria. Kur kishte parë se nuk bëhej fjalë për dy shkupjanët, por për dy veta që ai as i njihte, as i kishte parë ndonjëherë me sy, kryeplakut i ishte kthyer vetëbesimi si dhe kujtesa. Ai e dinte nga kjo lidhje mes dy ardhacakëve të huaj, atij i ishin rikujtuar rrëfimet e të parëve që tregonin për vitet kur barinjtë e dikurshëm të fshatit tonë, ishin dëshmuar si njohës të mirë të malit Emine-Ballkan, se i njihnin të gjitha majat e tij, bile edhe atë nga shiheshin dy detet, prandaj në vitin 1565, përfaqësuesit e sulltanit, i kishin angazhuar disa të rinj nga fshati jonë që të bënin rojë në vendkalimin malor nga kalonte rruga Stamboll - Dubrovnik. Pra, kryeplaku kishte zbuluar lidhjen e fshatit tonë me ato hapësira të largëta malore, por nuk i kujtoheshin emrat e paraardhësve tanë, të cilët kishin qenë derbentçinjtë e parë që kishin ndërtuar kasolle aty ku më vonë bullgarët do të ngrenë vendbanimin e sotëm të quajtur Trijavna. Ata jo vetëm që ndalonin çdo karvan që nuk kishte lejen e sulltanit për të bërë tregti nëpër Perandorinë Osmane, por asokohe u shërbenin edhe barinjve tanë që të mos gabonin rrugën kur e kthenin bagëtinë nga Edreneja, apo kur e çonin të dimëronte në vendet e ngrohta buzë detit

Egje. Tani ju, njësoj si edhe unë, mund të paramendoni sa do të jenë brengosur rojtarët malorë nga fshati ynë asaj vjeshte të largët për të cilën u kam rrëfyer, e kur assesi nuk kishin kaluar andej pari barinjtë e fshatit të tyre me bagëtinë, e të cilët rregullisht u sillnin lajme më të reja nga fshati. Pra, besoj se ju kujtohej ngjarja e përshkruar kur Sefoja, si kryebari nga dera e kryeplakut, kishte gabuar rrugën dhe në vend që bagëtinë e fshatit ta çonte atje ku dimëronte me vite – drejt Edrenesë – i kishte nisur si i pakokë nëpër mjegull dhe kishin arritur deri në Dalmaci nga ai kurrë më nuk ishte kthyer. Por, të mos rikthehem në përsëritje të ngjarjes që e dinin, të shtoj se kryeplakut i ishte kujtuar pse dy bullgarët kishin menduar se në fshatin tonë do të gjenin strehim dhe se ne nuk do t'i linim në rrugë. Thjesht, ata kishin dëgjuar për burrërinë e paraardhësve tanë që dikur thuajse ishin themelues të fshatit të tyre, dhe kjo lidhje nga e kaluara, ishte ajo që kishte lëshuar degë deri në të sotmen. Andaj kur policët e këtushëm i kishin pyetur se ku do të donin të vendoseshin nëse shteti do t'u lejonte të jetonin këtu, ata pa hamendje kishin përmendur emrin e fshatit tonë edhe pse as që e dinin se ku ndodhej. Inspektorët nuk u kishin besuar bullgarëve, të cilët ndershëm kishin shpjeguar se nuk njihnin njeri nga fshati ynë, se nga të parët e vet kishin dëgjuar se burrat e atjeshëm ishin të ndershëm dhe besnikë. "E nga e dini se ata do t'ju ofrojnë strehim?" - kishin pyetur hetuesit policorë. Bullgarët kishin përsëritur se besonin që edhe fshatarët e tanishëm të fshatit që kishin përmendur, ruanin kujtimin për lidhjet nga e kaluara. Me të drejtë ky rrëfim u ishte dukur mjaft i dyshimtë inspektorëve policorë, prandaj kishin çuar ta thërrisnin kryeplakun, i cili jo se nuk ishte habitur kur e kishin

përballur me dy bullgarët e panjohur, por shpejt kishte ardhur në vete dhe e dinte se nga ata e dinin emrin e fshatit tonë. Ua kishte rrëfyer inspektorëve thuajse të njëjtin rrëfim si edhe bullgarët, gjë që edhe më shumë i kishte habitur hetuesit. Duke mos mundur ta shtjellojnë punën vetë, hetuesit kishin kërkuar ndihmë nga organet më të larta. Kështu që deri në ardhjen e një vendimi më të qëndrueshëm, kryeplaku duhej të qëndrojë në stacionin policor dy ditë e dy net. Familjarët e tij as që guxonin të pyesnim se ç'ndodhte me të. Vetëm Fatka ishte ajo që kishte shkuar deri në Shkup dhe i kishte bindur policët se mbanin të mbyllur një njeri që nuk kishte faj për bëmat e të tjerëve. Ajo kishte shfrytëzuar shkuarjen në Shkup që të blinte pëlhurë amerikane, të cilën e kishte mbështjellë me një gazetë në faqet e së cilës shkruante për një lidhje të çuditshme mes dy komunistëve të ikur nga Bullgaria dhe fshatit tonë. Aty ishte botuar edhe një tekst ku me plot humor flitej se barinjtë e fshatit tonë, qysh në kohën e turkut kishin marrë pjesë aktive në ndërtimin e së ardhmes së këtyre hapësirave dhe përshkruhej kjo lidhje e jona me fshatin e sotëm bullgar të quajtur Trijavna. Pas disa ditëve puna u qartësua dhe kryeplaku u kthye në fshat. Më vonë ai u interesua për fatin e dy bullgarëve, por kurrë nuk dëgjuam se ç'kishte ndodhur me ta.

# VII

Sa më shumë i afrohem fundit të rrëfimit, gjithnjë e më shumë ndihem si i ndodhur në mes të lumit rrëmbyes, si ai që nga valët e tërbuara do të shpëtojë plaçkat që ia merr uji, të cilit nuk i ka mbetur asgjë tjetër përpos të hapë krahët, të mundohet djathtas e majtas të rrëmbejë sa më shumë rrangulla që rrotullohen mbi valët e lumit rrëmbyes të imagjinatës. Ashtu, pra, ndihem në shtratin e këtij rrëfimi, ku posa më rrëmben vala e ndonjë ngjarjeje, vjen tjetra si e papritur, përplaset në imagjinatën time duke marrë me vete ndodhinë e mëparshme të ndërmendur. Andaj, ndoshta do të ishte më mirë sikur të kishte mundësi të endja një pëlhurë me penj shumëngjyrësh, të gjerë e të gjatë sa edhe koha që i ka rrëmbyer ndodhitë për të cilat u rrëfej, pëlhurë që do të valëvitej para jush njësoj siç valëvitet tani në kujtesën time, e ledhatuar nga puhiza e trishtimit të lehtë që vjen nga bindja se ne ngandonjëherë ngutemi të rrëfejmë për të kaluarën nga shkaku se duam që ajo të bartë vulën e të vërtetës sonë, se nuk e bëjmë këtë aq për të shpalosur ndonjë të vërtetë, sa nga nevoja të bëhem pjesë e të vërtetave. Ku ta dish, rrëfimet që i dëgjojmë nga tjerët, njësoj si dhe ato që ne i rrëfejmë, ndoshta janë vetëm orvatje që njerëzve t'u thuhen gjërat që ata i dinë, por nuk i përjetojnë ashtu siç i ka përjetuar rrëfyesi. Ua them hapur se orvatjet e mia kanë të bëjnë

me krejtësisht diçka tjetër, këto rrëfime që shpalos para jush nuk shprehin ngutjen time që të mos e bëjë këtë ndonjë tjetër, e as që të mbroj vërtetësinë e tyre, por sa të shihni se rrëfimin nuk e përbëjnë fjalët që thuhen, por mendimet që duan të ngjizen nëpërmjet fjalëve. Pra, të shihni se fjalët janë kufoma e pashpirt e mendimit, se të gjithë rrëfyesit e kësaj bote vazhdojnë t'ju bezdisin me fjalë shkaku se assesi nuk arrijnë të thonë atë një mendim të vetëm që duan t'ua përcjellin. Hapur ua them: në fillim doja që me një fjali, me një përshkrim të lëvizjeve të tij, me një thënie të vetme që kam dëgjuar nga ai, me një bëmë që i ngërthen gjitha të tjerat, t'ju shpjegoj boshtin njerëzor të kryeplakut. Ajo orvatje më solli këtu ku jam tani: të ndihem si notues në lumin vërshues të kujtesës ku lodhshëm mundohem të shpëtoj sa më shumë nga ngjarjet dhe ndodhitë që bart me vete shtrati i egërsuar i lumit të jetës. Në këto çaste jam duke u munduar të nxjerr nga lumi vërshues i kujtesës natën për të cilën edhe sot e kësaj dite rrëfejnë më të moshuarit e fshatit, për ngjarjen që gjyshërit ua tregojnë nipave si të ishte lutje fatsjellëse. Për atë ngjarje do të flitet edhe vite me radhë. Njësoj siç do të jetojë edhe më tej hamendja se vallë me të vërtetë asaj nate ishin dëgjuar daulle, apo ajo do të ishte trill i atyre që ndodhive të rëndomta u shtojnë gjëra jashtëtokësore vetëm që të bëhen sa më të parëndomtë, të jenë më joshëse, të papërsëritshme, thuajse nuk janë të tilla të gjitha që i ndodhin çdokujt nga ne. Por, mos ta zgjas më tej dhe le të futem në errësirën e natës të vitit 1986, në atë natë të mbështjellë me plot paqartësi, përpos të vërtete që nuk e mohon askush: aty kah mesnata, kryeplaku kishte braktisur kullën, ishte nisur drejt xhamisë, kishte trokitur te xhami i dritares së shtëpisë ku

me vite banonte gruaja e tij me djalin e tyre më të vogël dhe, pasi kishin biseduar diçka mes veti, ishte futur në oborrin e xhamisë. Ajo që ka ndodhur më tej është në të vërtetë pjesa që zgjon kureshtjen e fshatarëve edhe sot kur ndërmendet kjo natë e largët. Këtu, në pikën kur kryeplaku u afrohet shtatë rrapeve, ndodh ai degëzim i të vërtetave, këtu ndërhyjnë trillimet dhe bëhen pjesë e të vërtetës lidhur me ngjarjen e asaj nate. Kështu që disa nga fshatarët thonë se pasi kishte hyrë tek oborri i xhamisë, kryeplaku kishte qëndruar pranë trungut të mbetur të rrapit me gropë. Se pastaj kishte larë sytë me ujin e mbledhur në gropën e tij, se ishte ulur këmbëkryq, ishte mbështetur në atë cung që kalbej ngadalë, e nga i cili kot fshatarët kishin pritur të dilte ndonjë filiz i ri, dhe kishte filluar të këndonte. Ata që kësisoj rrëfejnë për këtë ngjarje, thonë se në oborr kishin ardhur dy daullexhinj dhe katër zurnexhinj, se ata kishin qëndruar pranë kryeplakut dhe në çastin kur ai ishte çuar në këmbë, ata kishin filluar të luajnë vallen e Ibrahim Hoxhës. Pra, shtojnë ata, kryeplaku kishte vallëzuar këtë valle deri në orët e hershme të mëngjesit, por mënyrën e saj të dytë, vetëm nëpërmjet lëvizjeve të trupit, që në të vërtetë ai i pari e kishte vallëzuar në dasmën e djalit të tij më të vogël për shkak të moshës dhe se këmbët më nuk mbanin peshën e trupit të tij dhe ngarkesën e dekadave që mbante mbi shpatulla. Kur mbrojtësit e këtij rrëfimi i pyet njeriu se pse në mëngjes kryeplakun e gjetën të zbathur te pragu i xhamisë, nëse kishte vallëzuar në oborr, pse atëherë ai nuk i kishte këmbët e pluhurosura, pse ishte skllamitur më shumë nga ana e brendshme e pragut të derës sesa nga ajo e jashtmja, pra kur ata i pyet pse nuk e gjetën në mes të oborrit, por këmbëzbathur te pragu i derës së xhamisë, ata thonë se

pasi kryeplaku kishte përfunduar vallëzimin, kishte dashur të hynte në xhami që të falte namazin e mëngjesit, por aty e kishte lëshuar forca e trupit, e kishin tradhtuar muskujt e këmbëve dhe nuk kishte mundur të bëjë asgjë më shumë përpos të lëshohet e të ulet aty ku e gjetën burrat e fshatit të nesërmen në mëngjes. Sado që përgjigjja e tyre është e logjikshme dhe nuk ka ndonjë plasaritje të dukshme që do ta shpallte të pamundshme, rrëfyesit që e shpjegojnë ndryshe këtë ngjarje, ngulin këmbë në të vërtetën se në veshmbathjen e kryeplakut nuk kishte asnjë fije bari, asnjë shenjë pluhuri që do të dëshmonte se ai kishte vallëzuar jashtë. Andaj ata mbrojnë shpjegimin se kur kishte arritur kryeplaku te xhamia, përnjëherë kishte dëgjuar të rënët e daulles brenda saj, dhe kur kishte hyrë brenda, kishte parë daullexhinjtë dhe katër zurnexhinjtë si luanin vallen e Ibrahim Hoxhës. Sipas këtyre përshkruesve të kësaj ngjarjeje, kryeplaku kishte vallëzuar vallen e Ibrahim Hoxhës i palodhur që nga mesnata e deri në orët e hershme të mëngjesit. Pas një kohe, thonë ata, atij i ishte bashkëngjitur edhe e shoqja, por jo që të vallëzonte - meqenëse kjo valle nuk ishte hore grash - por që herë pas here t'i fshinte djersët, e t'i ndihmonte të qëndrojë në këmbë kur ai ndiente lodhje. Para se të gdhijë mëngjesi, shtojnë tutje ata që bëheshin se kinse kishin dëgjuar asaj mesnate edhe të rënët e ngulfatur të daulles që vinte nga brendia xhamisë, kryeplaku kishte dashur të dilte nga xhamia, por nuk kishte arritur dot: këmbët e kishin lëshuar te pragu i derës. Po pse nuk i ka ndihmuar e shoqja, pyesin dyshuesit në vërtetësinë e këtij përshkrimi të ngjarjes, pse ajo nuk e mori për krahu të shoqin e ta çonte deri te kulla. Rrëfyesit që mbrojnë qëndrimin se kryeplaku kishte vallëzuar brenda në xhami, e jo në oborrin e saj, thonë se

kjo nuk ka qenë e mundur sepse aty nga mëngjesi e shoqja e kryeplakut ishte mpakur nga të qarët, se përderisa i shoqi kishte vallëzuar, ajo pa ndërprerë kishte qarë e ishte ulur mbi tepihun e butë që dikur e kishin sjellë bamirësit nga Stambolli i largët. "Mjaft më, mjaft më u ushqeve me dhembje! Pastro njëherë e përgjithmonë atë ndryshkë të shkaktuar nga pikëllimi, e që ta ka mbuluar shpirtin!" - e kishte lutur e shoqja, thonë rrëfyesit e kësaj ngjarjeje dhe shtojnë se kryeplaku ishte bërë si i shurdhët dhe i pagojë. Sipas tyre, ai as që kishte shikuar të shoqen e përlotur, por kishte ngulur shikimin nga kupola e lartë e xhamisë, e stolisur me disa lule të bukura, se vallëzimin nuk e kishte ndërprerë derisa jashtë kishte filluar të gdhinte. Pastaj u kishte thënë daullexhinjve dhe zurnexhinjve ta linin vetëm, ta braktisnin fshatin para se të vinin besimtarët të falnin namazin e mëngjesit. Po, cilët do të kenë qenë ata daullexhinj dhe zurnexhinj, pyesin edhe sot të gjithë ata që nuk i besojnë as taborit të parë, as atij të dytit që rrëfejnë për këtë ngjarje. Pse, vazhdojnë tutje me pyetjet e veta dyshuesit, pse kurrë ata nuk erdhën në fshatin tonë të shpjegonin se çka në të vërtetë kishte ndodhur asaj nate? Atë për çka nuk pyet askush është e vërteta në të cilën nuk dyshon njeri: asaj nate kryeplaku kishte braktisur kullën e vet para mesnatës duke u kujdesur që të mos e vërejë asnjë nga familjarët e thelluar në gjumë. Nuk mund të dyshohet as në të vërtetën se kur djemtë e tij shkuan ta marrin, e gjetën te pragu i xhamisë. Edhe atë pasi u lajmëruan burrat e fshatit që kishin shkuar të falnin namazin e mëngjesit, e të cilët posa kishin arritur te pragu i xhamisë, e kishin parë kryeplakun të molisur, të zhytur në një kllapi të thellë, të mbështetur nga ana e majtë e derës së hapur të xhamisë, thuajse bënte gjumë dhe me

trupin pak të zgjatur kah brendia e xhamisë, thuajse kishte dashur që duke u zvarritur të hynte brenda. Djemtë e tij, përfshirë këtu edhe atë të birësuarin, nuk arritën ta zgjonin edhe pse shihej qartë se frymonte lehtë. “Babi, babi!” - e thërrisnin djemtë e tij, por ai nuk e hapi gojën e as i çeli sytë. E morën në duar dhe e sollën në shtëpi. Kur kaluan pranë shtëpisë ku vite me radhë jetonte e shoqja e tij, e panë nënën e tyre me fytyrë të ngjitur pas xhamit të dritares. Por ajo nuk doli as në oborr, as pyeti ndokënd se çka kishte ndodhur me të shoqin. Edhe djemtë e saj nuk shkuan e as çuan njeri ta pyeste mos dinte gjë se çka kishte ndodhur asaj nate me kryeplakun, thuajse e dinin se atyre që e kishin pyetur ajo u ishte përgjigjur se tërë natën kishte bërë gjumë të rehatshëm dhe nuk kishte dëgjuar e as kishte vërejtur çkado qoftë që do t’ia prishte gjumin. Ajo kurrë nuk tha gjë lidhur me këtë ngjarje, ajo bëhej se nuk i pengonin shpjegimet e kundërta që i jepnin rrëfyesit e kësaj ndodhie, dhe mbase edhe ajo, njësoj si edhe shumë të tjerë, mundohej që nga këto dy rrëfime për të njëjtën ngjarje, të thurte të vërtetën e vet se ç’dreq e çoi kryeplakun asaj nate të shkonte te xhamia, ç’lodhje aq e madhe e kishte molisur sa të mos kishte forcë të kthehej nga kishte ardhur. Atë që di unë, e që mund t’ua them si diçka që nuk e lejon dyshimin tuaj, është e vërteta se në mbrëmjen e asaj nate kryeplaku ra në gjumë në kullë si gjithë shtëpiarët e tjerë, se me asgjë ai nuk paralajmëroi se do të largohej nga kulla. Aq më shumë, asaj mbrëmjeje ai vetë e lëshoi qenin të shëtiste lirshëm nëpër fshat gjatë orëve të natës, kur sipas kanunit, nuk mbaje përgjegjësi nëse kafshonte ndonjë endacak të rastit, i cili shëtiste nëpër fshat në orët kur rrugët e fshatit u takonin xhindeve e jo njerëzve. Para se të binte në shtrat, ai qëndroi pak çaste në çardak, shikoi

drejt kasolles së Farkës dhe pas disa kollitjeve të lehta, u fut në dhomën e vet të gjumit. Pra, atë në çka nuk keni asnjë arsye të dyshoni, është e vërteta se asgjë në pamjen e jashtme të tij, se asgjë në rrudhat e ballit të kryeplakut, se asgjë në qëndrimin e tij të drejtë të trupit, asaj mbrëmje nuk paralajmëronte ndonjë shqetësim të brendshëm të kryeplakut, diçka të fshehur që e brente në shpirt e që nuk arrin njeriu gjithaq ta mbulojë sa të mos shpaloset me ndonjë ngërç të lehtë të ndonjë muskuli në fytyrë, me ndonjë shtrëngim të lehtë të rrudhave në ballë. Çka kishte ndodhur me të vërtetë asaj nate, kur ishte zgjuar dhe ç'drejtim kishte marrë, nga kishte ecur e kaluar para se të shkonte te xhamia, unë nuk e di dhe vetëm mund të paragjykoj, apo t'u besoj atyre që thonë se i dinë fshehtësitë e kësaj ngjarjeje, e shpjegimet e të cilëve ua rrëfeva më lart. Ato shpjegime do t'i dëgjoni edhe sot e kësaj dite nëse ju sjell rruga në fshatin tonë, dhe ju mbetet juve të vendosni se cilit do t'i besoni. Është e çuditshme se si edhe rrëfyesit e parë, njësoj si ata që thonë se hoxha kishte vallëzuar tërë natën vallen e Ibrahim Hoxhës brenda xhamisë, pajtohen në atë që për mua është më e pabesueshme: se kishin dëgjuar qartë të rënët e daulles dhe zërin melankolik të zurneve. Tani e di se edhe ju shtroni po të njëjta pyetje që vite me radhë ia kam shtruar edhe unë vetvetes lidhur me këtë moment që i ndërlidh dy palët që shpjegojnë ndodhinë e kësaj nate: nga u gjetën ata daullexhinj dhe zurnexhinj te xhamia në ato orë të mesnatës, nga kishin ardhur, nga e dinin se kryeplaku asaj mesnate do të dilte te xhamia dhe se kishte dëshirë të vallëzonte atë valle aq të dashur të tij, si..., pse..., kush...? Pra, e di që edhe ju shtroni qindra pyetje të lindura nga dyshimi lidhur me ngjarjen e asaj nate, lidhur me atë që

kurrë nuk ka qenë e diskutueshme për fshatarët e mi: se kryeplaku kishte vallëzuar, se ishte dëgjuar buçima e daulleve dhe zëri depërtues i zurneve. Aq më shumë, fshatarët e mi thonë se në çdo gjë mund të dyshohet, por jo edhe në atë se asaj mesnate qartë ishte dëgjuar të rënët e daulleve, se jehona e tyre kishte arritur deri te kroi i Halilit në lindje dhe tek ai i Sylbinecit në perëndim, se zëri i zurneve kishte ledhatuar gurin e shpuar lart në kodrinat jugore si edhe luginën në anën veriore të fshatit. E kur i pyet njeri se vallë ishte zgjuar ndonjë nga gjumi, të gjithë, përfshirë edhe ata që thonë se kishin dëgjuar të rënët e daulles dhe lojën e zurneve, e pranojnë se tërë natën kishin bërë gjumë të qetë, se asgjë nuk i kishte shqetësuar aq sa të prishnin gjumin. E si, si dëgjuat daullet, pyesin me të drejtë ata që dyshojnë se asaj nate kishte ndodhur diçka e ngjashme me atë që flitej. “Derisa bënim gjumë, dëgjonim jehonën e të rënët e daulleve dhe lojën e zurneve!” - thoshin ata duke mbështetur pohimet e veta edhe në diçka të pamohueshme: të nesërmen në fshat erdhën disa policë dhe shkuan drejt e te xhamia e fshatit. Aty e thirrën të shkonte kryeplaku, por ai ishte ende i trullosur, andaj familjarët e tij çuan fjalë se mund të bisedonin me burrat e tjerë të fshatit dhe se i pari i katundit ishte i sëmurë. Ata menjëherë ishin interesuar se ç’kishte kryeplaku, si ndodhi aq papritur të shtrihej në shtrat dhe më në fund kishin pyetur burrat se a ishte e natyrshme që dikush të vallëzonte brenda në xhami, në faltoren ku besimtarët i drejtoheshin Zotit, e ku nuk lejohej asnjë dëfrim apo vendtakim për biseda të rëndomta, as ditën e lëre më në mes të natës. “Mundet, si jo! Nëse mund të vdesësh brenda një faltoreje, atëherë pse mos të jetë e mundur aty edhe të vallëzosh?” - kishte thënë një nga

burrat e fshatit. “Edhe të bien daullet brenda në të, të ulen aty këmbëkryq zurnexhinjtë me faqe të ënjtura nga të rënët e zurneve, edhe kjo thoni se është e mundur?” - kishin pyetur policët burrat e habitur, të cilët as vetë ende nuk dinin se çka kishte ndodhur, që më vonë do të dëgjonin për atë se natën e mëparshme kryeplaku kishte vallëzuar vallen e Ibrahim Hoxhës brenda në xhami ku e kishin përcjellë dy daullexhinj dhe katër zurnexhinj. “Nëse ka qenë e mundur që të na pushkatojnë pranë pragut të xhamisë, atëherë pse të mos vallëzojnë brenda saj vallet tona, të cilat mezi i shpëtuam nga harresa?” - kishin shtuar fshatarët. Policët kishin shënuar diçka në fletoret e veta, kishin pyetur se në ç’orë të mëngjesit e kishin gjetur kryeplakun të molisur e të djersitur te pragu i xhamisë, kishin pyetur edhe shumëçka tjetër, por burrat e fshatit kishin dhënë përgjigje vetëm aq sa ata të mos e kuptonin se çka mbulonin përgjigjet e tyre. Pastaj burrat e mbledhur aty u nisën drejt kullës së kryeplakut ku i pritën djemtë e tij dhe u thanë se ai i kishte porositur të mos lejonin njeri të hynte në dhomën e tij përderisa ai nuk do të ndihej i gatshëm të dilte jashtë. Kokulur, edhe paksa të lënduar, ata u larguan nga kulla. Kanë mundur edhe të kenë ndier hidhërim pse kryeplaku kishte vendosur të mos pranonte vizita, pse nuk lejoi njeri të hynte në dhomë dhe nga goja e tij të dëgjonte se çka kishte ndodhur asaj nate, por as ata, as djemtë që kujdeseshin për kryeplakun, nuk kishin si t’i kundërviheshin urdhrit të tij. Ç’është e vërteta, ka një pakicë banorësh në fshatit tonë, që japin një shpjegim krejt tjetër nga ato të mëparshmit që ju rrëfeva lidhur me këtë ngjarje, por hamendem vallë t’ua rrëfej apo jo, sepse më është në kufi të së pamundshmes. Por, që të mos më mbetet varur në

qafë dhe të mos dëgjoni për të nga ndonjë tjetër, e kështu të mendoni se qëllimisht e kam heshtur, ja do t'ua përcjell ngutazi edhe këtë shpjegim lidhur me këtë ngjarje, edhe atë vetëm aq sa ta dini se këtë ngjarje edhe sot e shtjellojnë ata që merren me të kaluarën e fshatit tonë: disa barinj, që asaj nate ishin ndodhur te stanet mbi fshat, kishin thënë se kryeplaku nuk kishte vallëzuar vallen e Ibrahim Hoxhës as pranë shtatë rrapeve, as brenda në xhami, por te varri i kufomës pa kokë. Ata betoheshin në Zot e në kryeogiç, se që nga lartmalet e kishin parë kryeplakun të vallëzonte, se qartë kishin dalluar hijen e dy daullexhinjve dhe të zurnexhinjve të ulur këmbëkryq, e të mbështetur pranë murit që rrethonte varrin, se hëna e plotë kishte ndriçuar shtatin e lartë të kryeplakut duke u luhatur në vallëzim, se u kishin bërë përshtypje çastet kur ai ishte mbajtur për muri që të mos e lëshonin këmbët kur i çonte duart lart nga qielli. "E si atëherë u gjet te pragu i derës së xhamisë?" - pyesnin me të drejtë ata që dyshonin në vërtetësinë e këtij shpjegimi. Por, pyetjet e këtilla nuk habisnin barinjtë që thoshin se aty në të gdhirët e hershëm të mëngjesit, kryeplaku ishte nisur drejt xhamisë, me siguri që të falte namazin e mëngjesit. "Më tej nuk e dimë se çka ka ndodhur me të!" - thoshin ata duke shtuar se nga jehona e daulleve dhe zurneve, dhentë e tyre jo vetëm se s'ishin shqetësuar, por për çudi, ishin strukur si të mpira nga ndonjë frikë, si të qetësuara nga ndonjë ledhatim i largët që i vinte në gjumë. Edhe qentë nuk kishin lehur fare, thuajse diçka e kishte topitur tërë egërsinë e tyre. Por, u thashë qysh më parë: këtë përshkrim të kësaj ngjarjeje, unë moti e mbaj si trill. Dhe këtë mund ta dëshmoj shumë lehtë: mbi varrin e kufomës pa kokë, nuk kishte asnjë gjurmë që do të dëshmonte se aty dikush me orë të tëra

kishe vallëzuar. Por, sido që të jetë, çfarëdo që të ketë ndodhur asaj nate, mbetet e vërteta e paluhatshme, të cilën nuk e mohon askush: nga ajo natë kryeplaku nuk ishte më ai i mëparshmi. Nga e nesërmja e asaj nate, ai thuajse humbi dëshirën të takohej me burrat e tjerë të fshatit, filloi të mos shkonte te shtatë rrapet, disa ditë me radhë dilte në çardak, por nuk zbriste në oborr dhe nga aty sodiste fshatin dhe hapësirën përreth. Djemtë e tij në fillim menduan se ai vuante nga mërzia për të rinjtë e fshatit që i burgosën asokohe, lodhjen e tij të menjëhershme ua përshkruanin shqetësimeve të tepërta që sollën me vete vitet e fundit të dekadës së tetëdhjetë, dekadës që rridhte nëpër shtratin e shekullit të njëzetë si një dhjetëvjeçar përplot turbullira dhe i veçantë, sepse bartte me vete paqartësi, gërryente brigjet e shtratit të socializmit, sillte përplot të papritura. Pasardhësit e tij ishin të bindur se nuk ishte pleqëria ajo që e mundonte kryeplakun, se ai nuk ishte viktimë e ndonjë magjie, e cila kishte mundur t'i ndodhte asaj nate kur kishte braktisur kullën, e të nesërmen e gjetëm te pragu i xhamisë, se nuk ishin xhindet ato që i kishin rënë daulleve dhe zurneve vetëm sa ta gënjenin të vallëzonte deri në plogështim të plotë të trupit, djemtë e tij besonin se në dhomë atë e mbylli diçka tjetër, shumë më e rëndë se mosha të cilës ai vështirë i nënshtrohej, se nuk ishte pleqëria ajo që nuk e linte të merrte bastunin që të nisej drejt shtatë rrapeve ku e prisnin burrat e fshatit duke shikuar të habitur drejt kullës, duke u hamendur pse nuk u bashkëngjitej, pse nuk dilte nga kulla e të nisej drejt xhamisë. Familjarët e tij nuk dinin ç'përgjigje t'u jepnin pyetjeve të shpeshta të burrave të fshatit që donin të dinin pse ai përnjëherë u mbyll në kullë dhe nuk donte të takohej me askënd. Djali i birësuar

dhe tre djemtë e tij, nuk kishin asnjë arsye të dyshonin në diçka më serioze, aq më pak në shëndetin e mirë të kryeplakut, i cili kurrë nuk ishte ankuar nga ndonjë dhembje dhe ende mbante drejt shtatin e lartë që e kishin fryrë puhizat e tetëdhjetë e gjashtë pranverave, që mbante mbi shpatulla po aq vite sa edhe shekulli në të cilin kishte lindur dhe jetonte. Shqetësimi i tyre u shtua disa ditë më vonë, kur filloi të mos takohej edhe me familjarët e vet. Dilte në çardak, shikonte majat e larta rreth fshatit dhe u shtronte djemve të vet ndonjë pyetje që nuk lejonte të thuhet asgjë më shumë se një "po" apo "jo" e shkurtër. Thjesht, ata as që guxonin ta shikonin, e lëre më ta pyesnin se çka e mundonte. Kur shikimi të përballej me sytë e tij, kishe përshtypje se shihje një shkëmb të qëndrueshëm, të cilit mund t'ia shohësh çdo plasaritje të jashtme, por kurrë nuk arrin të parafytyrosh ç'fsheh në brendinë e vet. I tillë ishte prej se e mbanin mend fëmijët e tij, i tillë mbeti përgjithmonë: nëna e kishte lindur njeri, e rrethanat jetësore e kishin bërë shkëmb, ishte nisur nëpër jetë si çdo fëmijë i pafajshëm, e ishte bërë syri, veshi dhe zëri i atij fshati. Ishte njeri, i cili e kishte mësuar mjeshtërinë që jetën ta jetojë me vetëdijen e polenit të luleve: se një ditë atë e bart edhe puhiza më e lehtë, njësoj siç e merr me vete jetën e njeriut shtrëngata e vdekjes. Ndoshta prandaj jetonte ngutshëm, nuk ngurronte edhe ngjarjeve më të papritura t'ua vërë përballë gjoksin e tij ku të bëhej se kishte një dritare, të cilën ai herë pas here e hapte, që andej të kalonin të gjitha erërat e kohës, e me çka e shpëtonte tërë fshatin nga tronditje më të mëdha. Tani, kur djemtë e tij u përballën me heshtjen e babait, menduan se ai vetëm përkohësisht mbante të mbyllur dritaren e burrërisë së vet në gjoks, se posa të kalonin disa ditë, do

të rikthehej ai i mëparshmi. Por, ai gjithnjë e më shumë bëhej i painteresuar për ndodhitë në fshat, nuk i pyeste shtëpiarët as për bagëtinë, nuk i bënin përshtypje kodrinat e gjelbëruara. As lugina poshtë ku gjarpëronte lumi si një pasqyrë e ndritshme e përkëdhelur nga rrezet e diellit nuk e joshte si dikur. "Thuajini nënës suaj të kthehet në kullë!" - u tha një ditë djemve të vet, jo me atë zërin e tij të dikurshëm urdhërues që nuk lejonte të dyshosh se diçka mund të pengoj që të çohet në vend kërkesa e tij, por me një zë dridhës që ngërthente në vete një lutje para së cilës assesi nuk donte të përkulej burrëria e tij, me një zë që ata nuk e kishin dëgjuar kurrë më parë, e që bartte në vete një thyerje të papritur, që nuk arritën t'ia shkaktonin as tronditjet që do të gjunjëzonin cilindo tjetër. Nuk e di ç'përshtypje i kishte lënë gruas së tij kjo kërkesë e papritur e kryeplakut, nuk mund të parafytyroj si ishte ndier ajo kur djemtë dhe bonjaku që kishte rritur shkuan e i thanë se i shoqi kërkonte që ajo të kthehej, por e di se erdhi menjëherë, qëndroi mbyllur disa orë në dhomën e tyre të dikurshme të fjetjes, dhe aty në orët e buzëmbrëmjes, të dy së bashku u nisën drejt xhamisë. Ajo prej moti nuk jetonte në kullën e dikurshme dhe kalonte vitet e pleqërisë te shtëpia e re pranë xhamisë, të cilën ia ndërtuan dy-tre vite pas vdekjes së Fatkës, në kohën kur ajo nisi të ankohej se në atë kullë ndiente një marramendje, se nga çdokund, në kullë dhe në oborrin e saj, ndiente një erë mjalti që e ngulfaste. Pesë vitet e para, te shtëpia e sapondërtuar pranë xhamisë, e kalonte vetëm ditën. Shkonte që në të gdhirë, posa thirrte ezani i mëngjesit, e kthehej pasi lëshohej terri mbi fshat, pasi pastronte xhaminë dhe oborrin e saj. Pastaj e bindi djalin e saj më të vogël që së bashku me të të kalonin e të jetonin te shtëpia e vogël aty menjëherë jashtë

avllisë së xhamisë, duke u arsyetuar se tani jo vetëm që ndiente marramendje nga ajo erë e rëndë e mjaltit, por natë e ditë shihte disa hije si hynin e dilnin nga dhoma e saj e gjumit. "Mos ma bëj këtë, moj grua, se do të më bësh të tallen me mua të gjithë burrat e këtyre hapësirave!" - e kishte bindur kryeplaku në gjysmëdekadën e shtatë të shekullit të njëzetë, kur ajo më në fund bëri të ditur dëshirën e saj se nuk mund të jetonte në atë kullë. Dhe kështu djemtë e saj ishin të detyruar t'ia çonin arkat dhe teshat e saj te shtëpia dydhomëshe nga e cila nuk u kthye kurrë më në kullë, por bijtë e saj ishin ata që shpesh e vizitonin. Edhe kryeplaku kurrë nuk shkeli në oborrin e asaj shtëpie edhe pse çdo ditë kalonte pranë saj dhe shpesh e shihte të shoqen në oborr ku varte teshat, apo nën hijen e rrapeve, degët e të cilëve dilnin edhe jashtë oborrit të xhamisë, ku i vinte në gjumë nipërit. As kryeplaku, e as cilido tjetër nga familjarët, kurrë më nuk folën për arsyet pse ajo u nda nga familja, e aq më pak ndonjëherë kishin kërkuar nga nanuçeja të kthehej në kullë. Ishte hera e parë asaj pranvere që kryeplaku u tha djemve të vet më të mëdhenj të shkonin e t'i thoshin të kthehej aty ku kishin shijuar natën e parë martesore. Por, siç u përmenda më lart, nuk e di se si i ishte përgjigjur nanuçeja kërkesës së tij, po e di se pas bisedës disaorëshe që patën në dhomën e tyre të fjetjes, që të dy u nisën drejt xhamisë.

Pranvera e tetëdhjetegjashtë e shekullit të njëzetë ishte shumë e bujshme. Jo vetëm pse filloi të ndihet qartë se eshtrat e Ballkanit kërcëllonin nga ngrica shekullore e marrëdhënieve mes popujve që jetonin aty, por se mbrojtësit e socializmit në Maqedoni, thuajse përnjëherë atë vit kishin vërejtur se fshati ynë ishte ndër të rrallët, nëse jo edhe i vetmi, i cili me asgjë nuk e kishte shënuar

besnikërinë ndaj kryekomunistit të ndjerë jugosllav, përpos me disa pisha, të cilat assesi nuk rriteshin dhe pjesa më e madhe e tyre ishin tharë. Çdokund nëpër pllajat rreth vendbanimeve përreth kishte parulla nga më të ndryshmet që mirëmbaheshin, e nëpërmjet të cilave shprehej betimi se edhe pas Titos do të mbetej vetëm rruga nga na çonte ai, përpos nëpër sukat e fshatit tonë ku nuk mund të gjeje asnjë yll pesëcepësh, apo çfarëdo qoftë tjetër që do të dëshmonte se e mbanin në kujtesë kryetarin e ndjerë, se ishin dhe do t'u mbeteshin besnik ideologjisë komuniste. Kjo e vërtetë i çoi aktivistët partiakë të Shkupit të vinin në fshat, t'i grumbullonin bashkëmendimtarët e tyre dhe hapur t'u thoshin se ishin treguar shumë të pandërgjegjshëm dhe ideologjikisht shumë të papjekur, pasi e kishin prurë punën që Komiteti Qendror t'ua rikujtonte se duhej mbajtur gjallë fryma tititste, pa të cilën do të plogështohej edhe trupi i shtetit socialist që me aq mund kishte ndërtuar Partia. Kjo vërejtje shumë domethënëse dhe nga pak edhe kërcënuese, i shtyu fshatarët të mendonin se në ç'vend dhe në ç'mënyrë ishte më së miri të korrigjonin lëshimin, si të dëshmonin se nuk kishin asgjë kundër rendit shoqëror në të cilin jetonin. Disa barinj kishin propozuar që asaj pranvere dhentë t'i qethnin ashtu që mbi shpinën e tyre të lexohej qartë emri i Titos dhe shkurtesa e Lidhjes Komuniste të Jugosllavisë, por ky propozim u kundërshtua nga ata që kishin frikë se mund të ndodhte që shkronjat mbi shpinën e dhenve të ndoteshin nga bajgat e kafshëve dhe kështu kësaj radhe nuk mund të prisnin ndihmë nga bagëtia. Atyre që u pëlqeu kjo ide shkuan edhe më larg dhe hapur shprehën mendimin se numri i dhenve në fshat do të mjaftonte që mbi shpinën e deleve të shkruheshin të gjitha shkronjat

që përbënin disa thënie të paharrueshme të Titos, siç ishte ajo se "Bashkim – vëllazërimi duhet ruajtur si bebëza e syve". Por, edhe ky propozim i tyre u prit me tallje nga ata që thoshin se si do të lexoheshin këto porosi kur dhentë do të përziheshin mes veti. "Këtu qëndron thelbi i të veçantës!" - ishin përgjigjur propozuesit duke shtuar: "Shkronjat mbi shpinën e dhenve do të ishin lëvizëse, kështu e tëra do t'i ngjante zgjidhjes së një gjëegjëze!" Edhe pse dolën propozime të tjera që ndërlidheshin me bagëtinë e fshatit, si për shembull ai që në majën më të lartë të malit të radhisnin lëkura të thara deshësh me të cilat do të shkruanin emrin e Titos, më në fund u vendos që kësaj radhe të mos përzinin bagëtinë, sepse nuk ishin kohët e dikurshme të turkut kur mundeshe që pashallarë e bejlerë t'i kënaqje me disa desh. Më në fund, u përkrah propozimi i djalit më të vogël të kryeplakut, i cili tha se më së miri do të ishte sikur te suka, aty ku ndodhej Kroi i Sylbinecit, e cila shihej nga të gjitha anët përreth, përpos nga ana jugore ku ngrihej maja e malit, të gërryenin në tokë shkronja të mëdha, që do të përbënin parullën: "Edhe pas Titos - Tito". Ai u shpjegoi fshatarëve se shkronjat duheshin bërë si kanale të shtruar me gurë të bardhë, të cilat do të ngjyroseshin ngjashëm me flamurin trengjyrësh jugosllav. Fshatarët në fillim nuk e morën vesh ku ishte e veçanta e këtij propozimi, meqenëse jo në një vend mund të lexohej kjo parullë. Djali më i vogël i kryeplakut u shpjegoi se nuk ishte gjithaq e rëndësishme përmbajtja e parullës, sa mënyra se si ajo do të shkruhej: shkronjat e gërryera në dhè do të mbusheshin me ujë. Në fillim fshatarët qeshën, por kur ai u shpjegoi se propozimi i tij nuk ishte i parealizueshëm, të gjithë mbetën gojëhapur. Ai shkroi vertikalisht tek oborri i xhamisë shkronjat që

përbënin parullën, e të cilat te suka do të ishin disa metra të mëdha. Pastaj shpjegoi se ato do të lidheshin njëra me tjetrën me gypa nëntokësorë, nga do të rridhte uji që nga “E”-ja e parë e deri tek “O”- ja e fundit. Pra, u tha ai fshatarëve, duhet të mbushen me ujë ato kanale që formojnë shkronjat, e pastaj syprina e tyre do të shkëlqejë nga rrezet e diellit dhe do të jetë e dukshme edhe netëve me hënë të plotë. Të gjithë do të mahniten nga gjetja jonë e veçantë dhe do të shihni se për ne do të shkruajnë edhe gazetat e Shkupit, u tha ai bashkëfshatarëve, të cilët më në fund pranuan se propozimi i tij do t’i nxirrte faqebardhë përpara pushtetarëve që jo një herë kishin dyshuar në besnikërinë e tyre ndaj sistemit socialist. Projekti i propozuar nga djali më i vogël i kryeplakut duhej miratuar edhe nga Komiteti Qendror i Shkupit, kështu që së shpejti erdhën aktivistët e atjeshëm që të shihnin se për çka bëhet fjalë. Ata vizituan sukën te Kroi i Sylbinecit, qëndruan në atë të ngritur të tokës që i ngjante barkut të fryrë e të gjelbëruar si asnjë pjesë tjetër e kodrinës, se aty pandërprerë rridhte uji i kroit që vazhdonte teposhtë deri tek arat në fushë, që pastaj, nëse nuk përdorej për ujitje, të derdhej në valët e lumit. Vizitorëve të qytetit u pëlqeu ideja e fshatarëve, e aq më shumë shpresonin se kjo do të ishte mënyra më origjinale e deriatëhershme për të shkruar një parullë, gjë që edhe ata do t’i bënte të njohur në tërë hapësirën jugosllave, me çka do të kishte vend të mburrej e gjithë klasa punëtore e Maqedonisë. Por, njëri nga ata pyeti se çka do të bëhej nëse kroi përnjëherë do të shterej, gjë që i çoi të qeshin të rinjtë e fshatit. E qeshura e tyre i çoi të mërroleshin aktivistët e Shkupit. Pastaj doli se kinse disa nga të rinjtë e fshatit tonë kishin thënë se në rast se do të shterej uji i kroit, ata do të vinin e do të

pshurrnin këtu për çdo ditë dhe me shurrën e tyre do t'i mbushnin kanalet që përbënin shkronjat e parullës. Kjo thënie, e saktë apo e trilluar nga ndonjë dashakeq i fshatit tonë, i mbushi faqet e para të gazetave të Shkupit dhe i çoi në burg pesë të rinjtë e fshatit tonë. Por, burgosja e të rinjve erdhi pasi parulla ishte gati. Shkronjat u mbushën me ujë ashtu siç e kishte paramenduar djali më i vogël i kryeplakut: ato për disa ditë me radhë shkëlqyen nga rrezet e diellit dhe shiheshin më larg seç kishin paramenduar fshatarët, por së shpejti u bë e dukshme se nuk kishin paraparë të gjitha rreziqet që i kanoseshin një projekti të këtillë. Jo se ra ndonjë shi dhe i deformoi shkronjat – nga ky rrezik ndërtuesit kishin ndërmarrë masa me kohë duke hapur një kanal që do të çonte ujin anëve të shkronjave – por në atë hapësirë grumbulloheshin bagëtia e fshatit, aty ato shuanin etjen e pastaj shtriheshin e pushonin. Nuk ishte e rrallë që qentë të hynin në ato gropa të mbushura me ujë që të shuanin vapën që i mundonte. Përderisa ditën aty preheshin kafshët shtëpiake, natën vinin derrat e egër dhe bishat e maleve përreth. Dhe mbase ato filluan ta gërryejnë dheun e butë e të lagësht rreth shkronjave, si dhe ta mbulonin atë hapësirë me jashtëqitjet kundërmuese, që së shpejti atë vend e bënë të mos kesh ku të shkelësh nga bajgat e shumta. Nga jashtëqitja e tyre kishte dobi vetëm kullosa, që u bë më e bujshme se asnjëherë më parë, kështu ajo i mbuloi kanalet e mbushura me ujë, e që formonin shkronjat, të cilat së shpejti as që shiheshin më. Jo se fshatarët qëndruan duarkryq, jo se ata nuk ndërmorën krejt çka duhej për të shpëtuar parullën që aq u kishte pëlqyer të gjithëve që e kishin parë, por më në fund u dorëzuan dhe nuk dinin si ta shpëtonin as nga turinjtë e derrave të egër, as nga bagëtia e fshatit që

pakujdesshëm futej në ato gropa të mbushura me ujë, pa e ditur se ato ishin pjesë e një betimi shumë domethënës për ato hapësira. Pa dyshim se kjo punë do të bëhej e madhe, se pushtetarët nuk do të rrinin pa reaguar nga ajo që ndodhi te suka disa metra më poshtë Kroit të Sylbinecit, por komunistët e kryeqendrës së Maqedonisë asokohe kishin një hall më të madh se ai i mirëmbajtjes së parullave: kishin nisur të merreshin me një dukuri që rrezikonte jo vetëm ideologjinë e tyre, po do të prishte edhe baraspeshën e përbërjes etnike të klasës punëtore. Ata, pra, i kishin rënë në të se gratë e hapësirave tona lindin thuajse çdo vit nga një fëmijë, edhe atë deri në moshën e tyre të shtyrë, gjë që e kuptuan si armiqësi të heshtur ndaj të gjithë grave të tjera, të cilat mezi arrinin gjatë jetës së tyre të frytshme të bënin nga një fëmijë. Kështu që gazetat nuk shkruanin më as për të burgosurit e rinj nga fshati ynë që kinse kishin thënë se me shurrë do t'i mbushnin shkronjat e parullës nëse do të shterej kroi, as për deformimin e shkronjave të parullës "Edhe pas Titos - Tito", të cilën, ndërkohë, e kishte mbuluar kullosa, por u mbushën me artikuj shkencorë që ofronin zgjidhje si të zvogëlohej pjellshmëria e grave të këtushme. Fshatarët tanë nuk reaguan publikisht, as thanë gjë lidhur me këtë problem, përpos që shkaqet e pjellshmërisë së madhe i gjenin edhe te moselektrifikimi i fshatit, gjë që i çonte të bien në gjumë më herët se qytetarët. E kur njeriu bie në shtrat aq herët, dihet se çka mund të bëjë, thoshin ata në tallje duke u përballur me mendimet e ekspertëve të ndryshëm, të cilët kishin shqyrtuar edhe përvojat botërore në këtë drejtim, siç ishte ajo e komunistëve kinezë që ua kishin ndaluar familjeve të kenë më shumë se një fëmijë. Disa njohës të problemeve demografike kishin shkuar edhe më thellë

dhe kishin propozuar të zbatohej ajo që kishin përdorur sulltanët turq që t'i shpëtonin gratë e haremit nga shërbëtorët e vet – tredhja. Andaj nuk munguan as propozimet që burrave të këtushëm t'u tridheshin bolet, apo thjesht t'u ndërpritej kanali i spermës dhe bablokët t'u shërbenin vetëm për pshurrje, e jo edhe për t'u kënaqur me gratë e veta. Ky propozim, si edhe shumë të ngjashëm, nuk ishte përkrahur sepse kërkonte angazhimin e shumë ekipeve mjekësore, që do të dobësonte arkën shtetërore. Nga arsyet e ngjashme nuk u përkrah as propozimi që dhomat e fjetjes nëpër kullave tona të mos muroheshin me gurë, por të rrethoheshin me blloqe qelqi të tejdukshëm, që rojtarët e natës të mund t'i kontrollonin bashkëshortët e këtushëm se a bënin gjumë së bashku, apo të ndarë, siç do të rregullohej me ligj që do duhej propozuar nga përkrahësit e kësaj ideje. Më në fund, u përkrah propozimi që familjeve tona t'u ndalohej me ligj të kishin më shumë se dy fëmijë, dhe kush do të donte më shumë pasardhës se kaq, do t'i paguante tatim shtetit. Ky vendim u duk si më i pëlqyeri dhe më humani dhe menjëherë filloi të zbatohet. Dhe ndodhi çudia, të cilën nuk e priste njeri: jo që nuk u zvogëlua lindshmëria në fshat, por filloi të shtohej edhe te gratë e qytetit, e që disa e shpjeguan se ka të bëjë me atë se burrat tanë kishin filluar t'i zbraznin bolet te qytetarkat, të cilat përnjëherë kishin filluar të interesoheshin se ç'lloj burrash do të ishin këta për të cilat shkruanin gazetat dhe të cilat që moti kishin filluar të ndiejnë uri për shtrëngim të fortë burrash. Mbase këto thënie ishin të gabuara, por nuk kishte dyshim se të gjitha këto ngjarje kishin ndikuar në lodhjen e kryeplakut, i cili gjithnjë e më shumë përballej me më dështuesen: pamundësinë t'u ofrojë mbrojtje fshatarëve nga ato ndodhi

të njëpasnjëshme që shënonin dekadën e tetë të shekullit të njëzetë. Andaj edhe mosdaljet e tij tek oborri i xhamisë, shtëpiarët e tij në fillim e morën si pasojë e lodhjes së madhe nga ndodhitë e atij viti. Në fillim ata as që u shqetësuan gjithaq, por vetëm kujdeseshin që të mos e trazonte njeri, të pushonte i qetë në dhomën e vet ku ishte mbyllur, apo kur qëndronte i heshtur ulur në çardak. Siç e përmenda më lart, një nga ato ditë kur djemtë e tij rrinin në çardak të habitur nga sjellja e babait, ai doli nga dhoma dhe u tha: “Shkoni ma thirrni gruan! I thoni t’i harrojë të gjitha mëritë dhe le të kthehet në kullën ku e solla nuse! I thoni se dua të bisedoj diçka me të!” Atë buzëmbrëmje kur porositi të shkonin ta thirrnin gruan e tij, kryeplaku dukej më i zbehtë se ditët e mëparshme. E shoqja erdhi, qëndroi me të shoqin disa orë e mbyllur në odën e dikurshme të tyre të fjetjes, dhe nga andej doli e përlotur. “Këto janë vitet e fundit të urithit dhe së shpejti do të vijnë ato të shqiponjës! Jo se atëherë do ta kemi më lehtë, jo se ato nuk do t’i hanë qengjat tanë më të butë që kemi në kope, jo se do ta dimë ku ato shpendë kanë thurur foletë e veta, por në mos më shumë, do të mund të shohim fluturimin e tyre!” - i kishte thënë gruas së vet duke e lutur që të kthehej te kulla familjare ku me shekuj kishin jetuar paraardhësit e fisit të kryeplakut. Por ajo kishte kundërshtuar. Pastaj, kur ra terri, ata që të dy i nisën drejt oborrit të xhamisë. Dhe tërë atë natë e kaluan të ulur te shtatë rrapet. Djemtë e tij qëndruan të mbështetur nga ana e jashtme e avllisë, që të ishin më pranë tyre nëse do t’u ndodhte diçka. Burrat që të nesërmen erdhën të falnin namazin e mëngjesit, qëndruan të shtangur kur panë kryeplakun dhe të shoqen të flinin të qetë të mbështetur te trungu i mbetur mbi dhè i rrapit me gropë. Askush

nuk guxonte t'i zgjojë nga gjumi. Ata i hapën sytë kur nga minarja jehoi zëri i hoxhës. Dhe askush nuk e dinte se asaj nate e shoqja i kishte thënë kryeplakut se do të kthehej te kulla e tij vetëm nëse ai do të pranonte sërish të bëheshin niqah, se që nga viti i vdekjes së Fatkës ajo nuk ndihej se ishte e kurorëzuar me të, se këtë e kishte kuptuar nga melaqet që i kishin ardhur në ëndërr të mbuluara me duvakun e saj të grisur të nusërisë. Kërkesa e saj e kishte tërbuar kryeplakun dhe e kishte çuar t'i thotë të shoqes: "Nuk dua të më vish as në ditën e vdekjes nëse që nesër nuk kthehesh në vatrën ku ke familjen! Ke kohë që sonte, këtu pranë meje, të mendosh se si do të veprosh, por nëse ndodh të më thuash jo, nuk do të jesh e imja as në atë botë!" I kishte zënë gjumi pranë trungut të mbetur të rrapit me gropë, i cili që nga koha kur u rrëzua, i ngjante një cungu të dalë nga toka, e gropa e të cilit dukej si e bërë me dorë, që brenda saj të mblidhej uji i shinajeve. U zgjuan nga thirrja e ezanit të myezinit, i cili ftonte fshatarët të vinin të falnin mëngjesin e asaj dite. U ndienë keq kur panë burrat e fshatit që shikonin drejt tyre. Pastaj u ndanë: kryeplaku u kthye në kullë dhe e shoqja shkoi te shtëpia e saj pranë xhamisë ku ruante nipërit e mbesat me të cilët i ishte mbushur oborri. Nga ajo ditë, plaku i dikurshëm i qëndrueshëm, për të cilin vështirë ndonjëri do ta besonte se mbi shpatullat e veta bart tetëdhjetë e gjashtë vite, brenda javës u bë një hije e lodhur, e cila nga dita në ditë, mezi arrinte të çohet nga krevati.

Tanimë të gjithë e kuptuan: nuk bëhej fjalë për lodhje të përkohshme, as për plogështi që shpesh i shoqëron vitet e pleqërisë, vitet që krahasuar me ato të rinisë, nuk janë më strofull e luanit, por fole e kukuvajkës. Pra, e kuptuan se kryeplaku përballej me ndonjë sëmundje që ia brente

trupin dhe shpirtin si krimbi i padukshëm mollën që nga jashtë duket e shëndoshë dhe e paprishur, por brendia i harxhohet, nga dita në ditë kalbet. Ato ditë kur gazetat ishin përplot lajme për atë që ndodhte matanë maleve që na ndanin nga Kosova, kryeplaku jo vetëm që më nuk dilte në çardak, por përnjëherë u hesht, thuajse iu mor goja. Shikonte nga dritarja e Odës së Burrave Kroin e Sylbinecit dhe kasollen e Fatkës, çka i çonte djemtë e tij të mendonin se ndoshta ishte i etur për ujin e këtij kroi dhe prandaj shkonin e mbushin ujë atje. Ndryshime të pakta te kryeplaku u vërejtën qysh nga dita kur gruaja e tij kërkoi nga djemtë e saj t'i ndërtonin një shtëpi të vogël te lëndina përpara xhamisë, aty ku dikur bëheshin dasmat e fshatit, duke u ankuar se në këtë kullë e shqetësonin hije e zëra të çuditshëm që nuk e lejonin të bënte gjumë e qetë, edhe pse shtëpiarët e tjerë nuk vërenin të ndodhte diçka në ato dhoma të muruara me gurë e baltë qysh në kohën e turkut. Siç ju kam rrëfyer edhe më parë, djemtë e saj morën lopatat e kazmat, mblodhën shokët e tyre dhe filluan të gërryenin themelet edhe pse kryeplaku u tha se fare nuk i pëlqente kjo që bënin, edhe pse babai i tyre kërkoi nga ata të mos binin nën ndikimin e një gjendjeje shpirtërore kalimtare të nënës së tyre. Mbase djemtë e tij ishin të parët që iu kundërvunë vullnetit të tij dhe vazhduan të ndërtonin atë shtëpi. Që atëherë kryeplaku ndihej nga pak i lënduar. Jo se nuk vazhdonte të ishte ai fjalëpreri i dikurshëm, ai burri vendosmëria e të cilit ishte e paluhatshme po aq sa edhe shkrepat në malet përreth, por gjithnjë e më shpesh kalonte kokulur pranë shtëpisë pranë xhamisë. Kurrë në të kaluarën nuk kishte ndodhur që ndonjë të braktiste kullën familjare pa pëlqimin e kreut të familjes, e aq më pak gruaja të ndahej nga burri. Kishte

ndodhur nusja t'i kthehej familjes së saj për shumë arsye, por nuk mbahej mend ndonjëherë të kishte ndodhur që gruaja e dikujt të kërkonte të jetojë e ndarë nga i shoqi duke e pasur atë ende gjallë. “Do të kërkoj qetësinë time të munguar, dua t'i kushtohem vetëm vetvetes!” - u kishte thënë gruaja e kryeplakut djemve të vet duke i lutur t'ia plotësonin atë dëshirë dhe t'i krijonin kushte t'i përkushtohej vetëm lutjeve drejtuar Zotit. Ata e kishin lutur të ndërronte mendje, e kishin bindur të mos ia shkaktonte këtë dhembje babait të tyre, por ajo u kishte thënë se po të mos i ndërtonin ndonjë dhomë te lëndina në krye të fshatit, ajo do të shkonte të jetonte te xhamia. Jo një herë edhe kryeplaku e kishte lutur të mos dilte aq shpesh rrugëve të fshatit, të kujdesej për nderin e tij, të mos e binte punën që të gjithë ta përflisnin, por ajo pa një pa dy, i kishte përplasur në fytyrë një thënie, e cila vite të tëra atij do t'i ushtojë në vetëdije: “Një jetë të tërë e flijova në mbrojtje të burrërisë tënde, një jetë të durova të më vije në shtrat me erën e trëndafilave të Fatkës dhe të gjitha t'i fala! Por, shkuarjet e tua te varri i saj, morën nga unë tërë atë që ndieja për ty, andaj tani dua që pjesën tjetër të jetës sime ta kaloj duke mbrojtur pastërtinë e shpirtit tim!” Ai jo se nuk kishte shkuar ditëve të bajramit të pastronte edhe varrin e Fatkës, por këtë e kishte bërë që të mos e mbulonte kullosa vetëm sepse ajo nuk kishte asnjë të afërm të vetin në fshat. Kur kishte dëgjuar atë akuzë të saj, kryeplaku e kishte lutur të hynin në dhomën e tyre të fjetjes dhe i ishte përgjëruar ta kuptonte, ta besonte se ai kurrë nuk kishte përbuzur dashurinë e saj. “Mos mendo se nuk e di i kujt është djali që rritëm, se nuk e kam kuptuar pse asaj dite kërkove nga unë të shkonim te Kroi i Sylbinecit, por të gjitha i kam heshtur vetëm që të të ketë

hije kur ulesh në krye të vendit te shtatë rrapet, apo në Odën e Burrave. Por, më nuk mundem, e ndiej se diçka ma bren shpirtin e nuk ma lejon të ndiej ngrohtësinë e kësaj kulle si dikur kur nuk kisha këtë shqetësim." - i kishte thënë ajo të shoqit me lot në sy. Pas kësaj kryeplaku kurrë më nuk kundërshtoi punën e djemve të vet, të cilët posa kishin filluar t'i gërryenin themelet e shtëpisë së ardhshme të nënës së tyre, aty nga ana e lindjes, kishin hasur në një pllakë të madhe të mermertë që i ngjante gurit të mullirit, të cilën mezi kishin arritur ta nxirrnin nga toka. "Këtë gur dua ta vendosni në mes të dhomës sime të ardhshme!" - u kishte thënë e ëma, kur i kishin treguar se puna është ndërprerë se duhej të mblidheshin gjithë burrat e fshatit që të ngrinin atë gur ku ishin shkruar disa shkronja, të cilat askush nuk dinte t'i lexojë. Brenda disa muajve u murua shtëpia e vogël disa hapa para avllisë së xhamisë. Ditën kur djemtë i çuan plaçkat e nënës te shtëpia e saj e re, kryeplaku qëndroi në çardak i ngërthyer në një mëdyshje që nuk ia tha askujt. Ata çuan atje krevatin, arkat ku ajo ruante rrobat e veta edhe pse në vitet e para ajo atje kalonte vetëm ditën dhe pesë vite më vonë vendosi që të mos kthehej as natën në kullë. Natën e parë kur çoi fjalë se më nuk do të kthehej në kullë, djemtë e saj dhe djali i huaj, të cilin kishte mëkuar me qumësht dhe e kishte rritur si të ishte e gjakut të saj, e kaluan pranë shtëpisë së saj. Asaj nate ajo hyri në dhomë thuajse gjithmonë kishte jetuar aty. Gjatë tërë natës nuk e fiku dritën e llambës së vajgurit. As djali i saj më i vogël që kaloi të jetonte me të, asaj nate nuk vuri gjumë në sy. Shikonte nënën si falej, si binte e çohej nga sezhdeja. Pastaj nxori nga arka e saj e nusërisë të gjitha këmishët që nuk i kishte veshur kurrë. Të nesërmen ajo i thirri aty të gjitha nuset e djemve të saj

dhe u ndau disa veshmbathje që i kishte sjellë qysh si nuse. E thirri edhe bonjakun që kishte rritur dhe i dha një këmishë burrash të qëndisur te burushukët me rruaza të kaltra. “Dua ta veshësh ditën kur do të bëhesh dhëndër!” - i tha duke e puthur në ballë si të ishte djali i saj. “Të ndiej si nënë të vërtetë, çdokund e ndiej erën e qumështit tënd, o nanuçe!” - iu falënderua ai duke dënesur. “Të kaluan vitet, andaj nuk e kuptoj pse nuk martohesh dhe ç’pret kryeplaku që nuk të lyp nuse! Nuk dua të mbetesh i vetëm, e as në gojën e ligë të fshatarëve, të cilët do të trillojnë arsye nga më të pakuptimtat pse nuk martohesh!” Jo se kryeplaku nuk kishte kërkuar nga ai t’ia hapte rrugën e të kërkonte ndonjë vashë me të cilën do të martohej, por djali i tyre i birësuar kundërshtonte martesën. Por të mos largohem nga rrjedha kryesore e rrëfimit, dhe të shtoj se nga dita që e shoqja braktisi kullën, kryeplaku ndihej si i braktisur. Edhe pse arrinte ta fshehte mërzinë, nuk ishte e vështirë të vëreje shqetësimin që i shkaktoi kjo ngjarje e papritur. Thuajse i vinte turp nga burrat e tjerë të fshatit, të cilët, gjithashtu, ishin të befasuar dhe të hutuar nga ajo që kishte ndodhur. Askush në fshat nuk e kuptonte se ç’kuptim kishte kjo ngjarje e paparë dhe e padëgjuar të kishte ndodhur ndonjëherë më parë në fshatin tonë. Pas disa muajve, çdo gjë mori përmasat e çudisë së harruar, të mbuluar me rrjedhën e ngjarjeve të mëvonshme, kështu që askush më nuk ua varte veshin shkuarjeve të nuseve që vizitonin vjehrrën e tyre. Por një gjë dihej dhe mbeti si e vërtetë po aq sa edhe muret e shtëpisë që u bë pjesë e hapësirës përpara xhamisë: askush dhe asnjëherë nuk e pa kryeplakun të hynte apo të dilte nga ajo shtëpi ku u shpërngul e shoqja e tij. Njësoj siç nuk e panë gruan e tij të vizitonte kullën që kishte braktisur. Ajo u ngjit shkallëve

të kullës disa ditë para se kryeplaku të shtrihej në shtrat nga një sëmundje që përnjëherë filloi t'ia ligështojë trupin, atë ditë kur ai i kishte thënë të shoqes se u vinte fundi viteve të urithit. Ditët e para të sëmundjes, kryeplaku i ndjeu si një barrë të rëndë shkaku i së cilës nuk mund të çohej në këmbë. Pastaj ndjeu një rëndim të kapakëve të syve, kështu që ato nuk mund t'i hapte sado që donte t'i shihte djemtë që i qëndronim pranë shtratit. Pastaj filluan t'i varen edhe muskujt e faqeve, thuajse përnjëherë i ishin ndarë nga eshtrat e kafkës dhe atë burrin e dikurshëm me fytyrë të bukur e të mprehtë, nuk mundej ta shikoje pa ndier dhimbsuri dhe keqardhje shkaku i atij shfytyrimi që i kishte ndodhur. Djemtë e tij shkonin dhe e lusnin nënën të vinte ta vizitonte, por ajo u thoshte se ka fjalë që janë më të rënda se vdekja, se mbi këtë tokë mund të ecësh edhe me barrën e moshës edhe me atë të brengave, por jo edhe me rrënojat e besimit të derdhur, dhe andaj ndihej e paaftë të shihte të shoqin se si vuante nga ajo sëmundje që e vyshkte trupin e tij si lule e paujitur. "Dua ta kujtoj të atillë siç ishte, e jo këtë të plogështin mbi shtratin e të cilit ju qëndroni ditë e natë duke pritur kur do të japë shpirt!" - u kishte thënë ajo djemve pa u luhatur fare nga lutjet e tyre dhe sqarimet se ishte e pahijshme të mos i qëndronte edhe ajo pranë shtratit burrit të vet të sëmurë. Ajo i përcolli djemtë e vet deri te dalja e oborrit dhe u dha një shërvete të verdhë që me të t'ia mbulonin fytyrën kur ai të jepte shpirt. Ato ditë ajo kishte shkuar te varri i Fatkës dhe atje kishte dënesë duke kënduar ajete kuranore dhe duke lutur Zotin që gjithë mëkatarëve të kësaj bote t'ua falte bëmat që i largonin nga kopshtet e parajsës.

Tre djemtë e tij, së bashku me vëllanë e tyre të qumështit, e kuptuan se kryeplaku i ishte dorëzuar

sëmundjes, se ai nuk kishte më forcë t'i bënte ballë kësaj beteje. Prandaj qëndronin pranë shtratit të tij të pafuqishëm ta ndihmonin as atëherë kur ai mundimshëm orvatej t'i hapte sytë që të shihte se a janë ata aty, apo e kishin lënë vetëm. Ditën kur gazetat e Shkupit botuan lajmet se në Kosovë kishte filluar edhe një vit përplot ankth, atij dukshëm iu keqësua gjendja shëndetësore. Kot që e lusnin të pranonte ta çonin te mjeku: nuk pranonte. "Shkoni mblidhni disa Lule të Mjaltit që rriten mbi varrin e Fatkës dhe më bëni çaj prej tyre!" - u tha djemve një ditë kur dukej se ishte më mirë dhe disi arrinte t'i hapte sytë. Çajin e piu me oreks, edhe pse ditë të tëra nuk kishte ngrënë gjë. Asaj nate ai kërkoi nga djemtë e vet të shkonin të binin në gjumë. Vetëm djali që e rriti kujdesshëm si të ishte i gjakut të tij i qëndroi edhe asaj nate pranë. Ai e lëshoi dorën e vet mbi prehrin e bonjakut të përlotur dhe u mundua t'i thotë diçka. Mundimshëm, duke lidhur fjalë pas fjale, si të farkonte zinxhirin e një brenge dhe malli të kahmoçëm, u dëgjua një pëshpëritje e lehtë: "Tërë pasurinë që pati, Fatka e ka lënë nën gurët e hamamxhikut! Të gjitha që janë aty të takojnë ty!" Djali heshtte. Çka ia vlente sikur edhe t'i thoshte se gjithmonë e kishte dashur si ta kishte baba të vërtetë, sa do t'ia vlente tani ta pyeste çkado qoftë kur shihej qartë se ishte në kllapi dhe gjërat që i thoshte mund të ishin edhe të pavetëdijshme. Pastaj, fytyrën ia ledhatoi një buzëqeshje e lehtë. Djali i birësuar i kryeplakut që të nesërmen shkoi te kasollja e Fatkës. Aty, nën gurët e hamamxhikut të saj, gjeti një sënduk të vogël prej druri të arrës, të stolisur me gozhda argjendi. E hapi dhe brenda pa disa stoli ari si dhe bishtin e flokëve që dikur ia preu kryeplaku tek oborri i xhamisë. I mori të gjitha me vete dhe ia çoi gruas së kryeplakut. "Nanuçe,

m'i ruaj këto gjëra dhe bishtin e flokëve, sepse nuk kam njeri tjetër më të afërt e më të dashur se ti!" - i tha asaj. Mori me vete vetëm një çarçaf të qëndisur me penj sermi. Gruaja e kryeplakut qau kur pa atë arkë të drunjtë dhe i tha: "Pas vdekjes sime kjo shtëpi do të jetë e jotja! Prandaj doja ta ndërtoje, andaj edhe e ngroha me dashurinë time ndaj teje! Unë nuk të dhashë vetëm qumështin, por doja të të ofroj edhe qetësinë jetësore, doja të të mbroj nga ata që duke u marrë me të kaluarën tënde, do të linin pa të ardhme!" Pas disa ditëve, edhe djemve të vet u kishte thënë se shtëpia ku jetonte e vetmuar, pas vdekjes së saj do t'i takonte vëllait të tyre të qumështit. Por, të mos merrem tani me këto gjëra anësore dhe të vazhdoj me trishtimin që ngjalli në fshat sëmundja e papritur e kryeplakut. Që nga dita kur ra në shtrat, ai kurrë më nuk u çua në këmbë dhe askush nga burrat e fshatit nuk arriti ta shohë deri në ditën e vdekjes, kur të gjithë me radhë ia ledhatuan fytyrën që t'ia bënin hallall të gjitha që mund t'ua kishte borxh. Ai i kishte porositur djemtë e vet që askënd të mos linin të hynte në dhomën e tij përderisa dergjej i sëmurë. "Kjo vlen edhe për nënën tuaj!" - u tha ai djemve, të cilët as që i treguan se ajo qysh më parë u kishte thënë se nuk do të vinte në atë kullë as ditën kur i shoqi do të ndahej nga kjo jetë. "Ajo do ta kuptojë drejt këtë vendim timin!" - u tha ai duke mos dashur që ata të lëndoheshin nga vendimi i tij. Dhe jo vetëm që ajo nuk erdhi ta vizitonte përderisa ai qëndronte i shtrirë në shtrat, por as ditën kur e nxorën xhenazen që ta çonin drejt xhamisë, ajo nuk doli në oborr që të shihte tabutin e tij. Por, para se të rrëfej për ditën kur kryeplaku dha shpirt dhe fshatarët u ndanë nga ai, të kthehem te shtrati i tij ku ditë e net me radhë qëndronin të heshtur djemtë e tij. Lajmi se kryeplaku ishte sëmurë

mori dhenë më shpejt, sesa lajmet që sillnin gazetat. Banorët e fshatrave përreth çonin fjalë se donin të vizitonin të sëmurin, por kur morën vesh se ai nuk pranonte vizita, pleqtë e fshatit tonë hapën konak te shtatë rrapet, tek oborri i xhamisë, dhe aty i prisnin vizitorët që vinin të pyesnin se si është me shëndet kryeplaku. Kështu që kolona të pandërprera burrash vinin nga vendbanimet e afërta, uleshin nën hijen e rrapeve dhe rikujtonin burrërinë e kryeplakut, apo bisedonin për ndonjë ngjarje të largët që ishte e ndërlidhur me jetën e këtyre hapësirave. Kjo ardhje e  shkuarje e burrave të shumtë, u kishte rënë në sy edhe pushtetarëve, kështu që edhe ata nuk munguan dhe erdhën në fshat, por thuajse askush nuk u mor me ta. Më në fund fshatarët ishin mvelë nga ndërhyrjet e tyre nga të cilat nuk mundeshin të qetë të bënin as dasmat, e as t'i varrosnin të vdekurit e vet. Pushtetarët pyesnin të rinjtë se ç'ishte ai grumbull pleqsh që hynin e dilnin nga oborri i xhamisë. Të rinjtë e fshatit i kishin bindur se nuk ndodhte asgjë e veçantë, se ata burra vinin të vizitonin kryeplakun e sëmurë. "E pse nuk shkojnë te kulla e tij, po te shtatë rrapet?" - kishin pyetur ata. "Sepse ashtu do i sëmuri, sepse ashtu është më mirë për të gjithë ne që duam t'ia shpaguajmë të gjitha që bëri!" - kishin shpjeguar të rinjtë. Mbase pushtetarët edhe do të ndalonin ato ardhje të burrave nga fshatrat e tjerë, por ishin të zënë me shqetësimin si t'ia bënin me të rinjtë që asokohe filluan shpesh të shkonin e të vinin nga Prishtina. Ata kishin marrë informata nga Beogradi se edhe ne të këtushmit kishim gisht në ngjarjet që ndodhnin pas malit të Sharrit, andaj tani nuk kishin gjithaq hallin e bisedave nën hijen e rrapeve, sa ardhje-shkuarjet e të rinjve tanë në Kosovë. Një javë para se të vdiste kryeplaku, në fshat erdhën edhe

kushërinjtë e tij nga Gjermania, pasardhësit e një nga të parët e tij që qysh në kohën e Perandorisë Osmane gaboi rrugën, dhe në vend që bagëtinë e fshatit ta çonte drejt kullotave të Edrenesë, e kishte drejtuar kah Dalmacia e Largët, nga ai kurrë nuk pranoi të kthehej. Ardhja e tyre e papritur shkaktoi tollovi në fshat, sepse askush nuk mund t'i afrohej të sëmurit që të kërkonte nga ai leje për të hyrë në dhomë e ta vizitonin. Më në fund shfrytëzuan çastin kur ai ishte në kllapi dhe ardhacakëve nga larg u lejuan t'ia ledhatonin faqet e zbehura. Posa kishte ardhur në vete, kishte thënë: "I pashë në ëndërr të gjithë të vdekurit që i mbaj mend! Si edhe Sefon që gabimisht e çoi bagëtinë tonë drejt brigjeve të Adriatikut!" Ato ditë në fshat erdhi edhe Habineja, të cilën fshatarët mezi se e njohën se ishte ajo vasha e re e dikurshme e Tefikut. Para se të hynte në fshat, ajo ishte ndalur pranë varrit pa kufomë, ishte gjunjëzuar pranë tij dhe i kishte ngritur duart kah qielli duke belbëzuar lutje drejtuar Zotit. Kur ishte nisur nëpër sokakët e fshatit, të gjithë kishin dalë që ta prisnin e t'i dëshironin mirëseardhjen. I dolën përpara edhe burrat që ishin ulur te shtatë rrapet. Habineja u drejtua kah porta e kullës së kryeplakut. U përshëndet me djemtë e kryeplakut, përqafoi përmallshëm djalin jetim që ishte rritur në atë kullë dhe thuajse pa dashje i kishte shpalosur shpatullën e djathtë nga u duk tatuazhi në formë kurore. U fut në dhomën ku qëndronte i shtrirë kryeplaku, ende pa arritur t'i tregonin se ai nuk pranonte vizitorë. Dhe aty Habineja dënesi dhembshëm duke e puthur në ballë. Kryeplaku nuk tha gjë. Nguli shikimin drejt saj dhe thuajse përnjëherë iu kujtua mësuesi i parë i fshatit. "Ne jemi fëmijët e një kohe të gabuar!" - belbëzoi Habineja, por i sëmuri nuk iu përgjigj, përpos që mundimshëm

zgjati dorën drejt saj dhe ia ledhatoi fytyrën. “Ne jemi fëmijët e viteve të urithit, u rritëm në një kohë kur duhej herë të bëheshim të padukshëm, e herë të dilnim mbi sipërfaqe sa të shihnim se ende jemi të gjallë!” - u tha Habineja djemve të kryeplakut kur braktisi kullën e tyre. Pastaj shkoi te shtatë rrapet nga me lot në sy sodiste fshatin. Dy netët që ndenji i kaloi në fshat. Fjeti te shtëpia e gruas së kryeplakut. Nuk pranoi të shkonte tek asnjë nga familjet që e lusnin të ishte mysafire e tyre. Një ditë para se të largohej nga fshati, ajo shkoi edhe te Kroi i Sylbinecit, vizitoi edhe kasollen e shkretë të Fatkës, u ndal pranë mezhdës ku dikur kryeplaku me të shoqen gjetën një foshnjë të braktisur dhe pastaj u nis kodrinës teposhtë.

Kryeplaku vdiq në gjysmënatën e ndërrimit të ditës së enjte me të premten, që hoxhallarët e mbanin si vdekje të atyre, të cilët Zoti i mirëpret në atë botë. Asaj nate ra një shi i rrëpishëm dhe vetëtima pandërprerë ndriçonte fshatin. Por kjo nuk i pengoi fshatarët të vinin te kulla e kryeplakut posa dëgjuan se ai kishte dhënë shpirt. Të nesërmen gdhiu një ditë me diell. Oborri i xhamisë ishte përplot me të ardhur edhe nga fshatrat përreth, e që donin të ndaheshin përgjithmonë nga kryeplaku ynë. Kur e nxorën xhenazen nga oborri i xhamisë për ta çuar te varret, pashë gropën e rrapit të mbushur përplot me ujë. I ngjante një syri të kthjellët që shikonte qiellin. Kur kalova pranë trungut që ngrihej mbi tokë, e që i ngjante një ene për të mbledhur pikat e shiut, m’u bë se në syprinën e ujit pashë fytyrën e mprehtë të kryeplakut. Por ajo ishte vetëm hija e një reje të vetmuar në qiell, e cila shikonte fytyrën e saj në atë syprinë të vogël prej uji. Kur u nisëm drejt varrezave, pashë edhe fytyrën e gruas së kryeplakut të ngjitur për xhaminë e dritares. Pranë tabutit të mbuluar me një çarçaf

të nxjerrë nga arka e Fatkës, ecnin tre djemtë e tij dhe djali që ishte rritur te kulla e kryeplakut. Ata bartnin në vetvete edhe barrën se nuk kishin përmbushur kërkesën e tij të fundit: ta varrosnin tek oborri i kasolles së Fatkës. Djemtë e tij thanë se më parë do të pranonin ta varrosnin pranë kufomës pa kokë, sesa aty ku kishte shprehur dëshirën kryeplaku. Vetëm bonjaku nuk kishte thënë gjë. Ai e dinte se të gjitha ngjarjet që i rrëfenin fshatarët kishin së paku nga tri domethënie: atë që ua japim dhe i besojmë ne, atë që e besojnë dhe e thonë të tjerët dhe domethënien që e kalb dheu së bashku me të ndjerin që atë domethënie përjetë e ka mbajtur të mbyllur në vetvete.

